**I PËRZGJEDHUR NGA BOTUESIT E *NEW YORK TIMES BOOK REVIEW* SI FITUES I ÇMIMIT "ALEX"**

I PËRZGJEDHUR SI **LIBRI MË I MIRË I VITIT** NGA

*NPR San Francisko Chronicle Entertainment Weekly, The Huffington Post, Amazon, Buzzfeed, Grantland Booklist, St. Louis Post-Disptach, Shelf Awarness, Book Riot School Library Journal, Bustle, Time Out New York*

"Në këtë roman, autorja i ka vënë dy qëllime vetes: të sjellë një libër emocionues dhe të rrëfejë një histori përtej ngjarjes që ka ndodhur... Këtu shohim se shfaqet portreti i ndjerë i një familjeje që përpiqet të gjejë vendin e saj në histori, dhe i një vajze të re që shpreson ta realizojë këtë. Në fund të fundit, ky është një roman që flet për barrën e rëndë të të qenit i pari brenda llojit, një barrë së cilës jo gjithmonë i mbijeton."

- Alexander Chee, THE NEW YORK TIMES BOOK REVIEW

"Një vepër e arrirë... Një vepër e trishtueshme. Celeste Ng arrin që me zotësinë e saj të ndërtojë një roman kaq kompleks, që u përket brezave të ndryshëm. "Ditar i pashkruar" është një libër i këndshëm, e cili hedh dritë mbi të fshehtat që mbajnë të bashkuar një familje amerikane dhe që njëkohësisht e përçajnë atë."

- LOS ANGELES TIMES

"Një rrëfim misterioz dhe një depërtim i thellë në jetën e një familjeje të përzier... një vepër shpërthyese."

- ENTERTAINMENT WEEKLY

"Një libër plot mjeshtëri dhe emocion... Temat e shoqërizimit të sjella nga autorja ndërthuren për të rrëfyer një histori të ndjerë dhe plot emocion."

- O, THE OPRAH MAGAZINE

THE *NEW YORK TIMES* BESTSELLER

## Vlerësime për librin "Ditar i pashkruar", nga Celeste Ng

"Një meditim i thellë për dallimet gjinore, racore dhe peshën e ambicieve të papërmbushura që rëndon mbi supet e një brezi të tërë dhe në mendjen e brezit pasardhës... Me mjeshtri dhe forcë bindëse, autorja pasqyron mënyrën se si disa mangësi komunikimi nuk mund të ndreqen kurrë."

*- San Francisco Chronicle*

Autorja lëviz me mjeshtri para dhe pas në kohë, pas tragjedisë, në të shkuarën e largët dhe në ndërgjegjen e çdo pjesëtari të familjes, duke krijuar një sërë misteresh dhe zbulimesh që të çojnë në pyetjen e shtruar në fillim: Çfarë ndodhi me Lidian?... Celeste Ng është mjeshtre në përdorimin e narracionit enciklopedik, duke krijuar në të njëjtën kohë një distancë historike dhe intimitet të thellë me çdo përpjekje dhe dështim të personazhit... Në pamje të parë, linja e historisë nuk është diçka e re. Ndodh një vdekje misterioze, një familje që shpërbëhet për shkak të keqkuptimeve dhe pikëllimit, një përpjekje për t'u integruar brenda normave të shoqërisë. Megjithatë, gjatë endjes së këtyre fijeve, ajo krijon një vepër plot kompleksitet. Në fund, ky roman portretizon peshën e dallimit mes njerëzve në një kohë kur kjo ndasi nuk kishte vlera kulturore... E jashtëzakonshme."

*- Los Angeles Review of Books*

"Një rrëfim misterioz dhe vëzhgim i thellë në jetën e një familjeje të përzier, vepra shpërthyese e Celeste Ng-së rrëfen pikëllimin e Marlinë dhe Xhejms Lisë pasi vajza e tyre gjendet e pajetë në një liqen."

*- Entertainment Weekly*

"Rrethanat misterioze të vdekjes tragjike të gjashtëmbëdhjetëvjeçares Lidia bëjnë që njerëzit e saj të dashur të pyesin veten se si e kalonte kohën e lirë ajo. Ky roman të sjell në mendje 'The Lovely Bones'."

*- Marie Claire*

"Një vepër e fuqishme, një mister letrar ku ndërthuret proza me konstatimin e dhimbshëm të ndasive racore, peshën e rëndë të pritshmërisë së familjes dhe zellin e madh për të qenë pjesë e një rrethi shoqëror... Romani i mbërthen lexuesit që në faqen e parë me shpresën se misteri do të zbulohet pas vdekjes së Lidias. Kjo gjë arrihet me mjeshtri në çdo aspekt."

*- The Huffington Post*

“Kapitulli i parë i romanit të Celeste Ng-së është i rëndë: vajza e madhe e familjes ka vdekur, por ajo që pason, është një vëzhgim i shkruar me mjeshtëri ndaj rezistencës përballë izolimit dhe të fshehtave që i mbajmë njëri-tjetrit. Ky është ndër romanet e mia të preferuara të vitit.” *- Parade*

“Çka spikat në këtë roman, është thelbi emocional i veprës së Celeste Ng-së. Mënyrat e ndryshme se si përballet familja Li me vdekjen e Lidias krijojnë fërkime të brendshme dhe është mbresëlënëse mënyra se si Ng-ja i trajton politikat racore. Me mjeshtëri, ajo tregon se si është të jesh e vetmja familje amerikano-kineze në një qytezë të vogël të Ohajos.” *- Grantland*

“I bukur dhe prekës... I ndërthurur me mjaft mjeshtri... Është e vështirë të besohet se ky është romani i parë i Celeste Ng-së. Me një sinqeritet therës, në roman trajtohen dinamika të ndryshme të një familjeje, të gjinisë, të diskriminimit racor dhe të peshës së pritshmërive njerëzore. Kjo shkrimtare ka një stil të përpiktë dhe të stërholluar. Fjalitë janë të thjeshta dhe ajo provokon emocione me anë të konstatimeve të hollësishme.”

*- The Cleveland PLain Dealer*

“Plot ndjenjë... Një portretizim prekës dhe mjeshtëror i dhimbjes së një familjeje... Është merita e Ng-së që ndonjëherë e bën të vështirë vazhdimin e leximit të librit; dhembja dhe trishtimi janë të dukshëm. Por kjo është situata e familjes Li dhe Ng-ja i rrëfen të gjitha.” *- Minneapolis Star Tribune*

“Mbresëlënës... Në përjetimin e një kohe, vendi dhe shoqërie të kaluar, por jo të harruar. “Ditar i pashkruar” flet për atë që lexuesit e sotëm duhet të mësojnë, mendojnë dhe të vlerësojnë.” *- St. Louis Post-Dispatch*

“I heshtur dhe i gjallë... Drama e një familjeje që rrëfen ngadalë të fshehtat e saj, duke e mbajtur lexuesin të mbërthyer.” *- The Missourian*

“I fuqishëm... Historia shumë e bukur e një familjeje të pikëlluar dhe moria e arsyeve personale dhe shoqërore që i shtyu Litë ta jetonin pjesën më të madhe të jetës si të panjohur për njëri-tjetrin. Mjeshtëria e Ng-së qëndron në faktin se ajo na bën që t’i duam personazhet e saj.” *- The Dallas Morning News*

“Mjaft prekës... I shkruar me mjaft mjeshtëri... Ng-ja nuk u rezervon personazheve një të ardhme të lehtë dhe as ndonjë shpresë të rreme lexuesve të saj.” *- Ann Arbor Observer*

“Me aftësinë e një kirurgu të vjetër zemre, Ng-ja hyn thellë dhe shkruan për pritshmëritë e nënës, për paragjykimet e rrënjosura dhe konfliktet mes fëmijëve të një familjeje në një kulturë ku sapo kanë hyrë martesat mes racave të ndryshme dhe ndryshimi i roleve gjinore.” *- More*

“Një prezantim mjaft prekës... Romani prek rrugët e panumërta që mund të marrë pikëllimi, të fshehtat që mban çdokush dhe se ç’ndikim mund të ketë një tragjedi në marrëdhëniet familjare.” *- Time Out New York*

“Kur Lidia Li, vajza e një familjeje dyracore në Ohajon e viteve ’70, gjendet e vdekur, jeta e brishtë e Live shkatërrohet. Martesa e prindërve të saj shpërbëhet, vëllanë e saj e bren dëshira për hakmarrje, kurse e motra ndihet e shpërfillur, duke ditur disa gjëra më shumë se të tjerët. Ng-ja mbledh çdo grimcë të tragjedisë, duke zbuluar të fshehta dhe duke nxjerrë në pah të vërteta mjaft tronditëse.” *- Entertainment Weekly (Grade: A-)*

“Një roman prekës... ku konfliktet kulturore janë vetëm sfida e parë.”
*- Vogue.com*

“Në pamje të parë, ky libër flet për një familje të përzier aziatiko-amerikane që përballet dhe përpiqet të zbardhë vdekjen misterioze të vajzës së tyre në Ohajon e viteve ’70 (kjo gjë rrëfehet që në fjalinë e parë). Libri tregon se si mund të jemi “ndryshe” në shoqëri, në martesë, në punë dhe me prindërit e fëmijët tanë. Ai flet edhe për presionin, presionin për të qenë pjesë e shoqërisë, për t’u përshtatur dhe për të qenë ashtu siç duan prindërit që të jemi. Libri flet për gra që braktisin karrierën për të qenë bashkëshorte dhe nëna të denja, si dhe për pasojat e kësaj; flet për përballjen me paragjykimet; për të fshehtat, lumturinë, trishtimin dhe për gjithçka që na pengon të shprehemi me njerëzit që duam. Flet për gjithçka dhe asnjë fjalë nuk është e tepërt apo e çuar dëm.”
*- Book Riot*

“Përmes historisë së vdekjes së një vajze adoleshente, Lidias, e cila vjen nga një familje e përzier e Ohajos së viteve 1970, kjo vepër emocionale analizon çështje të përkatësisë në shoqëri... Figura e Lidias sillet për lexuesin me një mjeshtri të rrallë dhe jeta e saj e trishtueshme prej adoleshenteje është përshkruar pa kurrfarë klisheje. Proza e Ng-së është e saktë dhe përcjell ndjeshmëri; përshkrimet e personazheve janë mjaft të pasura.”
*- Publishers Weekly (mes vlerësimeve kryesore)*

"Një prezantim i parë mbresëlënës... Ng-ja është një narratore mjaft e talentuar, por akoma më e talentuar në ndërtimin e karaktereve... Një libër i fuqishëm, i cili flet për mënyrën se si duhet ta vazhdojnë jetën ata që mbeten pas."

*- Bustle*

"Celeste Ng ndërton një narracion magjepsës, që shkrin probleme që lidhen me racën, paragjykimet, identitetin dhe gjininë në dinamikën e një familjeje të vetme. Një triumf i madh, që të kujton fillimet e suksesshme të Ha Jin-it, Chang-rae Lee-së dhe Chimanda Adichie-t, titujt e parë të të cilëve u bënë trashëgimi letrare."

*- Librari Journal (mes vlerësimeve kryesore)*

"Romani i parë i Ng-së, një roman jashtëzakonisht rrëqethës dhe mjaft kompleks, pasqyron konfliktet mes kulturave dhe brezave me mjeshtërinë e një shkrimtareje me përvojë. Ng-ja do të shënojë një sukses të vërtetë."

*- Booklist (mes vlerësimeve kryesore)*

"Celeste Ng eksploron dhe nxjerr në pah mjaft mirë të fshehtat e familjes Li... Këto të vërteta të mbajtura fshehur për një kohë të gjatë, në të cilat rëndojnë probleme racore dhe gjinore, dalin gradualisht në sipërfaqe, në këtë roman plot emocione dhe tërheqës, dhe jehojnë për një kohë të gjatë edhe pas faqes së fundit. Ky libër mjaft kompleks i Ng-së të tërheq si një rrymë e fuqishme dhe të mban lidhur derisa në fund dalin në pah të gjitha të fshehtat."

*- Kirkus Reviews*

"Celeste Ng rrëfen një histori që karakterizohet nga vdekja dhe pikëllimi që është i pashmangshëm; këto personazhe tradhtojnë, dashurojnë verbërisht, janë nevojtare, akuzojnë dhe falin. Ata janë njerëz që përjetojnë dhembje dhe përshkrimi i tyre nga Ng-ja është si delikat, ashtu edhe i pamëshirshëm. Në të njëjtën kohë, kjo histori tregon po ashtu se si është të jetosh njëkohësisht në dy botë: të jesh aziatik dhe amerikan, vendas dhe i huaj. Autorja i përshkruan të gjitha këto me nuanca të mrekullueshme."

*- Jesmyn Ward, - fituese e "National Book Award"*
*me librin "Salvage the Bones"*

"'Ditar i pashkruar' është një vepër misterioze letrare, e cila, duke e çuar lexuesin para e pas në kohë, nxjerr në pah të fshehtat e jetës familjare. Celeste Ng-ja ka shkruar një libër mjaft prekës dhe të fuqishëm."

*- Dan Chaon, autor i Await Your Reply*

"Nuk rrija dot pa e lexuar "Ditar i pashkruar"... Stili është mjaft i spikatur. Portretizimi i çdo personazhi të familjes Li, depërtimi në çështjet e racave të përziera dhe kërkimi i vrasësit të motrës dhe vajzës së tyre, Lidias, më mbajti të ngërthyer deri në fund."

*- Uwem Akpan, bestselleri numër një i New York Times me "Say You're One of Them"*

"Celeste Ng-ja ndërthur historinë e zhdukjes së një vajze të re me historitë e tjera që kanë ndodhur para kësaj ngjarjeje dhe me problemet racore e gjinore, pa harruar përshkrimin e tipareve të zakonshme të një familjeje: çfarë ofrohet e çfarë jo, si dhe çfarë nuk mund të zbulohet kurrë. Lidia Li përfaqëson ëndrrën, frikën dhe trishtimin e çdo prindi. Ajo është vajza e preferuar e familjes, por që mban shumë të fshehta brenda vetes. Është e pamundur të mos pikëllohesh së bashku me këto karaktere të skalitura me mjeshtëri, sepse jetojmë jetën e tyre dhe historia e tyre bëhet jona që nga paragrafi i parë i këtij libri të mrekullueshëm."

*- Ru Freeman, autor i On Sal Mal Lane dhe A Disobedient Girl*

## PËR AUTOREN

Celeste Ng u rrit në Pitsburg, Pensilvani, dhe në *Shaker Hights,* Ohajo, në një familje shkencëtarësh. Ajo ndoqi studimet në Universitetin e Harvardit dhe përfundoi masterin për artet e bukura në Universitetin e Miçiganit, ku mori edhe çmimin "Hopwood". Tregimet dhe artikujt e saj janë shfaqur në "One Story", "TriQuarterly", "Bellevue Literary Review", "Kenyon Review Online" etj., dhe gjithashtu ka fituar çmimin "Pushcart". Ajo jeton në Kembrixh, Masaçusets, bashkë me të shoqin dhe djalin e tyre.

# *një*

Lidia ka vdekur, por këtë nuk e di ende askush. Është 3 maji i vitit 1977, ora 06:30 e mëngjesit dhe askush nuk di gjë tjetër, përveç një fakti të thjeshtë: Lidia po vonohet për të ngrënë mëngjes. Si gjithmonë, pranë tasit të drithërave, nëna i ka vendosur një laps të mprehur mirë dhe detyrat e fizikës: gjashtë problema. Rrugës për në punë, i ati i Lidias e sintonizon radion e makinës në stacionin *WXKP*, stacioni më i dëgjuar i lajmeve në veriperëndim të Ohajos, sinjali i të cilit ndërpritet herë pas here. Vëllai i Lidias qëndron te shkallët, ende i përgjumur e duke gogësirë. E ulur në një cep të kuzhinës, motra e Lidias qëndron kërrusur dhe me sy të zgurdulluar mbi drithërat e saj, të cilat i rrufit lugë pas luge, dhe pret motrën të hyjë. Në fund, ajo thotë:

- Sa u vonua edhe kjo Lidia!

Sipër, Marlina hap derën e dhomës të së bijës, sheh shtratin dhe kupton se aty nuk ka fjetur askush: çarçafët dhe jorgani janë të rregulluar me kujdes dhe jastëku është i fryrë e i mysët. Çdo gjë duket në vendin e vet. Në dysheme, gjenden një palë pantallona kadife të verdha, të lëna shuk, dhe një çorape me motive ylberi. Në mur, ndodhet një rresht me medalje të fituara në konkurset shkencore dhe një kartolinë e Ajnshtajnit. Çanta e zhubrosur që

Lidia përdor për kamping, qëndron në fund të gardërobës, ndërsa çanta e gjelbër e shkollës mbështetur pas tryezës së punës. Mbi komo, ndodhet deodoranti *Baby Soft* i Lidias dhe ajri në dhomë është ende i mbushur me aromën e ëmbël të pudrës për fëmijë. Por Lidia nuk ndodhet aty.

Marlina mbyll sytë. Ndoshta, kur t'i hapë sërish, Lidia do të jetë aty, me kokën e mbuluar me jorgan, si gjithmonë, dhe me disa cullufe jashtë tij. Do të jetë mbledhur kruspull nën jorgan dhe së ëmës ndoshta nuk ia kanë zënë sytë, siç ka ndodhur edhe më parë. *Isha në tualet, mami. Zbrita poshtë që të pija pak ujë. Nuk kam lëvizur prej këtu.* Por kur hap sërish sytë, asgjë nuk ka ndryshuar. Perdet e mbyllura e bezdisin si një ekran televizori me miza.

Kur zbret në katin e poshtëm të shtëpisë, ajo ndalet te dera e kuzhinës me duart në mes. Heshtja e saj flet më shumë se fjalët.

- Po shkoj të shoh njëherë jashtë, - thotë më në fund. - Kushedi, ndoshta... - dhe teksa ecën drejt derës kryesore, sytë i mban të ngulur në dysheme, sikur gjurmët e Lidias të jenë stampuar në rrugicën e korridorit.

- Mbrëmë ishte në dhomën e saj. Dëgjova që kishte ndezur radion. Në orën njëmbëdhjetë e gjysmë, - i thotë Neti Hanës dhe papritur ngrin e kujtohet se nuk i kish thënë "natën e mirë".

- Mund të të rrëmbejnë kur je gjashtëmbëdhjetë vjeçe? - e pyet Hana.

Neti trazon drithërat e tij me lugë. Ato fishken dhe zhyten në qumështin që është turbulluar.

Nëna hyn sërish në kuzhinë dhe, për një çast, Neti lëshon një psherëtimë lehtësimi: ja ku është Lidia, shëndoshë e mirë. Ndodh ndonjëherë edhe kështu. Ato ngjasojnë kaq shumë, saqë, duke parë njërën me bisht të syrit, mund ta ngatërrosh me tjetrën: po ajo mjekër çamarroke, po ato mollëza të ngritura, po ajo gropëz në faqen e majtë dhe po ato shpatulla të ngushta. Vetëm ngjyra e flokëve ndryshon; Lidia i ka të zinj sterrë, ndërsa nëna ngjyrë mjalti. Ai dhe Hana i ngjajnë babait. Njëherë, një grua i kishte ndalur në dyqan dhe i kishte pyetur: "Kinezë jeni ju?" dhe kur

ata kishin pohuar për të mos ia zgjatur më shumë, gruaja kishte tundur kokën me krenari dhe kishte thënë: “E kuptova nga sytë”, duke tërhequr cepin e njërit sy me mollëzën e gishtit. Gjithsesi, përkundër ligjeve të gjenetikës, Lidia kish trashëguar sytë blu të së ëmës dhe ata e dinin se kjo ishte një arsye më shumë pse ajo ishte e përkëdhelura e mamit. Por edhe e babit.

Pastaj Lidia vendos njërën dorë te vetulla dhe kthehet sërish figura e nënës.

- Makina është ende këtu, - thotë ajo, por Neti e dinte këtë. Lidia nuk di t’i japë makinës. Ajo nuk ka as leje drejtimi për fillestarët. Një javë më parë, të gjithë ishin habitur kur ajo nuk e kishte marrë provimin dhe, pa atë, i ati nuk e linte as të ulej në vendin e shoferit. Neti vazhdon të trazojë drithërat që tanimë janë kthyer në një llum në fund të tasit. Ora në sallon bën tik-tak dhe tregon shtatë e gjysmë. Askush nuk lëviz.

- Do të shkojmë në shkollë sot? - pyet Hana.

Marlina ngurron. Më pas, merr kuletën dhe nxjerr rrëmbimthi mbajtësen e çelësave.

- Autobusi iku. Net, merr makinën time dhe shoqëro Hanën para se të shkosh në shkollë, - thotë ajo dhe, më pas, shton: - Mos u shqetësoni. Do ta zbulojmë se çfarë ka ndodhur, - vazhdon pa vështruar asnjërin prej tyre në sy. As ata nuk e vështrojnë.

Pasi fëmijët kanë ikur, ajo merr një filxhan nga rafti dhe përpiqet ta mbajë pa iu dridhur dora. Shumë kohë më parë, kur Lidia ishte e vogël, Marlina e kishte lënë njëherë në dhomën e ndenjjes duke luajtur mbi një jorgan dhe kishte shkuar në kuzhinë për të përgatitur një filxhan çaj. Lidia sapo kishte mbushur njëmbëdhjetë muaj. Pasi kishte hequr ibrikun nga soba, Marlina kishte kthyer kokën dhe e kishte parë atë te dera. Ishte trembur aq shumë, sa, pa dashur, e kishte vendosur dorën mbi stufën e nxehtë. Një spirale e kuqe i ishte formuar në pëllëmbën e dorës dhe, teksa instinktivisht e kishte afruar te buza për ta ftohur, kishte parë të bijën me sytë e mbushur me lot. Lidia qëndronte aty, mjaft e vëmendshme, sikur të ishte duke e parë kuzhinën për herë të parë. Marlina nuk ishte

mërzitur se kish humbur hapat e parë të së bijës apo se nuk e kishte vënë re se sa ishte rritur. Nëpër mend nuk i kishte kaluar pyetja *Si më shpëtoi?* por *Çfarë tjetër më ke fshehur?* Para se të ngrihej në këmbë, Neti ishte hedhur, tundur dhe ishte penguar pa fund përpara syve të saj, por Lidian nuk e mbante mend as të ishte hequr zvarrë. Megjithatë, dukej mjaft e sigurt teksa qëndronte me këmbët e zhveshura e me gishtat e vegjël që i dilnin poshtë paliçetave. Shpesh, Marlina ishte me shpinë nga ajo, teksa hapte frigoriferin apo nxirrte rrobat nga makina larëse. Ndoshta Lidia mund të ishte ngritur në këmbë javë më parë, ndërsa ajo mund të kish qenë duke gatuar në kuzhinë dhe nuk e kishte vënë re fare.

Marlina e kishte marrë Lidian në krahë, duke i përkëdhelur flokët e duke i thënë se sa e zgjuar ishte dhe se sa krenar do të ndihej i ati për të kur të kthehej në shtëpi. Por ishte ndier si para një dere të mbyllur: edhe pse ende e vogël, Lidia kishte të fshehtat e saj. Ndonëse Marlina e ushqente, e lante dhe e vishte, shumë pjesëza të jetës së saj qëndronin në hije. Ajo e kishte puthur të bijën në faqe dhe e kishte mbështjellë pas trupit që të ngrohej.

Në këto çaste, teksa rrufit çajin, Marlina kujton atë surprizë.

Numri i telefonit të shkollës është i ngulur në tabelën që ndodhet pranë frigoriferit. Marlina tërheq copën e letrës dhe formon numrin, e ndërsa zilja bie, ajo rrotullon telin e telefonit përreth gishtit.

- Shkolla e mesme e Midëlludit, - thotë sekretarja pas ziles së katërt. - Unë jam Doti.

Ajo e mban mend Dotin: një grua shumë e shëndoshë, me flokë në ngjyrë të kuqe të zbehtë, që i mban topuz.

- Mirëmëngjesi, - thotë Marlina dhe vazhdon duke ngurruar disi: - Ka ardhur ime bijë sot në shkollë?

E paduruar, por e sjellshme, Doti ia kthen:

- Kush jeni ju, ju lutem?

Për një çast, i duhet të mendohet që të kujtojë emrin e saj.

- Marlin. Marlin Li. Vajza ime quhet Lidia Li. Është në vitin e parë.

- Prisni sa të kontrolloj orarin. Ora e parë... - Për disa çaste vetëm heshtje. - Ndjek fizikën e vitit të dytë?

- Po, pikërisht. Me mësues Kelin.

- Po dërgoj dikë në klasë që të kontrollojë, - thotë sekretarja dhe teksa mbështet receptorin mbi tryezë, dëgjohet një zhurmë e mbytur.

Marlina ia ka ngulur sytë filxhanit dhe pellgut të ujit mbi banak. Disa vite më parë, një vajzë e vogël ishte futur vjedhurazi në një depo dhe i ishte zënë fryma. Më pas, policia kishte shpërndarë fletëpalosje në çdo shtëpi: *Nëse ju ka humbur fëmija, filloni menjëherë ta kërkoni. Kontrolloni në makinën larëse dhe në tharësen e rrobave, në bagazhin e makinës, në hambarin ku mbani veglat e punës dhe kudo tjetër ku mund të jetë fshehur. Telefononi menjëherë policinë, nëse nuk arrini ta gjeni.*

- Zonja Li, - thotë sekretarja, - vajza juaj nuk ka qenë në orën e parë të mësimit. Po telefononi që të justifikoni mungesën e saj?

Marlina e mbyll telefonin pa kthyer përgjigje. E vendos sërish numrin mbi tabelën ku ishte dhe, me gishtat e lagur, përhap bojën nëpër letër, duke i turbulluar numrat sikur të jenë rrahur nga një erë e fortë apo sikur të jenë zhytur në ujë.

Kontrollon të gjitha dhomat dhe dollapët. I hedh një sy edhe garazhit bosh: aty nuk vihet re asgjë tjetër, përveç një njolle vaji në dysheme dhe një ere trullosëse benzine. Ajo nuk e ka shumë të qartë se çfarë po kërkon: Gjurmë inkriminuese? Një vazhdë thërrmijash buke? Kur ishte dymbëdhjetë vjeçe, një vajzë nga shkolla e saj, më e madhe se ajo, u zhduk dhe u gjet e vdekur. Quhej Xhini Baron. Ajo vishte një palë këpucë me lidhëse, të cilat Marlina i pëlqente shumë. Kishte shkuar në dyqan për të blerë cigare për të atin dhe, dy ditë më vonë, trupin e saj e gjetën në anë të rrugës për në Sharlotsvil. Të mbytur dhe lakuriq.

Në atë çast, Marlinës ku nuk i shkon mendja. Vera e "Djalit të Semit" sapo ka filluar - edhe gazetat vetëm kohët e fundit ia kanë ngjitur këtë nofkë - dhe në Ohajo, titujt e gazetave kanë filluar të trumbetojnë vrasjen e tij të fundit. Brenda disa muajsh, policia

do ta kapë Dejvid Berkovicin dhe vendi do t'u rikthehet sërish problemeve të tjera, si: vdekja e Elvisit, videoloja e re *Atari* dhe Fonzi[1] që i hidhet përsipër një peshkaqeni. Në këto çaste, kur njujorkezët me flokë të errët blejnë paruka të verdha, Marlinës i duket bota si një vend i tmerrshëm dhe kaotik. Por befas kujtohet se gjëra të tilla nuk ndodhin këtu. Jo në Midëllud, të cilin banorët e konsiderojnë si një qytet të mirëfilltë, por që, në të vërtetë, është një qytezë universitare me tre mijë banorë. Pas një ore rrugë me makinë, mund të mbërrish në Toledo, ku të shtunën mbrëma mund të shkosh vetëm në pistën e patinazhit për të luajtur buling apo në kinema verore, ku edhe ai që konsiderohet si një liqen në mes të qytetit, është një pellg i thjeshtë (këtu gabohet: është treqind metra i gjerë dhe i thellë). Ndërkaq, në fund të shpinës, ndien një therje, sikur t'i kenë ngulur një thikë.

Brenda në tualet, Marlina tërheq perden e dushit, duke i bërë unazat të fërkohen pas shufrës, dhe vështron harkun e bardhë të vaskës. Kontrollon në të gjitha raftet e kuzhinës, në dollapin e ushqimeve, në portmanto dhe në sobë. Më pas, hap frigoriferin dhe shikon brenda. Ullinj. Qumësht. Një pulë në një enë të kuqe plastike, një tufë marule dhe një vesh rrush i bardhë. Prek kavanozin e ftohtë të gjalpit të kikirikut dhe e mbyll frigoriferin, duke tundur kokën, sikur, në njëfarë mënyre, Lidia të jetë aty brenda.

Dielli i mëngjesit mbush shtëpinë dhe, si një fill i hollë mëndafshi, ndriçon pjesën e brendshme të rafteve, dollapët e zbrazët dhe dyshemenë e pastër e të zhveshur. Marlina vështron duart, gjithashtu të zbrazëta, që duken sikur kanë marrë flakë nga rrezet e diellit. Ngre telefonin dhe formon numrin e të shoqit.

Për Xhejmsin, në zyrën e tij, kjo është një e martë si gjithë të tjerat. Ai përplas lapsin pas dhëmbëve teksa lexon një frazë paksa të njollosur në fletën që ndodhet mbi të tjerat: *Serbia ishte një*

[1] Personazhi kryesor i sitkomit "Happy Days".

*nga kombet më të fuqishme baltike.* Heq një vijë mbi fjalën *baltike,* shkruan *ballkanike* dhe kthen faqen. *Arkiduka Franc Ferdinand u vra nga elementët e organizatës "Dora e Zezë". Franc,* mendoi ai. *Dora e Zezë*. Vallë kishin kapur ndonjëherë libër me dorë këta studentë? Ai e përfytyron veten në sallën e leksioneve, me shkop në dorë dhe me hartën e Europës varur pas shpatullave. "Amerika dhe luftërat botërore" është thjesht një lëndë hyrëse dhe nuk pret që studentët të kenë njohuri të thelluara apo mendim kritik. Mjafton një kuptim i përgjithshëm i fakteve dhe të paktën një student që ta shkruajë ashtu siç duhet fjalën "Çekosllovaki".

Ai mbyll fletën e provimit dhe shënon pikët në faqen e parë - gjashtëdhjetë e pesë nga njëqind - dhe i rrethon. Çdo vit, me ardhjen e verës, studentët fillojnë të nervozohen dhe të pushtohen nga ankthi; shkëndija pakënaqësie fluturojnë si xixëllonja dhe më pas shpërndahen nëpër muret pa dritare të sallës së leksioneve**.** Fletët e provimeve nuk përcjellin kurrfarë entuziazmi, paragrafët ndërpriten, ndonjëherë edhe në mes të fjalisë dhe duket sikur studentët nuk arrijnë ta çojnë mendimin deri në fund. *Mos vallë është humbje kohe,* pyet veten. Të gjitha shënimet që ka përvetësuar, të gjithë diapozitivat me ngjyra për MekArturin dhe Trumanin dhe hartat e Guadalkanalit, nuk janë asgjë më shumë sesa disa emra qesharakë që të shkrijnë gazit. E gjithë lënda ishte thjesht një ndër provimet e shumta që duhej dhënë për të marrë diplomën. Çfarë tjetër mund të priste nga ky vend? E bashkon fletën me të tjerat dhe lapsin e vendos mbi to. Nga dritarja, sheh një park të vogël dhe tre djem të veshur me xhinse që luajnë.

Kohë më parë, kur ishte ende asistentprofesor, Xhejmsin e merrnin shpesh për student. Kjo gjë ka vite që nuk i ndodh më. Pranverën e ardhshme do të mbushë dyzet e gjashtë vjeç; tani është docent dhe mes flokëve të zinj dallohen disa thinja. Ama, ndodh sërish që ta ngatërrojnë me dikë tjetër. Njëherë, një sekretare në zyrën e rektorit e pandehu për një diplomat nga Japonia dhe e pyeti se si i kishte shkuar udhëtimi nga Tokio. Atij i pëlqen kur sheh habinë e njerëzve sapo marrin vesh se është profesor i historisë

amerikane. “E po, jam amerikan,” - saktëson ai kur njerëzit kapsallitin sytë nga zëri i tij, që ato çaste merr tone vetëmbrojtjeje.

Dikush troket në derë: është Luiza, asistentja e tij, me një grumbull letrash në dorë.

- Profesor Li, nuk doja t’ju bezdisja, por dera ishte e hapur, - thotë ajo dhe vendos mbi tavolinë fletët e provimeve e, për disa çaste, nuk thotë asnjë fjalë. Më pas, vazhdon: - Këta nuk kishin dalë mirë.

- As këta të mitë. Mendova se ata me notën dhjetë mund të të kishin rënë ty.

Luiza qesh. Kur e takoi për herë të parë semestrin e kaluar, në seminarin për stazhierët, mbeti i mahnitur prej saj. Nga pas, ajo i ngjante me të bijën: flokët i kishin njësoj: të errët, plot shkëlqim dhe që u zbrisnin deri mbi supe. Dukeshin njësoj edhe kur uleshin dhe bërrylat i mbanin ngjitur pas trupit. Por kur kthehej, fytyra e saj ishte krejt ndryshe, e mprehtë, ndërkohë që fytyra e Lidias ishte e gjerë, sytë i kishte ngjyrë kafe dhe vështrimin të ngulët. “Profesor Li, - i kishte thënë ajo duke zgjatur dorën, - unë jam Luiza Çen.” *Gjatë tetëmbëdhjetë viteve që kish punuar në kolegjin e Midëlludit,* kishte menduar ai, *kjo ishte studentja e parë orientale që kishte pasur*. Pa e kuptuar, kishte vënë buzën në gaz.

Një javë më vonë, Luiza kishte hyrë në zyrën e tij. “Familja juaj është kjo? - kishte pyetur duke e kthyer nga vetja foton që qëndronte mbi tryezë, të cilën e kishte vështruar në heshtje për pak çaste. Të gjithë kështu reagonin. Kjo ishte arsyeja pse ai e ekspozonte foton në këtë mënyrë. Xhejmsi shihte sytë e Luizës që zhvendoseshin nga fytyra e tij në fotografi, tek e shoqja, më pas te fëmijët dhe më pas sërish tek ai. - Oh! - kishte thirrur ajo pak më vonë, duke u përpjekur të fshihte hutimin. - Gruaja juaj... nuk është kineze?”

Të gjithë thoshin të njëjtën gjë. Por prej saj priste tjetër koment.

“Jo, - kishte thënë ai dhe e kishte vendosur kornizën në këndin e duhur prej dyzet e pesë gradësh në pjesën e përparme të tryezës. - Nuk është kineze.”

Gjithsesi, në fund të semestrit të vjeshtës, ai i kishte kërkuar të korrigjonte detyrat e studentëve. Në prill, i kishte kërkuar që të punonte si asistentja e tij gjatë kurseve verore.

- Shpresoj që studentët e verës të jenë më të mirë, - thotë Luiza. - Disa ishin të bindur se hekurudha që shkon nga Kepi në Kajro gjendet në Europë. Kanë mangësi të mëdha njohurish në gjeografi, edhe pse janë studentë.

- E po, këtu nuk jemi në Harvard, - thotë Xhejmsi dhe bashkon dy grumbujt me fletë provimesh e i sistemon mbi tryezë si të jenë një pako me letra bixhozi. - Ndonjëherë, pyes veten nëse është humbje kohe.

- Nuk është faji juaj nëse studentët nuk e marrin mundimin. Pastaj, nuk janë të gjithë kaq keq, ka edhe disa dhjeta, - thotë Luiza dhe kapsallit sytë. Papritur, merr një pamje serioze. - Jeta juaj nuk është humbje kohe.

Xhejmsi e kishte fjalën vetëm për lëndën, për faktin që po u jepte mësim këtyre studentëve të cilët, vit pas viti, nuk e merrnin mundimin as të fitonin njohuritë bazë. *Ajo është njëzet e tre vjeçe*, mendon ai, *dhe nuk di asgjë për jetën, nëse është humbje kohe apo jo. Megjithatë, tingëlloi bukur ajo që tha.*

- Mos lëvizni, - i thotë ai. - Keni diçka te flokët. - Flokët e Luizës janë të ftohtë dhe ende të lagur nga dushi i mëngjesit. Ajo rri si e ngrirë dhe me sy të zgurdulluar sheh Xhejmsin ngultas. Nuk është një petale, siç pandehu ai. Është një mollëkuqe, e cila, kur e kap me dorë, bën përpara me këmbët e verdha dhe qëndron kokëposhtë në thoin i tij.

- Këto dreq i gjen kudo në këtë stinë të vitit, - dëgjohet një zë që vjen nga dera dhe, kur Xhejmsi ngre sytë, shikon Stenli Hjuitin te pragu. Ai nuk e pëlqen shumë Stenlin, një burrë faqekuq dhe i shëndoshë, i cili flet ngadalë e me zë të lartë, sikur ka probleme me dëgjimin. Ai gjithnjë tregon barcaleta idiote që fillojnë me: *Xhorxh Uashingtoni, Bafëlo Bill dhe Spiro Agnu hyjnë në një lokal...*

- Doje gjë, Sten? - e pyet Xhejmsi, i vetëdijshëm se gishtin e madh dhe atë tregues i ka pozicionuar sikur t'i ketë drejtuar Luizës një pistoletë lodër pas shpine, prandaj e ul dorën menjëherë.

- Doja të të bëja një pyetje për njoftimin e fundit të dekanit të fakultetit, - thotë Stenli me një letër të shaptilografuar në dorë. - Më falni që ju ndërpreva.

- Unë sa po largohesha, - thotë Luiza. - Ditën e mirë, profesor Li, shihemi nesër. Edhe ju, profesor Hjuit, - përshëndet ajo dhe, teksa shkëmbehet me Stenlin në dalje, Xhejmsi vë re se është skuqur në fytyrë dhe, papritur, ndien një afsh të nxehtë ta kaplojë edhe atë. Pasi ajo del, Stenli ulet në cep të tryezës së Xhejmsit.

- Vajzë e hijshme, - thotë ai. - Edhe këtë verë do të jetë asistentja jote, apo jo?

- Po, - ia kthen Xhejmsi dhe hap dorën. Mollëkuqja lëviz drejt majës së gishtit duke ndjekur gjurmët e gishtit në një sërë lëvizjesh spirale. Atij i vinte t'i jepte Stenlit një grusht turinjve dhe t'ia ngrinte atë ngërdheshje në fytyrë. Donte të ndiente dhëmbin e tij teksa i çante noçkën. Por, në vend të kësaj, shtyp mollëkuqen me gishtin e madh. Krahët e saj i thyhen mes gishtave, ndërsa ajo kërcet si kokoshkë. Insekti shkërmoqet duke u kthyer në një pluhur me ngjyrë squfuri, kurse Stenli vazhdon të prekë me gisht kopertinën anësore të librave të Xhejmsit. Më vonë, Xhejmsi do ta kërkojë qetësinë e këtij çasti, të këtij çasti kur shikimi djallëzor i Stenlit është shqetësimi i tij më i madh. Por tani, kur telefoni bie, ai çlirohet kaq shumë nga kjo ndërprerje, saqë fillimisht as që e vë re shqetësimin në zërin e Marlinës.

- Xhejms, - i thotë ajo. - Mund të kthehesh në shtëpi?

Oficerët e policisë u shpjegojnë se shumë adoleshentë largohen nga shtëpia pa njoftuar. Në shumë raste, sipas tyre, vajzat janë të zemëruara me prindërit dhe këta të fundit as që e dinë. Neti i sheh teksa vërtiten në dhomën e së motrës. Ai pret të shohë pudër talk dhe furça, qen me nuhatje dhe lupa zmadhuese. Por, në vend të kësaj, ata *përqendrohen* vetëm tek afishet e vendosura mbi tryezën e punës, këpucët në dysheme dhe te çanta e shkollës gjysmë e hapur. Më pas, oficeri më i ri e vendos dorën mbi kapakun rozë e

të rrumbullakët të shishes së parfumit të Lidias dhe duket sikur po ledhaton kokën e një fëmije.

- Pothuajse të gjitha rastet e vajzave të zhdukura, - thotë oficeri më i moshuar, - zbardhen brenda njëzet e katër orëve. Ato kthehen vetë në shtëpi.

- Ç'do të thotë kjo? - pyet Neti. - *Pothuajse?* Ç'do të thotë kjo?

Oficeri e vështron që poshtë syzeve.

- Në shumicën e rasteve, - tha ai.

- Në tetëdhjetë për qind të rasteve? - pyet Neti. - Nëntëdhjetë? Nëntëdhjetë e pesë?

- Natan, - ndërhyn Xhejmsi. - Mjaft tani. Lëre oficerin Fisk të bëjë punën e tij.

Oficeri më i ri në moshë mban shënime në bllokun e tij: Lidia Elizabet Li, gjashtëmbëdhjetë vjeçe, e parë për herë të fundit të hënën, më 2 maj, e veshur me një fustan me lule që lidhet pas qafe, e bija e Xhejmsit dhe e Marlin Lisë. Në këtë çast, oficeri Fisk vështron me vëmendje Xhejmsin dhe diç i kujtohet.

- A nuk është zhdukur edhe gruaja juaj një herë? - pyet ai. - E mbaj mend atë rast. Ndodhi në vitin 1966, apo jo?

Xhejmsi ndien një afsh t'i përflakë qafën dhe i duket sikur djersa i rrjedh çurg pas veshëve. Ndihet i çliruar kur mendon se Marlina po pret pranë telefonit në katin e parë.

- Ishte një keqkuptim, - thotë ai i përmbajtur. - Një keqkuptim mes meje dhe sime shoqeje. Një çështje familjare.

- Ju kuptoj, - thotë oficeri më i moshuar dhe nxjerr bllokun për të shënuar diçka, kurse Xhejmsi i bie lehtë me nyjat e gishtave cepit të tryezës së Lidias.

- Keni ndonjë gjë tjetër?

Në kuzhinë, oficerët e policisë shfletojnë albumet me fotografi të familjes për të gjetur një foto nga afër.

- Kjo këtu, - thotë Hana, duke treguar me gisht njërën prej tyre. Është një fotografi e bërë Krishtlindjen e kaluar. Lidia kishte qenë e ngrysur, ndërsa Neti, pas aparatit fotografik, ishte përpjekur t'i ngrinte moralin dhe ta bënte për të qeshur. Por nuk kishte

pasur sukses. Ajo është ulur vetëm pranë pemës së Krishtlindjes, e mbështetur pas murit. Shikimi i saj është sfidues, aq i drejtpërdrejtë dhe therës, sa duket sikur thotë: "Ç'keni që shihni?" Në fotografi, Neti nuk arrin ta dallojë blunë e iridës së syrit nga ngjyra e zezë e bebes; sytë e saj janë si dy vrima të errëta në letrën plot shkëlqim të fotografisë. Kur kishte shkuar për të marrë fotot e lara, ishte penduar që e kishte kapur atë çast, atë shikim të ashpër në fytyrën e së motrës. Por në këto çaste, duke parë foton që Hana ka në dorë, e pranon se aty është pikërisht ajo; të paktën ashtu siç kishte qenë kohët e fundit.

- Jo atë, - thotë Xhejmsi. - Nuk e sheh se ç'pamje ka marrë Lidia? Njerëzit do të mendojnë se është gjithmonë kështu. Zgjidh një foto më të bukur, - dhe shfleton disa faqe e zgjedh foton e fundit. - Kjo është më e bukur.

Është një foto e javës së kaluar, kur Lidia mbushi gjashtëmbëdhjetë vjeç. Ajo qëndron e ulur në karrige dhe buzëqesh, ndërsa buzët i ka lyer me të kuq. Edhe pse qëndron përballë objektivit, sytë e saj shikojnë diçka përtej kornizës së bardhë të fotografisë. *Ç'ka për të qeshur aty?* mendon Neti. Nuk e mban mend nëse e kishte pasur me të, me diçka që kishte thënë babai apo kish qeshur me diçka që asnjëri prej tyre nuk e dinte. Ajo duket si një modele në reklamën e një reviste, me buzë të theksuara dhe një fetë tortë të ngrirë në duart delikate, në një çast dëfrimi të pazakontë.

Xhejmsi e shtyn fotografinë e ditëlindjes drejt oficerëve të policisë; më i riu e fut në një dosje prej kartoni dhe ngrihet në këmbë.

- Kjo është fotografia e duhur, - thotë ai. - Do të nxjerrim një lajmërim nëse nuk vjen deri nesër. Mos u shqetësoni! Kam besim se do të kthehet. - Një pikël pështyme kishte mbetur mbi faqen e albumit të fotografive dhe Hana e fshin me gisht.

- Ajo s'do të largohej kurrë kështu, - thotë Marlina. - Po sikur të ketë qenë ndonjë i çmendur, ndonjë psikopat që rrëmben vajza? - dhe dora i rrëshqet mbi gazetën e mëngjesit, që ndodhet ende në mes të tavolinës.

- Mos u shqetësoni, zonjë, - thotë oficeri Fisk. - Gjëra të tilla nuk ndodhin kurrë. Në shumicën e rasteve... - thotë dhe vështron nga Neti, e më pas qëron fytin. - Vajzat kthehen në shtëpi pothuajse gjithmonë.

Pasi oficerët e policisë largohen, Marlina dhe Xhejmsi ulen përpara një cope letre. Ata u kanë sugjeruar t'u telefonojnë të gjithë shokëve të Lidias apo kujtdo që mund të ketë dijeni për vendndodhjen e saj. Së bashku, bëjnë një listë: Pam Sonders, Xhen Pitman, Sheli Brirli. Neti nuk i kundërshton, por ato vajza nuk kanë qenë kurrë shoqet e Lidias. Ajo ka qenë në kopsht me to e më pas edhe në shkollë dhe, herë pas here, kur telefononin dhe qeshnin nën hundë me zërin e tyre çjerrës, Lidia bërtiste: "Po flas unë". Kishte net kur Lidia ulej për orë të tëra në parvazin e dritares, me telefonin në prehër dhe receptorin që e mbante me sup pas veshit. Kur prindërit kalonin aty, ajo e ulte zërin dhe mërmëriste, duke përdredhur telin përreth gishtit derisa ata iknin. Neti e di që kjo është arsyeja pse prindërit po i shkruajnë emrat me kaq siguri në atë listë.

Por ai e ka parë Lidian në shkollë; e ka parë të ulet e heshtur në mensë teksa të tjerët bisedojnë; e ka parë të futë në heshtje fletoren në çantë pasi të tjerat kanë kopjuar detyrat e shtëpisë nga ajo. Pas mësimit, ajo shkon e vetme në stacionin e autobusit dhe ulet pranë tij pa thënë asnjë fjalë. Njëherë, ai kishte përgjuar linjën e telefonit pasi Lidia ishte përgjigjur dhe nuk kish dëgjuar thashetheme, por zërin e së motrës që jepte udhëzime për detyrat e shtëpisë: "Lexo aktin e parë të Otellos, zgjidh problemat në kapitullin e pestë" e më pas qetësi, derisa dëgjohej zhurma e receptorit që ulej në anën tjetër. Të nesërmen, teksa Lidia qëndronte këmbëkryq në dritare me telefon pas veshit, Neti kishte ngritur receptorin në kuzhinë dhe kishte dëgjuar vetëm tingullin e ulët e të pandërprerë të linjës. Lidia nuk ka pasur kurrë shoqe të vërteta, por prindërit nuk e kanë ditur kurrë këtë. Nëse i ati e pyeste: "Lidia, si është Pami?" ajo i përgjigjej: "Shkëlqyeshëm, sapo ka hyrë në ekipin e nxitëseve të tifozëve", ndërkohë, Neti nuk e përgënjeshtronte. Ai habitej me fytyrën e saj pa pikë shprehie, me faktin që arrinte të gënjente pa iu dridhur qerpiku.

Por këtë gjë nuk ua thotë dot prindërve. Ai sheh të ëmën duke shkruar disa emra pas një fature të vjetër dhe, kur ajo pyet atë dhe Hanën: "Ju vjen ndokush tjetër në mendje?" atij i shkon mendja te Xheku, por thotë "jo".

Gjatë gjithë pranverës, Lidia i kish ardhur Xhekut vërdallë ose anasjelltas. Pothuajse çdo pasdite bënte xhiro me *Beetle*-in e tij dhe kthehej në shtëpi vetëm për të ngrënë darkë, duke u shtirur sikur kishte qenë gjatë gjithë kohës në shkollë. Kjo "miqësi" - Neti nuk donte ta përshkruante me ndonjë fjalë tjetër - kishte lindur papritur. Që kur Xheku ishte në klasë të parë, ai dhe e ëma kanë jetuar në qoshe të rrugës dhe dikur, Neti kishte menduar se ata do të bëheshin shokë, por kishte gabuar. Xheku e kishte poshtëruar në sy të djemve të tjerë dhe ishte tallur me të kur e ëma e tij ishte larguar dhe ai kishte menduar se nuk do të kthehej më. *A kishte të drejtë të fliste Xheku, i cili nuk kishte baba?* mendon Neti në këto çaste. Kur familja Uolf ishte shpërngulur në atë lagje, të gjithë fqinjët kishin pëshpëritur për Xhanet Uolfin, që ishte *e divorcuar* dhe që e linte Xhekun ku të mundte, që të punonte deri vonë në spital. Atë verë, kishin dalë thashetheme edhe për prindërit e Netit, por nëna e tij ishte kthyer. Nëna e Xhekut ishte ende e ndarë dhe ai vazhdonte të rrinte ku të mundte.

Po tani? Javën që shkoi, teksa kthehej me makinë në shtëpi, e kishte parë Xhekun duke nxjerrë shëtitje qenin e tij. I kishte rënë liqenit përqark dhe, pak para se të kthehej në rrugën pa krye, e kish parë përgjatë bregut: një djalë i gjatë e i hollë, me qenin që rendte drejt pemëve, disa metra përpara të zotit. Ai kishte veshur një bluzë të vjetër dhe kaçurrelat e verdhë në të kuqërremë i kish të pakrehur. Teksa Neti po kalonte, Xheku ngriti sytë dhe tundi kokën, ndërsa në cep të buzës mbante një cigare. *Më shumë se një përshëndetje*, kishte menduar Neti, *ishte një gjest me anë të të cilit i kish dhënë të njohur*. Qeni që kishte me vete, duke e parë Xhekun në sy, kishte ngritur këmbën spontanisht. Dhe të mendosh që Lidia kishte kaluar gjithë verën me të.

Po të tregojë ndonjë gjë tani, prindërit do t'i thonë: "Pse nuk

na ke thënë më parë?" Atij do t'i duhet të shpjegojë se çdo pasdite që kish thënë se Lidia po studionte me një shoqe apo ishte ende në shkollë duke studiuar matematikën, në të vërtetë duhej të kishte thënë: "Është me Xhekun", "Ka dalë me makinë me Xhekun" apo "Ka dalë me të dhe kushedi se ku ka shkuar". Krahas kësaj, po të përmendë emrin e tij, duhet të pranojë diçka, të cilën nuk dëshiron ta pranojë: që Xheku kishte qenë prej muajsh pjesë e jetës së Lidias.

Në anën tjetër të tavolinës, Marlina lexon me zë të lartë numrat nga numëratori telefonik, ndërsa Xhejmsi i formon ngadalë dhe me kujdes, duke e rrotulluar diskun me një gisht. Pas çdo telefonate, zëri i tij bëhet edhe më konfuz. *Jo? Mos ju ka thënë ndonjë gjë, mos kishte ndonjë plan? Ah, ju kuptova. Mirë. Gjithsesi, faleminderit.* Neti vëzhgon vijat e drurit të tavolinës së kuzhinës dhe albumin e hapur para tij. Fotografia që mungon, ka lënë një vend bosh në faqe, një dritare plastike transparente, e cila nxjerr në pah sfondin e bardhë. Nëna rrëshqet dorën përgjatë numëratorit, duke bërë që maja e gishtit të njolloset me ngjyrë gri. Nën mbulesën e tavolinës, Hana shtriq këmbët dhe prek një nga gishtat e këmbës së Netit. Kërkon ngushëllim, por ai nuk i ngre sytë. Në vend të kësaj, mbyll albumin, kurse nëna përballë tij, fshin një emër tjetër nga lista.

Pasi i bie edhe numrit të fundit, Xhejmsi ul receptorin, ia merr Marlinës nga dora copën e letrës dhe fshin emrin e *Karen Adlerit*, duke e ndarë shkronjën "K" më dysh. Nën vijë, emri është ende i lexueshëm. Karen Adler. Fundjavave, Marlina nuk e linte kurrë Lidian të dilte pa përfunduar të gjitha detyrat e shtëpisë, të cilat, zakonisht, i mbaronte të dielën pasdite. Ndonjëherë, gjatë atyre pasditeve, Lidia takohej me shoqet në qendrën tregtare dhe u thoshte prindërve që ta çonin me makinë: "Do të shkoj në kinema me nja dy shoqe. Do të shohim filmin "Annie Hall". Karena *mezi po pret* ta shohë". Atëherë, Xhejmsi nxirrte dhjetë dollarë nga kuleta dhe ia shtynte në tavolinë si për të thënë: "Mirë, shko dhe bëj qejf tani". Në këto çaste, ai kujtohet se nuk kishte parë kurrë një biletë kinemaje dhe, me sa mban mend, kur shkonte për ta marrë, Lidia

ishte gjithnjë vetëm në trotuar. I kishte ndodhur me dhjetëra herë të ndalej në fillim të shkallëve e të buzëqeshte teksa dëgjonte bisedën e Lidias, zëri i së cilës vinte nga kati i sipërm: "O Zot, shkoi ashtu siç mendoja unë? Po ajo çfarë tha?" Por tani Xhejmsi kujtohet se Lidia kishte vite që nuk i telefononte Karenës, Pamit apo Xhenit. Ai kujton pasditet e gjata kur mendonin se ajo rrinte në shkollë pas mësimit për të studiuar. Boshllëqe të mëdha kohore gjatë të cilave mund të kishte qenë kudo, duke bërë gjithçka. Për një çast, ai vë re se e ka fshirë tërësisht emrin e Karen Adlerit me bojë të zezë.

Ngre sërish telefonin dhe i bie numrit.

- Oficerin Fisk, ju lutem. Po, jam Xhejms Li. U telefonuam të gjithë... - dhe për një çast ngurron. - Të gjithë personave që ajo njeh në shkollë. Jo, asgjë. Mirë, faleminderit. Po, dakord.

- Po dërgojnë një oficer për ta kërkuar, - thotë ai duke mbyllur telefonin. - Më porositën që linjën ta mbajmë të lirë, në rast se dikush merr në telefon.

Orari për të darkuar vjen dhe ikën, por asnjërit prej tyre nuk i bie ndër mend të fusë gjë në gojë. Kjo duket si diçka që e shohin vetëm nëpër filma: gjesti i hijshëm dhe estetik i futjes së pirunit në gojë. Një ceremoni e pakuptimtë. Telefoni nuk bie. Në mesnatë, Xhejmsi i dërgon fëmijët në shtrat dhe, edhe pse ata nuk kundërshtojnë, ai qëndron në fund të shkallëve derisa të ngjiten.

- Vë bast njëzet dollarë që Lidia do të marrë në telefon deri nesër në mëngjes, - thotë ai me një entuziazëm paksa të tepruar. Askush nuk qesh. Telefoni vazhdon të mos bjerë.

Në katin e dytë, Neti mbyll derën e dhomës së tij dhe ngurron. E vetmja gjë që do të bëjë, është të gjejë Xhekun, sepse është i bindur se ai e di se ku ndodhet Lidia. Por nuk ka se si të dalë ndërkohë që prindërit janë ende zgjuar. Nëna i ka nervat shumë të tendosur dhe kërcen përpjetë sa herë që frigoriferi hapet apo mbyllet. Gjithsesi, nga dritarja, ai sheh se në shtëpinë e familjes Uolf dritat janë të fikura. Vendi ku zakonisht Xheku parkon *Volkswagen*-in ngjyrë gri, është bosh. Si gjithmonë, e ëma e Xhekut ka harruar të ndezë dritën në hyrje të shtëpisë.

Ai përpiqet të kujtohet: mos ka vënë re diçka të pazakontë te Lidia një natë më parë? Për herë të parë në jetën e tij ishte larguar katër net nga shtëpia kur kishte shkuar për të vizituar Harvardin... Harvardin, atje ku do të kthehej sërish në vjeshtë. Andi, studenti që e kishte pritur dhe mbajtur në dhomë, i kishte shpjeguar se ditët e fundit të mësimit, para se të fillonte sezoni, bënin dy javë pushime dhe një festë para provimeve. Ato ditë, në kampusin universitar mbizotëronte një atmosferë e gjallë dhe festive. Gjithë fundjavën e kishte kaluar i hutuar, duke bredhur sa andej-këndej e duke u përpjekur të fiksonte gjithçka: rreshtat me rafte të bibliotekës së madhe, tullat e kuqe të ndërtesave që bënin kontrast me sipërfaqen e gjelbëruar para tyre, erën e veçantë të shkumësit që ndihej në çdo sallë leksioni. Të gjithë ecnin me hapa të vendosur, sikur ta dinin se dyert e suksesit i kishin të hapura. Të premten mbrëma, ishte shtrirë të flinte në një thes gjumi në dyshemenë e apartamentit të Andit, por, papritur, ishte zgjuar në orën një, kur Uesi, shoku tjetër me të cilin Andi ndante apartamentin, kishte hyrë bashkë me të dashurën e tij. Ata kishin ndezur dritën dhe Neti kishte mbetur si i ngrirë, duke pulitur sytë në drejtim të derës, ku nga mjegullina verbuese kishte mundur të shquante një djalë me mjekër që mbante një vajzë për dore. Ajo kishte flokë të gjatë të kuq e me onde, që i binin në fytyrë. “Më fal,” - i kishte thënë Uesi dhe kishte fikur dritën. Neti kishte dëgjuar hapat e tyre të kujdesshëm, teksa ecnin në majë të gishtave në dhomën e ndenjjes e më pas kishin hyrë në dhomën e Uesit. I kishte mbajtur edhe pak sytë hapur, duke pritur t’i mësoheshin sërish me errësirën, dhe kishte menduar: *Kështu qenka universiteti.*

Tani, mendon për mbrëmjen e kaluar, kur ishte kthyer në shtëpi pak para darke. Lidia kishte qenë në dhomën e saj dhe, kur ishin ulur në tavolinë, ai e kishte pyetur se si i kishte kaluar ditët e fundit. Ajo kishte mbledhur supet dhe mezi i kishte hequr sytë nga pjata. Neti e kishte marrë këtë reagim si *asgjë të re.* Tani as që i kujtohet nëse ajo e kishte përshëndetur apo jo.

Në dhomën e saj në papafingo, Hana zgjat dorën dhe nxjerr

që poshtë mbulesës me pala të krevatit librin e saj. Në fakt, është një libër i Lidias: "The Sound and the Fury". Anglishte e avancuar. Nuk është për nxënës të klasës së pestë. E kishte marrë në dhomën e Lidias para disa javësh dhe ajo as që e kishte vënë re. Gjatë dy javëve të fundit, ka lexuar çdo natë disa faqe, duke i shijuar fjalët si të jenë karamele me shije qershie. Por, çuditërisht, sonte libri i duket ndryshe. Vetëm kur e hap aty ku e ka lënë një ditë më parë, e kupton. Lidia ka nënvizuar disa fjalë aty-këtu, duke shkarravitur herë pas here ndonjë shënim të marrë gjatë leksionit. *Rend përballë kaosit. Vlerat e korruptuara të aristokracisë së Jugut.* Pas kësaj faqeje, libri është i paprekur. Hana shfleton faqet në vijim: asnjë shënim, asnjë shkarravinë, asnjë nënvizim blu për të mbuluar të zezën e shkronjave. Shikon se ka arritur në faqen ku e ka lënë Lidia, dhe i ikën dëshira për të lexuar më tej.

Një natë më parë, teksa nuk po e zinte gjumi, pa hënën që lëvizte ngadalë në qiell, si një tullumbace. Ajo nuk e shihte duke lëvizur, por, nëse e shkëpuste shikimin dhe ia hidhte sërish sytë, vinte re se kishte lëvizur. *Pas pak*, mendoi, *hëna do të ulet në hijen e bredhit të madh në kopsht.* U desh një kohë e gjatë që të ndodhte kështu. Gati sa po e zinte gjumi kur dëgjoi një zhurmë të mbytur dhe për një çast mendoi se hëna u përplas vërtet pas pemës. Por, kur hodhi sytë jashtë, hëna ishte zhdukur dhe ishte fshehur pas një reje. Ora e saj fosforeshente shënonte dy e mëngjesit.

Ajo rrinte pa pipëtirë, madje pa lëvizur as gishtat e këmbës, dhe mbante vesh. U duk sikur u mbyll dera e përparme. Ajo ishte e fortë, duhej ta shtyje me vithe që të hapej. *Hajdutët!* mendoi. Nga dritarja, pa një hije të kalonte nëpër oborrin përballë shtëpisë. Nuk ishte hajdut, por një siluetë e hollë që largohej në errësirën e natës. Lidia? Në mendje i regëtiu imazhi i jetës së saj pa të motrën. Do të kishte vendin më të mirë në tavolinë, me pamje nga dritarja, prej nga dukeshin edhe zambakët në oborr, do të kishte gjithashtu edhe dhomën e madhe në katin e poshtëm, pranë gjithë të tjerëve. Kur të hanin darkë, do t'ia kalonin asaj në fillim patatet. Do të dëgjonte batutat e të atit, të fshehtat e vëllait dhe e ëma do t'i

dhuronte buzëqeshjet më të ëmbla. Pasi doli në rrugë, silueta u zhduk dhe Hana po dyshonte te vetja nëse e kishte parë vërtet.

Në këto çaste, në dhomën e saj, vështron tekstin e ndërlikuar. Ajo kishte qenë Lidia, tani është më se e sigurt për këtë. Duhet të tregojë? Nënës do t'i vijë keq po të marrë vesh se Hana e kishte lënë Lidian të ikte, vajzën e saj të preferuar. Po Neti? Ajo mendon për vëllanë, i cili, gjatë gjithë mbrëmjes, kishte qenë vetullngrysur dhe, pa e kuptuar, kafshon buzët aq fort, sa i çan dhe i gjakos. Edhe ai do të inatosej e do të thoshte: *Pse nuk dole me vrap ta ndalje?*

- Po unë nuk e dija se ku po shkonte, - pëshpërit Hana në errësirë. - Nuk e dija që po ikte vërtet.

Të mërkurën në mëngjes, Xhejmsi telefonon sërish policinë. A kishin ndonjë pistë? Ata po shqyrtonin të gjitha mundësitë. A mund t'u thoshte oficeri i policisë ndonjë gjë, çfarëdo që të ishte? Ata ende shpresonin se Lidia do të kthehej vetë në shtëpi. Hetimet vazhdonin dhe për çdo gjë do të vinin në dijeni familjen.

Xhejmsi dëgjon dhe luan kokën sikur pohon, edhe pse e di që oficerin Fisk nuk e takon dot. Mbyll telefonin dhe kthehet sërish në tavolinë, por nuk sheh dot në sy as Marlinën, as Netin, as Hanën. Nuk është nevoja të shpjegojë asgjë, ata e kuptojnë nga shikimi i tij që nuk ka asnjë të re.

E vetmja gjë që mund të bëjnë, është të presin. Pasi kthehen nga shkolla, fëmijët qëndrojnë në shtëpi. Televizori, revista, radioja, gjithçka duket e papërfillshme përballë frikës që ndiejnë. Jashtë, është diell, por ajri është i ftohtë dhe therës e askujt nuk i shkon mendja të dalë në verandë apo në oborr. Edhe punët e shtëpisë nuk duken një ide e mirë: fshesa me korrent mund të thithë ndonjë provë materiale apo, duke ngritur në raft ndonjë libër që ka rrëshqitur, mund të fshihet ndonjë gjurmë. Kështu, familja vendos të presë. Ata mblidhen rreth tavolinës dhe kanë frikë ta shohin njëri-tjetrin në sy, andaj ia kanë ngulur sytë vijave të drurit, si të jenë gjurmë gishti gjigant apo një hartë që ata po kërkojnë.

Duhej të mbërrinte pasditja e së mërkurës që një kalimtar të vinte re në liqen, në një ditë pa erë, një varkë me rrema të lënë në mëshirë të fatit. Vite më parë, para se të ndërtohej kulla e ujit, liqeni kish shërbyer si rezervuar i Midëlludit. Tani, gjatë verës, në liqenin e rrethuar nga bari, fëmijët shkojnë për të notuar; hidhen nga doku i drunjtë dhe, në raste ditëlindjesh apo piknikësh, varkën me rrema e zgjidh një punëtor i parkut. Atë ditë, askush nuk i kushtoi shumë rëndësi asaj: ishte ndoshta një ankorim i gabuar apo ndonjë shaka e vogël. Diçka krejt pa rëndësi. Policia njoftohet që të dërgojë një oficer për të kontrolluar; njoftohet gjithashtu edhe përgjegjësi i parqeve. Të mërkurën vonë, pak para mesnate, një toger, teksa po mbyllte çështjet e lëna pezull gjatë turnit, nuhat diçka dhe telefonon familjen Li për të pyetur nëse Lidia kish luajtur ndonjëherë me varkën në liqen.

- Absolutisht jo, - thotë Xhejmsi. Lidia kishte refuzuar, *refuzuar* të merrte mësime noti. Në adoleshencë, Xhejmsi kishte qenë notar dhe, kur Neti kishte mbushur tre vjeç, ia kishte mësuar notin edhe atij. Me Lidian kishte filluar tepër vonë. Ajo ishte pesë vjeçe kur e kishte çuar për herë të parë në pishinë dhe ishte futur fillimisht vetë në pjesën më të cekët të saj, ku uji nuk i arrinte as deri në mes, dhe priste që të futej edhe e bija, por ajo nuk donte t'i afrohej ujit. Siç ishte, me rroba banje, ishte shtrirë buzë pishinës e kishte filluar të qante. Xhejmsi kishte dalë, me rrobat e banjës që i pikonin dhe pjesën e sipërme të trupit të panjomur, dhe i kishte premtuar se nuk do ta detyronte të hidhej. Edhe më vonë, pavarësisht se liqenin e kishin shumë afër, gjatë verës, Lidia futej vetëm deri te kaviljet për të larë këmbët.

- Absolutisht jo, - tha sërish Xhejmsi. - Lidia nuk di not, - dhe vetëm pasi nxori këto fjalë, kuptoi pse oficerët po ia bënin këtë pyetje. Teksa ai fliste, familjen e pushtuan të dridhurat, sikur ta dinin shumë mirë se çfarë do të gjente policia.

Ditën tjetër, të enjten në mëngjes, pak pas agimit, policia fillon kërkimet në liqen dhe e gjen atë.

# *dy*

Si kish filluar e gjithë kjo? Si çdo gjë tjetër: me nënat dhe baballarët. Me nënën dhe babanë e Lidias, me nënat dhe baballarët e nënës dhe babait të saj. Sepse, shumë kohë më parë, e ëma e saj ishte zhdukur dhe i ati e kishte sjellë sërish në shtëpi. Sepse, më shumë se gjithçka tjetër, nëna e saj donte vëmendje; sepse, më shumë se gjithçka tjetër, babai donte të integrohej në shoqëri. Sepse që të dyja këto, kishin qenë të pamundura.

Në vitin e saj të parë në Radklif, në 1955-n, Marlina ishte regjistruar në lëndën e fizikës dhe, kur docenti i kishte hedhur një sy programit të saj të studimeve, kishte heshtur për pak çaste. Ai ishte një burrë bullafiq me një kostum stofi dhe papijon në ngjyrë të kuqe të thellë; mbi tavolinën pranë tij, gjendej një kapelë gri e errët, me strehën poshtë.

- Pse doni të studioni fizikë? - e pyeti ai.

Ajo u përgjigj me ndrojtje se shpresonte të bëhej mjeke.

- Jo infermiere? - vazhdoi ai duke nënqeshur. Më pas, nxori të dhënat e shkollës së mesme nga një dosje dhe i pa me vëmendje. - Me sa shoh, në fizikë paskeni nota të shkëlqyera.

Ajo kishte qenë më e mira e klasës dhe në çdo provim merrte rezultatin më të lartë; gjithnjë i kishte pëlqyer fizika. Por ai nuk

kishte nga ta dinte këtë. Në fletë, shkruhej vetëm nota “10”. Marlina ishte në ankth dhe priste gjithë frikë se mos ai i thoshte se ajo lëndë ishte mjaft e vështirë dhe se do të bënte mirë të zgjidhte ndonjë tjetër si anglishten apo historinë. Ajo e kishte menduar edhe përgjigjen që do t’i kthente. Por, në fakt, profesori i tha:

- E po mirë, pse nuk provoni kiminë, nëse mendoni se ia dilni? - dhe firmosi formularin e regjistrimit e më pas ia zgjati asaj.

Kur mbërriti në laborator, pa se ishte e vetmja vajzë mes pesëmbëdhjetë djemve. Docenti shfryu dhe i tha:

- Zonjusha Uoker, do të bëni mirë t’i mblidhni ata kaçurrela ngjyrë mjalti.

- Të ta ndez unë fitilin? - i tha një student. - Prit të të ndihmoj që ta hapësh.

Kur ditën e dytë të shkollës theu një gotë laboratori, drejt saj rendën tre djem.

- Kujdes, - i thanë. - Më mirë të të ndihmojmë ne.

Shumë shpejt, kuptoi se çdo frazë fillonte me “më mirë”: “Më mirë të ta hedh unë acidin.” “Më mirë largohu pak, sepse kjo do të shpërthejë pas pak.” Por ditën e tretë të shkollës, vendosi t’ua tregonte se sa vlente, ndaj filloi t’i thoshte “Jo, faleminderit” kujtdo që kërkonte ta ndihmonte me pikatoret. Pas kësaj, qeshte nën hundë teksa të tjerët e shikonin kur shkrinte gypat e qelqit mbi ndezësin e Bënsenit e i përdridhte duke i shndërruar në pikatore të holla. Ndërkohë që shokët e klasës ndonjëherë spërkasnin përparëset e bardha, duke djegur edhe rrobat që mbanin poshtë, ajo i peshonte masat e acidit pa iu dridhur duart. Tretësirat e saj nuk gurgullonin kurrë si vullkane bikarbonati. Rezultatet e saj ishin ndër më të saktat dhe raportet laboratorike më të plota se të kujtdo tjetër. Në çdo provim në mes të semestrit, mori nota maksimale dhe docenti nuk zgërdhihej më me të.

Gjithnjë i kishte pëlqyer t’i habiste njerëzit në atë mënyrë. Në shkollë të mesme, i kishte dërguar një kërkesë drejtorit: në vend të ekonomisë shtëpiake, të ndiqte lëndën e punës me dru dhe metal. Ishte viti 1952 dhe, në Boston, studiuesit sapo kishin zbuluar një pilulë që do të ndryshonte jetën e grave njëherë e përgjithmonë

- por vajzat ende vishnin funde në shkollë dhe, në Virxhinia, kërkesa e saj ishte një revolucion. Ekonomia shtëpiake ishte një lëndë e detyrueshme për të gjitha nxënëset e vitit të dytë dhe nëna e Marlinës, Doris Uoker, ishte e vetmja mësuese e ekonomisë shtëpiake në shkollën e mesme "Patrick Henry". Marlina kishte kërkuar të ndiqte lëndën e punës me dru dhe metal së bashku me djemtë, duke thënë se lëndët zhvillohen në të njëjtin orar, kështu që programi i saj mësimor nuk do të cenohej. Drejtori i shkollës, zoti Toliver, e njihte mirë; që në klasë të gjashtë, ajo kishte qenë më e mira - mes vajzave dhe djemve - dhe nëna e saj kishte vite që jepte mësim në shkollë. Ai e dëgjoi kërkesën e saj duke pohuar me kokë dhe duke buzëqeshur. Pastaj, tundi kokën në shenjë mohimi.

- Më vjen keq, - i tha. - Nuk mund të bëjmë përjashtim për askënd, përndryshe të gjithë do të zgjedhin atë lëndë. - Duke parë reagimin në fytyrën e Marlinës, ai u zgjat në tryezë dhe i përkëdheli dorën. - Disa pajisje në ofiçinë janë të vështira për t'u përdorur nga ju, - shtoi, - dhe, ç'është e drejta, zonjusha Uoker, nëse në klasë ndodhet një vajzë si ju, djemtë do të shpërqendrohen.

Ajo e dinte se ai e kishte thënë si kompliment, por dinte gjithashtu edhe që nuk ishte i tillë. I buzëqeshi dhe e falënderoi për kohën që i kushtoi. Nuk ishte një buzëqeshje e sinqertë, sepse as gropëzat në faqe nuk iu formuan.

Kështu, ajo kishte zënë vend dhe rrinte e kërrusur në rreshtin e fundit të klasës në orën e ekonomisë shtëpiake, në pritje për të dëgjuar fjalimin e mirëseardhjes që e ëma kishte thuajse dhjetë vjet që e mbante ditën e parë të shkollës, dhe i binte tavolinës me gishta teksa mësuesja premtonte se do t'i mësonte gjithçka që i duhej një *vajze të re* për të mirëmbajtur shtëpinë. *A thua se shtëpia do të dalë jashtë kontrollit, po t'i shkëpusësh një çast sytë prej saj*, mendonte Marlina. Ajo hetonte vajzat e klasës, të cilat vëzhgonin me sy kritik se kush kafshonte thonjtë, kujt i ishte pushëzuar bluza dhe kush vinte erë cigare, që mund ta kish pirë fshehur gjatë pushimit të drekës. Nga ana tjetër e korridorit, shihte zotin Landis, mësuesin e punës me dru e metal, që tregonte se si duhej mbajtur çekiçi.

*Të kujdesesh për shtëpinë*, kishte menduar ajo. Çdo ditë, shihte shoqet e klasës, të ngathëta e me gishtëza nëpër duar, që lagnin fijen e perit dhe përpëlitnin sytë për të gjetur vrimën e gjilpërës. Asaj i shkonte mendja tek e ëma dhe fiksimi i saj për t'u ndërruar para darke, edhe pse tashmë i shoqi nuk jetonte më me të dhe nuk kishte kujt t'i linte përshtypje me fytyrën plot freski dhe fustanin e hekurosur. Ajo kishte filluar të jepte mësim pasi babai ishte larguar. Marlina kishte qenë tri vjeçe. Kujtimi më i kthjellët i të atit kishte lidhje me një ndjesi dhe me një aromë: faqja e tij e ashpër pranë së sajës kur e merrte në krahë dhe aroma e fortë e *Old Spice*-it që i depërtonte në flegrat e hundës. Ajo nuk e mbante mend çastin kur ai ishte larguar, por dinte thjesht që kishte ndodhur. Të gjithë e dinin. Në atë kohë, pak a shumë të gjithë e kishin harruar. Të sapoardhurit në Drejtorinë Arsimore pandehnin se zonja Uoker ishte vejushë, sepse e ëma nuk e përmendte kurrë të shoqin. Ajo ende e pudroste hundën pas gatimit dhe para se të hante; po ashtu, vendoste edhe buzëkuq para se të zbriste poshtë për të përgatitur mëngjesin. *Atëherë, ka një arsye pse e quajnë kujdestarja e shtëpisë*, mendonte Marlina. Ndonjëherë, dilte vërtet jashtë kontrollit dhe njëherë, në një provim anglishteje, shkroi: "Ironia: një rezultat kontradiktor ngjarjesh, që duket sikur do të tallet me premtimin dhe zotërimin e gjërave" dhe mori notën dhjetë.

Fija e perit të makinës së qepjes i ngatërrohej. Modelet i priste pa i hapur, duke i kthyer shtresat që ndodheshin poshtë, në centro prej letre. Zinxhirët i shqyheshin nga fustanet. Përziente lëvozhgën e thyer të vezës me brumin e petullave dhe, në vend të sheqerit, në pandispanjë hidhte kripë. Një ditë, e kishte lënë hekurin ndezur mbi tavolinën e hekurosjes, duke lënë një njollë të zezë në mbulesë, ndërsa tymi ishte aq i dendur, sa kishte aktivizuar sistemin e alarmit kundër zjarrit. Atë natë, teksa hanin darkë, nëna futi kafshatën e fundit të patates dhe i la të kryqëzuar pirunin dhe thikën me një saktësi të madhe në pjatë.

- E di se ç'po përpiqesh të më tregosh, - i tha ajo. - Por besomë, do të të ngel, nëse vazhdon kështu, - dhe më pas mblodhi pjatat e i la në lavaman.

Marlina nuk luajti nga vendi që ta ndihmonte, ashtu siç bënte zakonisht. E pa të ëmën të lidhte përparësen me fruda rreth belit, duke e bërë fjongo me një lëvizje të shpejtë. Pasi lau pjatën e fundit, shpëlau duart dhe i leu me një krem nga shishja që ndodhej mbi banak. Më pas, iu afrua tavolinës, ia largoi Marlinës flokët nga fytyra dhe e puthi në ballë. Duart e saj mbanin erë limon, ndërsa buzët i kishte të thara e të ngrohta.

Më vonë, sa herë që sillte ndër mend të ëmën, imazhi i parë që i vinte në mendje, ishte: e ëma, e cila nuk kishte dalë kurrë nga qyteza e saj e lindjes njëqind e tridhjetë kilometra larg Sharlotsvilit, që vishte gjithmonë doreza kur dilte nga shtëpia dhe që kurrë, me sa i kujtohej, nuk e kishte dërguar në shkollë pa ngrënë një mëngjes të ngrohtë; që nuk e kishte përmendur kurrë babanë e saj pasi ishte larguar dhe që e kishte rritur e vetme; që, kur ajo fitoi një bursë studimi në Radklif, e përqafoi fort dhe i tha: "Jam shumë krenare për ty! Nuk e ke idenë se sa, - dhe më pas, uli krahët, e pa në sy, ia hodhi cullufet pas veshëve dhe shtoi: - Ke për të parë që do të njihesh me djem të mrekullueshëm në Harvard."

Mendimi se nëna kishte pasur të drejtë, do ta bezdiste Marlinën gjatë gjithë jetës. Ajo përfundoi lëndën e kimisë, zgjodhi fizikën si lëndë të parë dhe hoqi nga lista provimet e detyrueshme të Fakultetit të Mjekësisë. Atë natë vonë, duke qëndruar mbi libra teksa shoqja e dhomës vendoste bigudi dhe lyente fytyrën me krem para se të shkonte në shtrat, Marlina gjerbte një filxhan të madh me çaj dhe rrinte zgjuar, duke përfytyruar veten me një përparëse të bardhë mjeku teksa vendoste dorën e saj të ftohtë mbi një ballë që digjej nga temperatura dhe stetoskopin në gjoksin e një pacienti. Kjo ishte një jetë krejt ndryshe nga ajo e së ëmës, ku qepja e një rrobe ishte një sukses që meritonte të lëvdohej, dhe heqja e njollave të panxharit në këmishë ishte një arsye për të festuar. Ndryshe nga e ëma, ajo do të qetësonte dhembje, do të ndalte hemorragji dhe do të çonte kockat në vend. Do të shpëtonte jetë. Megjithatë, në fund, ndodhi ajo çfarë kishte parashikuar e ëma: njohu një djalë.

Ishte shtatori i vitit 1957, viti i tretë i universitetit. Ajo ishte

ulur në fund të sallës së leksioneve të mbushur plot. Në Kembrixh bënte ende vapë dhe ishte zagushi ndërkohë që të gjithë prisnin që freskia e vjeshtës të pastronte qytetin. Atë vit, zhvillohej një lëndë e re: "Kauboji në kulturën amerikane" dhe të gjithë donin që ta ndiqnin: kishte nga ata që thoshin se, për detyrë shtëpie, duhej të shihje filmat "The Lone Ranger" dhe "Gunsmoke". Marlina nxori një fletë nga dosja e saj dhe ndërkohë që po qëndronte kokulur mbi bankë, në sallë ra heshtja. Kur ngriti sytë për të parë profesorin që po i afrohej katedrës, kuptoi pse kishin heshtur të gjithë.

Docenti i lëndës ishte *Xhejms P. Li*. Ai ishte doktorant i vitit të fundit dhe askush nuk dinte gjë për të. Për Marlinën, që e kishte kaluar gjithë jetën në Virxhinia, *Lija* përfaqësonte një mashkull të veçantë, si Riçard Henri apo Robert E. Edhe ajo, si gjithë të tjerët, kuptoi se priste dikë me një xhaketë sportive ngjyrë rëre, dikë që ishte rritur në jug dhe që i zvarriste pak fjalët. Burri që po vendoste fletët mbi podium, ishte i ri dhe i hollë, por vetëm kjo përkonte me atë që kishin përfytyruar të gjithë. *Një aziatik*, mendoi ajo. Nuk kishte parë kurrë më parë një djalë të tillë. Ai ishte veshur si sipërmarrës: me kostum të zi, kravatë të zezë të lidhur hollë dhe një këmishë borë të bardhë. Flokët i kishte lëpirë pas dhe i kishte ndarë me një vijë të përkryer, por në anën e pasme të kokës i rrinte përpjetë një cullufe, si penda e një shefi fisesh indiane. Kur filloi të fliste, ngriti dorën për të rregulluar cullufen e ngritur dhe dikush qeshi.

Edhe pse profesor Lija mund ta kish dëgjuar, nuk reagoi.

- Mirëdita! - tha ai.

Papritur, Marlina filloi të ndihej në ankth teksa ai shkruante emrin në dërrasë. Ajo e shihte me sytë e shokëve të kursit dhe e dinte se ç'po mendonin ata. Ky ishte profesori i tyre? Ky burrë i shkurtër, që nuk ishte as *amerikan*, do t'u mësonte atyre se ç'ishin kaubojt? Por, kur e pa sërish, vuri re se kishte një qafë të hollë dhe lëkurë shumë të lëmuar. Dukej si një djalë i vogël që luante shtëpiash dhe mbylli sytë duke u lutur që leksioni të shkonte mirë. Heshtja u zgjat dhe u tendos si një tullumbace që mund të

plaste nga çasti në çast. Kur dikush kaloi një grumbull fletësh të shaptilografuara të programit mësimor mbi shpatullën e saj, ajo kërceu përpjetë.

Mori kopjen e parë dhe të tjerat ua kaloi studentëve, por, ndërkohë, profesor Lija kishte filluar të fliste sërish.

- Imazhi i kaubojit - tha ai, - ka lindur shumë kohë më parë sesa mund ta imagjinojmë ne.

Gjuha e tij ishte e pastër, standarde, dhe Marlina mori frymë e lehtësuar. Po vriste mendjen se nga mund të ishte profesori. E folura e tij s'ngjante aspak me atë të kinezëve: *plisni, olizi do dhe pak.* Të ishte rritur në Amerikë vallë? Pas dhjetë minutash, në sallë, filluan të dëgjoheshin gumëzhima fjalësh. Marlina u hodhi një sy shënimeve që kishte marrë, dhe sytë i zunë fraza të tilla si: "iu nënshtrua evolucioneve të shumta në çdo epokë të historisë amerikane" dhe "një ndarje e qartë mes rebelit shoqëror dhe mishërimit të vlerave tipike amerikane". Më pas, pa programin: dhjetë libra të detyrueshëm, një provim në mes të semestrit dhe tri ese. Kjo nuk ishte ashtu siç e kishin imagjinuar shokët e saj të klasës. Një vajzë e ulur në cep të sallës, futi librin nën sqetull dhe doli. Dy vajza të ulura pas saj e ndoqën. Pas kësaj, salla filloi të boshatisej ngadalë, por në mënyrë të pandalshme. Çdo një apo dy minuta largohej ndonjë student. Një djalë i ulur në rreshtin e parë u ngrit dhe kaloi përballë katedrës para se të dilte. Të fundit që dolën nga salla, ishin tre djem të ulur në fund. Ata pëshpëritnin dhe qeshnin nën zë teksa kalonin mes karrigeve bosh, ndërsa kofshët u përplaseshin lehtë pas krahëve të tyre. Teksa dera po mbyllej, Marlina dëgjoi dikë të bërtiste "urra!" kaq fort, saqë mbyti zërin e lektorit. Kishin mbetur vetëm nëntë studentë, të gjithë të angazhuar e me kokën mbi fletore, por të gjithëve po u skuqeshin faqet dhe majat e veshëve. Edhe ajo ndiente një afsh të nxehtë në fytyrë dhe nuk guxonte ta vështronte profesor Linë, andaj uli kokën mbi shënime dhe vendosi një dorë në ballë, a thua se po mbronte sytë nga dielli.

Kur vendosi që t'i hidhte sërish sytë nga katedra, profesor Lija

po e vështronte sallën sikur gjithçka po shkonte më së miri. Me sa dukej, nuk e vinte re që zëri tashmë i jehonte në sallën gjysmë të boshatisur. E përfundoi leksionin pesë minuta para dhe tha:

- Do të jem në zyrë deri në orën tre. - Për disa sekonda, i hodhi sytë tej, në një horizont të largët, dhe Marlina u përdrodh në karrige, sikur të ishte duke vështruar atë.

Ishte pikërisht çasti i fundit, ai pickim pas qafe teksa profesori po mblidhte shënimet dhe po dilte nga salla, që e çoi në zyrën e tij pas leksionit. Në katedrën e historisë, mbretëronte qetësia e një biblioteke, ajri i ndenjur, i ftohtë dhe paksa me pluhur. Ajo e gjeti atë të ulur në tryezën e punës, me kokën mbështetur pas murit, duke lexuar gazetën "Crimson". Vija mes flokëve ishte zhdukur dhe cullufja i ishte ngritur sërish.

- Profesor Li? Unë jam Marlin Uoker. Ndoqa leksionin tuaj pak më parë, - tha dhe, edhe pse pa qëllim, toni i saj në fund ishte pyetës, dhe mendoi: *Do të më ketë pandehur për ndonjë çupëlinë, ndonjë budallaqe, idiote dhe mendjelehtë.*

- Po? - u përgjigj ai pa i ngritur sytë, ndërkohë që Marlina luante me kopsën e parë të bluzës.

- Doja thjesht t'ju pyesja, - vazhdoi ajo, - nëse, sipas jush, mund të jem e aftë në këtë lëndë.

Ai vazhdonte të mos e ngrinte shikimin.

- Jeni studente e historisë?

- Jo, e fizikës.

- Në vit të fundit?

- Jo, në vitin e tretë. Dua të regjistrohem në Fakultetin e Mjekësisë. Për këtë arsye... historia nuk është fusha ime.

- Ç'është e vërteta, - tha ai, - nuk besoj se do të keni vështirësi. Nëse vendosni ta ndiqni këtë lëndë, për mua s'ka asnjë problem, - dhe ngriti pak gazetën, duke zbuluar filxhanin e kafesë dhe, pasi piu një gllënjkë, e vendosi sërish gazetën mbi tavolinë. Marlina rrudhi buzët. E kuptoi se takimi i saj kishte mbaruar dhe se tani duhej të dilte në korridor, duke e lënë profesorin vetëm. Megjithatë, kishte shkuar për një arsye, edhe pse nuk e dinte me siguri se për

çfarë, ndaj shtrëngoi nofullat dhe afroi një karrige pranë tavolinës.

- Historia ka qenë lënda juaj e preferuar në shkollë?

- Zonjusha Uoker, - tha ai duke ngritur më në fund sytë, - pse keni ardhur këtu?

Kur Marlina pa fytyrën e tij nga afër, nga ana tjetër e tavolinës, sërish i ra në sy se ai ishte shumë i ri. *Ndoshta ishte vetëm pak vite më i madh se ajo, as te të tridhjetat jo*, mendoi. Duart i kishte të mëdha dhe gishtat të gjatë. Nuk kishte unazë.

- Doja t'ju kërkoja ndjesë për sjelljen e atyre djemve, - tha papritur dhe u kujtua se kjo ishte arsyeja pse kishte ardhur. Profesori heshti duke ngritur pakëz vetullat dhe Marlina dëgjoi atë që sapo kish dëgjuar edhe ai: "djemtë", një fjalë e parëndësishme. *Janë thjesht djem.*

- Miqtë tuaj janë ata?

- Jo, - tha Marlina e lënduar. - Jo, janë thjesht ca idiotë.

Profesori qeshi dhe ajo po ashtu. Përreth syve të tij, ajo pa të formoheshin disa rrudha të vogla dhe, kur ato zhdukeshin, fytyra e tij ishte ndryshe, më e butë, si më e vërtetë. Nga afër, ajo vuri re se sytë i kishte ngjyrë kafe dhe jo të zinj, siç i ishin dukur në sallën e leksioneve. *Sa i dobët qenka*, mendoi ajo, *dhe ç'shpatulla të gjera që paska, si ato të një notari, dhe lëkurë me ngjyrë, si gjethet e rëna të vjeshtës kur i djeg dielli!* Nuk kishte parë kurrë një djalë si ai.

- Besoj se gjëra të tilla ju ndodhin rëndom, - tha ajo nën zë.

- Nuk di çfarë t'ju them. Ky ishte leksioni im i parë. Fakulteti ma caktoi këtë lëndë për të më vënë në provë.

- Më vjen keq!

- Nuk ka gjë, - ia ktheu ai. - Ju qëndruat deri në fund, - tha dhe të dy i ulën sytë; ai duke vështruar filxhanin që tanimë ishte bosh, ndërsa ajo makinën e shkrimit dhe tufën e letrave të karbonit në fund të tavolinës.

- Paleontologjia, - tha ai një çast më vonë.

- Si thatë?

- Paleontologjia, - përsëriti. - Lënda ime e preferuar ishte paleontologjia. Doja të gërmoja fosile.

- Gjithsesi, edhe kjo është një lloj historie, - tha ajo.

- Them se po, - tha dhe zbardhi dhëmbët pas filxhanit të kafesë, kurse Marlina u zgjat në anën tjetër të tavolinës dhe e puthi.

Të enjten, në leksionin e radhës, Marlina u ul diku në cep të sallës. Kur hyri profesor Lija, ajo nuk i ngriti sytë. Shkroi me kujdes datën në cep të fletores, duke harkuar shkronjën "s" në fillim të fjalës shtator dhe duke i prerë "t"-të me dy vija të përsosura horizontale. Kur profesori filloi të fliste, ajo ndjeu se faqet iu skuqën, sikur të ndodhej nën diellin zhuritës të verës. Ishte e bindur se ishte skuqur shumë, se shkëlqente si fanar, por, kur vështroi përreth me bisht të syrit, pa se shokët e klasës ishin përqendruar te leksioni. Në sallë, kishte një numër të vogël studentësh, por ata ose mbanin shënime në fletore, ose shikonin katedrën. Askush nuk e kishte vënë re Marlinën.

Ajo ishte habitur edhe vetë që e kishte puthur. Ai kishte qenë një gjest impulsiv - njësoj siç bënte ndonjëherë kur zgjaste dorën për të kapur një gjethe që e merrte era, apo kur kapërcente ndonjë pellg uji në një ditë me shi - diçka e bërë pa u menduar, pa e përmbajtur veten, një gjest i padobishëm dhe i padëmshëm. Kurrë më parë nuk kishte bërë diçka të tillë dhe nuk do ta bënte më kurrë, megjithatë, sa herë që e mendonte, aq herë habitej me veten dhe tronditej paksa. Por në atë çast e kishte ditur dhe ishte ndier aq e sigurt, sa nuk do të ndihej më kurrë më vonë, se kjo që bëri, ishte gjëja e duhur dhe që atë burrë donte ta bënte pjesë të jetës së saj. Diçka brenda vetes i thoshte: *Ai e kupton se ç'do të thotë të jesh ndryshe.*

Kur buzët e saj kishin prekur të tijat, ajo ishte stepur. Ato kishin shijen e kafes, të nxehta dhe paksa të hidhura. Edhe ai ia kishte kthyer puthjen. Dhe kjo e kishte befasuar, gjithashtu, sikur ai të kishte qenë gati për këtë, sikur të kishte pasur të njëjtin mendim. Kur ishin shkëputur, ajo kishte ngurruar ta shihte në sy, ndaj ia kishte ngulur sytë prehrit të saj, duke studiuar copën me kuti të fundit që kishte veshur. Nga djersa, këmisha e brendshme i ishte ngjitur pas kofshëve. Një çast më vonë, kishte pasur kurajën që ta

shikonte vjedhurazi përmes ballukeve. Ndërkohë, ai po e shihte me bisht të syrit dhe ajo vuri re se nuk dukej i zemëruar dhe faqet i ishin skuqur.

- Ndoshta duhet të shkojmë diku, - i kishte thënë ai, ndërsa ajo kishte tundur kokën në shenjë pohimi dhe kishte marrë çantën.

Ata kishin shëtitur përgjatë lumit, duke kaluar në heshtje konviktet me tulla të kuqe. Ekipi i kanotazhit po stërvitej dhe, teksa rremtarët vozitnin para e mbrapa me një koordinim të përkryer, varka rrëshqiste mbi ujë pa zhurmë. Marlina i njihte këta djem: ata e kishin ftuar nëpër festa, në kinema, në ndeshje futbolli; të gjithë ngjanin me njëri-tjetrin: kishin flokë të verdhë dhe lëkurë të kuqërreme si ata që kish njohur në shkollë të mesme ose gjatë jetës; i njihte si gishtat e dorës. Kur refuzonte ftesat e tyre për të përfunduar ndonjë detyrë apo për të lexuar, ata shkonin të ngacmonin ndonjë vajzë tjetër që ndodhej në sallë. Që aty ku gjendej, në breg të lumit, distanca i bënte të largët dhe pa kurrfarë shprehie në fytyrë, si të ishin kukulla. Më pas, kur ajo dhe Xhejmsi - edhe pse ende nuk guxonte të mendonte për të në atë kuptim - kishin arritur te ura, Marlina ishte ndalur, ishte kthyer dhe e kishte vështruar. Ai nuk i ishte dukur si profesor kur i kishte zgjatur dorën, por si një adoleshent i turpshëm dhe i zellshëm.

Po Xhejmsi? Çfarë kishte menduar ai për të? Këtë nuk do t'ia thoshte kurrë as asaj dhe as vetes, por gjatë atij leksioni të parë, ai as që e kishte vënë re. E kishte parë shumë herë në fytyrë teksa fliste për Roi Roxhersin, Xhin Otrin dhe Xhon Uejnin, por, kur i kishte shkuar në zyrë, nuk e kishte njohur. Ajo ishte thjesht një nga fytyrat e shumta të hijshme e të zbehta, që nuk bënte dallim nga të tjerat, dhe pikërisht për këtë arsye ai do të dashurohej me të, edhe pse nuk do ta kuptonte kurrë deri në fund: sepse ajo dinte të përshtatej, sepse dukej plotësisht e qetë.

Gjatë gjithë leksionit të dytë, Marlina mendonte për aromën e lëkurës së tij: e pastër dhe e fortë, si ajri pas një stuhie me shi; për duart e tij përreth belit të saj dhe këto mendime të zjarrta i kishin nxehur edhe pëllëmbët e duarve. Ajo e vëzhgonte mes gishtave:

majën e stilografit të tij, të cilin e kishte vendosur mbi katedër, gjestin e qëllimshëm se si shfletonte një faqe tjetër të shënimeve. Vuri re se ai po shikonte gjithkund tjetër, përveçse drejt saj. Në fund të orës, Marlina po hallavitej në karrigen e saj, duke futur ngadalë fletët në dosje dhe lapsin në xhep. Duke nxituar për të ndërruar sallën e leksioneve, shokët e klasës ngjisheshin mes karrigeve dhe e shtynin me çanta teksa kalonin pranë saj. Në katedër, Xhejmsi sistemoi shënimet, pastroi duart dhe vendosi një shkumës të ri në mbajtësen në fund të dërrasës së zezë. Ai nuk i ngriti sytë kur ajo mblodhi librat, as kur i futi nën sqetull duke u drejtuar për nga dera. Por në çastin që kapi dorezën e derës, i tha:

- Prisni pak, zonjusha Uoker, - dhe diçka brenda saj u drodh.

Salla tashmë ishte bosh dhe Marlina u mbështet pas murit duke u dridhur, ndërkohë që ai po mbyllte çantën e po zbriste nga katedra. Ajo u kap pas dorezës për të mos humbur ekuilibrin. Kur u afrua, Xhejmsi nuk po buzëqeshte.

- Zonjusha Uoker, - tha sërish duke marr frymë thellë, ndërkohë që vuri re se as ajo nuk po buzëqeshte.

Ai i kujtoi se ishte profesori i saj dhe ajo studentja e tij. Meqë gjërat ishin kështu, çfarëdolloj lidhjeje që të krijonin, i dukej sikur po përfitonte nga pozicioni i tij. Teksa fliste, ai nuk e shihte në sy, por ajo nuk e vinte re këtë, sepse edhe ajo vështronte këmbët e saj dhe majat e gërvishtura të këpucëve.

Marlina u mundua të gëlltitej, por nuk mundi. Ishte përqendruar te gërvishtjet ngjyrë gri mbi lëkurën e zezë të këpucëve dhe po mendonte për të ëmën dhe gjithë aludimet e saj, që kishin të bënin me njohjen e *një djali Harvardi. Nuk ke ardhur për të gjetur burrë këtu*, mendoi. *Këtu ke ardhur për diçka më të mirë.* Por në vend të zemërimit që shpresonte të ndiente, ndjeu një dhembje të fortë në fyt.

- Kuptoj, - tha ajo dhe më në fund e pa në sy.

Të nesërmen, Marlina shkoi në zyrën e tij për t'i thënë se nuk do ta ndiqte më lëndën e tij. Pas një jave, ata ishin të dashur.

E kaluan gjithë vjeshtën bashkë. Xhejmsi ishte serioz dhe i

vetëpërmbajtur dhe një gjë të tillë ajo nuk e kishte vënë re tek askush tjetër që kishte njohur më parë. Dukej sikur ai i shihte gjërat më me vëmendje, mendohej mirë për gjithçka dhe ruante njëfarë distance. Por kur ishin së bashku në apartamentin e tij në Kembrixh, sillej aq çlirët dhe natyrshëm, saqë ajo mbetej pa fjalë. Më pas, e rehatuar në shtratin e tij, Marlina i shpupuriste flokët e ngritur përpjetë si gjemba për shkak të djersës. Në ato orë pasditeje, ai dukej i qetë me veten dhe Marlinën. Kënaqej se vetëm ajo e bënte të ndihej ashtu. Rrinin shtrirë së bashku deri në orën gjashtë, duke dremitur e ëndërruar. Më pas, Marlina vishte fustanin, ndërsa Xhejmsi këmishën dhe krihte flokët. Cullufja rebele ngrihej sërish, por Marlina nuk i thoshte gjë, sepse i pëlqente ai detaj i vogël. Ndërkohë, i jepte një puthje para se të rendte për në konvikt për apelin e mbrëmjes. Edhe vetë Xhejmsi filloi ta harronte cullufen; kur Marlina ikte, ai rrallë kujtohej të shihej në pasqyrë. Sa herë që ajo e puthte, ai hapte krahët dhe ajo strukej në kraharorin e tij, e kjo i dukej si një mrekulli. Kur ishte me të, ai ndiente një ngrohtësi dhe qetësi që nuk e kishte ndier kurrë më parë.

Ai nuk ishte ndier kurrë se i përkiste kësaj toke, edhe pse ishte rritur në Amerikë dhe nuk kishte shkuar kurrë gjëkund tjetër. I ati kishte mbërritur në Kaliforni me një emër të rremë, duke u shtirur si djali i një fqinji që kishte emigruar vite më parë. Amerika ishte kthyer në një përzierje etnish, por Kongresi, i tmerruar se e verdha po dominonte ngjyrën e këtyre etnive, kishte ndaluar ardhjen e emigrantëve nga Kina. Pranoheshin vetëm fëmijët e atyre që tashmë jetonin në Shtetet e Bashkuara. Kështu, babai i Xhejmsit kishte marrë emrin e djalit të fqinjit, i cili ishte mbytur në lumë një vit më parë, dhe kishte ardhur për t'iu bashkuar "të atit" në San Francisko. Kjo ishte historia e pothuajse të gjithë emigrantëve kinezë që nga koha e Çester A. Arturit e deri në fund të Luftës së Dytë Botërore. Ndërkohë që irlandezët, gjermanët dhe suedezët mbushnin kuvertat e vaporëve dhe përshëndesnin me dorë sapo në horizont shfaqej pishtari i gjelbër e i zbehtë i Statujës së Lirisë, *verdhacukët* duhej të gjenin mënyra të tjera për të mbërritur në

tokën ku të gjithë ishin të barabartë. Ata që ia dilnin mbanë, sa herë që shkonin në Kinë për të takuar gratë, ktheheshin duke festuar lindjen e një djali. Kishte shumë nga ata që kishin mbetur në fshatrat e lindjes dhe që donin një jetë më të mirë, të cilët huazonin emrat e atyre djemve imagjinarë dhe përshkonin rrugën e gjatë përtej detit. Ndërkohë që norvegjezët, italianët dhe hebrenjtë rusë udhëtonin me traget nga *Ellis Island* për në Manhatan, duke u shpërndarë me mjete transporti rrugor dhe hekurudhor për në Kansas, Nebraska dhe Minesota, kinezët që mbërrinin në Kaliforni me anë të mashtrimeve, qëndronin aty. Në lagjet kineze, jeta e atyre *djemve në letër* ishte e brishtë dhe në rrezik. Të gjithë kishin emra të rremë. Të gjithë shpresonin të mos zbuloheshin dhe të mos riatdhesoheshin. Të gjithë qëndronin bashkë që të mos binin në sy. Por prindërit e Xhejmsit nuk kishin ndenjur duarkryq. Në vitin 1938, kur Xhejmsi ishte gjashtë vjeç, i ati kishte marrë një letër nga një "vëlla" që kish shkuar në lindje për të kërkuar punë në fillim të periudhës së Depresionit. Ai shkruante se kishte gjetur punë në një kolegj të vogël të Ajouas, ku merrej me kopshtari dhe mirëmbajtje. Por nëna e tij (e vërtetë, jo në letër) ishte sëmurë dhe, meqenëse i duhej të kthehej në Kinë, punëdhënësit e kishin pyetur nëse kishte ndonjë mik të besuar që ishte po aq punëtor sa ai. Ata i pëlqejnë kinezët, shkruhej në letër; na konsiderojnë njerëz të qetë, të palodhur dhe të ndershëm. Ishte një vend i mirë, një shkollë mjaft e veçantë. Ndoshta mund të kishte ndonjë vend pune edhe për gruan e tij në kuzhinën e shkollës. A ishte i interesuar për këtë?

Xhejmsi nuk dinte të lexonte kinezisht, por gjithë jetën do të kujtonte paragrafin e fundit të letrës të shkarravitur me një stilograf dhe që kish tërhequr vëmendjen e prindërve të tij. Ekzistonte një politikë e veçantë për fëmijët e punonjësve, shpjegonte "vëllai". Nëse kalonin një provim pranimi, mund ta ndiqnin shkollën falas.

Vendet e punës ishin të pakta dhe njerëzit të uritur, por ishte ai paragraf i fundit që i shtyu Litë të shisnin mobiliet e të shpërnguleshin në anën tjetër të botës, vetëm me dy valixhe me vete. Iu deshën të merrnin pesë linja të njëpasnjëshme me autobus

dhe udhëtimi zgjati katër ditë. Kur mbërritën në Ajoua, "xhaxhai" i Xhejmsit i shoqëroi në apartamentin e tij. Xhejmsi mbante mend vetëm se dhëmbët e burrit ishin më të shtrembër se ata të të atit dhe njëri prej tyre ishte i kthyer anash, si një grimcë orizi që priste të hiqej me kruajtëse dhëmbësh. Të nesërmen, i ati veshi këmishën e tij më të mirë, u mbërthye deri në grykë dhe shkoi te miku i tij në akademinë "Lloid". Pasdite u vendos gjithçka: ai do të fillonte javën e ardhshme. Të nesërmen në mëngjes, e ëma veshi fustanin më të mirë dhe shkoi në shkollë bashkë me të atin e Xhejmsit. Atë natë, që të dy sollën në shtëpi nga një uniformë ngjyrë blu të errët, ku ishin qëndisur emrat e tyre të rinj amerikanë: *Henri* dhe *Uendi.*

Disa javë më vonë, prindërit e çuan Xhejmsin në akademinë "Lloid" për provimin e pranimit. Një burrë me mustaqe të mëdha e të bardha si pambuk, e çoi në një sallë bosh dhe i dha një broshurë e një laps të verdhë. Tani që e mendonte, Xhejmsi e kuptonte se kishte qenë ide gjeniale: si mund të lexonte një fëmijë gjashtë vjeç, për të mos folur pastaj për të kaluar një provim të tillë. Një djalë mësueseje ndoshta po, nëse nëna do ta kishte ndihmuar gjatë studimit, por jo djali i një pastruesi tualetesh, i një kuzhiniereje mense apo i një kopshtari. *Nëse pjesa anësore e një fushe sportive katrore është dymbëdhjetë metra, sa i gjatë është gardhi rrethues? Kur u zbulua Amerika? Cila prej këtyre fjalëve është emër? Këtu kemi një sërë formash; cila formë e plotëson motivin?* Drejtori i shkollës do të thoshte: "Na vjen keq. Djali juaj nuk ka kaluar, nuk e mori dot provimin. Ai nuk i përmbush standardet e akademisë 'Lloid', kështu, nuk do të jetë e nevojshme që të paguajmë tarifat e tij shkollore."

Por Xhejmsi i dinte të gjitha përgjigjet. Ai kishte lexuar të gjitha gazetat që i kishin rënë në dorë; kishte lexuar të gjithë librat që i ati i kishte blerë me çmime të ulura nga libraritë, për pesë cent *pakon. 48 metra,* kishte shkruar ai. *1492. Automobili. Rrethi.* E mbaroi provimin dhe e vendosi lapsin mbi tavolinë. Burri me mustaqe, pas njëzet minutash, ngriti sytë.

- Mbarove? - e pyeti. - Ishe shumë i urtë, djalosh, - vazhdoi ai,

mori broshurën e lapsin dhe e çoi Xhejmsin në kuzhinë, ku nëna e tij po punonte. - Do ta korrigjoj provimin dhe, javën që vjen, do t'ju njoftoj për rezultatet, - tha, por Xhejmsi e dinte se e kishte marrë provimin.

Në shtator, kur filloi semestri, babai e shoqëroi për në shkollë me kamionçinën tip *Ford* që i kishin dhënë hua për punët e mirëmbajtjes.

- Ti je i pari djalë aziatik që ndjek akademinë "Lloid", - i tha i ati. - Duhet të japësh shembull të mirë.

Atë ditë të parë të shkollës, Xhejmsi u ul në vendin e tij dhe vajza që ishte ulur pranë, e pyeti:

- Çfarë të kanë sytë?

Vetëm kur dëgjoi zërin e tmerrshëm të mësueses që tha: "Shirli Braun!" kuptoi se duhej të ndihej në siklet; kur kjo gjë u përsërit, ai e dinte arsyen dhe skuqej menjëherë. Në çdo orë mësimi gjatë asaj jave të parë, nxënësit e tjerë e kishin vëzhguar: "Nga vinte ai djalë?" Kishte një çantë librash dhe një uniformë të akademisë "Lloid", megjithatë nuk ishte si nxënësit e tjerë; ata nuk kishin parë kurrë një djalë si ai. Herë pas here, shkolla thërriste të atin për të vajosur ndonjë dritare që kërciste, të ndërronte ndonjë llambë apo të lante ndonjë njollë në dysheme. Xhejmsi strukej në bankat e fundit dhe shihte se si shokët hidhnin sytë një herë nga ai e një herë nga i ati, dhe e dinte se dyshonin për diçka. Ulte kokën mbi libër, po kaq shumë, saqë hunda thuajse i prekte fletët. Rrinte ashtu derisa i ati largohej. Muajin e dytë, u kërkoi prindërve leje që të shkonte e të kthehej vetë nga shkolla. Nëse shkonte vetëm, mund të bënte sikur ishte një nxënës si gjithë të tjerët. Me uniformë, mund të dukej si ata.

Ai kaloi dymbëdhjetë vjet në akademinë "Lloid" dhe nuk ishte ndier kurrë rehat. Të gjithë nxënësit dukeshin sikur e kishin prejardhjen nga familja Pilgrim, nga familja e ndonjë senatori apo familja Rokfeler dhe, kur kishin si detyrë vizatimin e pemës gjenealogjike, ai bënte sikur harronte, në vend që të vizatonte diagramin e ndërlikuar. *Mos më pyesni*, lutej në heshtje, ndërkohë

që mësuesi shënonte një zero të vogël karshi emrit të tij. Ai i vuri detyrë vetes që të studionte kulturën amerikane: duke dëgjuar radion, duke lexuar libra me vizatime komike, duke kursyer paratë e xhepit për të parë në kinema dy filma me çmimin e njërit, si dhe duke mësuar rregullat e lojërave të reja, në rast se dikush do ta pyeste: "E dëgjove *Red Skleton*-in dje?" apo "Do të luash Monopoli?" edhe pse askush s'e luante këtë lojë. Kur u rrit, nuk merrte më pjesë në mbrëmjen e vallëzimit, në grumbullimet para ndeshjeve ose në festat e vitit të tretë apo të katërt. Në rastin më të mirë, vajzat i buzëqeshnin nëpër korridore pa thënë asnjë fjalë; në rastin më të keq, e vështronin teksa kalonte dhe i dëgjonte kur qeshnin nën zë pasi ai merrte kthesën. Ditën e diplomimit, në albumin e shkollës ndodhej edhe fotografia e tij, përveç fotografisë së detyrueshme në formë portreti. Ajo ishte shkrepur gjatë mbledhjes së një këshilli që do të organizonte pritjen e presidentit Truman. Koka e tij dilte mbi shpatullat e senatorit të klasës dhe të një vajze e cila do të martohej me një princ belg. Veshët e Xhejmsit, që në fakt ishin ngjyrë rozë, në foto kishin dalë ngjyrë gri e thellë dhe aspak natyralë, kurse gojën e kishte paksa të hapur, a thua se e kishin zënë mat duke hyrë në një pronë të huaj pa leje. Ai shpresonte që, në universitet, gjërat të ndryshonin. Megjithatë, edhe pas shtatë vjetësh në Harvard, katër për t'u diplomuar e tri vite e pak për të marrë doktoraturën, asgjë nuk ndryshoi. Pa e kuptuar pse, ai kish studiuar lëndën tipike amerikane që kishte mundur të gjente - kaubojt - por nuk fliste kurrë për prindërit apo për familjen. Ai kishte disa njohje, por asnjë mik dhe vazhdonte të ndihej në ankth kur ulej në karrige, sikur në çdo çast, dikush do ta vinte re dhe do t'i thoshte të largohej.

Kështu, atë vjeshtë të vitit 1957, kur Marlina, një vajzë e bukur me flokë ngjyrë mjalti, ishte zgjatur te tavolina dhe e kishte puthur, më pas i ishte hedhur në krahë e i ishte futur në shtrat, Xhejmsi nuk e kishte besuar dot. Atë pasdite të parë që kishin kaluar së bashku në apartamentin e tij të vogël, të lyer me bojë të bardhë, ai ishte mrekulluar se si trupi i saj shkonte aq shumë me

të tijin: hunda e Marlinës puthitej shumë mirë në hapësirën mes klavikulave të tij dhe harkimi i faqes së saj me anën e qafës së tij. Dukej sikur ishin dy gjysmat e një figure. Ai e kishte studiuar si një skulptor, duke soditur ijët dhe pulpat e këmbëve, dhe me mollëzat e gishtave kishte përshkuar lëkurën e saj. Kur bënin dashuri, flokët e Marlinës gjallëroheshin. Ata errësoheshin dhe nga ngjyrë mjalti, bëheshin si të qelibartë. Dridheshin e përdridheshin si sustë dhe ai habitej që kishte një efekt të tillë te dikush. Teksa atë e zinte gjumi mes krahëve të tij, flokët lëshoheshin ngadalë dhe, kur zgjohej, bëheshin sërish kaçurrelë. Pastaj, e qeshura e saj e çlirët mbushte dhomën e bardhë e të zbrazët; teksa fliste derisa i merrej fryma, duart i lëvizte pa pushim dhe vetëm kur ai ia kapte e ia shtrëngonte me të tijat, rrinin ngrohtë e pa lëvizur, si dy zogj që pushonin, derisa ajo i tërhiqte sërish pas vetes. Dukej sikur e gjithë Amerika ia kishte hapur dyert. Ndihej fatlum, por i druhej ditës kur universi do ta vinte re se nuk e meritonte atë dhe do t'ia merrte sërish. Apo ajo mund ta kuptonte gabimin e saj e të zhdukej nga jeta e tij sa hap e mbyll sytë, ashtu siç edhe kishte hyrë. Pas njëfarë kohe, u mësua edhe me frikën.

Filloi të bënte ndryshime të vogla që mendonte se asaj do t'i pëlqenin: preu flokët dhe bleu një këmishë me vija blu, të cilën Marlina e kishte pëlqyer shumë kur ia kishte parë veshur një kalimtari (cullufja e pabindur vazhdonte të qëndronte mbi kokë; vite më vonë, e trashëguan edhe Neti e Hana). Një të shtunë, me sugjerimin e Marlinës, bleu dy galonë me bojë të verdhë të lehtë dhe i zhvendosi mobiliet në mes të apartamentit, ndërsa parketin e mbuloi cep më cep. Teksa përfundonte së lyeri njërën anë, pastaj tjetrën, dhoma filloi të ndriçohej e të dukej sikur muret ishin kthyer në panele diellore. Pasi e lyen të gjithë hapësirën, hapën dritaret dhe u rehatuan në shtratin që ndodhej në mes të dhomës. Apartamenti ishte kaq i vogël, saqë asgjë nuk ishte më larg se një metër nga muri, por i rrethuar nga tryeza e punës dhe karriget, kolltuku e komoja, Xhejmsit i dukej sikur ishte në një ishull apo sikur ndodhej në mes të detit. Kur Marlina iu mbështet në gjoks,

ai e puthi dhe ajo ia hodhi krahët në qafë e u lëshua mbi të. Çdo herë, ndodhte një mrekulli e vogël si kjo.

Atë pasdite vonë, kur u zgjua, teksa kishte filluar të binte muzgu, vuri re një njollë të verdhë në njërin prej gishtave të këmbës së Marlinës. Pas një kërkimi të vogël, gjeti një njollë në mur në fund të shtratit, që Marlina e kishte prekur me këmbë teksa bënin dashuri: një njollë e vogël që kishte mbetur pasi boja ishte fshirë. Atë mbrëmje nuk i tha asgjë dhe, pasi vendosën mobiliet nëpër vende, njolla u mbulua nga komoja. Sa herë që shihte atë komo, kënaqej, a thua se arrinte që përtej sirtarëve me dru pishe dhe rrobave të tij të palosura, të shihte njollën që kishte lënë trupi i saj në hapësirën e tij.

Ditën e Falënderimeve, Marlina vendosi të mos shkonte në shtëpinë e saj në Virxhinia. Xhejmsit dhe vetes i tha se nuk ia vlente të shkonte deri atje vetëm për kaq pak ditë, por, në të vërtetë, e dinte se e ëma do ta pyeste sërish nëse kishte ndonjë *gjë të re* dhe këtë herë nuk dinte se ç'përgjigje t'i jepte. Në vend të kësaj, poqi një pulë në kuzhinën e vogël të Xhejmsit, preu patatet në formë kubesh dhe më pas qëroi edhe patatet e ëmbla, të cilat i vendosi në një tavë: një darkë e vogël për Ditën e Falënderimeve. Xhejmsi, që nuk kishte gatuar kurrë një vakt dhe që jetonte me hamburgera nga *Charlie's Kitchen* dhe kekë anglezë nga *Hayes-Bickford*, e shikonte gjithë admirim. Pasi Marlina spërkati pulën me vaj, ngriti sytë me kapadaillëk, mbylli derën e furrës dhe hoqi dorezat.

- Nëna ime është mësuese e ekonomisë shtëpiake, - tha ajo. - Idhulli i saj është Beti Kroker.

Kjo ishte gjëja e parë që ajo i thoshte për të ëmën. Nga mënyra se si e tha, dukej sikur ishte një sekret, diçka të cilën e kishte mbajtur të fshehtë dhe që tani ia rrëfente plot besim dhe dëshirë.

Xhejmsi ndjeu se duhej t'ia kthente këtë nder, këtë dhuratë intime. Njëherë, kishte përmendur shkarazi se prindërit e tij kishin punuar në një shkollë, por pa dhënë më shumë detaje, me shpresën se ajo do të mendonte se kishin qenë mësues. Por nuk i kishte thënë kurrë që kuzhinat e shkollës dukeshin si toka e gjigantëve, ku gjithçka ishte me

përmasa të jashtëzakonshme: rrotulla me letër alumini një kilometër të gjata dhe kavanoza me majonezë aq të mëdhenj, sa mund të nxinin edhe kokën e tij. Detyra e së ëmës ishte që ta kthente atë botë në përmasa normale, duke prerë shalqirin në copa kubike dhe duke shpërndarë copëzat e gjalpit në çdo pjatë për të shoqëruar bukën. Ai nuk i kishte thënë askujt se kuzhinieret e tjera qeshnin me nënën e tij, e cila, në vend që ta hidhte ushqimin e mbetur, e mbështillte; që në shtëpi e ngrohnin sërish atë ushqim dhe, ndërkohë që prisnin, prindërit e pyesnin: "Çfarë bëtë në gjeografi? Po në matematikë?" dhe ai fillonte e tregonte: "Montgomeri është kryeqyteti i Alabamës. Numrat e thjeshtë kanë vetëm dy faktorë." Edhe pse nuk i kuptonin përgjigjet e tij, prindërit pohonin me kokë, të kënaqur që Xhejmsi po mësonte gjëra të reja, të cilat ata nuk i dinin. Ndërsa flisnin, ai ngjyente biskotat e kripura në një tas me supë selinoje apo çmbështillte ndonjë sanduiç me djathë të mbështjellë me letër alumini dhe papritur ndalej, i hutuar, duke e ditur që e kishte bërë këtë gjë më parë, por duke mos ditur nëse po përsëriste gjithçka dinte apo ato që kishte mësuar në shkollë. Në klasë të pestë, nuk u fliste më prindërve kinezisht, sepse kishte frikë se mos i jepte ndonjë theks anglishtes së tij. Shumë kohë para kësaj, kishte filluar të mos u fliste atyre edhe në shkollë. Por druhej që t'ia thoshte gjithë këto gjëra Marlinës. Kishte frikë se, pas rrëfimit të tij, ajo do ta shihte ashtu siç ai e kishte parë gjithmonë veten: një qyqar kockë e lëkurë që hante ushqime të mbetura, tregonte batutat e tij dhe që përpiqej të mos binte në sy. Një mashtrues. Kishte frikë se ajo nuk do ta shihte ndryshe.

- Prindërit e mi nuk jetojnë më, - tha ai. - Vdiqën pak para se të filloja fakultetin.

Nëna i kishte vdekur nga një tumor në kokë, ndërsa i ati gjashtë vjet më vonë, nga një komplikacion në mushkëri, kishin thënë mjekët, por Xhejmsi e dinte që kjo nuk ishte e vërtetë: babai thjesht nuk donte të jetonte i vetëm.

Marlina, pa thënë asnjë fjalë, u zgjat e ia mori fytyrën mes duarve dhe Xhejmsi ndjeu nxehtësinë e furrës në pëllëmbët e saj të buta. Qëndruan kështu vetëm një çast para se të binte kohëmatësi dhe ajo

të kthehej sërish te furra, por kaq mjaftoi për ta ngrohur atë. Atij iu kujtuan duart e së ëmës, të djegura nga avulli dhe plot me kallo nga kruajtja e tenxhereve, dhe donte t'i mbështeste buzët në pëllëmbën e Marlinës, aty ku ndahej vija e dashurisë me vijën e jetës. I premtoi vetes se nuk do t'i linte kurrë ato duar të zinin kallo. Ndërkohë që Marlina hiqte nga furra pulën e pjekur mirë, e cila kishte marrë një ngjyrë kafe, ai habitej me shkathtësinë e saj. Kënaqej kur e shihte atë tek e kthente lëngun e mishit në salcë apo se si patatet bëheshin si pambuk nën pirunin e saj. E gjithë kjo i dukej si një numër magjik, më i veçanti që kish parë ndonjëherë. Disa muaj më vonë, kur u martuan, ata bënë një marrëveshje: të kaluarën do ta hidhnin pas krahëve, nuk do të bënin më pyetje dhe, që nga ai çast, do të shikonin përpara dhe nuk do ta kthenin më kokën pas.

Atë pranverë, Marlina bënte plane për vitin e fundit të fakultetit, kurse Xhejmsi po përfundonte doktoraturën dhe ishte në pritje të lajmit nëse do ta punësonin në Fakultetin e Historisë. Ishte hapur një vend dhe ai kishte bërë kërkesë, ndërkohë që profesor Karlsoni, dekani i fakultetit, i kishte lënë të kuptonte se ai ishte më i kualifikuari në klasën e tij. Herë pas here, jepte ndonjë intervistë pune gjetkë, në Nju Hevën apo Providens, për të qenë i sigurt. Por thellë në shpirt, e ndiente se do ta punësonin në Harvard.

- Karlsoni më la të kuptoja se ai vend është imi, - i thoshte Marlinës sa herë që hapej kjo temë. Marlina pohonte me kokë dhe e puthte, duke mos dashur të mendonte se ç'do të ndodhte kur ajo të diplomohej vitin e ardhshëm e të regjistrohej në ndonjë fakultet mjekësie kushedi se ku. *Harvard,* mendoi ajo duke numëruar me gishta. *Kolumbia. Xhons Hopkins. Stenford*. Për çdo gisht që nxirrte, aq më shumë shtohej distanca.

Më pas, në prill, ndodhën dy të papritura: profesor Karlsoni i tha Xhejmsit që i vinte shumë, shumë keq që duhej ta zhgënjente, por kishin vendosur të merrnin shokun e tij të klasës, Uilliam Mekfersonin, duke qenë të bindur se Xhejmsi do të gjente ndonjë mundësi më të mirë diku tjetër.

- A ta thanë arsyen? - e pyeti Marlina.

- Më thanë që nuk isha *i përshtatshëm* për fakultetin, - u përgjigj Xhejmsi. Ajo nuk iu kthye më asaj teme. Katër ditë më vonë, i priste një surprizë akoma më e madhe: Marlina ishte shtatzënë.

Kështu, në vend të Harvardit, mbërriti më në fund një ofertë nga kolegji i Midëlludit, një kolegj modest, ofertë të cilën ai e pranoi i çliruar. Në vend të Bostonit, një provincë e Ohajos. Në vend të Fakultetit të Mjekësisë, martesa. Asgjë nuk kishte shkuar sipas planit.

- Një fëmijë, - i thoshte Marlina Xhejmsit pa pushim. - Fëmija ynë. Më mirë që shkoi kështu.

Ditën e dasmës, Marlina ishte vetëm tremuajshe shtatzënë dhe nuk dallohej. Asokohe, i thoshte vetes: *Mund të kthehesh e ta mbarosh vitin që vjen, kur fëmija të jetë më i rritur.* Do të kalonin tetë vjet para se rifillimi i studimeve të bëhej realitet, por ajo nuk e dinte këtë. Duke dalë nga zyra e dekanit, pasi kishte marrë leje me afat të papërcaktuar, ajo ishte e bindur se gjithçka që kishte ëndërruar për veten, studimet e mjekësisë, profesioni i mjekes, jeta e re dhe e rëndësishme, do të qëndronte në pritje të kthimit të saj, si një qen i stërvitur që priste të zotin. Megjithatë, kur u ul pranë telefonit në hollin e konviktit, teksa i jepte centralistit numrin e së ëmës për t'i telefonuar, zëri i dridhej në çdo numër që thoshte. Sapo e ëma u përgjigj, harroi ta përshëndeste dhe i tha:

- Do të martohem. Në qershor.

Nëna heshti për një hop dhe pastaj e pyeti:

- Me kë?

- Quhet Xhejms Li.

- Student?

Befas, Marlinës i shkëlqeu fytyra.

- Po mbaron doktoraturën për histori amerikane, - dhe për një çast ngurroi, por pastaj vendosi t'i thoshte një gjysmë të vërtetë. - Nga vjeshta, mund ta punësojnë në Harvard.

- Atëherë, është profesor, - tha e ëma dhe papritur zëri i mori një ton inkurajues. - Zemër, më vjen shumë mirë për ty. Mezi po pres ta njoh.

Marlinën e pushtoi një ndjesi çlirimi. E ëma nuk dukej e mërzitur që ajo duhej të ndërpriste shkollën; pse duhej të mërzitej? Në fund të fundit, kishte bërë pikërisht atë që shpresonte ajo: kishte njohur një burrë të shkëlqyer nga Harvardi. Lexoi informacionet e një fletushke: e premte, 13 qershor, ora njëmbëdhjetë e gjysmë, me gjykatësin e pajtimit; më pas, drekë në *Parker House.*

- Nuk do të jetë festë e madhe. Do të jemi vetëm ne, ju dhe disa miq. Prindërit e Xhejmsit kanë vdekur.

- Li! - po mërmëriste nëna. - Ka lidhje me ata që njohim ne?

Papritur, Marlina e kuptoi se ç'po përfytyronte e ëma. Ishte viti 1958; në Virxhinia dhe në gjysmën e vendit, martesa e tyre do të konsiderohej si shkelje ligji. Edhe në Boston, i ndodhte që shumë kalimtarë ta shihnin me dyshim. Flokët e saj, që nuk ishin më aq biondë sa në fëmijëri, ishin ende mjaft të çelur dhe binin në sy pranë flokëve të zinj të Xhejmsit kur ishin në kinema, në stolat e parkut apo në banakun e kafenesë "Waldorf". Një grup vajzash të zhurmshme të Radklifit po zbrisnin shkallët; njëra prej tyre po sillej vërdallë duke pritur që të lirohej telefoni, ndërsa të tjerat ndodheshin para pasqyrës së hollit duke pudrosur hundën. Një javë më parë, njëra syresh e kishte marrë vesh që Marlina do të martohej dhe kishte shkuar në dhomën e saj "për të parë nëse ishte e vërtetë".

Marlina e shtrëngoi receptorin dhe me dorën tjetër preku barkun, duke folur me ëmbëlsi.

- Nuk e di, nënë. Mund ta pyesësh vetë kur ta takosh.

Kështu, e ëma erdhi nga Virxhinia dhe ishte hera e parë që kalonte kufijtë e shtetit. Teksa bashkë me Xhejmsin, që ishte diplomuar disa orë më parë, prisnin mbërritjen e trenit në stacion, Marlina mendonte: *Edhe po t'i kisha thënë, ajo prapëseprapë do të vinte.* Kur e ëma zbriti nga treni dhe pa Marlinën, një buzëqeshje e natyrshme, krenare, iu përvijua në fytyrë dhe, për një çast, Marlina e besoi vërtet. *Sigurisht që do të vinte.* Më pas, për një çast, buzëqeshja sikur u venit. Shikimi i së ëmës zhvendosej sa te gruaja bionde dhe shtatlartë në të majtë të së bijës, te burri i hollë aziatik

në të djathtë të saj, duke kërkuar Xhejmsin për të cilin kish dëgjuar të flitej shumë, por që nuk po ia zinte syri. Në fund, e kuptoi. Kaluan disa sekonda, pastaj i shtrëngoi dorën Xhejmsit, i tha se gëzohej që po njihej me të dhe e lejoi ta ndihmonte me çantën.

Marlina dhe e ëma darkuan vetëm atë natë dhe kjo e fundit nuk e përmendi Xhejmsin derisa erdhi ëmbëlsira. Marlina e dinte se për çfarë do ta pyeste - *Pse e dashuron?* - dhe u bë gati t'i përgjigjej. Por e ëma nuk i bëri një pyetje të tillë dhe nuk ia përmendi aspak fjalën *dashuri*. U mjaftua duke gëlltitur një kafshatë tortë e duke studiuar të bijën nga ana tjetër e tavolinës.

- Je e sigurt, - i tha ajo, - që ai nuk do thjesht të marrë lejen e qëndrimit?

Marlina nuk mund ta shihte në sy. Ia kishte ngulur vështrimin duarve me njolla të së ëmës, pavarësisht dorashkave që mbante tërë kohës apo kremit me limon, pirunit që ajo shtrëngonte mes gishtave, dhe copës së tortës mes dhëmbëve të saj. Në ballin e nënës dukej një rrudhë e vogël, sikur dikush ta kish prerë me thikë. Vite më vonë, edhe Hana do të vinte re të njëjtën shenjë shqetësimi në fytyrën e së ëmës, pa e ditur origjinën, por Marlina nuk do ta pranonte kurrë ngjashmërinë.

- Ai ka lindur në Kaliforni, nënë, - i tha ajo ndërsa e ëma e zhvendosi shikimin dhe fshiu buzët me pecetë, duke lënë dy njolla të kuqe në copë.

Mëngjesin e dasmës, teksa prisnin në mjediset e gjykatës, nëna e Marlinës luante me tokëzën e çantës. Kishin mbërritur një orë më herët, duke menduar se kishte trafik, se mos nuk gjenin vend për të parkuar apo se mos humbnin takimin me gjykatësin e pajtimit. Xhejmsi kish veshur një kostum të ri dhe herë pas here prekte xhepin e vogël të xhaketës për t'u siguruar që unazat ishin ende aty, nën stofin blu të errët. Ai gjest i ndrojtur dhe nervoz bënte që Marlina të pushtohej nga një dëshirë e zjarrtë për ta puthur aty, në sy të të gjithëve. Pas njëzet e pesë minutash, ajo do të ishte gruaja e tij. Më pas, nëna iu afrua dhe ia shtrëngoi bërrylin fort, si një morsetë.

- Eja lyej pak buzët, - i tha duke e shtyrë lehtë drejt tualetit të femrave.

Ajo duhej ta kishte pritur këtë gjë. Gjatë gjithë asaj paraditeje, nënës nuk i kishte pëlqyer asgjë. Fustani i Marlinës nuk ishte i bardhë, por ngjyrë kremi. Ai nuk dukej si një fustan nusërie; ishte shumë i thjeshtë dhe do të ishte i përkryer për një *infermiere.* Nuk e kuptonte pse Marlina nuk martohej në kishë. Përreth kishte shumë të tilla. Edhe moti i Bostonit nuk i pëlqente; pse ishte kaq zymtë në qershor? Lule margaritat nuk ishin lule dasmash, pse të mos zgjidheshin trëndafila? Pse e kishte me kaq *ngut,* pse duhej të martohej tani, pse të mos priste edhe pak?

Do të kishte qenë më e lehtë nëse e ëma do të kishte provokuar zënka, nëse do ta kishte fyer Xhejmsin hapur, nëse do të thoshte se ishte shumë i shkurtër apo shumë i varfër, apo që nuk kishte arritur shumë në jetë.

- Nuk është e drejtë, Marlinë. Nuk është e drejtë, - përsëriste pa pushim, por pa e përcaktuar se për çfarë e kishte fjalën.

Marlina bëri sikur nuk e dëgjoi dhe nxori buzëkuqin nga çanta.

- Ke për të ndryshuar mendje, - këmbëngulte nëna. - Një ditë do të pendohesh.

Marlina rrotulloi buzëkuqin dhe iu afrua pasqyrës, kurse e ëma e zuri nga supet e dëshpëruar. Në sy i lexohej frika, sikur Marlina të ishte duke ecur drejt një gremine.

- Mendo për fëmijët e tu, - i tha ajo. - Ku do të jetoni? Nuk do të integroheni dot në shoqëri. Gjithë jetën do të jesh e palumtur.

- Mjaft tani, - bërtiti Marlina, duke goditur buzën e lavamanit me grusht. - Kjo është jeta ime, nënë. Imja, - tha dhe lëvizi me hov, prandaj buzëkuqi ra, duke u rrotulluar në pllakat e dyshemesë, ndërsa në mëngën e së ëmës la një gjurmë të kuqe. Pa shtuar asgjë tjetër, shtyu derën e tualetit dhe e la të ëmën vetëm aty brenda.

Jashtë, Xhejmsi e vështroi gjithë ankth gruan e tij të ardhshme.

- Çfarë ke? - mërmëriti ai teksa iu afrua. Marlina tundi kokën dhe pëshpëriti nxitimthi, duke qeshur:

- Asgjë. Sipas sime mëje, duhet të martohem me dikë që ngjason

më shumë me mua, - dhe e kapi Xhejmsin nga jaka e xhaketës, e afroi pas vetes dhe e puthi. *Absurde*, mendoi ajo. Nuk ishte e nevojshme ta përmendte atë gjë.

Disa ditë më parë, qindra kilometra larg, ishte martuar edhe një çift tjetër; një burrë i bardhë dhe një grua me ngjyrë, të cilët do të ndanin një mbiemër që u shkonte shumë për shtat: Loving. Katër muaj më vonë ata u arrestuan në Virxhinia dhe, sipas ligjit, Zoti i Plotfuqishëm nuk donte që të bardhët, të zinjtë, të verdhët e të kuqtë të përziheshin dhe nuk duhej të kishte *qytetarë të shartuar dhe as zhdukje të krenarisë racore.* Duhej të prisnin katër vjet para se të protestonin për këtë gjë, edhe katër vjet të tjera para se gjyqi t'i mbështeste, por duhej të kalonin edhe shumë vite para se edhe njerëzit përreth t'i mbështesnin. Disa, siç ishte dhe nëna e Marlinës, nuk do ta bënin kurrë këtë.

Kur Marlina dhe Xhejmsi shkuan në vendet e tyre, nëna kishte dalë nga tualeti i femrave dhe po qëndronte në heshtje e po i shikonte nga larg. Ajo e kishte fërkuar disa herë mëngën me peshqir, por vija e kuqe vazhdonte të dukej nën njollën e ujit, si të ishte një njollë e vjetër gjaku. Me një buzëqeshje në fytyrë, Marlina ia fshiu Xhejmsit buzën e sipërme që i ishte bërë me buzëkuq, ndërsa ai preku sërish xhepin e vogël për të parë nëse unazat ishin ende aty. Nënës së Marlinës iu duk sikur Xhejmsi po përgëzonte veten.

Kohë më pas, në mendjen e Marlinës, dasma do të kthehej në një kolazh kujtimesh: skeleti i hollë e i bardhë i syzeve me dy vatra të gjykatësit; nyja e buqetës së luleve të nuses; avulli që kishte veshur gotën e verës së shoqes së saj të vjetër të dhomës, Sandrës, që ngriti një dolli. Nën tavolinë, dora e Xhejmsit mbi dorën e saj, rrethi i çuditshëm prej ari që sapo kishte vënë dhe që i jepte një ndjesi të ftohtë lëkurës dhe, përtej tavolinës, flokët e nënës të bërë bukla me kujdes, fytyra e pudrosur dhe buzët e mbyllura për të mbuluar dhëmbin e shtrembër.

Ajo ishte hera e fundit që Marlina e pa të ëmën.

## *tre*

Deri ditën e varrimit, Marlina nuk e kishte menduar kurrë herën e fundit që do të shihte të bijën. Ajo kishte përfytyruar një skenë prekëse si nëpër filma: ajo me flokët e bardhë dhe e veshur me një këmishë nate prej sateni, e plakur dhe e plotësuar në jetë, gati për të lënë amanetet; Lidia, tashmë grua, e qetë, plot besim në vetvete që shtrëngonte dorën e së ëmës, pa u trembur nga cikli i jetës dhe i vdekjes, duke qenë se ishte mjeke. Edhe pse nuk do ta pranonte kurrë, të fundit donte të shihte Lidian – as Netin, as Hanën dhe as Xhejmsin, por vajzën tek e cila e mbante mendjen gjithë kohës. Tani, imazhi i fundit i Lidias ishte zhdukur. Për habinë e saj, Xhejmsi kishte këmbëngulur për një varrim me arkivol të mbyllur. Ajo nuk mund ta shihte të bijën as për herë të fundit dhe, gjatë këtyre tri ditëve, ia kishte përsëritur Xhejmsit pa pushim, ndonjëherë me zemërim e ndonjëherë edhe me lot në sy. Xhejmsi, nga ana tjetër, nuk gjente dot fjalët e duhura për t'i thënë se çfarë kishte parë kur kishte shkuar të identifikonte trupin e Lidias: i kishte mbetur vetëm gjysma e fytyrës falë ujit të ftohtë të liqenit, sepse gjysma tjetër ishte dëmtuar. Ai nuk po i kushtonte vëmendje së shoqes dhe sytë ia kishte ngulur pasqyrës së brendshme të makinës teksa ecte mbrapsht.

Varrezat ishin vetëm çerek ore larg në këmbë, por ata vendosën të shkonin me makinë. Teksa u kthyen në rrugën kryesore që përshkonte liqenin në mënyrë rrethore, Marlina papritur ktheu kokën majtas, sikur të kishte vënë re diçka mbi supin e të shoqit. Ajo nuk dëshiron të shohë molin e drunjtë, varkën me rrema që ishte zgjidhur sërish dhe liqenin që shtrihej deri në horizont. Xhejmsi i kishte mbyllur xhamat e makinës, por fladi i lëvizte gjethet e pemëve që ndodheshin nëpër brigje dhe valëzonte sipërfaqen e ujit. Liqeni do të ishte gjithmonë aty: sa herë që të dilnin nga shtëpia, do ta shihnin. Në ndenjëset e pasme, Neti dhe Hana pyesnin veten nëse nëna që tani e tutje, gjatë gjithë jetës së saj, do t'i hidhte sytë gjetkë sa herë që të kalonte aty. Liqeni shkëlqente aq fort nga dielli, si një çati llamarine, sa të vriste sytë, prandaj sytë e Netit filluan të lotonin. Pse duhej që drita të ishte kaq e fortë e qielli kaq i kaltër? Ai u çlirua kur një re mbuloi diellin dhe uji u shndërrua nga ngjyrë argjendi në gri.

Kur mbërrijnë në varreza, ata ndalen në parking. Midëlludi është krenar për varrezat e tij që ngjajnë me një kopsht: një gërshetim i tyre me një kopsht botanik, me rrugica gjarpëruese dhe tabela të vogla prej tunxhi me informacione për florën. Netit i kujtohen ekskursionet shkencore të shkollës së mesme, me blloqe shënimi dhe udhërrëfyes; njëherë, mësuesi premtoi dhjetë pikë shtesë për këdo që do të mblidhte më shumë lloje të ndryshme gjethesh. Edhe atë ditë, kishte një varrim dhe, gjatë kohës që zhvillohej ceremonia, Tom Ridi u fut mes rreshtave të karrigeve portative, për të arritur te pema e sasafrasit e për të këputur një degë të varur. Mësuesi Reksford nuk e vuri re dhe e përgëzoi Tomin, pasi ishte i vetmi që kishte gjetur *Sassafras Albidum*-in, dhe e gjithë klasa filloi të qeshte e të rrokte duart me Tomin gjatë kthimit me autobus. Tani, teksa ecin drejt karrigeve që ndodhen diku më tutje, Neti dëshiron të kthehet pas në kohë e t'i japë një grusht Tom Ridit.

Për nder të Lidias, shkolla qëndroi e mbyllur gjatë gjithë ditës dhe shumë prej shoqeve të saj erdhën në varrim. Ndërkohë që i vështrojnë, Xhejmsi dhe Marlina kuptojnë se sa kohë kishin

pa i parë këto vajza: me vite të tëra. Për një çast, nuk e njohën Karen Adlerin, e cila kishte rritur flokët, dhe as Pam Sondersin pa aparatin e dhëmbëve. Teksa mendon për listën dhe emrat e fshirë, Xhejmsi kupton se ua ka ngulur sytë dhe e largon vështrimin prej tyre. Pak nga pak, nëpër karrige zënë vend disa nga shokët e klasës së Netit dhe disa nxënës të vitit të parë që duken si fytyra të njohura, por ai nuk është fort i bindur për këtë. Edhe fqinjët që vijnë njëri pas tjetrit, i duken të huaj. Prindërit e tij nuk dalin kurrë dhe nuk presin kurrë njerëz; ata nuk organizojnë darka mondane, nuk luajnë brixh, nuk kanë miq me të cilët të dalin për gjueti apo për të drekuar. Ashtu si Lidia, as ata nuk kanë miq të vërtetë. Hana dhe Neti dallojnë disa nga docentët universitarë, asistenten e babait të tyre, por fytyrat e tjera nëpër karrige janë të panjohura. *Ç'kërkojnë këtu,* thotë Neti me vete dhe, kur fillon shërbesa e të gjithë përkulin kokën drejt arkivolit përballë tyre, nën pemën e sasafrasit, ai e kupton. Ata i tërheq spektakli i vdekjes së papritur. Gjatë javës së fundit, që kur policia filloi kërkimet në fund të liqenit, titujt e gazetës "Monitor" në Midëllud, kanë folur vetëm për Lidian. *Një vajzë aziatike mbytet në liqenin e vogël.*

Pastori ngjason me presidentin Ford: shtatlartë, me vetulla të drejta, dhëmbë të bardhë e fytyrë të mprehtë. Familja Li nuk shkon në kishë, por pastorin ua kishte rekomanduar agjencia funerale dhe ai kishte pranuar pa bërë asnjë pyetje. Tani, Xhejmsi qëndron ulur e me trupin drejt, mbështetur pas karriges dhe përpiqet të dëgjojë shërbesën. Pastori lexon psalmin njëzet e tre, por, në një tekst të ribotuar: *Kam gjithçka që ma ka ënda në vend të Asgjë nuk do të më mungojë; Edhe nëse eci në errësirë nëpër lëndinë në vend të Edhe po të eci në luginën e hijes së vdekjes*. Po i bie shkurt dhe kjo tregon mungesë respekti. Është njësoj sikur po e varros të bijën në një kuti kompensate. *Kushedi çfarë tjetër mund të presësh nga ky qytet,* mendon ai. Marlinës, që është ulur në të djathtë të tij, era e zambakëve mbi arkivol po i merr frymën, si një afsh i nxehtë e i lagësht, dhe për pak sa nuk vjell. Kjo është hera e parë që ajo dëshiron të jetë një nga ato gratë që gjithmonë mbajnë me vete

një shami, si nëna e saj. Do ta mbulojë hundën për të mos ndier aromat dhe, kur ta heqë, shamia do të ketë marrë një ngjyrë rozë të pistë, si tulla të vjetra. Pranë saj, Hana kryqëzon gishtat. Ajo do të ngrohë dorën pas prehrit të së ëmës, por nuk guxon. Nuk guxon të shohë as arkivolin. *Lidia nuk ndodhet aty brenda*, thotë me vete duke marrë frymë thellë, *vetëm trupi i saj. Po Lidia ku është, atëherë? Të gjithë rrinë si të ngrirë,* vazhdon ajo*, dhe zogjve sipër duhet t'u duken si statuja.*

Me bisht të syrit, Neti vë re se Xheku është ulur në anë të turmës, pranë nënës së tij. Ai imagjinon sikur e zë nga jaka e këmishës për të zbuluar se çfarë di në lidhje me këtë ngjarje. Gjatë javës së fundit, i ati ka telefonuar policinë çdo mëngjes për të marrë lajme, por, në çdo rast, oficeri Fisk i është përgjigjur se hetimet vazhdojnë. *Sikur të ishte policia aty në ato çaste*, mendon Neti. Mos vallë duhet t'i tregojë të atit? Xheku ia ka ngulur sytë tokës poshtë këmbëve të tij, sikur ka turp të ngrejë sytë. Më pas, kur Neti shkëput vështrimin prej tij, arkivoli është futur nën tokë. Druri me lustër, zambakët e bardhë të vendosur mbi kapak, zhduken: në vend të tyre nuk mbetet asgjë tjetër përveç zbrazëtisë. Nuk pa asgjë. Motra e tij u zhduk.

Diçka e njomë i lag faqet. Ngre dorën për ta fshirë dhe vë re se gjithë fytyrën e ka të lagur, ka qarë në heshtje. Teksa fshin faqen me krah, nga ana tjetër e grupit, vë re se sytë e kaltër të Xhekut janë ngulur tek ai.

Pjesëmarrësit fillojnë të largohen. Duket vetëm një rresht me njerëz që po i drejtohen zonës së parkimit dhe rrugës. Disa nga shokët e Netit, siç ishte Majls Fyleri, i hedhin atij një shikim plot dhimbje, por ata që u vunë në siklet nga lotët e tij, nuk i flasin, thjesht i kthejnë kurrizin e largohen. Ata nuk do ta shohin më; duke marrë parasysh notat shumë të mira të Netit dhe fatkeqësinë, drejtori i shkollës i dha leje për tri javët e fundit të shkollës dhe Neti vendosi të mos marrë pjesë as në ceremoninë e diplomimit. Disa nga fqinjët grumbullohen përreth familjes Li, duke u rrahur shpatullat e duke pëshpëritur fjalë ngushëlluese; disa prej tyre

përkëdhelin Hanën në kokë si të ishte ndonjë vocërrake apo qen. Përveç Xhanet Uolfit, e cila përparësen e zakonshme të mjekut e ka zëvendësuar me një kostum të zi dhe elegant, Xhejmsi dhe Marlina nuk njohin njeri tjetër. Kur i vjen radha Xhanetës, Marlinës i duket se duart e saj janë të pista, madje të gjithë trupin e ka të pistë, si një rreckë që ka kaluar dorë më dorë dhe mezi e duron kur ajo e prek në bërryl.

Në anën tjetër të varrit, Xheku qëndron paksa mënjanë dhe gjysmë i fshehur nën hijen e një vidhi, duke pritur të ëmën. Neti kalon përmes turmës dhe e ngjesh pas trungut të pemës, ndërkohë që Hana, e cila ka ngecur pranë prindërve të saj rrethuar nga një grup të rriturish, shikon e nervozuar të vëllanë.

- Po ti ç'kërkon këtu? - e pyet Neti. Nga afër, vë re se këmisha e Xhekut është blu e errët, jo e zezë dhe, edhe pse ka veshur pantallona elegante, në këmbë ka mbathur atletet e zakonshme bardhezi me një vrimë në majë.

- Ej, - thotë Xheku, ndërsa sytë vazhdon t'i mbajë përtokë. - Net. Si je?

- Si jam, sipas teje? - ia kthen ai dhe zëri i del i ngjirur, ndaj i vjen shumë inat për këtë.

- Duhet të iki, - thotë Xheku. - Ime më po më pret, - dhe për një çast askush nuk flet. - Më vjen shumë keq për motrën tënde, - dhe bën të largohet, por Neti e zë për krahu.

- Mos më thuaj! - Nuk kishte zënë njeri më parë ashtu dhe i duket vetja i fortë, si një detektiv filmash. - Policia do të flasë me ty, - bërtet Neti dhe të gjithë kthejnë kokat; Xhejmsi dhe Marlina dëgjojnë të birin që ngre zërin dhe e shohin ngultas, por atij nuk i bëhet vonë. Ai i afrohet edhe më shumë Xhekut dhe për pak sa nuk i prek hundën. - Dëgjo, e di që ka qenë me ty atë të hënë.

Për herë të parë, Xheku shikon Netin në fytyrë: një llambë alarmi duket sikur ndizet në sytë e tij blu.

- Të paska thënë?

Neti bën përpara dhe ata janë ballë për ballë. Ai ndien gjakun t'i pulsojë në tëmthin e djathtë.

- Nuk ishte nevoja. Mos më pandeh për budalla?

- Dëgjo, Net, - mërmërit Xheku. - Nëse Lidia ta ka thënë, unë...

Ai papritur hesht kur sheh prindërit e Netit dhe nënën e tij që po afrohen. Neti bën disa hapa pas dhe ia ngul sytë Xhekut, më pas të atit që e ndërpreu, dhe në fund pemës së vidhit, duke menduar pse nuk ndodhej pak më tutje.

- Xhek, - i thotë doktoreshë Uolfi papritur. - Ka ndonjë problem?

- Jo, - thotë Xheku dhe vështron Netin e më pas të rriturit. - Zoti Li, zonja Li, ngushëllimet e mia.

- Faleminderit që erdhe, - i thotë Xhejmsi. Ai pret që Uolfët të marrin rrugën gjarpërushe që të nxjerr nga varrezat, dhe pastaj kap Netin nga supi. - Po ty ç'të zuri që grindesh në varrimin e motrës sate? - thotë ai.

Duke ecur pas së ëmës, Xheku hedh një vështrim dinak dhe, kur Neti e shikon, nuk ka më asnjë dyshim: është i frikësuar. Më pas, kthehet te cepi i rrugës dhe zhduket.

Neti shfryn.

- Ai maskara di diçka për Lidian.

- Mos të të shoh t'u biesh më në qafë njerëzve. Lëre policinë të bëjë punën e saj.

- Xhejms, - thotë Marlina, - mos bërtit, - dhe i vendos duart në tëmtha e më pas mbyll sytë, sikur po i plas koka nga dhimbja. Neti sheh i tmerruar një pikë gjaku që i rrjedh së ëmës në faqe; jo, është një pikë loti që ka marrë ngjyrë të zezë nga rimeli dhe që lë një hulli ngjyrë gri e të pistë mbi faqen e saj. Hana, e tronditur, kërkon pak siguri dhe zgjatet t'i kapë dorën së ëmës, por ajo nuk e vë re. Pak më vonë, mjaftohet me kërcitjen e gishtave pas shpinës së saj.

Xhejmsi kërkon çelësat në xhepat e xhaketës.

- Po çoj nënën dhe motrën në shtëpi. Ti qetësohu dhe kthehu në këmbë, - thotë dhe sapo nxjerr ato fjalë, stepet. Thellë-thellë, më shumë se gjithçka tjetër dëshiron ta ngushëllojë Netin, ta qetësojë, t'i vendosë dorën mbi shpatull e ta përqafojë, të paktën sot. Por duhet t'i japë kurajë edhe vetes që të mos përlotet, që gjunjët të

mos i këputen e të mos bjerë përtokë. Ai i heq sytë nga i biri dhe e zë Hanën për krahu. Të paktën, ajo bindet gjithmonë.

Neti ulet nën pemën e vidhit dhe sheh prindërit që shkojnë drejt makinës, ndërsa Hana pas tyre i hedh një vështrim të fundit melankolik. Babai nuk e njeh Xhekun. Ai ka njëmbëdhjetë vjet që banon në fund të rrugës, që kur ai dhe Neti kanë qenë bashkë në klasë të parë, dhe, për prindërit e tij, është thjesht një djalë lagjeje, një tip i çrregullt, që mban gjithmonë një qen me vete dhe ka një makinë të vjetër. Përkundrazi, në shkollë e njohin të gjithë. Pothuajse çdo javë ka një të dashur të re. Me çdo vajzë, përsëritet e njëjta histori. Xheku nuk ka lidhje serioze; nuk i nxjerr ato për darkë, nuk u dhuron lule dhe as kuti me çokollata të mbështjella me letër celofani. Ai thjesht i çon te kepi, në kinema verore apo në ndonjë parking dhe hap një mbulesë në ndenjësen e pasme të makinës. Një apo dy javë më vonë, nuk i merr më në telefon dhe kalon te vajza e radhës. Ai shquhet për zhvirgjërimin e vajzave. Në shkollë, ato ndihen krenare për këtë sikur të kenë qenë pjesë e ndonjë klubi të veçantë; mblidhen te dollapët e mbyllur dhe qeshin me njëra-tjetrën nën zë, teksa tregojnë histori të pista. Por, nga ana tjetër, Xheku nuk flet me asnjë. Të gjithë e dinë se ai rri vetëm thuajse gjatë gjithë kohës: nëna e tij punon natën në spital, gjashtë net në javë. Ai nuk shkon as në mensën e shkollës e as nëpër mbrëmje. Në klasë, ulet në rreshtin e fundit dhe zgjedh vajzën tjetër që do të marrë në makinë. Atë pranverë, kishte zgjedhur Lidian.

Neti qëndron kruspull në varreza për një orë, dy, tri, duke parë punonjësit teksa stivojnë karriget, mbledhin lulet, copat e letrave dhe pecetat e zhubrosura që njerëzit kanë hedhur mbi bar. Ai sjell ndër mend çdo informacion që ka dëgjuar për Xhekun, çdo fakt e çdo thashethem. Këto gjëra fillojnë t'i ngatërrohen dhe, teksa bëhet gati për t'u kthyer në shtëpi, brenda vetes ndien t'i vlojë zemërimi. Përpiqet të imagjinojë Lidian me Xhekun, por mundohet t'i përfytyrojë veç e veç e jo bashkë. Mos vallë Xheku e kishte lënduar? Ai nuk ka nga ta dijë këtë. Di thjesht që Xheku

është strumbullari i gjithçkaje dhe i premton vetes se do ta zbulojë. Vetëm kur varrmihësit ngrenë lopatat dhe i afrohen varrit të hapur, Neti ngrihet me përtesë dhe largohet.

Teksa përshkon bregun e liqenit dhe kthehet në rrugicën e shtëpisë, vë re një makinë policie të parkuar para shtëpisë së Xhekut. *E po, më në fund,* mendon Neti. I afrohet fshehur shtëpisë, duke u ulur poshtë parvazeve të dritareve. Dera kryesore pas rrjetës së mushkonjave është e hapur dhe Neti ngjit shkallët e verandës në majë të gishtave, duke ecur ngadalë në anë të shkallëve të drunjta e të ngrëna, me qëllim që të mos kërcasin. *Për motrën po flasin*, thotë me vete në çdo hap që hedh dhe ka të drejtë. Kur ngjitet, afrohet pas rrjetës së derës. Nuk arrin të shikojë asgjë përtej saj, por dëgjon Xhekun në dhomën e ndenjjes që shpjegon diçka ngadalë e me zë të lartë, sikur po e përsërit për herë të dytë apo të tretë.

- Në fizikë ishte një vit përpara. Nëna e saj donte që ajo ta ndiqte lëndën me ata të vitit të tretë.

- Edhe *ti* ke qenë i regjistruar në atë lëndë. A nuk je në vit të katërt?

- Jua thashë, - u përgjigj Xheku, i paduruar. - Duhej ta përsërisja sepse isha mbetës.

Më pas, dëgjohet zëri i doktoreshë Uolfit:

- Këtë semestër, ka marrë një nëntë në atë lëndë. Të thashë që po të studioje, do t'ia dilje mbanë, Xhek, .

Jashtë, Neti kapsallit sytë nga habia. Xheku?! Nëntë?!

Dëgjohet një fëshfërimë, sikur oficeri kthen fletën e një blloku shënimesh. Më pas vazhdon:

- Ç'marrëdhënie kishe me Lidian?

Netin e tmerron mënyra e shpejtë dhe formale me të cilën oficeri i policisë shqipton emrin e së motrës, sikur të jetë duke lexuar një etiketë çfarëdo. Edhe Xheku duket i shqetësuar: në zërin e tij ndihet njëfarë acarimi që nuk e ka vënë re më parë.

- Kemi qenë thjesht shokë. Kaq.

- Shumë persona pretendojnë se, pas mësimit, ju kanë parë së bashku në makinë.

- Po i mësoja të ngiste makinën.

Neti dëshiron ta shohë në fytyrë. *Nuk e kuptojnë ata që ai po gënjen*? Por oficerit i duket një përgjigje e pranueshme.

- Kur e pe Lidian për herë të fundit? - pyet oficeri.

- Të hënën pasdite. Para se të zhdukej.

- Çfarë po bënit?

- Po tymosnim në makinën time.

Bie heshtje, ndërkohë që oficeri i policisë mban shënime.

- Po ju ishit në spital, zonja Uolf?

- Doktoreshë.

Oficeri kollitet në shenjë mirësjelljeje.

- Më falni, doktoresha Uolf. Ishit në punë?

- Zakonisht, bëj turnin e natës. Çdo ditë, përveç së dielës.

- Dukej e mërzitur Lidia të hënën?

Përsëri heshtje, para se Xheku të përgjigjet:

- Lidia ishte gjithmonë e mërzitur.

*Për fajin tënd*, mendon Neti. Fyti i është tharë aq shumë, sa nuk i del asnjë fjalë. Buzët e derës valëzohen dhe mjegullohen si një mirazh. Ai ngul thonjtë me forcë në pëllëmbën e dorës derisa pamja i qartësohet sërish.

- Për çfarë ishte e mërzitur?

- Për gjithçka, - thotë Xheku me zë më të ulët, aq sa duket sikur po pëshpërit. - Për notat e saj, për prindërit, për vëllanë që do të shkojë në universitet. Për shumë gjëra, - pohon dhe psherëtin thellë. Kur fillon sërish të flasë, zërin e ka të brishtë, thuajse të mekur. - Nga ta di unë?

Neti sprapset nga dera dhe zbret shkallët e verandës. Nuk do të dëgjojë më asgjë. Kur hyn në shtëpi, nuk do të shohë askënd, kështu që ngjitet në dhomën e tij, në kat të dytë, për të reflektuar rreth atyre që ka dëgjuar. Gjithsesi, nuk ka me kë të flasë. Teksa Neti rrinte i mërzitur nën pemën e vidhit, familja kishte ikur. Gjatë rrugës me makinë, Marlina nuk i hedh sytë për asnjë çast nga Xhejmsi, por është e përqendruar te noçkat e gishtave të saj, heq lëkurën anës thonjve dhe eglendiset me rripat e çantës. Pasi mbërrijnë në shtëpi, Marlina

thotë se do të shtrihet, po ashtu dhe Hana zhduket në dhomën e saj pa thënë asnjë fjalë. Për një çast, Xhejmsi mendon të shkojë pas së shoqes në dhomë. Ndien një dëshirë të madhe t'i mbështillet në gji, të ndiejë peshën dhe ngrohtësinë e saj e të shkëputet nga gjithçka që e rrethon. Të kapet pas saj dhe të ndiejë atë të kapet pas tij, që trupat e tyre të ngrohin njëri-tjetrin. Por diçka nuk e lë të qetë, ndaj merr sërish çelësat që gjenden mbi tavolinë. Ka diçka urgjente për të bërë në zyrë dhe nuk mund të presë asnjë minutë më shumë.

Kur oficerët e kishin pyetur nëse donte një kopje të autopsisë, Xhejmsi u kishte dhënë adresën e zyrës së tij. Një ditë më parë, bashkë me letrat e zakonshme, kishte ardhur edhe një zarf prej kartoni dhe aty kuptoi se kishte bërë një gabim shumë të madh: nuk donte ta shikonte fare. Në të njëjtën kohë, e kishte të pamundur ta flakte. Kështu, e futi në sirtarin e fundit të tryezës dhe e mbylli me çelës. Mendoi se, nëse ndryshonte mendje, e dinte ku ta gjente. Por nuk besonte se kjo gjë do të ndodhte.

Është orari i drekës dhe zyra është pothuajse bosh; vetëm Mirna, sekretarja e fakultetit, është ende në tavolinën e saj të punës dhe po ndryshon shiritin e makinës së shkrimit. Dyert e të gjitha zyrave të tjera janë të mbyllura dhe përtej xhamave prej akulli është errësirë. Xhejmsi hap sirtarin, mbushet thellë me frymë dhe me një gisht hap zarfin.

Ai nuk ka parë kurrë më parë një raport autopsie dhe pret të shohë tabela dhe grafikë, por raporti fillon si një vlerësim didaktik: *Viktima është një femër aziatike, e zhvilluar dhe e mirushqyer.* Raporti flet për gjëra që ai i di: që ishte gjashtëmbëdhjetë vjeçe, një metër e shtatëdhjetë e pesë e gjatë, me flokë të zinj dhe sy blu. Por flet edhe për gjëra që ai nuk i ka ditur: perimetrin e kokës, gjatësinë e çdo gjymtyre dhe që në gjurin e saj të majtë ishte gjetur një njollë e vogël në formë gjysmëhëne. Në raport, shkruhej gjithashtu se në gjak nuk i kishin gjetur substanca toksike, se nuk kishte shenja të ndonjë sulmi fizik apo dhune seksuale, por ishte ende e pamundur për të përcaktuar nëse bëhej fjalë për një vetëvrasje, vrasje apo incident. Shkaku i vdekjes ishte *asfiksim nga mbytja.*

Më pas, fillojnë gjërat serioze: *Gjoksi është hapur nëpërmjet një prerjeje në formë Y-je.*

Ai mëson ngjyrën dhe përmasën e të gjitha organeve të saj, si dhe peshën e trurit. Mëson se një shkumë e bardhë i kishte dalë nga goja dhe hunda, duke marrë formën e një shamie sipër tyre. Ai mëson se alveolat kishin krijuar një shtresë lymi, të imët si sheqeri. Mëson se mushkëritë ishin bërë lara-lara, në ngjyrë të kuqe të errët dhe të verdhë në gri, teksa kërkonin ajër; se mbi to kishte mbetur shenja e një gishti sikur të ishin brumë; se kur ishin prerë me bisturi, uji kishte dalë jashtë; se në stomakun e saj kishte mbetje algash liqenore, rërë dhe njëqind e shtatëdhjetë gramë ujë liqeni, të cilin e kishte gëlltitur kur ishte mbytur; se ana e djathtë e zemrës ishte fryrë, si të kishte sende brenda; se duke qëndruar pezull mbi ujë me kokën poshtë, lëkura e kokës dhe e qafës ishte skuqur deri te supet; se për shkak të temperaturës së ulët të ujit, nuk ishte dekompozuar, por lëkura e gishtave kishte filluar të zhvoshkej.

Ndizet sistemi i kondicionimit i zyrës dhe nga dyshemeja vjen një flad i freskët. I gjithë trupi i dridhet, sikur papritur t'i kenë hyrë ethet. Ai vë këmbën aty prej nga del ajri, por duart vazhdojnë t'i dridhen. I mbledh grusht dhe shtrëngon dhëmbët që të mos i kërcasin. Raporti i autopsisë që ka në prehër, dridhet si të jetë diçka e gjallë.

Nuk e imagjinon dot se si mund t'i thotë Marlinës se këto gjëra i kanë ndodhur një trupi që ata e donin aq shumë. Ai nuk do që ajo ta marrë vesh kurrë. Është më mirë të mendojë ashtu siç e ka përmbledhur policia: mbytje. Më mirë t'i shmangte detajet që mund t'i nguliteshin në mendje asaj. Sistemi i kondicionimit fiket dhe qetësia pushton fillimisht zyrën e më pas gjithë fakultetin. Pesha e gjithë atyre që lexoi i bie si plumb dhe lëshohet mbi karrige i pafuqishëm. Kjo që ka ndodhur, është shumë e rëndë. Nuk arrin të ngrejë as kokën.

- Profesor Li? - dëgjohet zëri i Luizës që ndodhet në derë, ende me po atë fustan të zi që kishte veshur atë mëngjes në funeral. - Oh, - tha ajo. - Më falni! Nuk mendoja se do të vinit pas... - dhe befas ndalon.

- S'ka gjë, - thotë ai dhe zëri i doli si i çjerrë, si një lëkurë e vjetër që fërkohet pas diçkaje të fortë.

Luiza futet në zyrë dhe derën e lë hapur.

- Ndiheni mirë? - e pyet teksa vë re sytë e tij të skuqur, supet e lëshuara dhe zarfin që mban në prehër. Më pas, i afrohet dhe me delikatesë ia heq fletët nga duart. - Nuk duhej të kishit ardhur, - i thotë dhe i vendos fletët mbi tavolinë.

Xhejmsi tund kokën dhe me njërën dorë i zgjat raportin.

Luiza shikon tufën e letrave dhe ngurron.

*Lexojini*, i thotë Xhejmsi - ose përpiqet t'i thotë. Asnjë tingull nuk i del nga goja, por ka përshtypjen se Luiza e ka dëgjuar, sepse ajo pohon me kokë, mbështetet mbi tavolinë dhe ul kokën mbi fletë. Fytyra e saj nuk shpreh asgjë teksa lexon, por për një çast duket sikur ngrin dhe, kur arrin në fund të raportit, ngrihet dhe e kap Xhejmsin për dore.

- Nuk duhej të kishit ardhur, - i thotë Luiza sërish. Dhe e ka seriozisht. Dorën tjetër e mbështet mbi shpinën e Xhejmsit dhe ai, përmes këmishës, mund të ndiejë ngrohtësinë e dorës së saj. - Pse nuk vini nga unë? Do t'ju përgatit drekën, - vazhdon ajo dhe ai tund kokën në formë pohimi.

Ajo jeton në një apartament në katin e tretë, pa ashensor, vetëm gjashtë blloqe banimi nga kampusi. Kur ndodhet përballë apartamentit 3A, Luiza për një çast ngurron. Më pas, hap derën dhe e fton brenda, duke e çuar Xhejmsin drejt e në dhomën e gjumit.

Gjithçka e saj është ndryshe: gjymtyrët, lëkura. Edhe ajo vetë ka shije tjetër kur gjuhët e tyre preken, paksa të athët, si qitroja. Luiza gjunjëzohet për t'i zbërthyer këmishën dhe flokët i mbulojnë fytyrën. Xhejmsi mbyll sytë dhe lëshon një psherëtimë të thellë. Më pas, e zë gjumi me Luizën ende sipër.

Që pas *gjetjes* së Lidias - kjo është e vetmja fjalë që ai mund të përdorë - ato pak orë gjumë që ka bërë, nuk kanë qenë të rehatshme. Në ëndrrat që sheh, askush përveç tij nuk e mban mend se çfarë i ka ndodhur Lidias; vetëm ai është i vetëdijshëm dhe duhet

vazhdimisht të bindë Marlinën, Netin dhe njerëz krejtësisht të panjohur që vajza e tij ka vdekur. *E pashë trupin e saj. Nuk e kishte më një nga sytë ngjyrë blu.* Tani, ende i ngjitur pas Luizës nga djersa, për herë të parë pas disa ditësh, bie në një gjumë të thellë, në një gjumë pa ëndrra: hëpërhë, fatmirësisht, nuk mendon për asgjë.

Në shtëpi, në dhomën e gjumit, edhe Marlina dëshiron të mos mendojë për asgjë, por është e pamundur. Për orë të tëra, teksa përpiqet të flejë, numëron lulet në këllëfin e jastëkut: jo lulëkuqet e shpërndara në pëlhurën e pambuktë, por lulet mosmëharro ngjyrë blu që ndodhen në sfond, si kori pas solistit. Herë pas here i humbet filli dhe nga tetëdhjetë e nënta shkon te tetëdhjeta, duke kaluar ndonjë prej tyre dhe duke harruar se cilat ka numëruar e cilat jo. Kur arrin te dyqinda, kupton se e ka të pamundur të flejë. Nuk mund t'i mbajë sytë mbyllur; edhe lëvizja e qepallave e nervozon. Sa herë që përpiqet të qëndrojë pa lëvizur, mendja i vjen vërdallë si një lodër e kurdisur më shumë nga ç'duhet. Në katin e dytë, Hana nuk dëgjohet dhe në të parin Neti nuk duket askund. Më në fund, kur Xhejmsin e zë gjumi në anën tjetër të qytetit, Marlina ngrihet dhe shkon atje ku mendimet e saj kanë rrahur gjatë gjithë kësaj kohe: në dhomën e Lidias.

Aty ndihet ende aroma e saj dhe jo vetëm ajo e parfumit me lule, por edhe aroma e shampos në këllëfin e jastëkut apo era e lehtë e duhanit. "Karena pi duhan, - i kishte thënë Lidia një ditë, kur Marlina kishte nuhatur dhe diçka kishte dyshuar. - Rrobat, librat e gjithçka tjetër më marrin erë." Jo. Kur merr frymë thellë, ajo nuhat aromën e trupit të Lidias në të gjitha plaçkat e dhomës, aromën e hidhur dhe të ëmbël të lëkurës së saj. Ajo mund të qëndrojë aty brenda për orë të tëra, duke thithur ajër dhe duke e mbajtur atë brenda për ta shijuar, si të ishte një verë e mirë.

Në këtë dhomë e pushton një dhembje therëse, sikur t'i jenë thyer të gjitha brinjët. Ama, përjeton edhe një ndjesi të këndshme. Gjithçka që sheh, e bën të mendojë se çfarë mund të bëhej Lidia. Faqe të stampuara të "Njeriut Vitruvian" të Leonardos, të Mari Kyrisë me një shishe të vogël në dorë - të gjithë posterat që i ka

dhuruar Lidias kur ka qenë e vogël - ende qëndrojnë të varur me krenari në mur. Që në vogëli, Lidia kishte dashur të bëhej mjeke, ashtu si nëna e saj kur ishte e vogël. Verën e shkuar, kishte ndjekur edhe një kurs biologjie në kolegj që të merrte njohuri shtesë. Në tabelën e shënimeve, vareshin shiritat ngjyrë blu që kishte fituar ndër vite në konkurset e shkencës, një tabelë periodike e ilustruar dhe një stetoskop i vërtetë që Marlina ia kishte blerë me porosi për trembëdhjetëvjetorin. Biblioteka kishte kaq shumë libra, sa disa ishin vendosur njëri mbi tjetrin. Ajo lexon: *Një histori e shkurtër e mjekësisë,* një libër i cili ishte me kokë poshtë dhe *Rosalind Franklin dhe ADN-ja.* Të gjithë këta libra, Marlina ia kishte dhuruar përgjatë viteve për ta nxitur dhe për t'i treguar se ku mund të arrinte. Kudo ndodheshin dëshmi të talentit dhe ambicies së vajzës së saj. Një shtresë e hollë pluhuri kishte filluar të vishte gjithçka. Prej disa kohësh, kur shkonte në dhomën e saj për të fshirë me fshesë me korrent dhe për të marrë pluhurat, Lidia e përzinte. "Jam e zënë," thoshte ajo, duke trokitur lehtë majën e lapsit mbi librin e shkollës dhe Marlina tundte kokën, e puthte në ballë dhe më pas mbyllte derën e ikte. Tani nuk ka kush ta përzërë dhe sytë i shkojnë te një nga çizmet e Lidias mbi tapet, e cila ka rënë anash dhe ajo përfytyron të bijën teksa e heq me forcë dhe e lë aty ku është.

Ajo është e sigurt se, diku në dhomë, ndodhet përgjigjja e asaj që ka ndodhur. Më pas, në raftin e fundit të bibliotekës, sheh një rresht me ditarë të radhitur sipas viteve. Ditarin e parë, Marlina ia kishte dhuruar për Krishtlindje, kur ajo ishte pesë vjeçe. Një ditar me lule e buzë të stolisura dhe me një çelës më të lehtë se një kapëse letrash. E bija i kishte hequr mbështjellësen dhe e kishte rrotulluar nëpër duar, duke prekur vrimën e vogël të çelësit, sikur të mos e dinte se për çfarë shërbente.

- Aty mund të shkruash të fshehtat e tua, - i kishte thënë Marlina me një buzëqeshje në fytyrë, ndërkohë që Lidia ia kishte kthyer buzëqeshjen para se t'i përgjigjej.

- Mami, unë nuk kam të fshehta.

Asokohe, Marlina ishte shkrirë gazit. Ç'të fshehta mund të

kishte mes një vajze dhe nënës së saj? Gjithsesi, çdo vit i dhuronte një ditar të ri. Tani mendon për të gjithë numrat e telefonit që fshiu dhe për listën e gjatë të vajzave që thoshin se e njihnin shumë pak Lidian. Të djemve të shkollës. Të djemve të panjohur që mund të qëndronin në hije. Me një gisht, tërheq ditarin e fundit: 1977. *Ky do të m'i thotë të gjitha,* mendon ajo. Gjithçka që Lidia nuk mund t'ia rrëfente më. Me kë shoqërohej, pse i kishte gënjyer prindërit, pse shkoi te liqeni.

Çelësi mungon, por Marlina fut majën e një stilolapsi në ingranazh dhe e hap drynin me forcë. Faqja e parë që sheh, data 10 prill, është e bardhë. Kontrollon faqen e datës 2 maj, mbrëmjen kur Lidia u zhduk. Asgjë. Asgjë më 1 maj dhe asgjë gjatë gjithë prillit apo marsit. Të gjitha fletët janë të bardha. Merr ditarin e vitit 1976. Atë të vitit 1975. 1974. Faqe të tëra të bardha, asnjë fjalë e shkruar. I shfleton të gjithë ditarët derisa arrin te i pari, ai i vitit 1966: asnjë fjalë. Asgjë e shënuar për gjithë ato vite jetë të vajzës së saj. Asnjë shpjegim.

Në anën tjetër të qytetit, Xhejmsi zgjohet i hutuar. Është pothuajse mbrëmje dhe në apartamentin e Luizës është bërë errësirë.

- Duhet të iki, - thotë ai, i shushatur nga mendimi i asaj që ka bërë, ndërkohë që Luiza mbështillet me çarçafë dhe e shikon tek vishet. Nën vështrimin e saj, gishtat e Xhejmsit bëhen të ngathët: ai i mbërthen keq kopsat e këmishës, jo një herë, por dy dhe, edhe kur i mbërthen ashtu siç duhet, i duket sikur ka diçka që nuk shkon. Këmisha i duket sikur i krijon një ndjesi të çuditshme në trup, e ngushton poshtë sqetullave dhe ia nxjerr barkun të fryrë. Si duhet të përshëndetesh pasi ke bërë një gjë të tillë?

- Natën e mirë, - i thotë më në fund dhe merr çantën.

- Natën e mirë, - i përgjigjet Luiza shkurt, njësoj sikur po dalin nga zyra apo sikur nuk ka ndodhur asgjë. Vetëm kur hipën në makinë dhe fillon t'i gërryejë stomaku, kupton që nuk ka drekuar në apartamentin e Luizës, dhe në fakt, e dinte që kështu do të ndodhte.

Ndërkohë që Xhejmsi ndez dritat e makinës dhe niset, i tronditur nga gjithçka që ka ndodhur brenda një dite të vetme, i biri, nga dritarja e dhomës, vështron përtej errësirës që sa vjen e thellohet, shtëpinë e Xhekut, ku drita e verandës sapo u ndez dhe makina e policisë ka kohë që është larguar. Në papafingo, Hana është mbledhur kruspull në shtratin e saj, duke sjellë ndër mend të gjitha hollësitë e ditës: noçkat e zbardhura të babait teksa rrotullonte timonin; bulëzat e djersës si pikëza vese mbi buzën e sipërme të pastorit dhe goditjen e lehtë të arkivolit kur preku fundin e gropës. Silueta e hollë e të vëllait - që ajo po e përgjon nga dritarja me pamje nga perëndimi - ngrihet nga shkallët e përparme të shtëpisë së Xhekut dhe më pas kthehet sërish kokulur drejt shtëpisë. Befas, dëgjon kërcitjen e lehtë pyetëse të derës së dhomës së nënës që hapet, së cilës i përgjigjet zhurma e derës së dhomës së Lidias që mbyllet. Ajo ka orë të tëra që rri aty. Hana mbështjell veten me krahë dhe shtrëngohet fort, duke imagjinuar sikur po ngushëllon të ëmën dhe sikur krahët e së ëmës ngushëllojnë atë.

Marlina, pa e ditur se vajza e vogël po e dëgjon me kaq vëmendje dhe mallëngjim, fshin sytë, vendos sërish ditarët në bibliotekë dhe i premton vetes diçka: do ta zbulojë me çdo kusht se çfarë i ka ndodhur Lidias. Do ta gjejë përgjegjësin e gjithë kësaj. Do ta zbulojë se çfarë nuk shkoi ashtu si duhej.

# *katër*

Pak kohë para se Marlina t'i dhuronte Lidias ditarin e parë, universiteti organizonte festën e parë të Krishtlindjes. Marlina nuk kishte dashur të shkonte. Gjithë vjeshtën, e kishte kaluar në një gjendje mërzie të pakuptueshme. Neti sapo kishte filluar klasën e parë, Lidia kopshtin, ndërsa Hana as që ishte planifikuar. Për herë të parë që kur ishte martuar, Marlina nuk kishte me çfarë të merrej. Asokohe, ishte njëzet e nëntë vjeçe dhe mendonte se ishte ende e re, elegante dhe e zgjuar. Ishte koha e përshtatshme kur mund t'u rikthehej studimeve e më në fund të diplomohej. Të bënte gjithçka që kishte planifikuar para se të lindnin fëmijët. Vetëm se tani nuk mbante më mend se si shkruhej një tezë provimi, se si mbaheshin shënimet; gjithçka dukej e turbullt, si një ëndërr e largët. Si mund të studionte kur kishte për të gatuar, kur duhej të vinte në gjumë Netin apo kur Lidia donte të luante? Kishte shfletuar njoftimet për punë në gazetë, por kërkoheshin vetëm kamerierë, financierë dhe redaktorë reklamash. Ajo nuk dinte të bënte asnjë nga këto punë. Mendja i shkonte tek e ëma, te jeta që kishte dëshiruar për të bijën dhe atë që kishte ëndërruar për veten: një familje të vërtetë: me burrë, fëmijë, shtëpi e katandi, ku të ushtronte detyrën e saj të vetme, mirëmbajtjen e shtëpisë. Pa e pasur qëllim në vetvete,

Marlina e kishte arritur këtë gjë. E ëma nuk mund t'i uronte më shumë se kaq. Por ky mendim nuk e gëzonte shumë.

Gjithsesi, Xhejmsi kishte këmbëngulur që të paktën *të paraqiteshin* në festën e Krishtlindjes; në pranverë, do të emërohej dhe *reputacioni* ishte mjaft i rëndësishëm në këto raste. Kështu, i kishin thënë Vivian Alenit, që jetonte në anën tjetër të rrugës, që të kujdesej për Netin dhe Lidian. Asokohe, Marlina veshi një fustan kokteji ngjyrë pjeshke dhe vuri perlat. Pasi u bënë gati, u nisën për në palestrën e zbukuruar, në qendër të së cilës ishte vendosur një pemë Krishtlindjesh. Pasi u përshëndetën me të gjithë, ajo u ul në një qoshe me një gotë rum në dorë. Pikërisht në atë festë takoi Tom Lousonin.

Tomi i solli një fetë tortë me fruta dhe u prezantua; ishte profesor në Fakultetin e Kimisë; bashkë me Xhejmsin kishte qenë në komisionin e vlerësimit të një studenti që po merrte diplomën e dytë dhe kishte shkruar një tezë për lëndët kimike gjatë Luftës së Parë Botërore. Marlina po nervozohej gjithnjë e më shumë teksa priste që ai ta pyeste: "Po ju me çfarë merreni, Marlinë?", por në vend të kësaj, ata biseduan për gjëra të zakonshme: sa vjeç ishin fëmijët dhe sa e bukur ishte pema e Krishtlindjes atë vit. Kur ai filloi t'i tregonte për kërkimet që po bënte, diçka që lidhej me pankreasin dhe insulinën artificiale, ajo e ndërpreu dhe e pyeti nëse kishte nevojë për ndihmëse. Tomi ngriti sytë nga pjata e tij me byrekë me salsiçe dhe e vështroi. Atëherë, Marlina, e frikësuar se mund të mos kishte kualifikimin e duhur, filloi të shpjegohej: kishte studiuar kimi në Radklif, kishte dashur të regjistrohej për mjekësi dhe ende nuk ishte diplomuar, por tani që fëmijët ishin më të rritur...

Në fakt, Tom Lousonin e habiti toni i kërkesës së saj: si një pëshpërimë që të linte pa frymë. Marlina ngriti sytë dhe e vështroi; gropëzat e thella në faqe e bënin të dukej si një vogëlushe entuziaste.

- Ju lutem, - i tha ajo duke e prekur në bërryl. - Kam shumë dëshirë t'i rikthehem sërish punës akademike.

Tom Lousoni buzëqeshi.

- Nuk do të ishte keq sikur të kisha një ndihmëse, - tha ai. - Gjithmonë nëse edhe bashkëshorti juaj është dakord. Ndoshta mund të takohemi e të bisedojmë për këtë pas Vitit të Ri, kur të fillojë semestri.

Marlina i tha se kjo do të ishte fantastike.

Xhejmsi ishte më pak entuziast. Ai e dinte se ç'do të thoshin njerëzit: *që ai nuk fitonte mjaftueshëm dhe e shoqja ishte detyruar të gjente punë.* Kishin kaluar shumë vjet, megjithatë ai ende e mbante mend të ëmën kur, çdo mëngjes, ngrihej herët dhe vishte uniformën. Gjatë një dimri, kur nënën e kishte zënë gripi dhe nuk kishte shkuar në punë për dy javë, ishin detyruar ta fiknin ngrohjen e të mbuloheshin me dy batanije. Atij i kujtohej se si në mbrëmje, për të zbutur duart plot kallo, ajo i lyente me vaj, ndërsa i ati dilte nga dhoma i turpëruar.

- Jo, - i tha ai Marlinës. - Sapo të emërohem, do të kemi të ardhura të mjaftueshme, - dhe pastaj i kapi dorën, ia tërhoqi dhe puthi pëllëmbën e butë. - Më thuaj që nuk do ta çosh më ndër mend punën, - vazhdoi dhe, më në fund, Marlina ra dakord. Por numrin e Tom Lousonit e mbajti.

Më pas, një mëngjes të bukur pranvere, kur Xhejmsi, i sapoemëruar në pozicionin e ri, ndodhej në punë, fëmijët në shkollë dhe Marlina në shtëpi duke palosur dengun e dytë të rrobave të lara, ra telefoni. Një infermiere nga spitali "Shën Katerina" në Virxhinia, e lajmëroi se e ëma kishte vdekur. Kishte pësuar hemorragji cerebrale. Ishte data 1 prill e vitit 1966 dhe gjëja e parë që i shkoi ndër mend, ishte: ç'është kjo shaka e tmerrshme dhe pa kripë?

Ajo kishte tetë vjet që nuk fliste me të ëmën, që ditën e dasmës. Gjatë gjithë asaj kohe, nëna nuk i kishte shkruar as edhe një herë të vetme. Kur kishte lindur Neti dhe më pas Lidia, Marlina as nuk e kishte njoftuar dhe as nuk i kishte dërguar ndonjë fotografi. Ç'mund të thoshte më shumë? Ajo dhe Xhejmsi nuk kishin diskutuar kurrë për ato që e ëma kishte thënë për martesën e tyre atë ditë: *nuk është e drejtë.* Nuk donte ta çonte më nëpër mend. Kështu, atë mbrëmje kur Xhejmsi u kthye në shtëpi, Marlina thjesht i tha:

- Ime më ka vdekur, - e më pas, duke u kthyer sërish nga soba, shtoi: - Edhe bari duhet prerë, - dhe ai e kuptoi. Nuk do të bisedonin më për atë gjë. Në darkë, kur u tha fëmijëve se gjyshja e tyre kishte vdekur, Lidia ktheu kokën mënjanë dhe e pyeti:

- Je e mërzitur?

Marlina i hodhi një vështrim të shoqit dhe ia ktheu:

- Po. Po, jam e mërzitur.

Duheshin zgjidhur shumë çështje: kishte dokumente për të firmosur dhe duhej organizuar varrimi. Kështu, Marlina i la fëmijët me Xhejmsin dhe u nis për në Virxhinia - kishte kohë që nuk e konsideronte më atë vend si *shtëpinë* e saj - që të zgjidhte disa çështje të lëna pezull nga e ëma. Kilometrat ndiqnin njëri-tjetrin; ajo fillimisht kaloi Ohajon, më pas Virxhinian Perëndimore, ndërkohë në mendje i oshtinte pyetja që i kishte bërë e bija. Por nuk dinte se si të përgjigjej.

A ishte e mërzitur? Më shumë se gjithçka, ishte e habitur: e habitur që ende ndiente ngrohtësi në shtëpinë e së ëmës. Edhe tani, pas tetë vjetësh, ajo e mbante mend shumë mirë se si duhej t'i jepte çelësit - paksa për poshtë dhe më pas majtas - që dera të hapej; e mbante mend që rrjeta e mushkonjave kërciste kur mbyllej vetë. Llamba në korridor ishte djegur dhe perdet e trasha në dhomën e ndenjjes ishin të mbyllura, por këmbët e saj lëviznin instinktivisht pavarësisht se ishte errësirë: duke qenë se e kishte bërë këtë gjë për vite të tëra, arriti të kalonte përreth kolltukut dhe minderit deri te tavolina që ndodhej pranë divanit. Gishtat e saj e gjetën çelësin e abazhurit që me tentativën e parë. Dukej sikur ishte në shtëpinë e saj.

Kur dritat u ndezën, pa të njëjtat mobilie të vjetra me të cilat ishte rritur, të njëjtën letër muri me ngjyrë të zbehtë jargavani, që ngjante si mëndafsh. I njëjti raft i mbushur plot me kukullat e së ëmës me sy të palëvizshëm, që i shkaktonin po atë rrëqethje të akullt. Mbi oxhak, ndodheshin të njëjtat foto të saj kur kish qenë fëmijë. Të gjitha sendet ishin për t'u flakur. A ishte e mërzitur? Jo, pasi kishte ngarë makinën gjithë ditën, ishte thjesht e lodhur.

- Për shumë persona është një punë e papërballueshme, - i tha pronari i agjencisë funerale të nesërmen në mëngjes.

Ai i dha numrin e një kompanie pastrimi, që përgatiste shtëpitë për shitje. *Të pangopur*, mendoi Marlina. Ç'lloj pune na qenka të boshatisësh shtëpitë e të vdekurve, të stivosh jetë të tëra njerëzish nëpër kosha mbeturinash dhe më pas t'i nxjerrësh në trotuar?

- Faleminderit, - iu përgjigj ajo, duke ngritur kokën. - Më mirë e bëj vetë.

Por teksa përpiqej të përzgjidhte sendet e së ëmës, nuk gjeti asgjë të cilën donte ta mbante. Unaza e floririt, dymbëdhjetë setet e porcelanit, byzylyku me perla që ia kishte dhuruar i ati: kujtime nga një martesë ogurzezë. Bluza e saj serioze dhe fundet e ngushta, dorashkat dhe kapelat brenda kutive: relikte të një ekzistence plot tabu, për të cilën Marlina kishte ndier gjithmonë keqardhje. Nënës së saj i pëlqente shumë koleksioni i kukullave, por ato fytyra nuk përcillnin asnjë emocion, ishin si maska të bardha prej porcelani, me parukë prej jelesh kali në kokë. Marlina shfletoi albumet për të gjetur ndonjë fotografi të sajën me të ëmën, por nuk gjeti asnjë. Gjeti vetëm një foto të saj me bishtaleca kur ishte në kopsht, një foto me një dhëmb të rënë kur ishte në klasë të tretë, një foto kur ishte në një mbrëmje shkolle, me një kapelë prej letre në kokë dhe një tjetër në shkollë të mesme para pemës së Krishtlindjes, të bërë me një aparat *Kodachrome.* Tri albume me fotografi të Marlinës dhe asnjë foto e së ëmës. Sikur të mos kishte ekzistuar kurrë.

A ishte e mërzitur? Si mund ta merrte malli për nënën kur ajo nuk kishte lënë asnjë gjurmë?

Më pas, në kuzhinë, gjeti librin me receta të Beti Krokerit, me kopertinën e pasme të grisur dhe të ngjitur dy herë me shirit ngjitës. Në faqen e parë të pjesës ku përshkruhej përgatitja e biskotave, dukej një vijë e drejtë, si ato që Marlina hiqte në shkollë për të shënuar një pasazh të rëndësishëm. Nuk ishte një recetë. *Kavanozi i biskotave duhet të jetë gjithmonë i mbushur!* ishte shkruar në paragraf. *Ka simbol më domethënës për një shtëpi mikpritëse?* Kaq. Nëna e saj e kishte ndier të nevojshme ta nënvizonte këtë. Marlina

vështroi kavanozin në formë lope të biskotave mbi banak dhe u përpoq të përfytyronte fundin e tij. Sa më shumë mendohej, aq më pak dyshonte se mund ta kishte parë ndonjëherë.

Shfletoi kapituj të tjerë, në kërkim të nënvizimeve të tjera. Te kapitulli "Ëmbëlsirat", gjeti dhe një tjetër: *Nëse doni të kënaqni një burrë, përgatitni një ëmbëlsirë. Por sigurohuni që të jetë e përkryer. Mjerë ai burrë që kthehet në shtëpi dhe nuk gjen një ëmbëlsirë.* Në kapitullin "Vezët", ajo lexoi: *Burri me të cilin do të martoheni, e di se si i do vezët dhe me siguri është nazeli për to. Kështu që një grua e mirë duhet të dijë gjashtë mënyrat kryesore të përgatitjes së vezës.* Ajo përfytyroi të ëmën duke prekur gjuhën me majën e lapsit para se ta nënvizonte pasazhin me një vijë të drejtë e të errët, për ta ngulitur mirë në mendje. *Do të zbuloni se aftësia në përgatitjen e sallatës do ta përmirësojë cilësinë e jetës në shtëpinë tuaj.*

*A mund të ndiheni më krenare sesa kur përgatisni një bukë?*

*Turshitë e Betit! Konservat me pjeshkë të teto Alisës! Salca me mente e Merit! A ka kënaqësi më të madhe sesa kur shihni një rresht me kavanoza dhe gota që shkëlqejnë në raftin tuaj?*

Marlina vështroi portretin e Beti Krokerit në kopertinën e pasme, me damarët e zbehtë që i dukeshin te tëmthat, kaçurrelat që i binin mbi ballë dhe i linin vend vetullës së harkuar. Për një çast, i kujtoi të ëmën. Çfarë tjetër mund t'ju falë *më shumë kënaqësi?* Sigurisht që e ëma do të përgjigjej: "Asgjë, asgjë, asgjë". Ajo ndjeu keqardhje për të, që gjithmonë kishte dashur të jetonte e rrethuar nga njerëzit, por kishte përfunduar e vetme, e izoluar si një kandër në këtë shtëpi të vogël, në këtë jetë të trishtuar e të zbrazët, me një vajzë që jetonte larg, dhe nuk kishte lënë as gjurmën më të vogël, përveç këtyre ëndrrave të shënuara me laps. A ishte e mërzitur? Ishte e zemëruar, e xhindosur me jetën e plogësht të së ëmës. *Këto,* mendoi ajo me një mllef të brendshëm, duke prekur kopertinën e librit të gatimit. *Vetëm këto kujtime dua të kem prej saj. Vetëm këto dua të ruaj.*

Të nesërmen në mëngjes, i telefonoi kompanisë së pastrimit të cilën ia kishte rekomanduar pronari i agjencisë funerale. Dy

burrat që u paraqitën në derën e saj, kishin veshur uniforma blu si ato të pastruesve. Ishin të rruar e të sjellshëm; e panë me keqardhje, por nuk shprehën asnjë ngushëllim. Me shkathtësinë që i karakterizonte, paketuan kukullat, pjatat dhe rrobat nëpër kutitë e kartonit. Mbështollën mobiliet me mbulesa vatine dhe i shtynë deri te furgoni. *Ku përfundojnë dyshekët, fotografitë dhe raftet e boshatisura të librave?* pyeste veten Marlina, duke shtrënguar librin e kuzhinës. Në të njëjtin vend ku shkojnë njerëzit kur vdesin, atje ku shkon gjithçka: gjetiu, larg, jashtë jetës sonë.

Kur erdhi darka, burrat e kishin boshatisur të gjithë shtëpinë. Njëri prej tyre e përshëndeti Marlinën duke ngritur kapelën e tjetri duke tundur kokën me mirësjellje. Pasi dolën në verandë, u dëgjua zhurma e motorit që u ndez. Ajo hynte e dilte nga njëra dhomë në tjetrën, me librin e gatimit nën sqetull, duke kontrolluar nëse kishin harruar ndonjë gjë, por ata kishin qenë mjaft të kujdesshëm. Tani që muret ishin zhveshur nga fotografitë, dhoma e saj e vjetër pothuajse nuk njihej më. E vetmja shenjë që kishte mbetur, ishin vrimat e thumbave në letrën e murit, por që për një sy që i shihte për herë të parë, nuk dukeshin. Mund të konsiderohej fare lehtë si shtëpia e dikujt tjetër. Nga perdet e hapura, nuk dukej asgjë tjetër përtej xhamit, përveç muzgut dhe pasqyrimit të vakët të fytyrës së saj nën dritën e llambës që varej në tavan. Tek po dilte, u ndal në dhomën e ndenjjes, ku në tapet dukeshin ende gropat e krijuara nga karriget dhe i hodhi një sy oxhakut, i cili tani dukej si një vijë e pastër në murin e zhveshur.

Teksa u fut në autostradë, në drejtim të Ohajos dhe shtëpisë, në mendje i vërtiteshin dhomat e boshatisura. U gëlltit me nervozizëm, duke e larguar atë mendim, dhe e shkeli më fort pedalin e gazit.

Në hyrje të Sharlotsvilit, mbi xhamat e makinës filluan të binin pika shiu. Në zemër të Virxhinias Perëndimore, shiu ishte edhe më i dendur dhe veshi xhamin e përparmë. Marlina u ndal në anë të rrugës, fiku makinën dhe kur fshirëset u ndalën në gjysmë të xhamit, ai dukej sikur ishte krisur në dy vende. Kish kaluar ora një e mëngjesit dhe në rrugë nuk dukej asnjë makinë tjetër: asnjë dritë

e pasme në horizont, asnjë fener në pasqyrën e brendshme, vetëm toka bujqësore që shtriheshin në të dy krahët. Fiku dritat dhe e mbështeti kokën pas ndenjëses. Ç'ndjesi të bukur do t'i jepte shiu trupit, sikur po qante i tëri.

Mendja i shkoi sërish te shtëpia e boshatisur, te mobiliet e një jete të tërë që tashmë mund të kishin përfunduar në një dyqan me sende të përdorura apo në kazanin e mbeturinave. Mendonte për rrobat e së ëmës në trupin e një gruaje të huaj dhe unazën e saj në gishtin e një tjetre. Kishte mbijetuar vetëm libri i kuzhinës, që gjendej pranë saj, në ndenjësen e pasagjerit. Marlina mendoi se ishte e vetmja gjë që ia vlente të mbante, e vetmja gjë ku kishte gjurmë të sajat.

Atë çast u ndërgjegjësua, sikur dikush t'i kishte thënë me zë të lartë se nëna kishte vdekur dhe se, në fund të fundit, ajo do të mbahej mend vetëm se dikur kishte gatuar. E shqetësuar, filloi të mendonte për jetën e vet, për orët e kaluara duke përgatitur mëngjesin, duke shërbyer darkën dhe duke paketuar drekën nëpër qese letre. Si ishte e mundur që iknin aq shumë orë duke lyer bukën me gjalpë kikiriku? Si ishte e mundur që iknin aq shumë orë duke gatuar vezë? Syzë për Xhejmsin. Të ziera për Netin. Të rrahura për Lidian. *Një grua e mirë duhet të dijë gjashtë mënyrat kryesore të përgatitjes së vezës.* A ishte e mërzitur? Po. Ishte e mërzitur. Për vezët. Për gjithçka.

Hapi derën dhe shkeli mbi asfalt.

Jashtë makinës, zhurma ishte shurdhuese: një milion pika shiu që binin mbi një milion çati llamarine, një milion radio që bënin zhurmë dhe ishin sintonizuar për të mos kapur asnjë stacion. Kur mbylli derën, ishte bërë qull. Mblodhi flokët, uli kokën dhe e la shiun t'i lagte kaçurrelat mbi qafë. Teksa pikat i binin mbi lëkurën e zhveshur, i shkaktonin një ndjesi djegieje. U shtri mbi kofanon e makinës që po fillonte të freskohej dhe hapi krahët, duke e lënë shiun ta lagte nga koka te këmbët.

*Kurrë,* i premtoi ajo vetes. *Nuk do të përfundoj kurrë si ajo.*

Poshtë saj, pikat e shiut kërcisnin mbi metal. Tani i tingëllonin

si duartrokitje, si një milion duar që përplaseshin. Hapi gojën dhe e la shiun të futej brenda, hapi sytë dhe tentoi ta shihte tek binte.

Kur u fut sërish në makinë, hoqi bluzën, fundin, getat dhe këpucët. Të hedhura në fund të ndenjëses së pasagjerit, pranë librit të kuzhinës, ato formonin një pirg të trishtueshëm, si një lugë akulloreje që po shkrihej. Shiu nuk po binte më aq furishëm dhe, kur e shkeli sërish pedalin e gazit, e ndjeu si më të fortë për shkak se ishte zbathur. Marlina vështroi veten në pasqyrën e makinës dhe në vend që të sikletosej me pamjen e saj të zhveshur e të brishtë, admiroi shkëlqimin e zbehtë të lëkurës që bënte kontrast me reçipetat e bardha.

*Kurrë,* tha sërish me vete. *Nuk do të përfundoj kurrë si ajo.*

Në errësirën e natës, vazhdoi rrugën për në shtëpi, ndërsa flokët i pikonin mbi shpinë.

Në shtëpi, Xhejmsi nuk dinte t'i përgatiste vezët, në asnjë lloj mënyre. Çdo ditë, u jepte fëmijëve drithëra dhe tridhjetë qindarka secilit për në mensë.

- Kur kthehet mami? - pyeste Neti çdo mbrëmje, teksa shtrembëronte vasketën prej alumini para televizorit. E ëma kishte një javë që kishte ikur dhe atij i hahej shumë një vezë e zier.

- Shumë shpejt, - ia kthente Xhejmsi. Marlina nuk e kishte lënë numrin e telefonit të së ëmës, megjithatë, ajo linjë së shpejti do të shkëputej. - Është çështje ditësh. Çfarë keni qejf të bëjmë këtë fundjavë?

Në fund, vendosën të shkonin te qendra rinore YMCA për të mësuar notin e breshkës. Lidia ende nuk dinte të notonte, ndaj atë pasdite, Xhejmsi e la te zonja Alen, shtëpia e së cilës ndodhej në anën tjetër të rrugës. Kishte gjithë javën që priste të kalonte pak kohë me të birin. Kishte menduar edhe se si të fillonte: "Mbaji krahët nën ujë. Jepu këmbëve. Kështu." Edhe pse në shkollë të mesme kishte qenë notar, Xhejmsi nuk kishte fituar kurrë një trofe; ai kthehej vetëm në shtëpi, ndërkohë që të tjerët futeshin

në makinën e dikujt për të festuar më pas me hamburgerë dhe frape. Tani mendonte se edhe Neti kishte disa veçori notari: ishte i shkurtër, por i fortë dhe muskulor. Gjatë kurseve verore të notit një vit më parë, ai kishte mësuar stilin e lirë, atë shpinë dhe mund të zhytej plotësisht nën ujë. Në shkollë të mesme, Xhejmsi e përfytyronte Netin kampion të ekipit, koleksionist të trofeve, fituesin e stafetës. Ai do t'i çonte të gjithë në restorant apo kudo që dëshironin të shkonin djemtë pas garave, në vitet shtatëdhjetë.

Atë të shtunë, kur mbërritën në pishinë, pjesa e cekët e saj ishte mbushur me fëmijë që luanin lojën "Marko Polo"; më thellë, nja dy burra të moshuar notonin me shkathtësi. Nuk kishte vend për të mësuar notin bretkosë. Xhejmsi i dha një të shtyrë të lehtë të birit.

- Hyr dhe luaj me të tjerët sa të boshatiset pishina.

- Duhet patjetër? - e pyeti Neti, duke palosur cepin e peshqirit. I vetmi fëmijë që njihte në pishinë, ishte Xheku, i cili kishte një muaj që jetonte pranë tyre. Edhe pse Neti ende nuk e urrente, kishte një parandjenjë se nuk do të bëheshin miq. Në moshën shtatëvjeçare, Xheku ishte i gjatë dhe i hollë, pikalosh dhe i guximshëm. Xhejmsi, i pamësuar me këto gjëra, mërzitej për ndrojtjen e të birit dhe mungesën e dëshirës nga ana e tij. Në imagjinatën e tij, djaloshi me besim në vetvete shndërrohej në një fëmijë të shkurtër dhe nervoz: i hollë, shtatvogël dhe i kërrusur, saqë gjoksi i hynte brenda. Edhe pse nuk do ta pranonte kurrë, Neti - me këmbë të përdredhura, ku shputën e njërës e mbështeste mbi tjetrën - i kujtonte veten në moshën e tij.

- Kemi ardhur për të notuar, - tha Xhejmsi. - Zonja Alen po mban tët motër, që *ti* të mësosh notin bretkosë, Natan. Mos na humb kohë tani, - i tha, i tërhoqi peshqirin dhe e shtyu me vendosmëri drejt ujit, duke pritur derisa të hynte. Më pas, u ul në stolin e lirë që ndodhej në anë të pishinës, duke shtyrë mënjanë lopata këmbësh dhe syze noti që ishin lënë aty. *Kjo gjë do t'i shërbejë, mendoi Xhejmsi. Duhet të mësojë të zërë shokë të rinj.*

Neti rrotullohej përreth vajzës që thoshte "Marko" bashkë me fëmijët e tjerë, duke u ngritur në majë të gishtave për ta mbajtur

kokën mbi sipërfaqen e ujit. Xhejmsit iu deshën disa minuta për ta dalluar Xhekun dhe, atë çast, ndjeu njëfarë admirimi për të. Ai ishte notar i mirë, krenar, i sigurt në vetvete dhe manovronte përreth të tjerëve plot hijeshi. *Me siguri ka ardhur vetëm dhe në këmbë në pishinë*, mendoi Xhejmsi; Vivian Aleni kishte gjithë pranverën që merrte nëpër gojë Xhanet Uolfin duke thënë se ajo e linte Xhekun vetëm në shtëpi për të punuar me turne në spital. *Ndoshta mund ta shoqërojmë ne për në shtëpi me makinë,* mendoi ai. *Mund të rrijë të luajë te ne derisa e ëma të mbarojë turnin*. Mund të ishte një shok shumë i mirë për Netin, nga i cili mund të merrte shembull. Ai i përfytyronte Netin dhe Xhekun të pandarë, teksa sajonin në kopsht ndonjë shilarës me gomë të vjetër apo teksa bënin xhiro me biçikletë nëpër lagje. Kur ishte në shkollë, Xhejmsit i vinte turp të ftonte shokë në shtëpi, sepse druhej se ata do të njihnin të ëmën që punonte në mensë apo të atin që lante dyshemetë. Pastaj, ata nuk kishin kopsht në shtëpi. Ndoshta dy djemtë mund të luanin piratësh, Xheku si kapiten dhe Neti si ndihmësi i tij. Si sherifi dhe zëvendëssherifi. Si Batmani dhe Robini.

Kur Xhejmsi u zgjua nga ëndrrat dhe e hodhi sërish vështrimin nga pishina, Neti po thoshte “Marko”, por diçka nuk shkonte. Fëmijët e tjerë ishin larguar. Të heshtur dhe duke qeshur nën zë, kishin dalë në anë të pishinës. Neti qëndronte symbyllur e i vetëm në mes të pishinës, duke u rrotulluar e duke prekur ujin me duar. Xhejmsi e dëgjonte teksa ai bërtiste: “Marko, Marko.”

“Polo,” - i përgjigjeshin të tjerët. Ata qëndronin në anën e cekët të pishinës, duke ngacmuar ujin me duar, ndërkohë që Neti shkonte sa nga një anë në tjetrën duke ndjekur lëvizjet e tyre. “Marko, Marko”, - thoshte ai me zërin që sa vinte e shuhej.

*Nuk e kanë me të*, tha me vete Xhejmsi. *Kushedi se sa kohë kanë që luajnë; duhet të jenë lodhur. Thjesht po zbaviten. Nuk ka kurrfarë lidhjeje me Netin.*

Më pas, një vajzë më e rritur, ndoshta dhjetë apo njëmbëdhjetë vjeçe, bërtiti:

- Kinezi nuk e gjen dot Kinën! - dhe fëmijët e tjerë shpërthyen

në të qeshura. Xhejmsi ndjeu një lëmsh t'i mblidhej e t'i rëndonte në fund të stomakut. Në pishinë, Neti u ndal me krahët e shtrirë mbi sipërfaqen e ujit, i pavendosur se si duhej të reagonte. E hapi dhe e mbylli në heshtje njërën dorë.

Edhe i ati në anë të pishinës, ishte i pavendosur. A mund t'i detyronte fëmijët që të ktheheshin sërish në pishinë? Gjithçka që mund të thoshte, do t'i bënte më shumë për të qeshur. Mund edhe të thërriste të birin e t'i thoshte: "Duhet të shkojmë tani". Atëherë Neti do të hapte sytë dhe nuk do të shihte asgjë rreth tij, përveç ujit. Era e klorit filloi t'i shponte hundët. Më pas, në anën tjetër të pishinës, pa siluetën e një trupi që u fut në ujë pa bërë zhurmë. Dikush po notonte drejt Netit dhe, pas pak, një kokë e verdhë doli në sipërfaqe: Xheku.

"Polo," - bërtiti Xheku dhe zëri jehoi në muret me pllaka: *Polo. Polo. Polo*. I hutuar nga çlirimi që përjetoi, Neti bëri përpara dhe Xheku qëndroi pa lëvizur derisa ai e kapi nga supi. Atë çast, Xhejmsi shqoi një fije të vërtetë gëzimi në fytyrën e të birit dhe jo më atë pamjen e zymtë e të vrenjtur.

Më pas, Neti hapi sytë dhe befas entuziazmi iu zhduk kur pa fëmijët e tjerë që rrinin këmbëkryq rreth pishinës dhe qeshnin. Të gjithë kishin dalë nga pishina, përveç Xhekut që ndodhej para tij. Xhejmsi e vështroi dhe buzëqeshi. Neti u ndje i tallur: *Ta punuam!* Ai i dha një të shtyrë Xhekut, u zhyt nën ujë dhe doli në anë të pishinës, nga ku u ngjit sipër pa u shkundur. As ujin nuk e fshiu nga sytë, por e la t'i rridhte në fytyrë teksa ecte i zemëruar drejt derës dhe, për këtë arsye, Xhejmsi nuk e dalloi dot nëse po qante.

Në dhomat e zhveshjes, Neti nuk donte të thoshte asnjë fjalë. Nuk donte të vishte as rrobat, as këpucët dhe, kur Xhejmsi ia zgjati pantallonat për herë të tretë, i dha një shkelm kaq të fortë dollapit, saqë la një shenjë në të. Xhejmsi pa Xhekun që përgjonte nga dera e pishinës. Mendoi se kishte ardhur për të folur apo për të kërkuar falje, por ai qëndronte aty i heshtur dhe vështronte. Neti nuk e vuri re, por doli në holl, kurse Xhejmsi mblodhi gjithçka që ai la pas dhe në fund e la derën që të mbyllej vetë.

Një zë brenda vetes i thoshte ta merrte të birin në krahë e t'i tregonte se e kuptonte shumë mirë. Pas afro tridhjetë vjetësh, ai ende e mbante mend lëndën e edukimit fizik në akademinë "Lloid", si dhe rastin kur mezi po vishte bluzën dhe, pasi e veshi, pantallonat i ishin zhdukur nga stoli. Të gjithë shokët e klasës ishin veshur, po futnin rrobat e fizkulturës nëpër rafte dhe po lidhnin këpucët. Ai ishte kthyer sërish në palestër duke ecur në majë të gishtave e duke mbuluar kofshët e pulpat me çantën e shkollës për të kërkuar zotin Çajlds, mësuesin e edukimit fizik. Atë çast kishte rënë zilja dhe dhomat e zhveshjes ishin boshatisur. Pas dhjetë minutash kërkimesh, i turpëruar sepse gjendej me të mbathura para zotit Çajlds, i gjeti pantallonat nën një lavaman, me këmbët e lidhura përreth tubit në formë "U"-je dhe palat e kthyera ishin bërë tërë pluhur. "Do të jenë ngatërruar me gjërat e dikujt tjetër, - i kishte thënë zoti Çajlds. - Vrapo për në klasë tani. Je me vonesë." Xhejmsi e dinte që nuk kishte qenë rastësi. Që nga ajo ditë, kishte vendosur të vishej ndryshe: fillimisht pantallonat e më pas bluzën. Nuk i kishte treguar askujt për këtë, por atë kujtim nuk e kishte fshirë dot kurrë nga mendja.

Kështu, një pjesë e tij donte që t'i tregonte Netit se e kuptonte se si ndihej të ishe objekt talljeje e të mos integroheshe dot në shoqëri. Një pjesë tjetër donte që ta shkundte e t'i jepte një shuplakë të birit për ta shndërruar në diçka tjetër. Më vonë, kur Neti do të rezultonte shumë i dobët për ekipin e futbollit, shumë i shkurtër për ekipin e basketbollit, shumë i ngathët për ekipin e bejsbollit dhe do të preferonte të lexonte, të studionte atlasin e të shihte teleskopin, në vend që të zinte shokë të rinj, Xhejmsit do t'i kujtohej përherë skena në pishinë, hera e parë që i biri e kishte zhgënjyer e që në mënyrë të dhimbshme kishte thyer për herë të parë ëndrrat e të atit.

Por atë pasdite, e la Netin të rendte në dhomën e tij e të përplaste derën. Në darkë, kur trokiti për t'i dhënë një hamburger, ai nuk u përgjigj dhe, kur zbriti poshtë, e la Lidian që të strukej me të në divan për të parë "The Jackie Gleason Show". Çfarë mund t'i

thoshte të birit për ta ngushëlluar? *Gjithçka do të rregullohet*? Nuk mund ta gënjente. Më mirë ta harronte atë histori. Kur të dielën në mëngjes Marlina erdhi në shtëpi, Neti rrinte turivarur dhe i heshtur në tavolinën e ngrënies dhe Xhejmsi thjesht tundi kokën e tha: "Dje disa fëmijë i punuan një rreng në pishinë. Duhet të mësojë që t'i durojë shakatë."

Neti i hodhi një vështrim të inatosur të atit, por Xhejmsi nuk e vuri re. Atij i vinte zor edhe nga vetja kur mendonte se la pa përmendur edhe shumë gjëra të tjera nga kjo ndodhi: "Kinezi nuk e gjen dot Kinën". As nëna nuk e vuri re. E zhytur në mendime, ajo po vendoste tasat dhe kutinë e drithërave në tavolinë. Pas kësaj fyerjeje, Neti vendosi që të thyente heshtjen. "Dua një *vezë të zier*," - tha gjithë këmbëngulje. Për habinë e të gjithëve, Marlina shpërtheu në lot dhe në fund, të nënshtruar dhe pa bërë shumë fjalë, hëngrën të gjithë drithëra.

E gjithë familja e kuptoi se diçka kishte ndryshuar te nëna e tyre. Gjatë gjithë ditës, ishte e zymtë dhe nervoze. Në darkë, edhe pse të gjithë prisnin një pulë të pjekur, rosto apo mish në tavë - më në fund një vakt të vërtetë pas atyre ushqimeve të ngrira që i ngrohnin në mikrovalë - Marlina hapi një paketim me makarona të gatshme.

Të nesërmen në mëngjes, pasi fëmijët kishin ikur në shkollë, Marlina nxori një copë letër nga komoja. Numri i telefonit të Tom Lousonit lexohej ende dhe mes vijave blu spikaste boja e zezë e stilolapsit.

- Tom? - tha ajo kur ai u përgjigj. - Doktor Louson, jam Marlin Li. - Duke parë që nuk po merrte përgjigje nga ana tjetër e telefonit, ajo shtoi: - Gruaja e Xhejms Lisë. U njohëm në festën e Krishtlindjes. Biseduam për mundësitë e mia për të punuar në laboratorin tuaj.

Heshtje... Më pas, Marlina u habit kur dëgjoi një të qeshur.

- Para disa muajsh, punësova një studente, - tha Tom Lousoni. - Nuk pandeha se e kishit seriozisht, duke qenë se keni fëmijë, burrë e katandi.

Marlina e mbylli telefonin pa i kthyer përgjigje. Ajo qëndroi për një kohë të gjatë në kuzhinë, pranë telefonit, duke vështruar nga dritarja. Jashtë nuk dukej sikur ishte pranverë. Era ishte e ftohtë dhe e thatë; lulet e narcisit që kishin çelur, të gënjyera nga moti i ngrohtë, tashmë kishin varur kokat. Ato qenë shtrirë në të gjithë kopshtin, me bishtat e përkulur dhe kurorat e thara. Marlina fshiu tavolinën dhe mori fjalëkryqin, duke u përpjekur të harronte tonin tallës në zërin e Tom Lousonit. Gazeta u ngjit pas drurit të lagur dhe, teksa shkruante përgjigjen e parë, stilolapsi bëri një vrimë në letër, duke lënë një shkronjë "A" ngjyrë blu në sipërfaqen e tavolinës.

Befas, u ngrit dhe mori çelësat e makinës dhe çantën që ndodhej mbi tavolinën e hyrjes. Fillimisht i tha vetes se po dilte thjesht të kthjellonte mendjen. E uli xhamin e dritares, edhe pse ishte ftohtë, dhe i ra liqenit nja dy herë rreth e rrotull, ndërsa flladi i përkëdhelte flokët dhe i rrihte qafën. *Keni fëmijë, burrë e katandi.* Pa u menduar, vazhdoi të ecte me makinë, duke shkuar në anën tjetër të Midëlludit. Kaloi kompleksin universitar, farmacinë, pistën e patinazhit dhe, kur e pa veten në parkingun e spitalit, kuptoi se ky kishte qenë destinacioni i saj që në fillim.

Hyri brenda dhe u ul në një qoshe në sallën e pritjes. Muret, tavani dhe dyert ishin lyer me një ngjyrë blu të lehtë, qetësuese. Infermieret me kapela dhe përparëse të bardha shfaqeshin dhe zhdukeshin si re, duke mbajtur në dorë shiringa me insulinë, shishe me pilula dhe rrotulla garze. Vullnetaret kalonin vetëtimthi me karrocat e drekës, ndërsa mjekët ecnin me qetësi mes këtij kaosi njësoj si avionët që çajnë qiellin. Sa herë që afrohej ndokush, të gjithë kthenin kokën për ta parë; bashkëshortë në ankth, nëna të frikësuara dhe vajza të druajtura ngriheshin në këmbë sapo ata vinin. Marlina vuri re se të gjithë ishin meshkuj: doktor Kengeri, doktor Gordoni, doktor Meklenahani, doktor Stoni. Pse kishte menduar se mund të bëhej një prej tyre? Tashmë, kjo gjë dukej e mundur, aq sa edhe shndërrimi i saj në një tigër.

Më pas, nga dera që të çonte në urgjencë, u shfaq një siluetë elegante, me flokë të errët e të mbledhur pas. Për një çast, Marlina nuk po e dallonte dot.

- Doktoresha Uolf, - thirri një infermiere, mori një kartelë nga sporteli e ia zgjati asaj. Doktoresha eci përmes sallës për të marrë kartelën dhe takat i kërcisnin mbi linoleum. Marlina e kishte parë Xhanet Uolfin një apo dy herë që kur ishte shpërngulur një muaj më parë, dhe nuk do ta kishte njohur dot. Kishte dëgjuar që punonte në spital; teksa përkulej mbi gardhin e kopshtit, Vivian Aleni i kishte treguar për turnet e natës dhe për djalin e vogël që e linte vend e pa vend, por Marlina kishte menduar se ishte sekretare apo infermiere dhe nuk e kishte imagjinuar kaq të hijshme. Ajo kishte pak a shumë moshën e saj, ishte e gjatë dhe kishte veshur pantallona të zeza e një përparëse të bardhë që i rrinte lirshëm në trupin hollak. *Doktoresha Uolf*, me një stetoskop të varur në qafë, si stoli argjendi plot shkëlqim, prekte dhe kthente me duart e saj prej specialisteje kyçin e nxirë të një punëtori dhe më pas thirri me zë të lartë dhe plot vetëbesim nga ana tjetër e dhomës:

- Doktor Gordon, mund të bisedoj pak me ju për pacientin tuaj?

Doktor Gordoni la kartelën e tij dhe iu afrua.

Nuk ishte pjellë e imagjinatës së saj. Të gjithë përsëritnin emrin e saj sikur të ishte një mantra. Doktoresha Uolf. Doktoresha Uolf. Doktoresha Uolf. Vullnetaret që kalonin: "Mirëmëngjesi, doktoresha Uolf". Më e pabesueshmja ishte kur mjekët e tjerë i thoshin: "Doktoresha Uolf, mund t'ju kërkoj një mendim, ju lutem?" "Doktoresha Uolf, ju kërkojnë në dhomën dy." Vetëm atëherë Marlina u bind.

Si ishte e mundur? Si ia kishte dalë mbanë? Në mendje i erdhi libri i kuzhinës i së ëmës: *Bëni dikë të lumtur sot: përgatitni një tortë! Përgatitni një tortë, organizoni një festë. Përgatitni një tortë që ta çoni në një festë. Përgatitni një tortë thjesht sepse jeni në humor të mirë.* Përfytyronte të ëmën teksa përziente sheqerin me gjalpin, sitte miellin dhe vajoste tiganin. Çfarë mund t'ju falë më shumë kënaqësi? Ndërkohë, Xhanet Uolfi, me përparësen e saj të bardhë që shkëlqente, ecte me hapa të mëdhenj në sallën e pritjes së spitalit.

Sigurisht që për të kishte qenë e mundur: nuk kishte burrë.

Djalin e linte vend e pa vend. Pa burrë dhe pa fëmijë, ndoshta mund të bëhej realitet. *Edhe unë do ta kisha arritur këtë,* mendoi Marlina dhe fjalët zunë vendet e tyre, si pjesët e një pazëlli që të dridhërojnë me saktësinë e tyre. E shkuara e kushtores, koha e mundësive të humbura. Lotët i rrodhën deri në mjekër. *Jo*, mendoi befas ajo. *Mund ta bëj edhe unë këtë.*

Më pas, u ndje e turpëruar dhe e tmerruar kur pa Xhanet Uolfin përkulur përballë saj e me një pamje mjaft kureshtare.

- Marlina? - pyeti ajo. - Jeni Marlina, apo jo? Zonja Li?

Marlina iu përgjigj me të vetmet fjalë që i vinin në mendje:

- Doktoresha Uolf.

- Çfarë ka ndodhur? - e pyeti ajo. - Nuk ndiheni mirë? - Nga afër, ajo dukej shumë e re. Edhe pse kishte vendosur pudër, në hundë ende i dukeshin ca pika. Dora e saj delikate, që e kishte vendosur mbi supin e Marlinës, tregonte vendosmëri dhe besim, ashtu si buzëqeshja e saj. Dukej sikur donte të thoshte: "Gjithçka do të shkojë mirë".

Marlina tundi kokën.

- Jo, jo. S'kam gjë, - tha dhe i hodhi një vështrim Xhanet Uolfit. - Faleminderit, - shtoi me seriozitet.

Të nesërmen mbrëma, pas një darke me *ravioli* të konservuar, ajo planifikoi gjithçka. Kishte kursimet e së ëmës, të cilat do t'i mjaftonin për disa muaj; pasi të shiste edhe shtëpinë e saj, do të kishte më tepër para e për të paktën një vit do t'i mjaftonin. Pas një viti, mund të vazhdonte studimet për diplomën. Do të tregonte që ende mund ta arrinte qëllimin e saj dhe asnjëherë nuk ishte vonë. Pas kësaj, më në fund, do të bënte kërkesë për t'u regjistruar pranë një fakulteti mjekësie, vetëm tetë vjet më vonë nga sa e kish planifikuar në fillim.

Ndërkohë që fëmijët ishin në shkollë, udhëtoi një orë me makinë deri në universitetin në dalje të Toledos, ku u regjistrua në lëndën kimi organike, statistikë e përparuar dhe anatomi: të gjitha lëndët që kishte ndër mend të ndiqte gjatë semestrave të fundit. Të nesërmen, përshkoi të njëjtën rrugë dhe gjeti një garsoniere të mobiluar pranë

kampusit, si dhe firmosi një kontratë qiraje që ishte e vlefshme që nga data një maj. Dy javë më vonë, çdo natë, kur ishte vetëm, lexonte sërish librin e kuzhinës, duke gjetur ngushëllim me jetën e kufizuar dhe vetmitare të së ëmës. *Ti nuk e dëshiron një jetë të tillë,* i kujtonte vetes. *Në jetën tënde, do të ketë më shumë se kaq.* I përsëriste vetes pa pushim se Lidia dhe Neti do të ishin për mrekulli. Nuk donte të mendonte të kundërtën. Pastaj ishte dhe Xhejmsi me ta. Edhe gjatë qëndrimit të saj në Virxhinia, ata nuk kishin pasur ndonjë problem. Ndaj, edhe kësaj radhe nuk kishte pse shqetësohej.

Në qetësinë e errësirës, ajo futi tekstet e vjetra të universitetit nëpër kuti dhe i vendosi në papafingo, gati për t'u nisur. Gjatë fundit të muajit prill, filloi të gatuante vakte të shijshme: qofte suedeze, fileta viçi *Stroganoff*, pulë *à la king* - të gjitha këto pjata të parapëlqyera të Xhejmsit dhe fëmijëve, të përgatitura vetë, ashtu siç e kishte mësuar e ëma. Përgatiti një tortë ngjyrë rozë ditëlindjeje për Lidian dhe e la të hante sa të donte. Në një maj, pas darkës të së dielës, i hodhi ushqimet e mbetura nëpër enë plastike dhe më pas i futi në ngrirje; pas kësaj, poqi tava të tëra me biskota.

- Duket sikur po përgatitesh për ndonjë krizë buke, - i tha Xhejmsi duke qeshur dhe Marlina ia ktheu me një buzëqeshje false, ashtu siç kish bërë edhe me të ëmën për vite me radhë: me buzë të mbyllura, por duke i çuar ato vesh më vesh. Ishte e habitshme se si nuk e kuptonte askush.

Atë natë në shtrat, e përqafoi Xhejmsin, e puthi në anë të qafës dhe e zhveshi ngadalë, ashtu si dikur, kur ishin më të rinj. U përpoq të fiksonte mirë harkun e shpinës së tij dhe gropëzën në fund të shtyllës kurrizore, si të ishte një rruginë që nuk do ta shihte më kurrë, dhe më pas filloi të qante; fillimisht në heshtje, më pas me zë të lartë, ndërkohë që trupat e tyre përplaseshin me njëri-tjetrin.

- Çfarë ke kështu? - i pëshpëriti ai, duke i përkëdhelur faqen. - Ka ndodhur gjë? - Marlina tundi kokën dhe ai e afroi pas vetes, teksa trupat e tyre ngjitnin nga djersa.

- Nuk kam asgjë, - i tha ajo duke i puthur ballin. - Nesër do të rregullohet gjithçka.

Në mëngjes, Marlina, e mbledhur kruspull poshtë mbulesave, dëgjonte Xhejmsin që vishej e mbërthente zinxhirin e pantallonave; dëgjonte zhurmën e tokëzës së rripit teksa mbërthehej. Edhe symbyllur arrinte ta shihte tek shtrëngonte kravatën dhe drejtonte xhufkën që i ngrihej dhe që, edhe pas gjithë këtyre viteve e bënte të dukej si një nxënës shkolle. Ajo i mbajti sytë mbyllur edhe kur ai iu afrua ta puthte, sepse e dinte që, po ta shikonte, do të fillonte sërish të qante.

Disa orë më vonë, në stacionin e autobusit, u ul në gjunjë në trotuar, puthi Netin dhe Lidian në faqe, por pa guxuar t'i shihte në sy.

- Bëhuni të mbarë, - u tha ajo. - Silluni mirë! Ju dua shumë!

Pasi autobusi u zhduk përgjatë rrugës gjarpëruese të liqenit, Marlina u fut në dhomën e së bijës e më pas në atë të të birit. Nga komoja e Lidias mori një kapëse flokësh prej bakeliti, ngjyrë qershie, me një flutur të bardhë sipër, që i përkiste një çifti kapësesh që ajo thuajse nuk i përdorte kurrë. Nga kutia e lodrave nën shtratin e Netit, mori një topth qelqi, jo të preferuarin e tij - atë prej kobalti me pika të bardha si yje - por një nga ata me pika të vogla të errëta, që ai i quante "të lustruar". Nga pjesa e brendshme e palltos së Xhejmsit, atë që vishte në kolegj, këputi kopsën rezervë të qepur nën jakë. Mori një kujtim të vogël nga secili prej tyre dhe i futi në xhepin e fustanit; një gjest që vite më vonë do ta bënte edhe vajza e vogël, edhe pse Marlina nuk i tregoi kurrë as Hanës dhe as të tjerëve për këtë vjedhje të vogël. Nuk ishin objekte të çmuara dhe të vyera për ta, të cilave mund t'ua ndienin mungesën, madje as që do t'u binte ndër mend për to. Nuk donte t'u hapte asnjë telash, sado i vogël të ishte ai. Më pas, Marlina mori kutitë e fshehura në papafingo dhe u ul që t'i shkruante Xhejmsit një letër. Por si vallë mund të shkruhet diçka e tillë? Mendoi se nuk ishte gjë e mirë t'ia thoshte këtë me anë të një letre, si të ishte një e huaj - akoma edhe më keq të përdorte bllokun e shënimeve që ndodhej në kuzhinë, sikur të ishte një listë ushqimesh. Më në fund, mori një letër të bardhë nga makina e shkrimit dhe u ul para pasqyrës së tualetit me një stilolaps në dorë.

*Kam kuptuar se nuk jam e lumtur me këtë jetë që po bëj. Gjithmonë kam ëndërruar diçka tjetër, por gjërat shkuan krejt ndryshe.* Marlina mori frymë thellë dhe me vështirësi. *Kam kohë që i mbaj përbrenda këto ndjenja, por tani, pasi u riktheva në shtëpinë e sime mëje, kuptoj se nuk mund t'i shmang më. E di që do t'ia dalësh mbanë edhe pa mua.* Bëri një pushim të shkurtër, duke u munduar të bindte veten se kjo që po ndodhte, ishte e vërtetë.

*Shpresoj ta kuptosh pse po largohem. Uroj të gjesh forcën për të më falur.*

Marlina qëndroi gjatë e ulur në karrige e me stilolaps në dorë, duke mos ditur se si ta mbyllte. Në fund, e grisi letrën dhe copat i hodhi në koshin e mbeturinave. *Më mirë të iki dhe kaq*, vendosi ajo. Të zhdukej nga jeta e tyre sikur të mos kishin qenë kurrë pjesë e saj.

Pikërisht këtë ndjesi përjetuan Neti dhe Lidia atë pasdite, kur në stacionin e autobusit nuk i priti askush dhe kur shkuan në shtëpi, derën e së cilës e gjetën hapur, nuk kishte njeri. Dy orë më vonë, kur i ati u kthye, i gjeti fëmijët të strukur pas njëri-tjetrit në shkallët e verandës, si të kishin frikë të qëndronin vetëm në shtëpi dhe u bëri një mori pyetjesh. "Si është *zhdukur?"* e pyeti Netin, i cili thjesht përsëriste: është zhdukur, sepse ishte e vetmja fjalë që arrinte të gjente.

Lidia nuk tha asgjë gjatë gjithë asaj mbrëmjeje të rrëmujshme teksa i ati i telefononte policisë dhe më pas fqinjëve. Ai e harroi darkën dhe orarin e gjumit dhe, ndërkohë që oficerët e policisë shënonin gjithçka, atë e Netin i zuri gjumi në dyshemenë e dhomës së ndenjjes. Ajo u zgjua në mes të natës në shtratin e saj - aty ku e kishte vendosur i ati pa i hequr as këpucët - dhe kërkoi ditarin që i kishte dhuruar e ëma për Krishtlindje. Më në fund, kishte ndodhur diçka e rëndësishme, diçka që ia vlente të shkruhej. Por nuk dinte se si ta shpjegonte atë që kishte ndodhur, faktin që brenda një dite gjithçka ishte kthyer përmbys, që personi të cilin ajo e donte me gjithë zemër, një çast kish qenë aty dhe tjetrin: *ishte zhdukur.*

# *pesë*

Hana nuk di asgjë për atë verë të largët kur e ëma u zhduk. Që kur ajo ka lindur, familja nuk ka folur ndonjëherë për këtë, por edhe po ta kishin bërë, asgjë nuk do të ndryshonte. Ajo është e xhindosur me të motrën që është zhdukur, e tronditur për faktin se Lidia i braktisi të gjithë; po ta dinte, do të ishte edhe më shumë e xhindosur, edhe më shumë e tronditur. *Si e bëre këtë*, do të kishte menduar ajo*, duke e ditur se ç'është?* Edhe kështu siç janë gjërat, kur imagjinon të motrën duke u fundosur në liqen, mendimi i vetëm që i kalon nëpër mend është: *Si ndodhi?* Dhe: *Çfarë të shkoi ndër mend?*

Sonte do ta zbulojë. Ora e saj fosforeshente shënon dy e mëngjesit; ajo ka qëndruar shtrirë gjithë natën dhe është treguar e duruar, teksa shihte akrepat që lëviznin. Sot, më një qershor, duhej të ishte dita e saj e fundit e shkollës; nesër, Neti duhej të dilte para të gjithëve me mantelin blu dhe kapelën e tij katrore për të marrë diplomën. Por nuk do të shkojnë në ceremoninë e tij; asnjëri prej tyre nuk ka shkuar në shkollë që kur... Ajo nuk e përfundon mendimin e saj.

Në majë të gishtave, kalon edhe shkallën e gjashtë që kërcet paksa, kapërcen tapetin në qendër të paradhomës, i cili mbulon

një pjesë dyshemeje që bën zhurmë, dhe më pas kërcen si mace para derës së jashtme. Në katin e sipërm, Marlina, Xhejmsi dhe Neti janë ende zgjuar, duke u përpjekur të flenë, por askush nuk e dëgjon: Hana i njeh të gjitha të fshehtat e qetësisë. Në errësirë, gishtat e saj prekin shulin, kapin zinxhirin dhe e hapin pa bërë zhurmë. Zinxhirin e kishin vendosur ato ditë. Para varrimit nuk ishte.

Kishte tri javë që ushtrohej, duke luajtur me zinxhirin sa herë që e ëma nuk e kishte mendjen. Kalon derën pa zhurmë dhe del në lëndinë, aty ku mund të kishte kaluar edhe Lidia natën e fundit të jetës. Hëna qëndron pezull mbi degët e pemëve dhe ndriçon kopshtin, rrugicën e vogël dhe shtëpitë e tjera. Të njëjtën gjë duhej të ketë parë edhe e motra atë natë: pasqyrimin e hënës në dritaret e zonjës Alen, kutitë postare të përkulura paksa mbrapa, si dhe dritën e zbehtë të shtyllës së ndriçimit që ndodhet në qoshe, atje ku rruga kryesore harkohet pas liqenit.

Në fund të lëndinës, Hana ndalet. Me majat e gishtave në trotuar dhe thembrat ende në bar, imagjinon siluetën e hollë që ecte në errësirë. Nuk dukej e frikësuar. Pa humbur kohë, del në mes të rrugës, aty ku duhej të ndodhej vija e verdhë, nëse kjo rrugë do të kishte trafik. Pas dritareve të errëta, duken perdet që shkëlqejnë. Në rrugën e tyre nuk ka asnjë dritë tjetër përveç asaj në hyrje të shtëpisë së zonjës Alen, që rri gjithnjë e ndezur, madje edhe ditën. Kur ishte e vogël, Hana mendonte se të rriturit qëndronin zgjuar deri natën vonë, madje deri në dy apo tre të mëngjesit. Këtë, ia shton listës së gjërave të pavërteta.

Ajo ndalet te qoshja, por nga të dyja anët sytë nuk i shohin gjë tjetër veç errësirë; as makina nuk ka. Tanimë, sytë i janë mësuar me të, kështu që kalon me vrap rrugën kryesore dhe gjendet buzë liqenit, të cilin ende nuk arrin ta shohë. Vetëm nga pjerrësia e terrenit kupton se po i afrohet. Kalon një grumbull me mështekna, me degë të forta e të ngritura për nga qielli, që duken sikur janë dorëzuar. Papritur, këmbët i prekin ujin. Nën zhurmën e mbytur të një avioni, ajo dëgjon një llokoçitje të lehtë pranë kaviljeve, që

ngjan me zhurmën e gjuhës së saj. Shikon me vëmendje dhe vë re një shkëlqim të zbehtë, si një vel i argjendtë, të cilin, po të mos e kishte parë, nuk do ta kishte kuptuar se ishte ujë.

"Një pozicion fantastik, - i kishte thënë agjenti i pronave të patundshme Xhejmsit dhe Marlinës, kur u shpërngulën në Midëllud. Hana e kishte dëgjuar shumë herë këtë histori. - Vetëm pesë minuta nga farmacia dhe banka. Pastaj, mendojeni, liqenin do ta keni te pragu i derës. - Ai i kishte hedhur një shikim barkut të fryrë të Marlinës dhe kishte vazhduar: - Gjatë verës, mund të laheni së bashku me fëmijët, është njësoj si të keni një plazh privat." I kënaqur, Xhejmsit i ishte mbushur mendja. Hana e kishte dashur atë liqen gjatë gjithë jetës së saj. Por tani i dukej krejt ndryshe.

Edhe pse kanë kaluar vite, doku ka të njëjtën ngjyrë si dikur: i argjendtë në gri, si nën dritën e hënës, ashtu edhe gjatë ditës. Në fund, drita e një llambe të vogël, që ndodhet në një shtyllë ndriçimi, formon një rreth të vogël drite në ujë. Kishte ndër mend të dilte me varkë, siç mund të kishte bërë edhe Lidia. Do të voziste deri në mes të liqenit, ku një Zot e dinte se si kishte përfunduar e motra, dhe do të vështronte ujin. Ndoshta vetëm atëherë do ta kuptonte.

Por varka nuk ndodhet më aty. Edhe pse me vonesë, bashkia e ka hequr.

Hana ulet mbi thembra dhe imagjinon të motrën të ulur në gjunjë tek zgjidhte litarin, pastaj tek largohej me varkë aq larg bregut, saqë uji nuk dallohej më nga errësira e thellë. Në fund, ajo shtrihet në dok, duke u përkundur lehtë dhe duke hedhur sytë nga qielli. Nuk mund të bëjë më shumë se kaq për të përfytyruar natën e fundit të së motrës.

Çdo verë tjetër, liqeni do të ishte një vend i mrekullueshëm. Neti dhe Lidia do të vishnin kostumin e banjës dhe do të shtronin peshqirë mbi bar. Lidia, e cila shkëlqente nga vaji i bebeve me të cilin lyhej, do të shtrihej për të marrë rreze dielli. Po të ishte me fat, do ta linte Hanën të spërkaste një pikë vaj në krah apo që t'ia lidhte rrobat e banjës pasi të kishte marrë rreze të mjaftueshme në

kurriz. Neti do të hidhej si gjyle nga doku, duke ngritur përpjetë stërkala uji, që do të dukeshin si perla në lëkurën e të motrave. Herë të tjera, edhe pse ishin shumë, shumë të rralla, me ta ishin edhe prindërit. Babai do të praktikonte notin bretkosë dhe stilin e lirë dhe, po të ishte në humor, do ta fuste Hanën në thellësi e do t'ia mbante trupin në sipërfaqe, ndërsa ajo luante këmbët. Nëna, me një kapelë dielli në kokë, do t'i ngrinte sytë nga revista e saj *New Yorker* kur Hana do të kthehej për t'u shtrirë mbi peshqir, dhe do ta linte që të mbështetej qetësisht pas shpatullës së saj për të parë karikaturat. Këto gjëra ndodhnin vetëm te liqeni.

Këtë verë, ata nuk do të shkojnë në liqen; në fakt, nuk do të shkojnë më kurrë në liqen. Ajo e di këtë, pa qenë nevoja të pyesë. Babai i ka kaluar tri javët e fundit në zyrë, edhe pse në universitet i kishin thënë se mund t'i gjenin një zëvendësues deri në fund të semestrit. Nëna ka kaluar orë të tëra në dhomën e Lidias, duke parë e stërparë gjithçka, por pa prekur gjë me dorë. Neti ka ardhur vërdallë nëpër shtëpi si një kafshë e mbyllur në kafaz, duke hapur e mbyllur raftet, duke marrë ndonjë libër në dorë dhe më pas duke e kthyer sërish në vend. Hana nuk ka folur asnjë fjalë. Këto janë rregullat e reja, që askush nuk i ka shpallur, por që ajo i di: nuk lejohet asnjë fjalë për Lidian. Nuk lejohet të flitet për liqenin. Nuk lejohen pyetjet.

Ajo qëndron pa lëvizur për një kohë të gjatë, duke përfytyruar të motrën në fund të liqenit. Duhej të ketë qenë me fytyrë poshtë, si të ishte duke vështruar sipërfaqen e brendshme të ujit, dhe me krahët shtrirë, si të ishte duke përqafuar gjithë botën. Do të ketë ndenjur në pritje për një kohë të gjatë, që të vinin ta merrnin. *Nuk e dinim*, mendon Hana. *Përndryshe do të kishim ardhur.*

Por tashmë s'ka më rëndësi. Ama, Hana ende nuk arrin ta kuptojë.

Pasi kthehet në shtëpi, hyn në dhomën e Lidias në majë të gishtave dhe mbyll derën. Më pas, ngre mbulesën e krevatit dhe nxjerr kutinë e vogël që fshihet nën shtrat. Duke u futur në batanijen e Lidias, hap kutinë dhe nxjerr një varëse argjendi. Babai

ia kishte dhuruar Lidias për ditëlindje, por ajo e kishte futur nën shtrat, duke e lënë materialin e kadifenjtë të mbulohej nga pluhuri.

Varësja është e këputur, megjithatë, Hana i ka premtuar Lidias se nuk do ta vendosë kurrë në qafë dhe ajo nuk i shkel premtimet që u bën njerëzve të dashur. Edhe nëse këta njerëz nuk jetojnë më. Kështu, e kalon zinxhirin mes gishtave, si të ishin rruzare. Shtrati ende ka aromën e trupit të së motrës: një aromë e fortë myshku, që ndihej vetëm kur Lidian e zinte gjumi. Ajo mund të ndiejë formën që ka lënë trupi i së motrës mbi dyshek, që duket sikur e përqafon. Në mëngjes, kur nga dritarja hyjnë rrezet e diellit, ajo rregullon shtratin, vendos sërish varësen në vend dhe kthehet në dhomën e saj. Nuk ka pse të mendohet, sepse e di që këtë do ta bëjë sërish, çdo natë: do të lëmojë batanijen kur të zgjohet e do të veshë me kujdes këpucët dhe rrobat e shpërndara nëpër dysheme teksa i drejtohet derës.

Kur zbret për të ngrënë mëngjes, Neti dëgjon prindërit duke bërë fjalë dhe ndalet në korridor, pikërisht para derës së kuzhinës.

- Gjithë natën ka qenë hapur, - thotë e ëma, - dhe ty as që të intereson.

- Nuk ishte hapur. Shuli ishte i vënë, - ia kthen i ati dhe nga toni i tij i mprehtë, Neti kupton se diskutimi ka kohë që ka filluar.

- Mund të ketë hyrë dikush. Ka një arsye pse e vendosa atë zinxhir.

Neti e kalon pragun duke ecur në majë të gishtave, por prindërit - Marlina e përkulur mbi lavaman dhe Xhejmsi i kërrusur në karrigen e tij - nuk i ngrenë sytë. Në fund të tavolinës, Hana lëviz e shqetësuar në karrigen e saj me bukën e thekur dhe gotën e qumështit përpara. *Më falni*, thotë ajo me vete. *Harrova zinxhirin. Më falni, më falni!* Prindërit nuk e vënë re. Përkundrazi, sillen sikur ajo të mos jetë aty.

Për disa çaste, vetëm heshtje dhe, më pas, Xhejmsi thotë:

- Vërtet mendon se zinxhiri në derë do të ndryshojë ndonjë gjë?

Marlina përplas filxhanin e çajit me forcë mbi banak.

- Ajo nuk do të dilte kurrë vetëm. Jam e bindur për këtë. T'ia mbathte në mes të natës? Lidia ime? Kurrë, - thotë dhe shtrëngon filxhanin me të dyja duart. - Do ta ketë nxjerrë dikush jashtë. Ndonjë i çmendur.

Xhejmsi lëshon një psherëtimë, një psherëtimë të thellë dhe dridhëruese, sikur të kishte ngritur një peshë të rëndë. Gjatë tre muajve të fundit, Marlina vazhdimisht i ka thënë gjëra të tilla. Ditën pas varrimit, Xhejmsi u zgjua pak para se të agonte, teksa sillte gjithçka ndër mend - arkivolin që shkëlqente, lëkurën e Luizës që rrëshqiste mbi të tijën, rënkimin e saj të ëmbël kur hipi mbi të - dhe papritur e ndjeu veten të pistë, sikur të ishte ndotur me baltë. Bëri një dush të nxehtë, kaq të nxehtë, sa mezi po e duronte, por prapëseprapë vazhdonte të rrotullohej si qengj i futur në hell, ku pas çdo lëvizjeje i dukej sikur një copë lëkurë do t'i shqitej nga trupi. Por kjo nuk i shërbeu për asgjë. Kur doli nga tualeti, dëgjoi një zhurmë të lehtë gërvishtëse në fund të shkallëve, ku Marlina po montonte zinxhirin e derës kryesore.

Ai deshi t'i thoshte se çfarë kishte bluar në mendje ditët e fundit: që nuk mund të bënin sikur nuk kishte ndodhur asgjë. Më pas, kur pa mimikën e saj: të trishtuar dhe të frikësuar, por edhe të zemëruar, sikur fajësonte atë për diçka, u step. Për një çast, iu duk si një grua e huaj, një grua e panjohur. U gëlltit me vështirësi dhe mbërtheu jakën.

- E po, - tha ai, - unë po shkoj në shkollë. Për kursin veror.

Kur u afrua ta puthte, ajo u tërhoq sikur ai do ta digjte me prekjen e tij. Në verandë, djali që shpërndante gazetat, e kishte lënë një në prag të derës. *Familja nga Midëlludi përcjell vajzën për në banesën e fundit.*

Ai e ka ende gazetën në sirtarin e fundit të tryezës së tij të punës, të mbyllur me çelës. *Duke qenë se në shkollën e Midëlludit kishte vetëm dy nxënës aziatikë - ajo dhe vëllai i saj Neti - Lidia Li nuk mund të kalonte pa u vënë re nëpër korridore. Megjithatë, dukej sikur pak vetë e njihnin mirë.* Që atëherë, çdo ditë kishin dalë artikuj të

rinj: vdekja e një personi bënte gjithnjë bujë në një qytezë, por vdekja e një vajze të re ishte si një minierë ari për gazetarët. *Policia heton pë vdekjen e vajzës.* Hetuesit thonë: *Vetëvrasja është një pistë e mundshme.* Sa herë që sheh një gazetë të tillë, ai e palos si të ketë brenda diçka që prishet, para se ta shohin Marlina apo fëmijët. E hap dhe e lexon me kujdes vetëm kur shkon në zyrë. Më pas, e vendos në dengun e madh brenda sirtarit të mbyllur me çelës.

Tani, ul kokën dhe thotë:

- Nuk besoj të ketë ndodhur kështu.

Marlina nevrikoset.

- Çfarë po thua?

Para se Xhejmsi të përgjigjet, bie zilja. Është policia dhe, teksa në kuzhinë hyjnë dy oficerët, Neti dhe Hana shfryjnë të dy të çliruar. Të paktën, hëpërhë, prindërit nuk do të grinden më.

- Donim thjesht t'ju informonim për të rejat e fundit, - thotë oficeri më i vjetër, Fisku, të cilin Neti e mban mend mirë. Ai nxjerr një bllok shënimesh nga xhepi dhe ngre syzet me gishtin e tij të shkurtër e të trashë.

- Në rajon, të gjithëve u erdhi keq për humbjen e vajzës suaj. Duam me çdo kusht të zbulojmë se çfarë i ndodhi.

- Sigurisht, zoti oficer, - murmurit Xhejmsi.

- Biseduam me personat e listës që na dhatë, - thotë ai dhe i hedh një sy bllokut. - Karen Adler, Pam Sonders, Shirli Brirli... Të gjitha thanë se e njihnin shumë pak.

Hana vë re se i ati skuqet në fytyrë, sikur të ketë alergji nga diçka.

- Biseduam edhe me disa shokë klase dhe mësues të Lidias. Me sa kuptuam, nuk kishte shumë shokë, - thotë oficeri dhe ngre sytë. - Mendoni se Lidia ishte një vajzë e vetmuar?

- E vetmuar? - përsërit Xhejmsi dhe vështron të shoqen, më pas, për herë të parë atë mëngjes, edhe të birin. *Duke qenë se në shkollën e Midëlludit kishte vetëm dy nxënës aziatikë - ajo dhe vëllai i saj Neti - Lidia Li nuk mund të kalonte pa u vënë re nëpër korridore.* Ai e njeh atë ndjesi: gjithë ata sy që të vështrojnë, fytyra të zverdhura si limoni e

të heshtura. Ai ishte përpjekur ta bindte veten se Lidia ishte ndryshe, se shoqet e kishin pranuar në rrethin e tyre shoqëror. - E vetmuar... - përsërit sërish ngadalë. - Në fakt, kalonte mjaft kohë vetëm.

- Ishte shumë e zënë, - e ndërpret Marlina. - Kishte lëndë mjaft të vështira. Edhe detyra shtëpie kishte shumë. Shumë materiale për të studiuar, - thotë dhe vështron në mënyrë të pafajshme herë njërin e herë tjetrin, sikur friket se nuk do ta besojnë. - Ishte shumë e zonja.

- Mos ju është dukur e mërzitur gjatë javëve të fundit? - pyet oficeri më i ri në moshë.

- Ju ka lënë ndonjëherë përshtypjen sikur donte të lëndonte veten? Ose...

Marlina nuk e lë ta mbarojë fjalën.

- Lidia ishte shumë e lumtur dhe e donte shumë shkollën. Mund të zgjidhte çdolloj profesioni që dëshironte. Ajo nuk do të kishte hipur kurrë vetëm në atë varkë, - thotë ajo. Duart fillojnë t'i dridhen dhe, për të mos u dukur, e shtrëngon filxhanin aq fort, sa Hana pandeh se do ta thyejë. - Pse nuk kërkoni personat që e kanë marrë?

- Nuk ekziston asnjë provë se mund të ketë pasur ndonjë person tjetër në varkë me të, - i përgjigjet oficeri Fisk. - Apo te doku.

- E nga e dini ju? - këmbëngul Marlina. - Lidia ime nuk do të hipte kurrë vetëm në një varkë, - thotë ndërsa çaji i derdhet mbi banak. - Sot nuk di se nga të ruhesh.

- Marlina, - i tërheq vëmendjen Xhejmsi.

- Lexoni gazetat. Vendi është mbushur me psikopatë që rrëmbejnë, vrasin apo përdhunojnë. Kaq të vështirë e ka policia t'i kapë?

- Marlina! - thotë sërish Xhejmsi, por këtë herë më fort.

- Po shqyrtojmë çdo mundësi, - ia kthen oficeri Fisk me mirësjellje.

- E dimë, - thotë Xhejmsi. - Po bëni çmos dhe ju falënderojmë. - Më pas, hedh vështrimin nga Marlina dhe vazhdon: - Më shumë se kaq, nuk kemi çfarë të kërkojmë.

Marlina matet të thotë diçka, por e mbyll gojën pa thënë asnjë fjalë.

Oficerët shkëmbejnë një shikim dhe më pas, më i riu, thotë:

- Duam t'i bëjmë disa pyetje edhe Natanit, nëse nuk ju vjen keq. Vetëm për vetëm.

Pesë fytyra kthehen në drejtim të Netit dhe ai ndien se po i skuqen faqet.

- Mua?

- Vetëm nja dy sqarime të vogla, - i shpjegon oficeri Fisk dhe i vendos dorën mbi sup. - Si thua, dalim pak në verandë?

Pasi oficeri Fisk mbyll derën kryesore, Neti mbështetet pas kangjellave. Në pëllëmbë, i ngjiten disa grimca boje të tharë, që më pas bien si flokë dëbore mbi dyshemenë e verandës. Ai e kishte përmbajtur veten që të mos i telefononte policisë dhe t'i tregonte për Xhekun apo përfshirjen e tij. Në një qytet apo në një kohë tjetër, ndoshta edhe ata do të ndanin dyshimet e tyre me të. Ose, sikur Lidia të kishte qenë ndryshe, si Shirli Brirli, Pam Sondersi apo Karen Adleri, një adoleshente normale, një vajzë që mund ta kuptonin, ndoshta policia do të përqendrohej më shumë te Xheku dhe do të ndërtonte ndonjë histori duke u bazuar në ndonjë ankesë të vogël: mësues që ankoheshin për bankat e shkarravitura dhe sjelljen e tij të paedukatë. Ndoshta do të dëgjonin edhe ankesat e Netit - *çdo ditë pas shkolle gjatë gjithë pranverës* - e do të nxirrnin përfundime të ngjashme. Një vajzë e një djalë, gjatë gjithë asaj kohe së bashku, vetëm - në fund të fundit, do të ishte e qartë edhe pse Neti e shihte Xhekun me vëmendje dhe inat. Edhe ata, ashtu si Neti, do të hidhnin dyshime për fjalët dhe veprimet e Xhekut.

Por në fakt, nuk do ta bëjnë. Kjo do ta ndërlikonte historinë dhe historia - ashtu siç është përshkruar nga mësuesit dhe nxënësit e tjerë - është e qartë: natyra e heshtur dhe e vetmuar e Lidias, rënia në mësime kohët e fundit dhe, mbi të gjitha, familja e saj *e çuditshme.* Një familje pa miq, një familje që binte në sy. Gjithçka është kaq e qartë, saqë në gjithë këtë mesele, Xheku mbetet në hije para syve të policisë. Një vajzë e tillë dhe një djalë si ai, i

cili mund të ketë - dhe në fakt ka - të gjitha vajzat që do? Ata e kanë të pamundur të imagjinojnë ato që Neti i di me siguri e jo më ato që imagjinon. Oficeri Fisk shpesh u thotë vartësve të tij: "Kur dëgjoni trokitje patkonjsh, mendoni kuajt dhe jo zebrat." Ata do të thoshin se Neti është histerik, dëgjon trokitje zebrash ngado. Tani që ndodhet ballë për ballë me oficerët e policisë, del në përfundimin se nuk ka kuptim që ta përmendë Xhekun: tashmë e kishin ndarë mendjen se kush ishte fajtori.

Edhe oficeri Fisk mbështetet pas parmakut.

- Donim thjesht të bënim një bisedë të vogël vetëm për vetëm, Natan. Ndoshta të kujtohet ndonjë gjë së cilës nuk i ke kushtuar vëmendje. Ndonjëherë, motrat dhe vëllezërit dinë gjëra që prindërit nuk i dinë, apo s'është kështu?

Neti përpiqet të pohojë, por nuk i del asnjë fjalë nga goja. Ai tund kokën. Papritur, i kujtohet se sot duhej të diplomohej.

- E kishte Lidia zakon të dilte fshehur? - pyet oficeri Fisk. - Mos ki frikë. Nuk je në telashe. Na thuaj thjesht atë që di, - vazhdon ta përsërisë fjalën "thjesht", si të jetë duke kërkuar ndonjë nder të vogël apo ndonjë gjë të papërfillshme. *Fol me ne. Na i thuaj të fshehtat e tua. Na i thuaj të gjitha.* Neti fillon të dridhet. Ai është i bindur se oficerët e kanë kuptuar.

- Ka dalë ndonjëherë vetëm natën? - e pyet oficeri më i ri. Neti gëlltitet dhe përpiqet të qëndrojë pa lëvizur.

- Jo, - thotë ai. - Jo, kurrë.

Oficerët vështrojnë njëri-tjetrin. Më pas, ai më i riu mbështetet te kangjella pranë Netit, ashtu si mbështeten djelmoshat te dollapi para se të fillojë mësimi, si të jenë shokë. Neti e kupton se ky është roli i tij. Të miqësohet me të për ta bindur që të flasë. Këpucët e tij janë kaq të lustruara, saqë dielli shkëlqen në majën e secilës prej tyre.

- Në përgjithësi, shkonte mirë me prindërit Lidia? - pyet oficeri i policisë dhe peshon edhe më shumë pas kangjellave, të cilat kërcasin.

*Ndoshta duhet të anëtarësohesh edhe ti në ndonjë klub, zemër, për të njohur njerëz të rinj. Ke dëshirë të ndjekësh ndonjë kurs veror? Do të ishte bukur.*

- Me prindërit? - thotë Neti që nuk arrin të njohë as zërin e tij. - Sigurisht.

- I ke parë ndonjëherë ta qëllonin Lidian?

- Ta qëllonin? - përsërit ai. Lidian ndaj së cilës tregonin aq shumë kujdes dhe vëmendje, si një lule e vyer. Atë për të cilën nëna mendonte gjithë kohën, edhe kur ishte duke lexuar ndonjë gazetë dhe shënonte artikujt që mund t'i interesonin. Atë që babai puthte të parën, çdo mbrëmje kur kthehej në shtëpi. - Prindërit e mi nuk do ta qëllonin kurrë Lidian. Ata e *duan shumë* atë.

- Mos ka thënë ndonjëherë se donte të lëndonte veten?

Kangjellat e verandës fillojnë t'i mjegullohen. Tani nuk mund të bëjë asgjë, veçse të tundë kokën fort. Jo. Jo. Jo.

- A dukej e mërzitur një natë para se të zhdukej?

Neti përpiqet të kujtohet. Kishte dashur t'i fliste për universitetin, për ndërthurjen e gjetheve jeshile me tullat e kuqe dhe se sa shumë do të kënaqej. Se si, për herë të parë në jetën e tij, kishte ecur me kokën lart, se si bota i ishte dukur më e madhe, me më shumë hapësirë dhe më e ndriçuar nga ai kënd. Por ajo kishte qëndruar e heshtur gjatë gjithë darkës dhe më pas kishte shkuar drejt e në dhomën e saj. Ai kishte pandehur se ishte thjesht e lodhur. *Do t'ia tregoj nesër,* kishte menduar.

Papritur, i tmerruar, shpërthen në lot: ata i rrjedhin në faqe e më pas mbi jakën e këmishës.

Atë çast, të dy oficerët e policisë hedhin vështrimin gjetkë, kurse oficeri Fisk mbyll bllokun e shënimeve dhe fut dorën në xhep për të marrë një shami.

- Merre, - i thotë duke ia zgjatur Netit, e shtrëngon fort në sup dhe më pas ikin.

Ndërkohë, brenda në shtëpi, Marlina i thotë Xhejmsit:

- Pra, tani duhet të të marr leje edhe për të folur në prani të të tjerëve?

- Nuk doja të thosha këtë, - thotë Xhejmsi dhe mbështet

bërrylat mbi tavolinë e ballin mbi duar. - Por nuk mund të ngresh çdolloj akuze kundër njerëzve. Nuk mund ta qortosh policinë në atë mënyrë.

- Kush i qortoi? Unë thjesht po bëja pyetje, - vazhdon Marlina, lë filxhanin në lavaman dhe hap rubinetin. Nga vrima e lavamanit del një gulfë e vrullshme shkume. - Po shqyrtojnë të gjitha mundësitë? Ai as që ma vuri veshin kur i thashë se mund të ketë qenë ndonjë i panjohur.

- Sepse po sillesh si histerike. Dëgjon ndonjë lajm dhe ku nuk të shkon mendja. Mjaft me këto! - ngre zërin Xhejmsi, kurse kokën vazhdon ta mbajë ende të mbështetur në duar. - E kam seriozisht, Marlin, *mjaft me këto!*

Gjatë heshtjes së shkurtër që pason, Hana futet nën tavolinë dhe mblidhet kruspull, duke shtrënguar gjunjët pas gjoksit. Mbulesa e tavolinës pasqyron një hije në formën e gjysmëhënës mbi linoleum. Duke përthyer gishtat e këmbëve, ajo mendon se, për sa kohë rri aty poshtë, prindërit do të harrojnë që ajo është aty. Nuk i ka dëgjuar kurrë të grinden më parë. Ndonjëherë, bëjnë fjalë sepse njëri prej tyre ka harruar t'i vendosë kapakun pastës së dhëmbëve apo ka lënë dritën e kuzhinës ndezur gjithë natën, por më pas, nëna i shtrëngon dorën babait apo ky i fundit i jep një puthje në faqe dhe gjërat kthehen sërish si më parë. Por këtë herë, është ndryshe.

- Po thua që jam një shtëpiake histerike? - pyet Marlina me një zë të ftohtë e të mprehtë, si tehu i një thike dhe Hana, nën tavolinë, mban frymën. - E po, duhet të gjejnë përgjegjësin e asaj që ndodhi. Nëse më takon mua ta zbuloj se çfarë ndodhi, do ta bëj, - thotë dhe fshin sipërfaqen e banakut me një pecetë të cilën më pas e hedh në tokë. - Pandehja se edhe ti doje ta zbuloje. Por e dëgjon veten se si flet? *Sigurisht, oficer. Ju falënderojmë, oficer. Më shumë se kaq nuk kemi çfarë t'ju kërkojmë, oficer.* - Shkuma ndërkohë bllokon vrimën e lavamanit. - Unë jam e aftë të mendoj vetë. Ndryshe nga dikush tjetër, nuk i lëpihem policisë.

Në inat e sipër, Marlina nuk e mendoi fare atë që tha. Por fjalët

që dolën nga goja e së shoqes, e goditën Xhejmsin si një plumb ballit. Kur dëgjoi fjalën “lëpihem”, në mendje i erdhi imazhi i lëkurëverdhëve me shpinën e kërrusur dhe kapelën në formë koni, i burrave kinezë me bishtalec dhe me duar të bashkuara, me sytë e tërhequr dhe sjellje servile. Të përkulur e të përulur. Kishte kohë që dyshonte se të gjithë e shihnin në këtë mënyrë: Stenli Hjuit, oficerët e policisë dhe arkëtarja në farmaci. Por nuk e pandehte kurrë se te *të gjithë* do të bënte pjesë edhe Marlina.

Ai hedh pecetën e mbledhur shuk mbi tavolinë dhe e shtyn karrigen mbrapa, e cila kërcëllin.

- Kam mësim në orën dhjetë, - thotë.

Që poshtë tavolinës, Hana vështron çorapet e të atit - njëra prej të cilave ka një vrimë në thembër - teksa ai shkon drejt shkallëve të garazhit. Teksa ai vesh këpucët, në shtëpi mbizotëron një qetësi absolute; pak më vonë, dëgjohet gjëmimi i derës së garazhit që hapet. Pasi Xhejmsi ndez makinën, Marlina merr filxhanin nga lavamani dhe e përplas në dysheme. Ciflat e porcelanit shpërndahen nëpër linoleum. Hana rri pa lëvizur, ndërsa e ëma rend në katin e dytë dhe përplas derën e dhomës. Ndërkohë, makina e të atit del mbrapsht nga garazhi, duke lëshuar një gërvimë dhe më pas largohet duke oshtirë. Vetëm pasi në kuzhinë nuk pipëtin asgjë, ajo gjen kurajën të dalë nga poshtë tavolinës e të mbledhë ciflat e filxhanit mes pellgut me ujë e sapun.

Dera hapet duke kërcitur dhe në kuzhinë shfaqet Neti me sy dhe hundë të skuqur. Hana e kupton që ai ka qarë, por bën sikur nuk e vë re, mban kokën ulur dhe vendos copat e filxhanit njëra mbi tjetrën në pëllëmbën e dorës.

- Çfarë ndodhi?

- Mami dhe babi u grindën, - thotë teksa hedh filxhanin e thyer në koshin e mbeturinave dhe than duart e lagura pas pantallonave kauboj. *Uji thahet vetë*, mendon ajo.

- U grindën? Pse?

Hana e ul zërin dhe pëshpërit:

- Nuk e di. - Edhe pse nga dhoma e prindërve në katin e dytë

nuk dëgjohet asnjë zhurmë, ajo ka frikë. - Le të dalim jashtë, - thotë.

Pasi bien dakord në heshtje që të dalin jashtë, ajo dhe Neti marrin të njëjtin drejtim: për nga liqeni. Gjatë gjithë bllokut të banesave, ajo e shikon rrugën me kujdes, sikur i ati të jetë ende aty pranë, jo i zemëruar, por gati për t'u kthyer në shtëpi. Por aty duken vetëm disa makina të parkuara.

Megjithatë, Hanën nuk e gënjejnë instinktet. Pasi kishte dalë nga rrugina, edhe Xhejmsi kishte shkuar drejt liqenit. I kishte rënë rrotull nja dy herë, ndërsa fjalët e Marlinës vazhdonin t'i oshtinin në vesh. "Nuk i lëpihem policisë". E ndien pa pushim neverinë që përcjell zëri i saj dhe konsideratën e ulët që ka ajo për të. Dhe nuk i vë faj. Si mund të kishte qenë e lumtur Lidia? *Lidia Li nuk kalonte pa u vënë re nëpër korridore. Ishin të paktë ata që e njihnin mirë. Vetëvrasja është një pistë e mundshme.* Ai kalon dokun, prej nga mund të ketë zbritur Lidia për të hipur në varkë. Më pas, rruga nuk ka dalje. Pastaj, sërish doku. Diku në mes të këtij rrethi, vajza, vetëm apo me miqtë e saj, do të jetë hedhur në ujë nga dëshpërimi. *Lidia ishte e lumtur,* kishte thënë Marlina. *Duhet ta gjejnë përgjegjësin. Përgjegjësin,* mendon Xhejmsi dhe mezi gëlltitet nga sikleti. Nuk e sheh dot më liqenin. Papritur, e kupton se ku dëshiron të jetë.

I kishte përsëritur kaq shumë herë me vete fjalët që do t'i thoshte Luizës atë mëngjes kur u zgjua, sa i kishte në majë të gjuhës. *Ishte një gabim. Unë e dua gruan time. Kjo gjë nuk duhet të ndodhë më.* Por, kur Luiza hap derën, nga goja i del vetëm fjala: "Të lutem", ndërsa ajo hap krahët plot ngrohtësi e mirësi.

Në shtratin e Luizës, nuk i hiqet nga mendja Lidia, titujt e gazetave, liqeni. Pyet veten se ç'mund të jetë duke bërë Marlina në shtëpi. Vret mendjen se kush mund të jetë *përgjegjësi.* Ai përqendrohet te pjesa e harkuar e shpinës së Luizës, te lëkura e mëndafshtë e kofshëve të saj, te flokët e zinj që bien pa reshtur mbi fytyrën e tij. Në fund, Luiza e shtrëngon nga pas me krahët e saj, si të ishte një fëmijë, dhe i thotë:

- Qëndro, - dhe Xhejmsi qëndron.

Në shtëpi, Marlina e tërbuar nga inati, ecën lart e poshtë në dhomën e Lidias. Është e qartë se çfarë mendon policia me aludimet që bën: *Nuk kemi prova se mund të ketë qenë dikush në varkë me të. Mendoni se Lidia ishte një vajzë e vetmuar?* Po ashtu, është e qartë edhe se Xhejmsi është dakord me ta. Por vajza e saj nuk mund të ishte e palumtur deri në atë pikë. Lidia e saj ishte gjithmonë e qeshur, gjithmonë e gatshme t'ua bënte qejfin të tjerëve. *Sigurisht, mami. Me kënaqësi, mami.* Dhe të mendosh se mund t'i bënte diçka të tillë vetes; jo, ajo i donte shumë prindërit dhe nuk do të kishte arritur kurrë deri në atë pikë. Çdo mbrëmje, para se të flinte, shkonte dhe e gjente Marlinën kudo që ishte - në kuzhinë, në studio, në lavanderi - e shikonte drejt e në sy e i thoshte: "Të dua shumë, mami. Natën e mirë, shihemi nesër." Edhe natën e fundit kishte thënë "nesër" dhe Marlina i kishte dhënë një përqafim të shpejtë e i kishte rrahur lehtë shpatullat duke i thënë: "Tani nxito, se ka vajtur vonë." Me këto mendime në kokë, Marlina ulet në tapet. Po ta dinte, do ta kishte shtrënguar më fort. Do t'i kishte dhënë një puthje. Do ta kishte marrë në krahë dhe nuk do ta lëshonte më kurrë.

Çanta e shkollës së Lidias qëndron mbështetur pas tavolinës, aty ku e kishin lënë oficerët e policisë pasi e kishin kontrolluar. Marlina e merr në prehër. Ajo vjen erë gome, ashklash lapsi dhe çamçakëzi me mente: aroma tipike e një çante shkolle. Teksa e mbështjell në kraharor, librat dhe dosjet lëvizin nën copën e çantës si brinjët nën lëkurë. Duke e mbajtur me kujdes, fut krahët në rripat e saj dhe lëshon peshën e trupit mbi të.

Më pas, në xhepin e përparmë gjysmë të hapur, vë re diçka: diçka në ngjyrë të bardhë e të kuqe. Në astarin e çantës, duket një e çarë e fshehur nën mbajtësen e lapsave të Lidias dhe një tufe me fletë shënimesh. Një e çarë e vogël, aq e vogël sa i kishte shpëtuar syrit të oficerëve të zënë me punë, madje mund t'i shpëtonte edhe një syri të vëmendshëm: atij të një nëne. Marlina fut dorën brenda dhe nxjerr një pako të hapur me cigare "Malboro". Poshtë gjen edhe diçka tjetër: një kuti të hapur prezervativësh.

Të dyja i bien nga duart, si të ketë gjetur një gjarpër dhe, befas, e flak fluturimthi çantën nga prehri. Me siguri do të kenë qenë të dikujt tjetër; ishte e pamundur të ishin të Lidias. Lidia e saj nuk pinte duhan. Sa për prezervativët...

Marlina nuk arrin ta besojë. Atë pasdite të parë, oficerët e kishin pyetur: "A ka të dashur Lidia?" dhe ajo ishte përgjigjur pa ngurruar aspak: "Ajo sapo ka mbushur gjashtëmbëdhjetë vjeçe." Tani që vështron të dyja kutitë të mbuluara nga pala e fustanit, jeta e Lidias fillon të marrë formë tjetër. E hutuar, mbështet kokën pas anës së tavolinës. Ajo vendos të zbulojë gjithçka që nuk di. Do të vazhdojë të kërkojë derisa të zbulojë se si ka ndodhur, derisa ta kuptojë të bijën deri në fund.

Te liqeni, Neti dhe Hana shtrihen të heshtur mbi bar dhe vështrojnë ujin, duke shpresuar që të zbulojnë të njëjtën gjë. Gjatë një dite normale vere, do të ishin duke u pllaquritur pesë apo gjashtë fëmijë apo duke u hedhur nga doku, por sot, në liqen nuk ka asnjë njeri. *Ndoshta sot fëmijët kanë frikë të bëjnë banj*ë, mendon Neti. Çfarë u ndodh trupave në ujë? Treten si hape? Nuk e di dhe ndërkohë që shqyrton të gjitha mundësitë, ndihet i çliruar që i ati nuk lejoi askënd ta shihte trupin e Lidias.

Ai e kalon kohën duke vështruar ujin. Vetëm kur Hana ngrihet dhe përshëndet dikë, Neti përmendet dhe e hedh vështrimin gradualisht nga rruga: Xheku, me një bluzë blu të lehtë e me një palë xhinse. Ai po kthehet në shtëpi nga ceremonia e diplomimit me mantelin e hedhur në krah, si të jetë një ditë e zakonshme. Neti nuk e kishte parë që ditën e varrimit, edhe pse e vëzhgonte dy apo tri herë në ditë shtëpinë e tij. Xhekut i ndryshon çehrja sapo e sheh dhe i heq menjëherë sytë prej tij, duke bërë sikur nuk e ka parë dhe shpejton hapat. Neti rend drejt tij.

- Ku po shkon?

- Të flas me Xhekun, - thotë ai, por, në fakt, nuk është i sigurt për atë që do të bëjë. Nuk është zënë kurrë me grushte me dikë

- ai është më i dobët dhe më i shkurtër se të gjithë shokët e klasës - por e imagjinon veten teksa e mbërthen Xhekun nga bluza dhe e përplas pas murit dhe ai, papritur, e pranon fajin. *Ishte faji im: unë e josha, unë e binda, unë e tundova, unë e zhgënjeva.* Hana bën përpara dhe e kap nga kyçi i dorës.

- Mos shko.

- Ai e ka fajin, - thotë Neti. - Para se të vinte *ai,* nuk kishte dalë kurrë nga shtëpia në mes të natës.

Hana e tërheq nga krahu dhe ai rrëzohet në gjunjë. Ndërkohë, Xheku, me hapa të shpejtë, futet në rrugicën e shtëpisë, ndërsa pas kurrizit i tundet manteli blu i ceremonisë. Ai hedh sytë pas dhe vështron: në përkuljen e supeve të tij, në mënyrën se si e shikon dhe i heq vetëtimthi sytë nga Neti, lexohet qartë frika. Më pas, merr kthesën dhe zhduket. Neti e di që, pas disa sekondash, Xheku do të ngjitë shkallët e verandës, do të hapë derën dhe nuk do të duket më. Përpiqet të rendë drejt tij, por thonjtë e Hanës i ngulen në lëkurë. Nuk e dinte që një vajzë e vogël mund të kish një forcë të atillë.

- Më lësho!

Që të dy rrokullisen në bar dhe, në fund, Hana e lëshon. Neti ngrihet sërish dhe qëndron ulur, ndërkohë që mezi mbushet me frymë. *Tani*, mendon ai, *Xheku është i sigurt në shtëpi*. Edhe po t'i binte ziles e të trokiste në derë, ai nuk do të dilte.

- Pse dreqin e bëre?

Me njërën dorë, Hana heq një copë zbokthi nga flokët.

- Mos u kap me grushte me të. Të lutem!

- Ti je e çmendur, - thotë Neti dhe fërkon kyçin e dorës, ku thonjtë e së motrës i kanë lënë pesë vija të kuqe. Nga njëra prej tyre del gjak.

- O Perëndi! Unë thjesht doja të flisja me të.

- Pse je kaq i zemëruar me të?

Neti psherëtin.

- Ti e pe që në varrim po sillej në mënyrë të çuditshme. Edhe tani, duket sikur ka frikë se mos zbuloj ndonjë gjë, - thotë dhe ul

zërin. - E di që ka gisht në këtë histori. E ndiej, - vazhdon dhe fërkon grushtin pas gjoksit, pak më poshtë fytit dhe nga goja i dalin fjalë që nuk i kish shprehur kurrë. - Kur ishim të vegjël, Lidia ra një herë në liqen, - thotë ai dhe duart fillojnë t'i dridhen sikur tha diçka të ndaluar.

- Nuk e mbaj mend, - thotë Hana.

- Ti ende nuk kishe lindur. Unë isha vetëm shtatë vjeç.

Për habinë e tij, Hana i afrohet dhe i ulet pranë. Ia vendos ngadalë dorën aty ku e ka gërvishtur, dhe mbështet kokën pas tij. Nuk kishte guxuar kurrë të ulej kaq pranë Netit; ai, Lidia, nëna dhe babai e largonin menjëherë. *Hana, kam punë. Jam i zënë. Më lër rehat.* Ajo pret me ankth se ç'do të bëjë Neti, por këtë herë, ai e lë të rrijë. Edhe pse nuk i thotë gjë tjetër, nga heshtja e së motrës kupton se ajo po e dëgjon.

# *gjashtë*

Ata u përpoqën ta harronin verën kur Lidia ra në liqen dhe verën kur Marlina u zhduk. As e diskutuan dhe as e përmendën më. Megjithatë, këto ngjarje vazhdonin të qëndronin mes tyre, vërtiteshin si erëra të këqija që nuk ke ç'u bën. Kishin depërtuar kaq thellë brenda tyre dhe nuk çrrënjoseshin më.

Kur u zhduk Marlina, Xhejmsi i telefononte policisë çdo ditë. Pyeste nëse donin foto të reja të Marlinës apo ndoshta ndonjë informacion shtesë. A kishte persona të tjerë me të cilët mund të komunikonte? Në mes të majit, kur Marlina kishte dy javë që kish ikur, oficeri që drejtonte çështjen, i tha me mirësjellje:

- Zoti Li, ndihma që keni dhënë, është shumë e vyer. Ne po përpiqemi ta gjejmë makinën. Por nuk mund t'ju premtoj se do të gjejmë ndonjë gjë. Gruaja juaj ka marrë me vete rroba, valixhe. - Edhe atëherë, oficeri Fisk nuk kishte dashur t'i jepte shpresa të kota. - Këto janë gjëra që ndodhin. Ndonjëherë, njerëzit ndryshojnë shumë nga njëri-tjetri.

Ai nuk foli për çifte "të përziera", "ndërracore" apo "të papërshtatshme", por nuk ishte nevoja. Xhejmsi e dëgjoi dhe e kishte ngulitur mirë në mendje atë oficer, e mbante mend mirë, edhe pas dhjetë vjetësh.

Ndërkohë, fëmijëve u tha:

- Policia po e kërkon. Do ta gjejnë. Shumë shpejt do të kthehet në shtëpi.

Lidia dhe Neti e mbanin mend kështu këtë ngjarje: javët kalonin dhe nëna vazhdonte të ishte *e zhdukur*. Gjatë pushimit të madh, fëmijët e tjerë pëshpëritnin dhe mësuesit i shikonin me dhembshuri, ndaj u ndien të çliruar kur shkolla mbaroi. Më pas, babai qëndronte në studion e tij dhe i linte të shikonin televizor gjatë gjithë ditës, nga "Mighty Mouse" në mëngjes deri te "I've Got a Secret" në mbrëmje vonë. Një herë, kur Lidia e pyeti se çfarë bënte në studio, Xhejmsi psherëtiu dhe u përgjigj: "Asgjë, thjesht eglendisem". Ajo e përfytyronte të atin veshur me një palë këpucë të buta prej gome, duke bërë një kërcim të çuditshëm mbi dyshemenë e lëmuar. "Do të thotë që lexon libra dhe gjëra të tilla, budallaqe," - i kishte thënë Neti dhe këpucët e buta të gomës u shndërruan sërish në këpucët e zakonshme ngjyrë kafe të babait, me lidhëse të konsumuara.

Në fakt, çdo mëngjes, Xhejmsi nxirrte një zarf të vogël nga xhepi i këmishës. Mbrëmjen e parë, pasi oficerët e policisë ishin larguar me një fotografi të Marlinës me vete, duke e siguruar se do të bënin çmos, dhe pasi kishte marrë fëmijët në krahë e i kishte vënë në gjumë pa i zhveshur, kish vënë re copën e grisur të letrës në koshin e mbeturinave në dhomën e gjumit. Pak nga pak, i kish ndarë copat e letrës nga topat e pambukut, nga fletët e vjetra të gazetave dhe nga pecetat me shenja buzëkuqi të së shoqes. I kishte bashkuar mbi tavolinën e kuzhinës duke përputhur copëzat e grisura. *Kam ëndërruar gjithmonë një jetë tjetër, por gjërat shkuan krejt ndryshe.* Gjysma e poshtme e fletës ishte bosh, por ai nuk u ndal derisa çdo copë e vendosi në vendin e vet. Ajo as nuk e kishte firmosur.

Shënimin e lexoi dhe e rilexoi, duke i fiksuar sytë në vijat e tavolinës së drurit që shfaqeshin mes copave të bardha, derisa qielli jashtë ishte kthyer nga blu në gri. Më pas, copat e letrës i futi në zarf. Çdo ditë, edhe pse betohej se kjo do të ishte hera e fundit,

ulte Netin dhe Lidian para televizorit, mbyllte derën e studios me çelës dhe nxirrte sërish nga zarfi letrën e grisur. E lexonte ndërkohë që fëmijët kalonin nga filmat vizatimorë te telenovelat dhe më pas te kuicet televizive; teksa shtriheshin sa gjatë gjerë duke parë "Bewitched, Let's Make a Deal" dhe "To Tell the Truth", pavarësisht batutave fantastike të Xhoni Karsonit, i zinte gjumi.

Kur u martuan, ai dhe Marlina vendosën ta linin pas të shkuarën. Do të fillonin një jetë të re së bashku, vetëm, pa i kthyer sytë pas. Tani që Marlina ishte zhdukur, Xhejmsi do ta thyente vazhdimisht atë pakt. Sa herë që e lexonte letrën, i shkonte mendja te nëna e Marlinës, e cila, nuk i ishte drejtuar kurrë në emër, por gjithmonë në mënyrë jo të drejtpërdrejtë - nëpërmjet së bijës - si *i fejuari*. Ditën e martesës, në gjykatë, zëri i saj kishte jehuar kaq shumë, si një lajmërim që bëhet me altoparlant, saqë të tjerët kishin kthyer kokën: "Nuk është e drejtë, Marlinë. Nuk është e drejtë." Ajo donte që Marlina të martohej me dikë *më të ngjashëm me të* dhe nuk u kishte telefonuar më pas dasmës. E gjithë kjo Marlinës duhej t'i ishte kujtuar teksa hante në tryezën e së ëmës dhe flinte në shtratin e saj: ç'gabim të madh kishte bërë duke u martuar me të. Nëna e saj kishte pasur gjithmonë të drejtë. *Kam shumë kohë që i mbaj përbrenda këto ndjenja, por tani, pasi u riktheva në shtëpinë e sime mëje, kuptoj se nuk mund t'i shmang më.* Kur kishte qenë në kopsht, Xhejmsi kishte mësuar si të lehtësonte dhembjen e një plage: mjaftonte ta shtypje disa herë me gishtin e madh. Herën e parë të dhemb aq shumë, saqë të lotojnë sytë. Herën e dytë të dhemb më pak. Herën e dhjetë nuk të dhemb më. Kështu, vazhdonte ta lexonte letrën përsëri, disa herë. Kujtonte gjithçka që mundte: Marlinën në gjunjë tek lidhte atletet e Netit; Marlinën kur i ngrinte jakën e këmishës për t'i rregulluar kravatën. Marlinën ditën e parë në zyrën e tij: elegante, serioze dhe kaq e përqendruar, sa nuk kishte guxuar as ta shihte në sy.

Ende vazhdonte t'i dhembte shpirti, kurse sytë ende vazhdonin t'i lotonin.

Kur dëgjonte batutën e fundit të programit të fundit të mbrëmjes

dhe notat e para të himnit kombëtar, e fuste letrën e grisur në zarf dhe më pas në xhepin e këmishës. Pastaj, në majë të gishtave, futej në dhomën e ndenjjes, ku fëmijët ishin shtrirë në dysheme pranë divanit dhe drita e ekranit binte mbi ta. Indiani në ekran e vështronte teksa çonte fillimisht Lidian në shtrat dhe më pas Netin. Pastaj, duke qenë se shtrati pa Marlinën i dukej bosh, si një tokë e shkretuar, kthehej sërish në dhomën e ndenjjes, mbështillej me një batanije të vjetër në divan dhe vështronte rrathët në ekran, derisa sinjali ndërpritej. Në mëngjes, fillonte gjithçka nga e para.

Çdo ditë, kur zgjoheshin nga gjumi, Lidia dhe Neti pyesnin veten se mos diçka kishte ndryshuar: ndoshta, pasi të hynin në kuzhinë, do ta gjenin të ëmën pranë sobës duke i pritur plot dashuri, me puthje dhe vezë të ziera. Askush nuk e thoshte me zë atë shpresë aq të brishtë, por, çdo mëngjes, kur shkëmbeheshin në kuzhinë dhe nuk gjenin askënd tjetër përveç të atit me pizhame të zhubrosura, duke vendosur dy tasa bosh mbi tavolinë, shkëmbenin një vështrim dhe kuptoheshin. Po, ende *e zhdukur.*

Përpiqeshin ta mbanin veten sa më shumë të zënë me punë, duke shkëmbyer altetë që ndodheshin në tasat e tyre të drithërave, që mëngjesi të zgjaste sa më shumë: një të kuqe me një ngjyrë portokalli, dy të verdha për një jeshile. Në drekë, babai përgatiste sanduiçet, por kurrë ashtu si duhej: nuk u vendoste sa duhej gjalpë kikiriku apo marmelatë ose i priste në formë katrore dhe jo trekëndore, ashtu siç bënte nëna. Lidia dhe Neti tregoheshin të kujdesshëm dhe nuk i thoshin asgjë, madje as në darkë kur hanin sërish gjalpë kikiriku dhe marmelatë.

I vetmi rast kur dilnin nga shtëpia, ishte kur shkonin për të bërë pazar.

- Të lutem, - i tha një ditë Neti teksa ktheheshin në shtëpi dhe shihte liqenin nga dritarja e makinës. - Të lutem, mund të lahemi? Vetëm një orë. Vetëm pesë minuta. Vetëm dhjetë sekonda.

Me sytë e fiksuar në pasqyrën e brendshme, Xhejmsi nuk e ngadalësoi shpejtësinë.

- Ti e di që Lidia nuk di të notojë, - u përgjigj ai. - Sot nuk

kam ndër mend të luaj rolin e rojës bregdetare, - tha dhe u fut në rrugicën e shtëpisë, kurse Neti, në ndenjësen e pasme, iu afrua Lidias dhe e pickoi në krah.

- Budallaqe, - pëshpëriti ai. - Për fajin *tënd* nuk lahemi dot në liqen.

Nga ana tjetër e rrugës, zonja Alen po kosiste barin e kopshtit dhe, kur dyert e makinës u hapën, ua bëri me dorë.

- Xhejms, - thirri ajo. - Ka kohë që s'të kam parë. - Në dorë mbante një grabujë të vogël dhe kishte veshur doreza ngjyrë rozë dhe vjollcë, por, kur u përkul nga ana tjetër e gardhit dhe i hoqi, Lidia vuri re pisllëkun që kishte mbushur thonjtë e saj të harkuar.

- Si është Marlina? - pyeti zonja Alen. - Kam kohë që nuk e shoh. Shpresoj që gjithçka të jetë mirë, - tha dhe sytë i kishte të ngazëllyer e i shkëlqenin, aq sa Netit iu duk sikur po priste ndonjë dhuratë.

- Po kujdesemi ne për shtëpinë, - ia ktheu Xhejmsi.

- Kur do të kthehet?

Xhejmsi vështroi fëmijët dhe ngurroi.

- Nuk na e ka saktësuar, - ia ktheu ai. Pranë tij, Neti me majën e këpucës i dha një shkelm të fortë portës së zonjës Alen. - Mjaft tani, Net. Do ta prishësh.

Zonja Alen u hodhi një vështrim, por fëmijët i hoqën sytë menjëherë. Buzët e saj ishin mjaft të holla e dhëmbët shumë të bardhë. Poshtë këpucës së Lidias, një çamçakëz ia mbante gomën ngjitur pas asfaltit. *Edhe po ta lejonin*, mendoi ajo, *nuk mund t'ia mbathte*.

- Silluni mirë tani. Besoj se nëna juaj do të kthehet së shpejti, apo jo? - pyeti zonja Alen dhe i buzëqeshi Xhejmsit, por ai e shmangu shikimin e saj.

- Po na shkrihen ushqimet, - tha ai, edhe pse të tre e dinin që në çantë kishte vetëm një litër qumësht, dy kavanoza me gjalpë kikiriku dhe një bukë. - Gëzohem që të pashë, Vivian, - tha Xhejmsi dhe futi qesen e letrës nën sqetull, kapi fëmijët për dore e u kthye të ikte, ndërsa çamçakëzi nën këpucën e Lidias u tendos dhe më pas u këput, duke lënë një vazhdë të gjatë në trotuar.

Në darkë, Neti pyeti të atin:

- Çfarë do të thotë “saktësim”?

Babai hodhi sytë nga tavani, a thua se i biri i kishte treguar një insekt dhe donte ta kapte. Lidias filluan t’i digjnin sytë, sikur të kishte përballë një gjë të nxehtë. I penduar, Neti e shtypi sanduiçin me noçkat e dorës, duke e shpërndarë gjalpin e kikirikut mbi tavolinë, por i ati nuk e pa këtë gjë.

- Dua që t’i harroni të gjitha ato që tha zonja Alen, - tha në fund Xhejmsi. - Ajo është torollake dhe nuk di asgjë për nënën tuaj. Zëreni se nuk folëm me të, - u tha dhe, pasi u përkëdheli duart fëmijëve, u përpoq të buzëqeshte. - Nuk e ka fajin askush dhe aq më pak ju.

Lidia dhe Neti e dinin se ai po gënjente dhe e kishin kuptuar se do të vazhdonin kështu për një kohë të gjatë.

Moti filloi të nxehej e të bëhej mbytës. Çdo mëngjes, Neti numëronte ditët që kur ishte zhdukur e ëma: njëzet e shtatë. Njëzet e tetë. Njëzet e nëntë. Ishte lodhur duke qëndruar brenda, në ajrin e rëndë, ishte lodhur duke parë televizor dhe ishte lodhur me të motrën që ia ngulte vazhdimisht sytë ekranit dhe nuk thoshte asnjë fjalë. Po ç’mund të thoshin në ato rrethana? Mungesa e nënës i torturonte në heshtje dhe u shkaktonte dhembje në të gjithë trupin, dhembje që sa vinte e shtohej. Një mëngjes, në fillim të qershorit, teksa Lidia dremiste gjatë reklamave, Neti u drejtua në majë të gishtave për nga dera kryesore. Babai i kishte ndaluar të dilnin nga shtëpia, por Neti mendoi se shkallët e verandës ishin pjesë e shtëpisë.

Në fund të rrugës, Xheku kishte hipur mbi parmakun e verandës së tij, me mjekrën mbështetur pas gjunjëve. Që prej asaj dite në pishinë, Neti nuk i kishte folur më, madje as nuk e kishte përshëndetur. Kur zbrisnin bashkë nga autobusi i shkollës, Neti hidhte çantën në krahë dhe rendte me shpejtësi drejt shtëpisë. Gjatë pushimit të madh, po të ndeshte Xhekun përballë, vraponte në anën tjetër të oborrit. Antipatia për Xhekun kishte filluar të bëhej diçka e zakonshme. Megjithatë, atë çast kur Xheku u kthye, e pa dhe kaloi rrugën, Neti nuk iku. Edhe biseda me të ishte më mirë se heshtja e vazhdueshme.

- Do një? - e pyeti Xheku kur arriti te shkallët. Në dorën e shtrirë mbante gjashtë karamele ngjyrë rozë në formë peshku, sa gishti i tij i madh. Që nga koka e deri te bishti, ato shkëlqenin si gurë të çmuar. Xheku u zgërdhi, sa u duk sikur edhe veshët iu ngritën përpjetë. - I mora në dyqan. Dhjetë qindarka një lugë.

Netin e pushtoi menjëherë një mall i fortë për raftet me gërshërë, zamka dhe lapsa me ngjyra, për kutitë me topa plastikë, për karamelet në formë buzësh dhe minjtë prej gome, për çokollatat e mbështjella me letër varaku, që qëndronin të rreshtuara në banak dhe pranë arkës, për kavanozin e madh plot me karamele ngjyrë rubini e shije qershie, që dilnin sapo hapje kapakun.

Xheku kafshoi kokën e një peshku dhe zgjati sërish dorën.

- Qenkan të mira, - tha ai. Nga afër, qerpikët e tij kishin të njëjtën ngjyrë të verdhë në të kuqërreme, ashtu si flokët, me majat e çelura nga rrezet e diellit. Neti futi një karamele dhe e la t'i shkrihej në gojë, duke numëruar pikat në faqet e Xhekut: nëntë.

- Mos u mërzit, - i tha papritur Xheku dhe iu afrua Netit sikur donte t'i thoshte ndonjë të fshehtë. - Nëna ime thotë se fëmijët kanë nevojë vetëm për *një* prind. Thotë se, nëse babai im nuk do të më takojë, në këtë rast është ai i humburi dhe jo unë.

Netit iu trash gjuha. Papritur, nuk mund të gëlltitej. Shurupi i përzier me pështymë për pak sa nuk e mbyti dhe e pështyu karamelen gjysmë të përtypur në bar.

- Pusho, - pëshpëriti ai. - Qepe! - dhe pështyu sërish që të largonte shijen e qershisë. U ngrit dhe u kthye në shtëpi, duke e përplasur derën aq fort, sa rrjeta e saj u drodh. Pas tij, Xheku qëndronte i mëdyshur te shkallët duke parë "peshqit" që i kishte ende në dorë. Me kalimin e kohës, Neti do ta harronte se pse nuk e duronte dot Xhekun. Do të mbante mend vetëm zemërimin që ziente e që dukej sikur kishte qenë gjithnjë brenda tij.

Disa ditë më vonë, ndodhi diçka e jashtëzakonshme që sikur i shpërqendroi pak, të paktën Netin. Një mëngjes, ai ndezi televizorin, por nuk kishte filma vizatimorë. Në ekran, kishte dalë Uollter Kronkajti, i cili qëndronte i qetë në tavolinën e tij, si të ishte

duke dhënë lajmet, por ora ende nuk kishte vajtur tetë e mëngjesit dhe tavolina e tij ndodhej në një vend të hapur, ndërkohë që era e kepit Kenedi i ngatërronte flokët dhe fletët që ndodheshin aty. Pas tij, ndodhej një raketë që qëndronte mbi platformën e lëshimit; në pjesën e poshtme të ekranit, një orë numëronte mbrapsht. Po lëshohej *Gemini* 9. Sikur Neti ta dinte atë fjalë, do të mendonte: *surreale.* Kur raketa u lëshua, duke lënë pas një tym ngjyrë squfuri, ai iu afrua aq shumë ekranit, saqë hunda i la një njollë në të. Numëruesi që ndodhej poshtë shfaqte shifra të pamundura: tre mijë metra në sekondë, katër mijë, katër mijë e pesëqind. Nuk e dinte që diçka mund të fluturonte aq lart.

Gjatë gjithë mëngjesit, Neti pa lajmet, duke shijuar çdo term të ri si një bonbone të ëmbël: *Vendtakim. Harta orbitale.* Lidia u mblodh kruspull në divan dhe e zuri gjumi, kurse Neti e kaloi pasditen duke përsëritur: "Gemini. Gemini. Ge-mi-ni", si një formulë magjike. Kur raketa u zhduk në qiellin e kaltër, kamera vazhdonte të qëndronte e fiksuar lart, në shtëllungën e bardhë që ajo kishte lënë pas. Për herë të parë prej një muaji, ai për një çast e harroi të ëmën. Që atje - në një lartësi prej njëqind e dyzet kilometrash, njëqind e dyzet e pesë, njëqind e pesëdhjetë, sipas numëruesit - Toka do të ishte e padukshme. Nëna që zhdukeshin, baballarë që nuk të donin, djem që talleshin, gjithçka katandisej në një majë gjilpëre derisa zhdukej fare. Atje lart, nuk kishte asgjë tjetër veç yjeve.

Përgjatë një dite e gjysmë, edhe pse Lidia ankohej, Neti nuk e kthente televizorin te "I Love Lucy" apo "Father Knows Best". Ai filloi t'u drejtohej astronautëve me emër - Tom Staford dhe Xhin Sernan - si t'i kishte miq. Kur u bë lidhja e parë me astronautët, Lidia dëgjoi vetëm një murmuritje të pakuptueshme dhe çjerrëse, sikur ajo fije zëri të ishte stërmunduar shumë për të mbërritur deri aty. Megjithatë, Neti i shquante fjalët shumë mirë. Xhini pëshpëriste duke iu marrë fryma: "Sa pamje e bukur qenka këtu!" NASA nuk kishte një lidhje televizive me pjesëtarët e ekuipazhit në orbitë, kësisoj, stacioni transmetonte një simulim: një aktor

që qëndronte mbi tela, një skenografi e organizuar në një studio kinematografike në Misuri. Por kur astronauti i veshur me kostum doli rëndë-rëndë nga kapsula dhe filloi të kërcente lart me hijeshi e në mënyrë të natyrshme, me këmbët nga qielli dhe i palidhur me litarë, Neti harroi që kjo nuk ishte e vërtetë. I harroi të gjitha. Harroi edhe të merrte frymë.

Në drekë, teksa hanin sanduiç me gjalpë kikiriku, ai tha: “Astronautët hanë sallata me karkaleca deti, gjellë me mish viçi dhe kekë me ananas.” Në darkë, tha: “Xhini është njeriu më i ri që ka shkuar në hapësirë dhe ata do të bëjnë shëtitjen më të gjatë hapësinore në histori.” Në mëngjes, ndërkohë që i ati po u jepte drithërat që Neti i kishte shumë qejf, ai tha: “Astronautët veshin pantallona prej hekuri për të mbrojtur këmbët nga motorët.”

Xhejmsi, i cili duhej t’i donte astronautët - në fund të fundit, ata ishin kauboj modernë që guxonin drejt kufijve ekstremë - nuk dinte asgjë nga këto. I përhumbur në mendimet e tij, me letrën e Marlinës në kraharor, e shikonte ndryshe pasionin e ri të të birit. Astronautët, që ndodheshin lart në qiell, ishin si dy pika të vogla. Dy burra të vegjël në një “kuti sardelesh” që punonin me dado e bulona, ndërkohë që këtu në tokë, njerëzit zhdukeshin, vdisnin e të tjerë luftonin që të jetonin, qoftë edhe për një ditë të vetme. Sa mediokër, sa qesharakë: aktorë të veshur që vareshin nëpër tela e që bënin si guximtarë e kërcenin me kokë poshtë. I magjepsur, Neti nuk ia ndau sytë ekranit gjatë gjithë ditës, me një buzëqeshje që i shkëlqente në fytyrë, ndërkohë që Xhejmsi ndiente një lëmsh zemërimi në fyt.

Të dielën në darkë, Neti e pyeti:

- Babi, mendon se njerëzit mund të shkojnë deri në Hënë *e të kthehen sërish?* - dhe Xhejmsi i dha një shuplakë aq të fortë, saqë Netit i kërcitën dhëmbët.

- Mjaft me këto idiotësira, - ia ktheu ai. - Si mund të mendosh gjëra të tilla ndërkohë që...

Ai nuk e kishte qëlluar kurrë Netin dhe nuk do ta bënte kurrë këtë gjë, por mes tyre diçka ishte thyer. Neti doli rrëmbimthi nga

dhoma me dorën në faqe dhe Lidia e ndoqi pas. Kur Xhejmsi mbeti vetëm në dhomën e ndenjjes me imazhin e të birit me sy të skuqur dhe pamje të tmerruar, i dha një shkelm televizorit, duke e hedhur në dysheme e duke e mbushur vendin me copa qelqi. Edhe pse të hënën i çoi fëmijët jashtë radhe në qendrën tregtare *Decker's Department* për të blerë një tjetër, nuk do të mendonte më kurrë për astronautët dhe hapësirën, pa u sprapsur sikur donte të mbronte sytë nga ciflat e xhamit. Nga ana tjetër, Neti nxori "Enciklopedinë britanike" dhe filloi të lexonte: *Graviteti. Raketa. Forca shtytëse.* Filloi të shfletonte gazetat, duke kërkuar artikuj mbi astronautët apo misionet e tyre të ardhshme. Në fshehtësi, i ngjiti dhe i ruajti të gjitha në një dosje, duke i lexuar sa herë që zgjohej natën, pasi kishte parë të ëmën në ëndërr. I mbuluar me batanije, ai nxirrte një elektrik dore nga poshtë jastëkut dhe lexonte me radhë të gjithë artikujt, duke fiksuar çdo hollësi. Studionte emrat e të gjitha raketave të lëshuara në hapësirë: *Freedom, Aurora, Sigma.* Mësonte përmendsh emrat e astronautëve: Karpenter, Kuper, Grisom, Glen. Mund të flinte vetëm pasi i shkonte listës deri në fund.

Lidia nuk kishte asgjë që mund ta shpërqendronte nga boshllëku që kishte krijuar mungesa e së ëmës në botën e saj dhe, ndërkohë që Neti e humbiste mendjen me stacionet hapësinore, uljet e sondave në det apo me apogjeun, ajo kishte vënë re diçka: shtëpia kishte një tjetër aromë tani që e ëma nuk ndodhej më aty. Pas kësaj, vuri re edhe shumë gjëra të tjera. Natën shihte ëndrra të tmerrshme: sikur kacavirrej në mes të merimangave, sikur gjendej e lidhur me gjarpërinj, sikur mbytej në një filxhan çaji. Ndonjëherë, kur zgjohej natën, dëgjonte kërcitjen e sustave të divanit në dhomën e ndenjjes kur i ati kthehej sa në njërën anë në tjetrën. Ato net, kur i dilte gjumi, nuk flinte më dhe ditët ishin të lodhshme e të turbullta.

I vetmi send në shtëpi që Lidias i kujtonte të ëmën, ishte libri i madh e i kuq i kuzhinës. Ndërkohë që i ati qëndronte i mbyllur në studion e tij dhe Neti rrinte kokulur mbi enciklopedi, Lidia

shkonte në kuzhinë dhe e merrte nga banaku. Edhe pse ishte vetëm pesë vjeçe, ajo dinte të lexonte, edhe pse jo aq mirë sa Neti. Kësisoj, i lexonte recetat me zë të lartë: kek me çokollatë, role mishi me ullinj, salcë e lehtë me qepë. Sa herë që hapte librin, gruaja në kopertinë i ngjante gjithnjë e më shumë me të ëmën, me buzëqeshjen e saj, me jakën e palosur dhe nuk dukej sikur shihte drejt, por sikur ia kishte ngulur sytë diçkaje pas supeve të saj. Që kur ishte kthyer nga Virxhinia, edhe e ëma e kishte lexuar çdo ditë atë libër: pasdite, kur Lidia kthehej nga kopshti dhe në mbrëmje, para se ajo të flinte. Ndonjëherë, në mëngjes, libri ndodhej ende mbi tavolinë, a thua se nëna kishte ndenjur gjithë natën zgjuar duke e lexuar. Lidia e dinte se ai ishte libri i preferuar i së ëmës, ndaj e shfletonte me adhurimin e një besimtari që prek Biblën.

Ditën e tretë të korrikut, kur nëna kish dy muaj që kish ikur, ajo me librin e kuzhinës në dorë, u fut në vendin e saj të preferuar, nën tavolinën e dhomës së ngrënies. Atë mëngjes, ajo dhe Neti e kishin pyetur të atin nëse mund t'u përgatiste hotdogë e t'u blinte biskota, alte dhe fishekzjarrë dhe, kur ai u kishte thënë: "Të shohim" kishin menduar se kjo do të thoshte "jo". Pa nënën në shtëpi, nuk do të kishte më barbeky, limonada dhe shëtitje deri te liqeni për të parë fishekzjarrët. Në shtëpi, nuk do të kishte asgjë tjetër përveçse gjalpë kikiriku, marmelatë dhe perde të mbyllura. Ajo shfletonte faqet, duke parë fotografitë e tortave me krem, shtëpizave me biskota dhe rostove me brinjë derri. Më pas, në një faqe gjeti një frazë të nënvizuar dhe e lexoi me zë të lartë:

*Cila nënë nuk ka dëshirë të gatuajë me vajzën e saj të vogël?*

Fill më poshtë shkruhej:

*Cila vajzë nuk ka dëshirë të mësojë me nënën e saj?*

Në faqe, i ishin krijuar njolla të vockla sikur të ishte lagur nga shiu dhe Lidia i prekte ato me majën e gishtit, sikur lexonte shkrimin brail. Nuk e kuptoi se çfarë ishte derisa mbi faqen e librit i ra një pikë loti. Kur e thau, aty u formua një gungë.

Më pas u formua edhe një tjetër, e sërish një tjetër. Edhe e ëma duhej të kishte qarë mbi atë faqe.

"Nuk e keni fajin ju," - u kishte thënë i ati, por Lidia e dinte se kjo nuk ishte e vërtetë. Ajo dhe Neti me siguri kishin bërë ndonjë gabim; për një arsye apo një tjetër e kishin zemëruar. Ata ia kishin prishur qejfin me sjelljen e tyre.

Ndërkohë që faqen e librit kishte filluar ta shihte si turbullt, ajo mendoi se, nëse nëna do të kthehej në shtëpi e do t'i thoshte të mbaronte qumështin, ajo do ta mbaronte patjetër. Dhëmbët do t'i lante pa i thënë njeri e nuk do të qante kur të bënte gjilpëra. Do të flinte sapo e ëma të fikte dritën e dhomës. Nuk do të sëmurej më kurrë. Do të bënte çfarë t'i thoshte ajo. Çfarë të donte ajo.

Në Toledo, Marlina nuk e dëgjonte premtimin e heshtur të së bijës. Ditën e tretë të korrikut, ndërkohë që Lidia qëndronte nën tavolinën e dhomës së ngrënies, Marlina kishte ulur kokën mbi një libër të ri: "Kimi organike e përparuar". Pas dy ditësh, kishte provimet e semestrit dhe gjithë mëngjesin e kishte kaluar duke studiuar. Me fletore në dorë, Marlina ndihej sërish si një studente; edhe firmën e kishte rrumbullakosur dhe rafinuar, ashtu siç e kishte para se të martohej, para se shkrimi i saj i dorës të bëhej i ngurtë e i ashpër. Të gjithë studentët e tjerë të grupit të saj ishin të rinj dhe, ndërkohë që disa studionin me zell, të tjerë përpiqeshin thjesht të kalonin lëndët e mbetura dhe semestrat me nota të këqija. Ajo habitej që me të silleshin njësoj si me njëri-tjetrin: ishin të qetë, të edukuar e të vëmendshëm. Në sallën e ftohtë, ata vizatonin molekula duke i etiketuar si "etil", "metil", "propil", "butil"; në fund të orës, krahasonin shënimet dhe të sajat ishin të ngjashme me të tyret: hieroglifë të vegjël e të bukur hekzagonësh dhe vija. *Kjo vërteton, thoshte ajo me vete, se jam po aq e zonja sa të tjerët. Se vendi im është këtu.*

Megjithatë, shpesh, kur hapte librat, turbullohej disi. Ekuacionet ngatërroheshin, sikur i jepnin mesazhe të fshehta. NaOH bëhej *Neti*, me sytë e zgurdulluar dhe një vështrim qortues në fytyrën e tij të vogël. Një ditë, teksa studionte tabelën periodike, sapo pa

elementin Xe, ksenon, para syve iu shfaq fytyra e Xhejmsit. Ditë të tjera, mesazhet ishin më të thella: një gabim shtypi në tekst “vezë” të vend të “vizë”, e bënte të shpërthente me dënesë teksa mendonte për vezët e ziera, për vezët syzë dhe ato të rrahurat. Në ato raste, fuste dorën në xhep për të marrë kapësen, topthin, kopsën dhe i përdridhte flokët përreth gishtit, derisa e mblidhte sërish veten.

Megjithatë, në disa raste, edhe këto hajmali e humbnin fuqinë e tyre. Njëherë, dy javë pas largimit të saj, u zgjua në shtratin tek të garsonierës së marrë me qira, me një dhembje të fortë në të gjithë trupin. Papritur, e pushtoi një ndjenjë e thellë faji që ishte larg tyre. Pastaj, e mbështjellë me batanije, shkoi në majë të gishtave pranë telefonit të kuzhinës. Edhe pse ora ishte gjashtë e dyzet e një minuta e mëngjesit, mjaftuan vetëm dy zile që dikush ta ngrinte. “Alo?” - u përgjigj Xhejmsi. Për një çast, mbizotëroi heshtja. “Alo?” Duke mos guxuar të fliste, Marlina nuk nxori asnjë fjalë, por e la zërin e tij të depërtonte thellë brenda saj. Mendoi se ishte i ngjirur dhe i qetë, por nuk donte ta besonte këtë. Më pas, shtypi sustën e telefonit, duke e mbajtur gishtin gjatë aty, para se të ulte receptorin. Gjatë gjithë asaj dite, ai zë i kish kumbuar në kokë, si një ninullë e njohur dhe e dashur.

Që prej atij çasti, telefononte një herë në disa ditë, kur malli për shtëpinë bëhej i padurueshëm. Nuk kishte rëndësi se sa ishte ora, Xhejmsi përgjigjej gjithmonë dhe ajo shqetësohej, duke e përfytyruar sikur flinte mbështetur pas tavolinës së kuzhinës apo në studion e tij, pranë telefonit tjetër. Megjithatë, të vetmen herë që nuk iu përgjigj kush, sepse Xhejmsi dhe fëmijët kishin shkuar në supermarket, pasi u ishin mbaruar ushqimet, e kishte pushtuar paniku, duke imagjinuar sikur shtëpia kishte marrë flakë, kishte rënë ndonjë tërmet apo meteor dhe vazhdoi t’i binte telefonit çdo pesë minuta, më pas, çdo dy minuta derisa më në fund, Xhejmsi u përgjigj. Njëherë tjetër telefonoi që në mëngjes dhe, duke qenë se Xhejmsin e rraskapitur e kishte zënë gjumi mbi tryezën e punës, ishte përgjigjur Neti. “Familja Li,” - kishte thënë ai me mirësjellje, ashtu siç e kishte mësuar ajo dhe Marlina donte ta pyeste: “Je mirë?

Je sjellë mirë?”, por një lëmsh iu mblodh në grykë. Për habinë e saj, Neti nuk e mbylli telefonin edhe pse ajo nuk foli. Ai ishte ulur në gjunjë në karrigen e kuzhinës, ku kishte hipur për të kapur telefonin dhe mbante vesh nga ana tjetër e receptorit. Pas pak, kishte hyrë edhe Lidia në majë të gishtave dhe ishte ulur pranë tij, duke e mbajtur receptorin mes tyre, për dy, tre, katër minuta, sikur të mund të dëgjonin gjithë ç'mund të ndiente dhe dëshironte nëna e tyre, nën zhurmën e lehtë të linjës.

Ata e kishin mbyllur telefonin të parët, ndërsa Marlina, me duart që i dridheshin, e kishte shtrënguar receptorin për një kohë të gjatë edhe pas sinjalit.

Neti dhe Lidia nuk i kishin thënë të atit për këtë dhe Xhejmsi nuk i kishte treguar kurrë policisë për këto telefonata. Ai kishte filluar të dyshonte se ajo nuk kishte ndër mend të kthehej dhe, thellë-thellë, aty ku rrinin të strukura frikat e tij të vjetra, dukej sikur e kuptonte arsyetimin e policisë: ishte thjesht çështje kohe para se një grua si Marlina të linte një burrë si ai. Oficeri Fisk vazhdonte të ishte i sjellshëm, por Xhejmsit nuk i pëlqente kjo gjë; mirësjellja e bënte situatën më të padurueshme. Ndërkohë, Marlina, sa herë që mbyllte telefonin, i përsëriste vetes se kjo do të ishte hera e fundit dhe nuk do të telefononte më, se familja e saj ishte shëndoshë e mirë dhe se ajo kishte filluar një jetë të re. E mendonte këtë me aq siguri, saqë bindej dhe vetë, derisa e gjente sërish veten duke i rënë numrit.

I përsëriste vazhdimisht vetes se në këtë jetë të re gjithçka ishte e mundur. Ushqehej me drithëra, sanduiçe dhe makarona që i merrte te piceria në fund të rrugës; deri në atë kohë, nuk e kishte ditur se mund të jetohej edhe pa tenxhere. Kishte llogaritur se i duheshin edhe tetë kredite dhe më pas do të diplomohej. Përpiqej që gjithçka tjetër ta fshinte nga mendja. Rrotullonte mes gishtave topthin prej kristali të Netit dhe i shkruante Fakultetit të Mjekësisë duke kërkuar broshura. Hapte dhe mbyllte kapësen e Lidias, që kërciste, - një-dy, një-dy - teksa bënte shënime të vogla në anë të tekstit. Përqendrohej shumë, derisa fillonte t'i dhembte koka.

Ditën e tretë të korrikut, teksa Marlina shfletonte një libër, një perde e errët i mjegulloi pamjen. Koka iu rëndua si një shalqi dhe befas humbi ekuilibrin, gjunjët iu këputën dhe e lëshuan në dysheme. Një çast më vonë, pamja iu kthjellua e më pas edhe mendja. Vuri re se një gotë ujë po derdhej nga tavolina, shënimet ishin shpërndarë nëpër pllakat e dyshemesë dhe bluza i ishte lagur dhe ngjitur pas trupit. Vetëm kur shikimi iu qartësua plotësisht, u ngrit në këmbë.

Kurrë më parë nuk i kishte rënë të fikët, madje as kishte rrezikuar ndonjëherë që t'i binte, edhe gjatë ditëve të nxehta të verës. Tani ndihej e lodhur, shumë e lodhur për të qëndruar në këmbë. Ndërkohë që u mbështet në shiltet e divanit, mendonte: *Ndoshta jam sëmurë, do të kem marrë ndonjë virozë.* Më pas, i erdhi një tjetër mendim që i ngriu gjakun. Ishte data tre korrik; ishte e sigurt për këtë; i kish bërë llogari ditët që nga dita e provimit. Kjo do të thoshte se ishte pothuajse - po numëronte me gishta dhe e përqendruar në maksimum, sikur kishte bërë një dush me ujë të ftohtë - tri javë me vonesë. Jo! U mendua sërish. Nuk i kishin ardhur menstruacionet që kur ishte larguar nga shtëpia, afro nëntë javë më parë. Nuk e kishte kuptuar që kishte kaluar kaq shumë kohë.

I fshiu duart pas xhinseve dhe u përpoq të ruante qetësinë. Në fund të fundit, ndonjë vonesë e vogël i kishte ndodhur edhe më parë. Kur ishte e stresuar apo e sëmurë, dukej sikur trupi nuk ishte i aftë të përqendrohej në të gjitha funksionet dhe duhej të linte diçka mangët. Atë periudhë, ishte lodhur shumë dhe ndoshta trupi nuk e kishte përballuar dot gjithë atë lodhje. *Ke thjesht uri*, i thoshte vetes. Kishte gjithë ditën pa ngrënë, dhe ora ishte thuajse dy. Në dollap, nuk kishte asgjë, por do të shkonte në dyqan, do të blinte ushqime, do të hante e do të ndihej më mirë. Më pas, do t'i kthehej sërish studimit.

Në fund, Marlina nuk do ta jepte kurrë provimin. Kur shkoi në dyqan, në karrocë vendosi djathë, sallam, mustardë dhe pije freskuese. Nga rafti mori dhe një bukë. *Nuk është gjë*, i përsëriti

sërish vetes. *Mirë je.* U kthye në makinë bashkë me qesen me ushqime në krah dhe arkën me gjashtë shishe në dorë, kur papritur, parkingu filloi t'i rrotullohej. Gjunjët e më pas bërrylat iu përplasën pas asfaltit. Qesja prej letre i ra në tokë. Shishet u thyen në trotuar, duke shpërndarë gjithandej copa të vogla qelqi dhe lëng me gaz.

U ngrit ngadalë dhe po qëndronte ulur. Ushqimet ishin shpërndarë gjithandej, buka kishte përfunduar në një pellg me ujë dhe kavanozi i mustardës rrotullohej drejt një *Volkswagen*-i të gjelbër. *Coca-Cola* i rridhte nëpër kërcinj, madje ishte prerë edhe me xham: një e çarë e thellë dukej në mes të pëllëmbës, e drejtë, sikur të ishte bërë me vizore. Nuk i dhembte. E ktheu dorën nga njëra anë në tjetrën, duke e lënë dritën t'i binte mbi lëkurë, e cila dukej si shtresë gurësh ranorë: me ngjyrë rozë të zbehtë, si shalqi dhe pika të bardha si dëbora. Në fund të pëllëmbës, po rridhte një lumë i kuq.

Futi dorën në çantë për të marrë një shami dhe, sapo e vendosi mbi pëllëmbë, e çara u tha, por copa u skuq e tëra. U mahnit nga bukuria e dorës së saj: kthjelltësia e ngjyrave, qartësia e pikave të bardha dhe vijat e holla të muskujve. Donte ta prekte e ta lëpinte. Donte ta shijonte. Më pas, e çara filloi t'i digjte, pëllëmba iu mbush sërish me gjak dhe kuptoi se duhej të shkonte në spital.

Salla e pritjes në urgjencë ishte thuajse bosh. Të nesërmen, do të mbushej plot, për shkak të incidenteve të 4 Korrikut: helmime nga sallatat me vezë të prishura, duar të djegura nga zjarri i skarës, vetulla të përcëlluara nga fishekzjarrët. Por atë pasdite, Marlina shkoi te sporteli, tregoi dorën e çarë dhe, pas disa minutash, e pa veten në një barelë. Një vajzë e re bionde, me përparëse të bardhë, i mati pulsin dhe i kontrolloi dorën. Kur ajo i tha:

- Tani do t'jua qep të çarën, - dhe mori një shishe me lëng anestezik nga rafti, Marlina e pyeti:

- A nuk duhet ta bëjë mjeku këtë?

Vajza e re qeshi.

- Unë jam doktoresha Grin, - u përgjigj ajo. Më pas, teksa vuri re se Marlina po e vështronte, shtoi: - Doni të shihni kartëvizitën time?

Ndërkohë që vajza e re i qepte plagën me pe të zi, Marlina filloi të ndiente dhimbje. Shtrëngoi duart, por dhembja iu përhap në kyçe, shpatulla e deri në shtyllën kurrizore. Nuk ishte nga ndërhyrja, por nga zhgënjimi: sepse edhe ajo, si çdokush tjetër, kur kishte përmendur fjalën *mjek*, mendja i kishte shkuar dhe gjithmonë do t'i shkonte te një *burrë*. Sytë filluan t'i digjnin dhe kur doktoresha Grin preu fijen, i tha duke buzëqeshur:

- Si ndiheni?

Marlinës i shpëtoi goja dhe tha:

- Më duket se jam shtatzënë, - dhe shpërtheu në lot.

Që nga ai çast, gjithçka ndodhi shumë shpejt. Duhej të bënte analiza dhe t'i merrnin kampionë gjaku. Ajo nuk i mbante mend mirë procedurat, por e dinte që për test përdoreshin lepujt.

- Nuk përdorim më lepujt, - i tha doktoresha e re dhe e bukur, duke buzëqeshur e duke i futur agen në gropëzën e butë të krahut. - Tani përdorim bretkosat. Është një mënyrë më e shpejtë dhe më e thjeshtë. Nuk ju duket e mrekullueshme shkenca moderne?

Dikush i solli Marlinës një karrige të rehatshme dhe një mbulesë për ta hedhur krahëve; një tjetër i kërkoi numrin e telefonit të të shoqit dhe ajo, e hutuar, e përsëriti përmendsh. Dikush i dha një gotë me ujë. E çara në dorë ishte mbyllur nga penjtë e zinj që bashkonin mishin. Kishin kaluar disa orë, edhe pse dukeshin si minuta, para se Xhejmsi të vinte. Ai dukej si i hutuar, por rrezatonte i tëri dhe, teksa mbante dorën e padëmtuar të Marlinës, doktoresha e re u tha:

- Zoti dhe zonja Li, për rezultatet do t'ju telefonojmë të martën, por, me sa duket, bebja do të vijë në jetë në janar.

Pas kësaj, para se Marlina t'i kthente përgjigje, ajo doli në korridorin e bardhë dhe u zhduk.

- Marlinë, - pëshpëriti Xhejmsi pasi doktoresha kishte dalë. Ai e shqiptoi emrin e saj si një pyetje, së cilës nuk po gjente forcë t'i përgjigjej. - Sa shumë e kemi ndier mungesën tënde!

Marlina qëndroi gjatë aty, me dorën e shëndoshë mbështetur mbi bark. Gjatë shtatzënisë, nuk do të ndiqte dot asnjë leksion

dhe nuk do të regjistrohej dot në Fakultetin e Mjekësisë. E vetmja gjë që mund të bënte, ishte të kthehej në shtëpi. Pasi të shkonte atje, do të shihte fytyrat e fëmijëve, më pas, do të lindte edhe një fëmijë tjetër dhe - i tha vetes me një dhembje edhe më therëse se ajo e dorës - nuk do të gjente më forca t'i braktiste sërish. Xhejmsi qëndronte aty, i ulur në gjunjë në dysheme, pranë karriges së saj dhe dukej sikur po lutej. Dhe ja ku shfaqej sërish jeta e saj e vjetër, e ëmbël, e ngrohtë dhe e rehatshme, që i hidhte gjithçka poshtë. Nëntë javë. Plani i saj i madh kishte zgjatur vetëm nëntë javë. Gjithçka që kishte ëndërruar për veten, ishte zhdukur si një mjegull e lehtë nga flladi i pranverës. Nuk i kujtohej as arsyeja se pse ishte e bindur se mund ta realizonte ëndrrën e saj.

*Kaq ishte*, tha Marlina me vete. *Harroje. Kjo është ajo që ke. Pranoje.*

- U tregova budallaqe, - tha ajo. - Bëra një gabim shumë të madh, - dhe u mbështet te Xhejmsi, duke thithur aromën e tij të ëmbël e të rëndë. Kishte aromën e shtëpisë. - Më fal, - i pëshpëriti ajo.

Xhejmsi e shoqëroi Marlinën te makina - makina e tij - me krahun përreth belit dhe e ndihmoi të ulej në ndenjësen e pasagjerit si të ishte fëmijë. Të nesërmen, do të merrte një taksi nga Midëlludi në Toledo dhe do ta bënte sërish këtë udhëtim njëorësh me makinën e Marlinës, plot energji dhe i emocionuar kur mendonte se do ta gjente gruan në shtëpi kur të kthehej. Por, tani për tani, po e drejtonte makinën me kujdes, duke respektuar kufijtë e shpejtësisë dhe duke zgjatur dorën me një interval prej disa kilometrash për të përkëdhelur gjurin e Marlinës, si për t'u siguruar që ajo ishte ende aty. "Ke ftohtë? Ke vapë? Ke etje?" - e pyeste ai vazhdimisht. *Nuk jam invalide* donte t'i thoshte Marlina, por dukej sikur mendja dhe gjuha i lëviznin me xhiro të ngadalësuara: kishin mbërritur në shtëpi dhe Xhejmsi kishte marrë një pije freskuese e një jastëk për t'ia vendosur pas që ajo të mbështetej. *Ai është i lumtur*, mendonte Marlina, teksa e shihte të kërcente në çdo hap që bënte dhe tek ia mbështillte këmbët me batanije me aq kujdes. Kur ai u kthye, ajo

thjesht e pyeti: “Ku janë fëmijët?” - dhe Xhejmsi i tha se i kishte lënë te Vivian Aleni, në anën tjetër të rrugës, dhe se nuk duhej ta vriste mendjen për asgjë, sepse ai do t’i zgjidhte të gjitha.

Marlina u rehatua në shiltet e divanit dhe, më pas, u zgjua nga zilja e derës. Ishte pothuajse darkë; Xhejmsi i kishte marrë fëmijët nga zonja Alen dhe në derë ishte një shpërndarës picash me një stivë kutish kartoni në dorë. Ndërkohë që Marlina fërkonte sytë, Xhejmsi bëri pagesën, mori kutitë dhe mbylli derën. E përgjumur, Marlina e ndoqi në kuzhinë, ku Xhejmsi vendosi picat mbi tavolinë, mes Lidias dhe Netit.

- Ka ardhur mami, - tha ai, a thua se ata nuk e shihnin pas shpatullave të tij. Marlina futi dorën mes flokëve dhe preku kaçurrelat. Gërsheti i ishte prishur dhe ajo ishte zbathur, por kuzhina ishte shumë e ngrohtë dhe plot dritë. Ndihej si një fëmijë që, pasi kishte fjetur shumë, kishte zbritur në katin e poshtëm dhe ishte vonë në gjithçka. Lidia dhe Neti e vështronin me kujdes nga ana tjetër e tavolinës, sikur të kishin frikë se, papritur, do të bënte ndonjë gjë të beftë, të ulërinte apo të shpërthente. Neti mblodhi buzët sikur po provonte ndonjë gjë të athët, ndërsa Marlina kishte dëshirë t’i ledhatonte flokët e t’i thoshte se e gjithë kjo histori nuk ishte e planifikuar dhe se nuk kishte dashur kurrë që të ndodhte. Ajo dukej sikur i lexonte pyetjet në sytë e tyre.

- U ktheva, - përsëriti ajo duke tundur kokën dhe fëmijët rendën ta përqafonin, plot dashuri e paksa të ftohtë njëkohësisht, duke iu ngjeshur pas këmbëve e duke u strukur në fustanin e saj. Netit i rrodhi një pikë loti në faqe, ndërsa Lidias rrëzë hundës e më pas i ra mbi buzë. Dora e Marlinës digjte dhe pulsonte si të kishte në pëllëmbë një zemër të vogël të nxehtë.

- Jeni sjellë mirë kur nuk isha unë këtu? - i pyeti ajo, duke u ulur në gjunjë pranë tyre. - Keni qenë të mbarë?

Për Lidian, kthimi i nënës ishte një mrekulli e vërtetë. Ajo kishte bërë një premtim dhe nëna e kishte dëgjuar e ishte kthyer. Dhe Lidia do ta mbante fjalën e dhënë. Atë pasdite, kur babai kishte mbyllur telefonin dhe kishte shqiptuar fjalët e mrekullueshme

"Mami do të kthehet në shtëpi", Lidia kishte marrë një vendim: nëna e saj nuk duhej ta shihte më atë libër kuzhine. Kur ishte te shtëpia e zonjës Alen, kishte bërë një plan dhe, kur i ati i kishte sjellë në shtëpi e u kishte thënë: "Shhhh, mos bëni zhurmë, mami po fle", ajo e kishte zhdukur.

- Mami, - i tha teksa i rrinte së ëmës pranë. - Gjatë kohës që nuk ishe këtu... Librin tënd të kuzhinës... - u përtyp teksa fliste, - e... humba.

- Vërtet? - pyeti dhe, për habinë e saj, Marlina nuk u zemërua. Përkundrazi, ishte krenare për të. E përfytyronte të bijën teksa e hidhte librin e kuzhinës mbi bar, e shkelte në baltë me këpucët e saj lustrafinë dhe më pas ikte. E përfytyronte duke e hedhur në liqen, duke i vënë flakën dhe çuditërisht buzëqeshi. - Vërtet e ke humbur? - i tha duke i hedhur krahun vogëlushes e cila, për një çast, ngurroi para se të tundte kokën në shenjë pohimi.

*Kjo ishte një shenjë,* mendoi Marlina. Për të, ishte tepër vonë. Por nuk ishte shumë vonë për Lidian. Marlina nuk do të bënte si e ëma, duke e këshilluar të bijën që të gjente një burrë, të kishte një shtëpi e të bënte një jetë të sigurt mes katër mureve. Ajo do ta ndihmonte Lidian të bënte gjithçka që mundej. Do t'i kalonte vitet në vijim duke e udhëzuar, duke e mbrojtur si të ishte një trëndafil i çmuar: duke e ndihmuar të rritej, duke vendosur shkopinj për ta mbajtur drejt e duke harkuar çdo degë drejt përsosurisë. Brenda barkut të Marlinës, Hana kish filluar të lëvizte e të hidhte shkelma, por e ëma ende nuk e ndiente. Ajo fuste hundën në flokët e Lidias e bënte premtime të heshtura. Nuk do t'i thoshte kurrë të qëndronte drejt kur të ulej, të gjente një burrë apo të kujdesej për shtëpinë. Nuk do t'i thoshte kurrë që ekzistonin profesione, jetë apo botë të papërshtatshme për të, nuk do ta lejonte kurrë të dëgjonte fjalën *mjek* e ta lidhte këtë profesion me një *burrë*. Do ta inkurajonte gjatë gjithë jetës që të bënte më shumë nga sa kishte bërë e ëma.

- E po mirë, - tha ajo, duke e lëshuar të bijën. - Jeni të uritur?

Xhejmsi po nxirrte pjatat nga rafti e po shpërndante pecetat dhe, pasi ngriti kapakun e kutisë së parë, aroma mbushi vendin.

Në secilën pjatë, Marlina vendosi nga një fetë picë me sallam pikant dhe Neti, me një psherëtimë të thellë kënaqësie, filloi të hante. Nëna ndodhej në shtëpi dhe, të nesërmen, do të kishte sërish vezë të ziera për mëngjes, hamburgerë e hotdogë për darkë dhe kek me luleshtrydhe si ëmbëlsirë. Nga ana tjetër e tavolinës, Lidia vështronte e heshtur pjatën e saj, rrathët e kuq të sallamit që ndodheshin në sipërfaqe dhe fijet e gjata të djathit që kishin mbetur të ngjitura pas kartonit.

Neti kishte të drejtë vetëm për diçka: të nesërmen, u përgatitën hotdogë dhe hamburgerë, por jo vezë apo kek. Mishin e poqi Xhejmsi. Edhe pse e dogji pak, e hëngrën të gjithë, sepse e kishin vendosur se do të festonin. Ç'është e vërteta, pas kthimit të saj, Marlina nuk pranonte më të gatuante dhe, çdo mëngjes, vendoste biskota të ngrira në thekës, ndërsa, çdo mbrëmje, ngrohte ndonjë ëmbëlsirë të ngrirë apo hapte ndonjë kuti me makarona të gatshme. Ajo kishte gjëra të tjera në mendje. *Matematikë* mendoi atë 4 Korrik; *vajza ime duhet të studiojë për matematikë.*

- Sa simite ka në qese? - pyeti ajo dhe Lidia filloi t'i numëronte njëra pas tjetrës me gisht. - Sa salsiçe ka në skarë? Sa do të mbeten pa simite? - vazhdonte ta pyeste dhe për çdo përgjigje të saktë, e ëma i ledhatonte flokët dhe e shtrëngonte pas vetes.

Lidia e kalonte ditën duke mbledhur dhe zbritur. Nëse secili prej tyre do të hante një hotdog, sa do të mbeteshin për nesër? Nëse ajo dhe Neti do të kishin pesë fishekzjarrë secili, sa do të kishin të dy së bashku? Pas perëndimit të diellit dhe pasi qielli ishte mbushur me fishekzjarrë, ajo kishte marrë dhjetë puthje nga e ëma, pesë ledhatime dhe tri vlerësime "vogëlushja ime e zgjuar". Sa herë që i përgjigjej një pyetjeje, Marlinës i bëhej një gropëz në faqe.

- Edhe një tjetër, - lutej ajo sa herë që nëna pushonte. - Mami, më bëj edhe një pyetje tjetër.

- E po, meqë po këmbëngul, - thoshte e ëma dhe Lidia tundte kokën në shenjë pohimi.

- Nesër, - shtonte Marlina, - do të të blej një libër e do ta lexojmë bashkë.

Në vend të një libri, Marlina i bleu disa libra: "Shkenca e ajrit", "Pse ekziston moti?", "Dëfrehu me kiminë". Në mbrëmje, pasi vendoste Netin në gjumë, ulej buzë shtratit të Lidias dhe merrte librin e parë nga rafti. Lidia mblidhej kruspull pas së ëmës dhe i dëgjonte rrahjet e zemrës si një daulle e nëndheshme. Kur nëna mbushej me frymë, mbushej edhe ajo. Zëri i nënës dukej sikur buronte prej saj.

"Ajri ndodhet kudo përreth", lexonte nëna. "Edhe pse nuk e shohim, ai është aty. Ajri ndodhet kudo që shkojmë". Lidia strukej në kraharorin e së ëmës dhe, kur arrinin në faqen e fundit, ishte gati për ta zënë gjumi. "Më lexo dhe një tjetër", mërmëriste ajo dhe, kur Marlina e ngazëllyer psherëtinte e i thoshte: "Nesër, në rregull?" Lidia mohonte duke tundur kokën fort.

Fjala më e rëndësishme në botë: *nesër*. Çdo ditë, Lidia i gëzohej shumë kësaj fjale. "Nesër do të të çoj në muze që të shohësh skeletin e dinozaurit. Nesër do të lexojmë diçka për pemët. Nesër do të studiojmë hënën." Çdo natë, nëna detyrohej të bënte një premtim të vogël: që tregonte se në mëngjes do të ishte ende aty.

Në këmbim, Lidia e mbajti fjalën: bënte gjithçka që i thoshte e ëma. Ajo mësoi të shkruante shenjën e plusit, si një shkronjë "t" e stilizuar. Çdo mëngjes, numëronte gishtat dhe mblidhte teksa qëndronte para tasit të drithërave. Katër plus dy. Tre plus tre. Shtatë plus dhjetë. Sa herë që nëna ndalej, ajo i thoshte të vazhdonte dhe Marlinës i shkëlqente fytyra sikur Lidia të kishte ndezur një dritë përballë saj. Njëherë, ajo hipi mbi një stol që ndodhej pranë lavamanit, me një përparëse që e mbulonte nga qafa deri te kyçet e këmbëve dhe hodhi një majë gishti bikarbonat në një kavanoz uthulle.

"Ky është një reaksion kimik," - i tha nëna dhe Lidia tundi kokën në shenjë pohimi ndërkohë që shkuma gurgullonte në vrimën e lavamanit. Bashkë me të ëmën, luante lojën e shitëses dhe klientes, duke shkëmbyer paratë: dy cent për një përqafim, katër cent për një puthje. Kur Neti hodhi një monedhë 25-centëshe dhe tha: "Me bast që këtë nuk e gjen dot," - nëna e përzuri.

Thellë brenda vetes, Lidia e dinte se çfarë e priste. Një ditë, librat nuk do të kishin më figura. Problemat do të bëheshin më të gjata dhe më të vështira. Do të kishte thyesa, numra dhjetorë, eksponentë. Lojërat do të ndërlikoheshin edhe më shumë. Para një pjate me mish, nëna i thoshte:

"Lidia, kam në mendje një numër. Po ta shumëzosh me dy dhe t'i shtosh një, numri që del është shtatë." Lidia bënte llogaritë derisa gjente përgjigjen e saktë dhe nëna buzëqeshte teksa shërbente ëmbëlsirën. Një ditë, nëna i dha një stetoskop të vërtetë. Ajo zbërthente dy kopsat e para të bluzës dhe e mbështeste kokën e stetoskopit pas lëkurës, që të dëgjonte rrahjen e zemrës së saj.

"Kjo përdoret nga mjekët," - i thoshte e ëma. Atëherë dukej e largët, një pikë e vogël në horizont, por Lidia e dinte se ajo ditë do të vinte. Dija ndodhej kudo rreth saj, duke u zgjeruar çdo ditë e më shumë. E shoqëronte kudo që shkonte dhe sa herë që e ëma e pyeste, ajo thoshte: *po, po, po.*

Dy javë më vonë, Marlina dhe Xhejmsi shkuan në Toledo për të marrë rrobat dhe librat e saj.

- Mund të shkoj edhe vetëm, - këmbëngulte Marlina. Tani topthi i kristalit, kapësja dhe kopsa qëndronin të harruara në dollap, në xhepin e fustanit të saj. Ai fustan kishte filluar t'i rrinte i ngushtë dhe shumë shpejt do t'ia jepte shoqatës së bamirësisë "Goodwill" bashkë me hajmalitë e saj të harruara. Megjithatë, i vinte për të qarë kur mendonte se duhej të boshatiste apartamentin, të fuste sërish librat nëpër kuti dhe të hidhte fletoret e përdorura. Për atë lloj funerali të vogël, kishte nevojë për pak intimitet. - Seriozisht, - tha ajo. - Nuk është nevoja të më shoqërosh.

Por Xhejmsi këmbëngulte.

- Në këtë gjendje që je, nuk dua që të ngresh pesha të rënda, - tha ai. - Do t'i them Vivian Alenit që të rrijë pasdite me fëmijët.

Sapo Xhejmsi dhe Marlina ikën, zonja Alen e çoi televizorin në një telenovelë dhe u ul në divan. Lidia qëndronte poshtë tavolinës

së dhomës së ngrënies duke shtrënguar gjunjët, por këtë herë pa librin e kuzhinës; Neti, i inatosur, shkulte pushin e tapetit. Nëna e zgjonte në mëngjes dhe e mbulonte në darkë kur binte për të fjetur, por gjithë pjesën tjetër të ditës, në qendër të vëmendjes së saj ishte Lidia. Ai i dinte të gjitha përgjigjet e pyetjeve që bënte ajo, por, sa herë që donte të përgjigjej, ndërkohë që Lidia numëronte me gishta, nëna nuk e lejonte. Kur ishin në muze, donte të shikonte spektaklin e yjeve në planetar, por e kaluan gjithë ditën duke parë skeletet, modelin e aparatit të tretjes dhe gjithçka që Lidia donte të shikonte. Atë mëngjes, ai kishte zbritur herët në kuzhinë bashkë me dosjen e artikujve të gazetës që e shtrëngonte fort, ndërkohë që e ëma, ende me robdëshambër, i kishte buzëqeshur si nëpër gjumë teksa rrufiste filxhanin me çaj. Kjo ishte hera e parë që ajo e shikonte *me vëmendje* që kur ishte kthyer.

- Më bën dot një vezë të zier? - e pyeti ai dhe, çuditërisht, ajo u përgjigj:

- Në rregull.

Për një çast, ai e fali për gjithçka. Vendosi që t'i tregonte koleksionin e tij me fotografitë e astronautëve, listën e lëshimeve dhe gjithçka tjetër. Ajo do t'i kuptonte dhe do të mahnitej.

Pastaj, ende pa thënë Neti asnjë fjalë, zbriti Lidia me hapa të lehtë dhe vëmendja e nënës u zhvendos menjëherë tek ajo. Ai u mërzit dhe po rrinte në një cep, duke shfletuar faqet e dosjes së tij, por askush nuk po i kushtonte vëmendje derisa në kuzhinë hyri i ati.

- Akoma me astronautët ti? - i tha dhe mori një mollë nga koshi me fruta mbi banak. Ai qeshi me batutën e tij dhe e kafshoi mollën aq fort, sa, nga ana tjetër e kuzhinës, Neti dëgjoi kërcitjen e dhëmbëve që u ngulën në të. Nëna, e zënë duke dëgjuar ëndrrën që kishte parë Lidia atë natë, nuk e kishte dëgjuar. Edhe vezën e kishte harruar. Netit i dukej se diçka i ishte mbledhur në fyt dhe mezi po mbushej me frymë.

Zonja Alen, shtrirë mbi divan, lëshoi një gërhimë dhe në mjekër i rrodhi pak pështymë. Neti doli duke lënë derën gjysmë të hapur

dhe kërceu nga veranda poshtë. Forca me të cilën u përplas në tokë i dha njëfarë dridhjeje elektrike. Qielli sipër tij ishte i zbehtë dhe ngjyrë gri.

- Ku po shkon? - e pyeti Lidia duke e përgjuar nga dera.

- Nuk ka ç'të duhet ty, - ia ktheu ai i frikësuar se mos zonja Alen i dëgjonte, çohej dhe i fuste sërish brenda, por asgjë nuk ndodhi. Edhe pse i ktheu kurrizin, ai e dinte se Lidia po e shihte dhe shkoi deri në mes të rrugës, duke pritur që ajo ta ndiqte. Një çast më vonë, Lidia rendi pas tij.

E ndoqi deri në fund të dokut, te liqeni. Shtëpitë në anën tjetër të bregut dukeshin si shtëpiza kukullash, të vogla e të përsosura. Brenda ndodheshin nëna që zienin vezë, përgatisnin kekë, rosto apo baballarë që trazonin qymyrin e skarës dhe kthenin hotdogët me pirun, që skara të linte në ta vija të përsosura. Ato nëna nuk ishin larguar dhe nuk i kishin braktisur kurrë fëmijët. Ata baballarë nuk u kishin dhënë kurrë një shuplakë djemve të tyre apo të qeshnin me ta dhe as e kishin marrë me shkelma televizorin.

- Do të lahesh? - e pyeti Lidia dhe hoqi çorapet e i futi brenda këpucëve, më pas, u ul pranë tij në fund të dokut, duke tundur këmbët mbi ujë. Dikush, kishte lënë një kukull Barbi në breg, të zhveshur, të ndotur me baltë dhe me një krah të këputur. Neti ia këputi dhe tjetrin dhe e hodhi në ujë. Më pas, edhe këmbën, që ishte më e fortë. Lidian nuk po e zinte më vendi. - Duhet të kthehemi në shtëpi.

- Ja dhe pak, - tha Neti teksa mbante në dorë kokën e Barbit, të cilën e kishte kthyer mbrapsht.

- Do të futemi në telashe, - i tha ajo dhe u zgjat të kapte një çorape.

Tjetrën nuk po e kapte dot dhe Neti u kthye nga e motra. U ndje i pasigurt, sikur toka t'i dridhej nën këmbë dhe ai po humbiste ekuilibrin. Nuk e dinte me saktësi se si kishte ndodhur, por gjithçka kishte shkuar si mos më keq, si një kolovajzë e paekuilibruar. Të gjithë - nëna, babai, madje edhe ai vetë - ishin kthyer nga Lidia. Sikur ajo të ishte një magnet dhe ata nuk i rezistonin dot fuqisë së saj. Gjithçka rrotullohej rreth saj.

Kohë më vonë, Neti nuk do të arrinte të dallonte atë që thoshte nga ajo që mendonte apo që thjesht ndiente. Nuk do të ishte as i sigurt nëse kishte folur ndonjëherë për këto. Por për një gjë ishte i bindur: Lidian e kishte shtyrë ai në ujë.

Sa herë që e sillte ndër mend atë çast, ai zgjaste pa fund: një imazh i çasteve të fundit që do ta ndanin njëherë e përgjithmonë prej Lidias teksa ajo zhdukej nën sipërfaqen e ujit. I ulur te doku, për një çast, përfytyroi të ardhmen: pa të, ai do të ishte vetëm. Pak më vonë, kuptoi se nuk do të ndryshonte asgjë. Toka ende vazhdonte t'i dridhej nën këmbë. Pa të, bota nuk do të ishte e qëndrueshme. Ai, prindërit dhe jeta e tyre do të vërtiteshin në hapësirën që dikur zihej nga Lidia. Ata do të përthitheshin nga zbrazëtia që kishte lënë ajo.

Por kishte më shumë se kaq: në çastin kur e preku, u ndërgjegjësua se kishte keqkuptuar gjithçka. Kur pëllëmbët e tij prekën shpatullat e saj dhe kur koka iu zhyt nën ujë, Lidia ndjeu një çlirim aq të madh, saqë psherëtiu thellë. Vetëm pak iu morën këmbët, sikur ta donte edhe vetë këtë gjë. Si ajo, edhe Natani e dinin që ajo e ndiente fuqinë që kishte, dhe nuk e dëshironte, sepse nuk e mbante dot më atë peshë.

Në të vërtetë, Neti priti vetëm disa sekonda para se të zhytej në ujë. U fut, e kapi Lidian nga krahu dhe e tërhoqi në sipërfaqe, duke i luajtur këmbët si i çmendur.

*Lëviz*, gulçonte ai. *Jepu këmbëve*.

Ata u shllapuritën deri në afërsi të bregut, duke lëvizur ngadalë, derisa këmbët prekën tokën dhe më pas dolën nga liqeni duke u zvarritur. Neti fshiu baltën nga sytë, kurse Lidia pështyu mbi bar ujin që i kishte mbetur në gojë. Për disa minuta, qëndruan aty të shtrirë barkas, duke u mbushur me frymë. Më pas, Neti u ngrit dhe, për habinë e tij, Lidia u zgjat t'i kapte dorën. *Mos më lër*, donte të thoshte ajo dhe Neti, i trullosur nga mirënjohja e saj, u bind.

Të heshtur e të lodhur, morën rrugën drejt shtëpisë, duke lënë njolla balte në trotuar. Përveç gërhitjes së zonjës Alen, e vetmja

zhurmë që dëgjohej, ishte ajo e ujit që pikonte nga rrobat e tyre mbi linoleum. Ishin larguar vetëm njëzet minuta, por dukej sikur kishin kaluar shekuj. Pa bërë zhurmë, u ngjitën sipër në majë të gishtave dhe i futën rrobat e lagura në koshin e rrobave të palara dhe, kur prindërit u kthyen bashkë me valixhet dhe kutitë me libra, ata nuk treguan asgjë. Kur nëna u ankua për njollat e ujit në dysheme, Neti tha se i ishte derdhur një gotë. Para se të binin për të fjetur, Neti dhe Lidia lanë dhëmbët së bashku, duke pështyrë me radhë, dhe i thanë njëri-tjetrit "natën e mirë" si të ishte një mbrëmje e zakonshme. Ajo që kishte ndodhur, ishte shumë e rëndë për t'u përmendur. Ishte si një tablo të cilën nuk mund ta shihnin të gjithën njëherësh; ishte si qielli i natës, vazhdimisht në lëvizje, duke mos i lejuar të orientoheshin. Gjithmonë do të ishte diçka e rëndë. E kishte shtyrë në ujë. Më pas, e kishte nxjerrë. Gjatë gjithë jetës, Lidia do të mbante mend një gjë dhe Neti do të mbante mend një tjetër.

Çdo vit, javën e fundit të gushtit, shkolla fillore e Midëlludit organizonte një piknik mirëseardhjeje. Marlina mbante njërën dorë mbi bark, ku foshnja bëhej çdo ditë e më e rëndë, ndërkohë që Xhejmsi mbante Lidian mbi supe teksa kalonin parkingun. Pas dreke, fillonin garat: kush e hidhte më larg topin e bejsbollit, kush fuste më shumë kokrra në një kanoçe kafeje, kush arrinte të gjente numrin e xhelatinave në një kavanoz prej katër litrash. Neti dhe Xhejmsi morën pjesë në garën e vezës mes baballarëve e djemve, duke mbajtur një vezë të vendosur në një lugë si të ishte diçka e shenjtë. Kishin arritur pothuajse te vija e finishit kur Neti u pengua dhe veza i ra. Majls Fulleri dhe babai i tij e kaluan të parët vijën e finishit dhe drejtoresha e shkollës, zonja Hagard, u dha shiritin blu.

- Nuk ka gjë, - i tha Xhejmsi dhe, për një çast, Neti u ndje i çliruar. Më pas, ai shtoi: - Po të zhvillohej një konkurs se kush lexon nga mëngjesi në darkë...

Gjatë gjithë muajit kishte thënë gjëra të tilla: fjalë që dukeshin si batuta, por që nuk ishin aspak të tilla. Edhe Xhejmsi vetë, kur dëgjonte se ç'po nxirrte nga goja, e kuptonte që e dreqoste, por ishte tepër vonë. Nuk e kuptonte se ç'e shtynte t'i thoshte gjëra të tilla Netit, sepse kjo nënkuptonte diçka më të dhimbshme: që i biri i kujtonte gjithnjë e më shumë veten, gjithçka që ai kishte dashur të harronte nga adoleshenca e tij. Ai dinte thjesht se kjo gjë po përsëritej sërish, e bënte të vuante dhe e vinte në siklet, kështu që e hoqi vështrimin prej tij. Neti shikonte vezën e thyer, të verdhën që rrëshqiste mes fijeve të barit dhe të bardhën që përthithej nga toka. Lidia i buzëqeshi, ndërsa ai shtypi lëvozhgën me atlete. Kur i ati i ktheu kurrizin, Neti pështyu në bar.

Më pas, u zhvillua gara e tri këmbëve. Një mësues lidhi një shami te kyçet e këmbëve të Lidias dhe Netit që ecnin çalë-çalë deri te vija e startit ku edhe fëmijë të tjerë ishin lidhur pas prindërve, vëllezërve apo miqve. Gara sapo kishte filluar kur Lidia shkeli cepin e atletes së Netit dhe u pengua. Neti zgjati njërin krah për të mbajtur ekuilibrin dhe filloi të lëkundej. Ai u përpoq të ruante të njëjtin ritëm me Lidian, por, kur ajo hidhte një hap përpara, ai e tërhiqte pas. Shamia ishte kaq e shtrënguar pas kyçeve të këmbëve, saqë arrinin të ndienin pulsin e njëri-tjetrit. Ajo nuk mund të lirohej, duke i mbajtur të bashkuar dhe nuk u zgjidh as kur ata i dhanë trupit në drejtim të kundërt dhe ranë me fytyrë mbi barin e butë e të lagësht.

# *shtatë*

Edhe pas dhjetë vjetësh, ajo nyjë vazhdonte t'i mbante të lidhur. Vitet kalonin. Djemtë shkuan në luftë; njeriu shkoi në Hënë; presidentë të rinj zgjidheshin, jepnin dorëheqjen, vdisnin. Në të gjithë vendin, në Detroit, Uashington e Nju Jork, turmat e zemëruara për gjithçka mbushnin rrugët. Në çdo cep të botës, kombet përçaheshin dhe shkëputeshin: Vietnami Verior, Berlini Lindor, Bangladeshi. Kudo, gjërat po shpërbëheshin. Por lidhja e familjes Li rezistoi dhe forcohej gjithnjë e më shumë, sikur Lidia t'i mbante të gjithë të bashkuar.

Çdo ditë, Xhejmsi kthehej nga fakulteti - ku, semestër pas semestri, jepte lëndën e historisë derisa i mësoi të gjitha leksionet përmendsh - duke bluar me mendje fyerjet e ditës; dy vajza që luanin në cep të rrugës, e kishin vënë re kur kishte frenuar para një tabele me shenjën STOP dhe kishin goditur me gurë në drejtim të makinës; Sten Hjuiti e kishte pyetur për ndryshimin mes një *piteje role* dhe një *roleje me vezë;* kurse zonja Alen ishte zgërdhirë kur kishte kaluar ai. Vetëm kur shkonte në shtëpi dhe shihte Lidian, mjegulla e dendur davaritej. Ai mendonte se për të do të ishte ndryshe. Ajo do t'u drejtohej miqve me fjalët: *Mos u bëj budalla, Sten, nga dreqin ta di unë?* Ajo do të ishte gjithnjë e fortë dhe

e sigurt në vetvete; do të thoshte "Mirëdita, Vivian" dhe do t'i shikonte fqinjët në fytyrë pa drojë, me sytë e saj të vegjël e të kaltër. Çdo ditë që kalonte, ky mendim i përforcohej edhe më shumë.

Çdo ditë, ndërkohë që hapte kutinë e ndonjë ushqimi të ngrirë apo shkrinte ndonjë hamburger - sepse ende nuk donte të gatuante dhe familja e kishte pranuar këtë në heshtje në këmbim të pranisë së saj - bënte plane: librat që do t'i blinte Lidias, projektet për konkurset shkencore, kurset verore. "Vetëm nëse të intereson, - i thoshte ajo gjithnjë. - Vetëm nëse do." E mendonte seriozisht këtë që thoshte, pa e kuptuar se priste përgjigje gjithë ankth. Por Lidia e kuptonte dhe përgjigjej pozitivisht në çdo rast. "Po. Po." Dhe nëna ndihej sërish e çliruar. Në gazetë - të cilën Marlina e lexonte nga fillimi deri në fund teksa makina larëse pranë saj lante rrobat, duke kaluar nga një proces në tjetrin - shfaqeshin sinjale shprese. Universiteti i Jeilit kishte pranuar femra, më pas edhe ai i Harvardit. Kombi kishte mësuar fjalë të reja: *diskriminim pozitiv, Amendamenti i të Drejtave të Barabarta; Ms*[2]. Në mendjen e saj, Marlina vazhdonte të thurte ëndrra për të ardhmen e Lidias, një të ardhme për të cilën ajo ishte e bindur se edhe e bija e donte: Lidia me taka të larta dhe përparëse të bardhë, me një stetoskop varur në qafë; Lidia, e përkulur mbi një tavolinë operacioni, e rrethuar nga burra të mahnitur nga aftësia e saj. Me kalimin e ditëve, kjo dukej gjithnjë e më e mundshme.

Çdo ditë, Neti rrinte në tavolinën e ngrënies në heshtje, ndërkohë që babai pyeste Lidian për shoqet dhe nëna për mësimet. Kur i drejtoheshin atij, si për të bërë detyrën, Netit i kyçej goja, sepse babai, ende i mpirë nga kujtimi i televizorit të thyer dhe shuplaka që i dha të birit, nuk donte as të dëgjonte të flitej për hapësirën. Por Neti nuk lexonte dhe as mendonte për ndonjë gjë tjetër. Gjatë kohës së lirë, i hidhte një sy të gjitha vëllimeve të katalogut të bibliotekës së shkollës. *Fluturime hapësinore.*

---

[2] Një titull që përdoret në gjuhën angleze bashkë me mbiemrin dhe që nuk specifikon statusin civil të një gruaje.

*Astrodinamika. Shih edhe: djegien; forcën shtytëse; satelitët.* Atëherë pëshpëriste diçka dhe, kur prindërit e kthenin sërish vëmendjen nga Lidia, ai kthehej në dhomën e tij dhe shfletonte revistat e aeronautikës, të cilat i mbante të fshehura nën shtrat si revista pornografike. Nuk e shqetësonte më ajo gjendje e përhershme eklipsi: çdo mbrëmje, Lidia trokiste në derën e tij, e heshtur dhe e mërzitur. Neti kuptonte gjithçka, edhe ato që nuk shprehte, që me pak fjalë mund të përmblidheshin: *mos më lër*. Kur Lidia ikte për të bërë detyrat apo për të studiuar për konkursin shkencor, ai nxirrte teleskopin në dritare në kërkim të yjeve të largëta, vende që do t'i vizitonte vetë një ditë.

Ndërkohë, Lidia, që ishte qendra e universit të tyre, vazhdonte të ruante ekuilibrin e gjërave. Ajo përmbushte ëndrrat e prindërve, duke mos e shfaqur mungesën e dëshirës që i ziente përbrenda. Vitet kalonin. Xhonsoni, Niksoni, Fordi erdhën e ikën. Lidia hodhi shtat, Neti u bë edhe më i gjatë. Përreth syve të nënës filluan të shfaqeshin rrudhat e para dhe flokët e babait filluan të thinjeshin te tëmthat. Lidia e dinte dëshirën e tyre më të madhe, edhe pse nuk e përmendnin. Në çdo rast, dukeshin si lëshime të vogla në këmbim të lumturisë së tyre. Kështu, gjatë verës, ajo studioi algjebër. Veshi një fustan dhe shkoi në mbrëmjen e studentëve të vitit të parë. U regjistrua edhe në kursin e biologjisë së kolegjit: të hënën, të mërkurën dhe të premten, përgjatë gjithë verës. *Po. Po. Po.*

(Po Hana? Dhoma e saj ndodhej në papafingo, aty ku vendoseshin sendet që nuk hynin më në punë dhe, teksa rritej, herë pas here, harronin që ajo ekzistonte - si një mbrëmje kur Marlina po shtronte tavolinën për katër persona dhe as që e vuri re se e kishte harruar derisa Hana u shfaq në kuzhinë. Ajo, që ndoshta e kishte kuptuar vendin e saj në univers, nga një foshnjë e qetë, u bë një fëmijë vigjilent: një fëmijë që i adhuronte cepat e skutat, që mblidhej kruspull brenda dollapëve, pas divaneve, nën tavolinë, duke qëndruar kështu larg syrit e mendjes së tyre, që të mos prishte ekuilibrin e familjes.)

Dhjetë vjet pas asaj periudhe të tmerrshme, gjithçka u

kthye përmbys. Viti 1976 ishte një vit i mbushur me zhvillime edhe për pjesën tjetër të botës, që arriti kulmin me një dimër jashtëzakonisht të ftohtë dhe tituj të çuditshëm gazetash si: *Dëbora zbardh Majamin.* Lidia ishte pesëmbëdhjetë vjeçe e gjashtë muaj dhe pushimet dimërore sapo kishin filluar. Pas pesë muajsh, ajo do të vdiste. Atë dhjetor, e vetme në dhomën e saj, hapi çantën dhe nxori një provim fizike me numrin *pesëdhjetë e pesë* të shkruar me të kuqe në krye të faqes.

Lënda e biologjisë ishte mjaft e vështirë, por provimet e para i kaloi duke mbajtur mend fjalët *mbretëri, degë dhe klasë.* Më pas, teksa lënda u vështirësua më shumë, atë e ndihmoi fati: djali që ulej në të djathtën e saj, studionte shumë, shkrimin e kishte të madh dhe nuk i mbulonte kurrë përgjigjet. "Vajza ime, - i kishte thënë Marlina atë vjeshtë zonjës Uolf, doktoreshë Uolfit, - është një gjeni. Është e vetmja në klasën e saj që ka marrë dhjetë në një lëndë të *kolegjit.*" Kështu, Lidia nuk i tregoi kurrë së ëmës se nuk e kuptonte ciklin e Krebsit dhe se nuk ishte në gjendje të shpjegonte mitozën. Kur nëna e vendosi provimin bashkë me notën në një kornizë, Lidia e vari në mur dhe bëri sikur buzëqeshi.

Pas biologjisë, Marlina i kishte dhënë edhe sugjerime të tjera. "Në vjeshtë, do të përparosh me shkencat e natyrës, - i kish thënë ajo. - Pas biologjisë në kolegj, fizika në gjimnaz do të jetë shumë e lehtë, besomë." Duke e ditur që ishte lënda e preferuar e së ëmës, Lidia kishte pranuar.

"Do të njihesh me studentë më të mëdhenj, - i kishte thënë i ati, - dhe do të zësh miq të rinj." I kish shkelur syrin, duke u kujtuar se në akademinë "Lloid", me fjalën "më të mëdhenj" nënkuptonte "më të mirë". Por të gjithë nxënësit flisnin me njëri-tjetrin, duke ballafaquar përkthimet e frëngjishtes për orën tjetër apo duke mësuar përmendsh Shekspirin për pyetësorin e pasdites; me Lidian, ishin thjesht të sjellshëm, por për së largu, si vendasit ndaj një të huaje. Sa për problemat për aksidentet rrugore, qitjen e topave, kamionçinat që rrëshqisnin mbi akull në mungesë të forcës së fërkimit, ajo nuk ishte në gjendje të jepte përgjigje. Makina garash në pista të anuara,

trena argëtimi që përshkonin trajektore të rrezikshme, lavjerrës dhe pesha: sa më shumë mendohej, aq më të pakuptimta i dukeshin. *Pse* nuk përmbyseshin makinat e garave? *Pse* trenat e argëtimit nuk shkëputeshin nga shinat? Kur përpiqej të gjente një shpjegim, forca e gravitetit rritej dhe i tërhiqte makinat si të ishin të ngjitura. Çdo mbrëmje, e ulur para një libri, ekuacionet e mbushura me "k", "m" dhe simbole "theta" i dukeshin të ndërlikuara e të koklavitura si gjembaçë. Mbi tryezë, në kartolinën që i kishte dhënë e ëma, shfaqej Ajnshtajni me gjuhë përjashta.

Nëpër provime filloi të merrte gjithnjë e më pak pikë, si një parashikim i çuditshëm meteorologjik: nëntëdhjetë në shtator, tetëdhjetë në tetor, më pak se shtatëdhjetë në nëntor, afro gjashtëdhjetë para Krishtlindjes. Në provimin e mëparshëm, kishte marrë gjashtëdhjetë e dy; teorikisht kishte kaluar, por me vështirësi. Në fund të orës së mësimit, e kishte grisur letrën në copa të vogla që i kish hedhur në tualetin e katit të tretë para se të kthehej në shtëpi. Tani numri pesëdhjetë e pesë e verbonte si një dritë e fortë, edhe pse profesor Keli nuk e kishte vendosur notën katër në krye të faqes. Ajo e kishte mbajtur të fshehur në dollap për dy javë, nën një stivë me libra, sikur pesha e librave të algjebrës, historisë dhe gjeografisë do të arrinte ta mbyste. Profesor Keli e kishte pyetur për fletën e provimit, duke e kërcënuar se, po të lindte nevoja, do t'u telefononte vetë prindërve të saj dhe, në fund, Lidia i kishte premtuar se do ta dorëzonte të firmosur nga e ëma pas pushimeve të Krishtlindjes.

Gjatë gjithë jetës, kishte dëgjuar se dëshira e së ëmës kishte qenë vetëm një: të bëhej *doktoreshë, doktoreshë, doktoreshë.* Ajo e dëshironte kaq shumë, saqë nuk ishte nevoja ta thoshte, dhe Lidia e dinte. Ajo nuk mund të imagjinonte një të ardhme tjetër, një jetë tjetër. Ishte njësoj si të përfytyroje një botë ku Dielli rrotullohet rreth Hënës apo një botë ku ajri nuk ekziston. Për një çast, mendoi të falsifikonte firmën e së ëmës, por shkrimin e kishte të rrumbullakët dhe kursiv, si një vajzë e vogël. Askush nuk do ta hante atë gënjeshtër.

Një javë më parë, kishte ndodhur diçka edhe më e tmerrshme. Nga poshtë dyshekut, Lidia nxori një zarf të bardhë. Një pjesë e saj shpresonte që të kishte ndryshuar; që gjatë tetë ditëve të fundit përmbajtja të ishte thërrmuar aq sa, po t'i fryje, çdo shkronjë të zhdukej si blozë, duke lënë nga pas një faqe bosh e të padëmshme. Por, pasi i fryu, letra thjesht u drodh. Shkronjat rezistuan.

*I dashur zoti Li,*

*Ju falënderojmë për pjesëmarrjen tuaj në procesin e pranimit paraprak dhe me kënaqësi ju mirëpresim në kursin e vitit 1981 të Harvardit.*

Gjatë javëve të fundit, Neti e kishte kontrolluar postën çdo pasdite, para se të përshëndeste të ëmën, madje ndonjëherë edhe para se të hiqte këpucët. Lidia e ndiente se dëshira e tij e madhe për të ikur, sundonte mbi gjithçka. Një javë më parë, gjatë mëngjesit, Marlina i kishte vendosur detyrat e korrigjuara të matematikës së Lidias pranë kutisë së drithërave *Wheaties*. "I kontrollova mbrëmë para se të flija, - i kishte thënë ajo. - Ka një gabim te numri njëzet e tre, zemër." Pesë vjet, një vit, madje edhe gjashtë muaj më parë, Lidia do të kishte gjetur mirëkuptim në sytë e të vëllait. *E di. E di.* Një pohim dhe një ngushëllim në një vështrim të vetëm. Këtë herë, Neti, i përhumbur në një libër të bibliotekës, nuk i kishte vënë re grushtet e mbledhura të Lidias dhe sytë që i ishin skuqur papritur. Duke ëndërruar të ardhmen e tij, ai tashmë kishte reshtur së dëgjuari fjalët që ajo nuk thoshte.

Gjatë gjithë asaj kohe, vetëm ai e kishte dëgjuar. Pas zhdukjes dhe kthimit të nënës, Lidia nuk kishte më asnjë shok apo shoqe. Atë vjeshtë të parë, çdo pushim të madh e kalonte e vetme, duke vështruar nga larg orën e bankës *First Federal*. Çdo minutë që kalonte, shtrydhte mendjen dhe imagjinonte se ç'mund të ishte duke bërë e ëma në ato çaste - po kruante banakun e kuzhinës, po mbushte ibrikun, po qëronte një portokall - sikur pesha e gjithë detyrave së bashku të mos e lejonte të largohej. Më vonë, do të pyeste veten nëse e kishte humbur mundësinë e saj duke vepruar në këtë mënyrë, gjithmonë nëse i ishte dhënë një mundësi. Një

ditë, kur hapi sytë, para saj u shfaq Stejsi Sheruin: me flokë të artë e të gjatë deri te beli, e rrethuar nga një grup i vogël vajzash. Që në kopsht, Stejsi kishte qenë stratege dhe kishte ditur se si t'i përdorte aftësitë e saj. Disa ditë më parë, kishte thënë: "Xhanina Kollins vjen erë si kosh mbeturinash," dhe Xhanina ishte shkëputur nga grupi, duke hequr me forcë syzet nga sytë e mbushur me lot, ndërkohë që vajzat e tjera të grupit të Stejsit qeshnin nën hundë. Lidia e kishte parë e frikësuar këtë skenë nga një distancë ku ndihej e sigurt. Stejsi i ishte drejtuar Lidias vetëm një herë, ditën e parë të kopshtit, duke i thënë: "E festojnë Ditën e Falënderimit kinezët?" dhe "Kanë kërthizë kinezët?"

- Pas shkolle, do të shkojmë të gjitha nga shtëpia ime, - i tha Stejsi. Për një çast, sytë e saj u kryqëzuan me ato të Lidias, e më pas e zhvendosi sërish shikimin. - Mund të vish dhe ti po të duash.

Lidia filloi të dyshonte. Si ishte e mundur që Stejsi Sheruin të zgjidhte atë? Stejsi vazhdonte t'i mbante sytë ngulur në tokë, duke përdredhur një cullufe pas gishtit, ndërsa Lidia e vështronte sikur po i lexonte mendimet. E ndrojtur apo dinake? Ishte e pamundur ta kuptonte. Atë çast, iu kujtua e ëma teksa nxirrte kokën nga dritarja dhe priste kthimin e saj nga shkolla.

- Nuk mundem, - i tha ajo. - Nëna më ka porositur që të kthehem menjëherë në shtëpi.

Stejsi ngriti supet dhe iku, e ndjekur nga vajzat e tjera. Papritur, shpërthyen në të qeshura dhe Lidia nuk e dinte nëse kishin thënë ndonjë batutë apo po qeshnin me të.

Do të tregoheshin të sjellshme me të apo do ta tallnin? Këtë nuk kishte nga ta dinte. Ajo kishte refuzuar çdo ftesë për festë ditëlindjeje, për patinazh, not në pishinë dhe për gjithçka tjetër. Çdo pasdite, rendte për në shtëpi, sepse mezi priste të shihte fytyrën e së ëmës dhe ta bënte të buzëqeshte. Në klasën e dytë, vajzat nuk i thoshin më për asgjë. Asaj nuk i bëhej vonë për sa kohë kishte të ëmën. Ajo ishte e vetmja gjë e rëndësishme për të. Me kalimin e viteve, Lidia do të shihte Stejsi Sheruinin - me flokët e artë herë të bërë gërshet, herë të drejtë e herë me onde - duke ua

bërë me dorë shoqeve të saj dhe duke i tërhequr pas vetes, ashtu si tërheq diamanti i rremë dritën. Do të shihte Xhen Pitmanin duke i dhënë një shënim Pam Sondersit, që do ta hapte poshtë bankës duke qeshur nën zë; do të shihte Shirli Brirlin duke ndarë me të tjerat një pako me *Doublemint*, duke thithur aromën e mentës me sheqer, ndërkohë që para syve do t'i kalonin çamçakëzë të mbështjellë me letër varaku.

Vetëm Neti i kishte dhënë forca ta kalonte atë periudhë. Çdo ditë, që në kopsht, ai i kishte ruajtur gjithmonë një vend: në mensë, në anën tjetër të tavolinës dhe në autobus, duke vendosur librat në ndenjësen e gjelbër pranë tij. Nëse vinte ajo e para, zinte një vend edhe për të vëllanë. Falë Netit, ajo nuk kthehej asnjëherë vetëm në shtëpi dhe, kur të gjithë bisedonin me njëri-tjetrin, ajo nuk ishte detyruar ndonjëherë t'i ndërpriste për t'i pyetur "A mund të ulem këtu?" duke rrezikuar të merrte ndonjë përgjigje negative. Nuk kishin folur kurrë për këtë temë, por e konsideronin si një premtim që i kishin bërë njëri-tjetrit: Neti do t'i siguronte gjithmonë një vend asaj dhe ajo mund të thoshte gjithnjë me gojën plot: *Është i zënë. Do të vijë dikush.*

Tani, Neti po ikte. Do të vinin edhe letra të tjera. *Pas disa ditësh, do t'ju dërgojmë një zarf me informacione dhe formularë që duhen plotësuar, nëse pranoni.* Megjithatë, për një çast, Lidia iu dorëzua fantazive të saj: mendoi që t'i merrte të gjitha letrat që do të vinin e t'i fshihte poshtë dyshekut të saj, që Neti të mos i gjente dhe të mos kishte ç'të bënte, përveçse të qëndronte.

Në katin e parë të shtëpisë, Neti kontrollonte postën: një fletushkë e supermarketit, një faturë dritash. Asnjë letër. Atë vjeshtë, kur psikologia e shkollës e kish pyetur për projektet e ardhshme, Neti i ishte përgjigjur duke murmurirë, si të ishte duke rrëfyer ndonjë sekret të pistë. "Hapësirë, - i kishte thënë ai. - Hapësirë kozmike." Zonja Hendrik e kishte shtypur sustën e stilolapsit dy herë dhe Neti ishte i bindur se ajo do të shkrihej gazit. Kishin kaluar pothuajse pesë vjet nga misioni i fundit në Hënë dhe, pasi ua kishin kaluar sovjetikëve, vendi e kishte zhvendosur vëmendjen

gjetkë. Por zonja Hendrik i kish thënë se ai kishte dy mundësi: të bëhej pilot ose shkencëtar. Kishte hapur një dosje dhe kishte lexuar raportin e notave të tij. Tetë në edukim fizik; dhjetë në trigonometri, algjebër, biologji, fizikë. Edhe pse Neti ëndërronte të shkonte në *ITM*[3], në Universitetin “Carnegie Mellon” apo në institutin “Caltech”, ku kishte kërkuar edhe broshura, e dinte që i ati do të miratonte vetëm një universitet: Harvardin. Për Xhejmsin, çdo alternativë tjetër do të ishte dështim. Neti mendonte që, pasi të regjistrohej në universitet, të ndiqte studimet për fizikë të përparuar, shkencë materialesh dhe aerodinamikë. Universiteti do të shërbente si një trampolinë për të arritur në një milion vende ku nuk kishte qenë kurrë, një shkallë për të shkuar në Hënë para se të lëshohej në hapësirë. Do të linte pas gjithçka e të gjithë dhe, edhe pse nuk donte ta pranonte, te “të gjithë” hynte edhe Lidia.

Në atë kohë, Lidia ishte pesëmbëdhjetë vjeçe, ishte e gjatë dhe, kur mblidhte flokët dhe lyente buzët me të kuq, dukej si e rritur. Në shtëpi, dukej po ajo vajza pesëvjeçare e frikësuar, që e kapte për dore teksa dilte duke u zvarritur drejt bregut. Nëse qëndroje pranë saj, ndihej aroma e parfumit me një emër fëmijëror, *Baby Soft*. Pas asaj vere, Neti vazhdonte të ndiente ende diçka që i mbante të lidhur nga kyçet e këmbëve dhe që i bënte të humbnin ekuilibrin, duke bërë që tërë pesha e Lidias të binte mbi të. Për dhjetë vjet me radhë, nuk kishte dashur t’ia dinte për atë nyjë, por tani kishte filluar ta bezdiste. Gjatë gjithë atyre viteve, duke qenë personi i dytë i aftë për të kuptuar prindërit, Neti kishte ndarë vuajtjet me të motrën, duke e mirëkuptuar në heshtje, ose duke i rrahur shpatullat apo duke i buzëqeshur paksa me zor. Ai i thoshte: “Mami gjithmonë krenohet me ty para doktoreshë Uolfit. Kur mora atë dhjetën në kimi, ajo as që e vuri re.” Apo: “E mban mend atëherë kur nuk shkova në ceremoninë e klasave të nënta? Babi tha se nëse nuk do të gjeja shoqëruese...” Ai e inkurajonte duke i thënë

[3] Instituti i Teknologjisë në Masaçusets - Massachusetts Institute of Technology (MIT).

se shumë dashuri ishte më mirë se pak. Gjatë gjithë asaj kohe, Neti mendonte vetëm për një gjë: *Kur të shkoj në kolegj...* Nuk e përfundonte kurrë fjalinë, por në të ardhmen e tij imagjinare, ai fluturonte në hapësirë.

Krishtlindja po afronte dhe nga Harvardi nuk kishte ardhur ende asnjë letër. Neti shkoi në dhomën e ndenjjes pa e ndezur abazhurin, duke u orientuar me dritat plot ngjyra të pemës. Në xhamat e errët të dritareve, pasqyrohej një pemë Krishtlindjesh në miniaturë. Do t'i duhej të shkruante ese të tjera e të priste përgjigje nga ndonjë përzgjedhje e dytë, e tretë apo e katërt ose ndoshta edhe të qëndronte përgjithmonë në shtëpi. Nga kuzhina, u dëgjua zëri i të atit:

- Them se do t'i pëlqejë shumë. Sapo e pashë, më vajti mendja tek ajo.

Në familjen e tyre nuk kishte nevojë për shpjegime; "ajo" nënkuptonte gjithmonë Lidian. Ndërkohë që dritat e Krishtlindjes ndizeshin e fikeshin, dhoma e ndenjjes ndriçohej pak dhe më pas zhytej sërish në errësirë. Neti mbyllte sytë kur ndizeshin dritat dhe i hapte kur ato fikeshin, që të shihte vetëm errësirë të plotë. Më pas, u dëgjua zilja e derës.

Ishte Xheku. Neti nuk ushqente më dyshime për të, vetëm mosbesim dhe antipati. Edhe pse temperatura ishte nën zero, Xheku kishte veshur vetëm një bluzë me kapuç, gjysmë të mbërthyer me diçka të shkruar në të, që Neti nuk arrinte ta shquante. Buzët e pantallonave i kishte të ngrëna dhe të lagura nga dëbora. Nxori dorën nga xhepi dhe ia zgjati. Për një çast, Neti mendoi se po priste që t'ia shtrëngonte, por syri i zuri një zarf.

- Kjo kishte ardhur te ne, - tha Xheku. - Tani sa hyra në shtëpi dhe e pashë, - dhe i ra me gishtin e madh stemës së kuqe që ndodhej në cep. - Me sa duket, do të shkosh në Harvard.

Zarfi i trashë e i rëndë dukej se ishte i mbushur me lajme të mira.

- Kushedi, - u përgjigj Neti. - Mund të jetë edhe refuzim, apo jo?

Xheku nuk buzëqeshi.

- Sigurisht, - tha ai duke ngritur supet. - Nejse.

Pa përshëndetur, u largua për në shtëpi, duke lënë pas gjurmë këmbësh në kopshtin e mbuluar me dëborë të familjes Li. Neti mbylli derën dhe ndezi dritën e dhomës së ndenjjes, duke peshuar zarfin me të dyja duart. Befas, në dhomë bënte një i nxehtë i padurueshëm.

*I dashur zoti Li,*

*Ju përgëzojmë sërish për pranimin tuaj në kursin e vitit 1981.* Nyja që e mbante të lidhur, u çlirua.

- Kush ishte? - pyeti Hana që po përgjonte në korridor dhe zgjati kokën nga pragu i derës.

- Një letër... - tha Neti dhe u gëlltit, - nga Harvardi. - Edhe emri dukej sikur i pickonte gjuhën. Provoi ta lexonte edhe pjesën tjetër, por nuk arrinte të përqendrohej. *Ju përgëzojmë. Sërish.* Postieri duhej ta kishte humbur të parën, mendoi ai, por kjo s'kishte shumë rëndësi. *Pranimin tuaj.* I hoqi sytë nga letra dhe i buzëqeshi Hanës, e cila hyri në majë të gishtave në sallon dhe u ul mbi divan.

- U pranova.

- Në Harvard? - pyeti Xhejmsi që po vinte nga kuzhina.

Neti tundi kokën në shenjë pohimi.

- Letrën e kishin çuar te Uolfët, - shtoi duke ia treguar atij. Por Xhejmsi as që ia hodhi sytë letrës. Ai po vështronte të birin, por këtë herë nuk ishte i vrenjtur dhe Neti vuri re se ishte zgjatur aq sa i ati dhe tani mund ta shihnin në sy njëri-tjetrin.

- Jo keq, - i tha Xhejmsi dhe i buzëqeshi paksa në siklet, pastaj i vendosi dorën mbi sup, e cila Netit iu duk e rëndë dhe e nxehtë. - Marlin. E gjen dot se çfarë ka ndodhur?

Nëna rendi që nga kuzhina me takat që i rrapëllinin.

- Net, - i tha ajo, duke i dhënë një puthje në faqe. - Vërtet, Net? - dhe ia mori letrën nga dora. - O Zot, kursi i vitit 1981, - tha ajo. - Nuk të bën të ndihesh plak, Xhejms?

Neti nuk po e dëgjonte, por mendonte: *Po ndodh me të vërtetë! Ia dola mbanë, e arrita, do të shkoj.*

Në krye të shkallëve, qëndronte Lidia duke parë të atin që shtrëngonte supin e Netit. Nuk e mbante mend herën e fundit që ai i kishte buzëqeshur Netit në atë mënyrë. Nëna drejtonte letrën nga drita si të ishte një dokument i rëndësishëm. Hana, me bërrylat mbështetur pas krahut të divanit, tundte këmbët gjithë gëzim. Vëllai i saj rrinte i heshtur, i mrekulluar dhe mirënjohës, me numrin 1981 që i shkëlqente në sy si një yll i largët, ndërkohë që Lidia ndiente se diçka po dridhej brenda saj dhe më pas iu përplas në kraharor me zhurmë. Sikur ta kishin dëgjuar, të gjithë ngritën sytë nga ajo dhe, teksa Neti po bëhej gati t'i jepte lajmin e mirë, Lidia tha:

- Mami, rrezikoj të ngelem në fizikë. Jam e detyruar të ta them.

Atë mbrëmje, teksa Neti lante dhëmbët, dera e tualetit u hap duke kërcitur dhe, mbështetur pas saj, qëndronte Lidia. Fytyrën e kishte të zbehtë, thuajse gri dhe, për një çast, Neti ndjeu keqardhje për të. Gjatë darkës, nëna kishte kaluar nga pyetje të vrullshme - si mund të kishte arritur deri në atë pikë, si nuk e kishte kuptuar? - në fjali të qarta. "Imagjinoje veten më të rritur dhe të paaftë për të gjetur një punë. Vetëm imagjinoje." Lidia nuk kishte kundërshtuar dhe, ndërkohë që ajo heshtte, Marlina vazhdonte të përsëriste pa pushim një frazë të frikshme. "Kaq ka rëndësi për ty të gjesh një burrë e të martohesh? Nuk ke qëllime të tjera në jetë?" Lidia ishte përpjekur ta mbante veten e të mos qante aty në tavolinë. Pas gjysmë ore, Xhejmsi i kishte thënë:

- Marlin... - por ajo i kishte hedhur një vështrim kaq të inatosur, saqë ai nuk kishte vazhduar më tej, por kishte veçuar copat e mishit nga salca e mpiksur me qepë. Të gjithë e kishin harruar Harvardin, letrën e Netit, madje edhe vetë Netin.

Pas darke, Lidia e gjeti Netin në dhomën e ndenjjes. Letra e Harvardit ndodhej mbi tavolinën e vogël dhe sytë i zunë fjalët VERITAS në stemë.

- Urime, - i tha ajo me zë të qetë. - E dija që do të të pranonin.

Neti, shumë i inatosur për të folur, i mbajti sytë mbërthyer pas ekranit të televizorit, ku Doni dhe Maria këndonin në harmoni të përsosur. Para se kënga të mbaronte, Lidia kishte rendur në dhomën e saj duke e mbyllur derën me forcë. Në ato çaste, qëndronte pa lëvizur mbështetur pas derës së tualetit, e zbehtë dhe këmbëzbathur mbi pllaka.

Ai e dinte se çfarë priste ajo: ta qetësonte, të tregohej i përulur, t'i thoshte se ishte thjesht një çast për të cilin nuk ia vlente të mërzitej. Diçka që ajo të ndihej më mirë. *Mamit do t'i kalojë. Gjithçka do të shkojë mirë. E mban mend kur...?* Por Neti nuk donte t'i çonte nëpër mend të gjitha rastet kur i ati kishte shprehur adhurimin e tij për Lidian dhe atë e kishte vështruar plot zhgënjim; rastet kur nëna kishte lëvduar Lidian, duke e lënë mënjanë e duke mos e vënë re fare Netin, sikur të ishte i padukshëm. Ai donte të shijonte letrën që e kishte pritur kaq shumë, premtimin se më në fund do të nisej drejt botës së re që e priste, një botë e dëlirë dhe e bardhë si bora.

Pështyu me forcë në lavaman pa ia hedhur sytë së motrës, duke shtyrë shkumën e mbetur në vrimën e lavamanit.

- Net, - pëshpëriti Lidia teksa ai u kthye të dilte, dhe nga zëri që i dridhej, kuptoi se ajo kishte qarë dhe se do të fillonte sërish.

- Natën e mirë, - i tha ai dhe mbylli derën pasi doli.

Të nesërmen në mëngjes, Marlina i vendosi fletët e provimeve në të cilat Lidia kishte ngelur, pranë karriges ku ajo ulej. Për tri ditë me radhë, në mëngjes, drekë e darkë, ulej pranë së bijës me librat e fizikës para. *Mjafton që të nxitet pak*, mendonte ajo. Shpejtësia dhe inercia, kinetike dhe potenciale; këto informacione vazhdonin të sorollateshin në mendjen e saj. Me zë të lartë lexonte pas shpinës së Lidias: "Për çdo veprim ekziston një kundërveprim". U rikthehej shumë herë provimeve bashkë me të, derisa ajo t'i zgjidhte të gjitha problemat.

Por Lidia nuk i thoshte së ëmës se, pas herës së tretë, ajo thjesht

i mësonte përmendsh të gjitha përgjigjet e sakta. Gjatë gjithë ditës, teksa qëndronte kokulur mbi librat e fizikës, priste që i ati të ndërhynte e të thoshte: *Mjaft tani, Marlin. Janë pushimet e Krishtlindjes, dreqi e mori!* Por Xhejmsi nuk tha kurrë asgjë. Lidia nuk i kishte folur Netit që prej *asaj nate* dhe - sipas saj - dyshonte se edhe ai ishte zemëruar me të, duke qenë se nuk hynte fare në kuzhinë, përveçse kur hante. Edhe Hana mund ta ngushëllonte në njëfarë mënyre - një ngushëllim i vogël dhe i heshtur - por si zakonisht, nuk gjendej askund. Në fakt, ajo kishte hyrë poshtë tavolinës së paradhomës, pak hapa larg kuzhinës, dhe dëgjonte gërvishtjen e lapsit të Lidias. Shtrëngonte gjunjët pas kraharorit dhe i dërgonte së motrës vetëm mendime të këndshme e të bukura, por ajo nuk i dëgjonte. Atë mëngjes Krishtlindjeje, Lidia ishte zemëruar me të gjithë dhe, edhe pse nëna më në fund e kishte hequr nga muri provimin ku ajo kishte ngelur, nuk mjaftoi për t'i ngritur moralin.

Tashmë, edhe hareja e qëndrimit pranë pemës së Krishtlindjes ishte zbehur. Xhejmsi merrte me radhë pakot e lidhura me shirita dhe i shpërndante, por Lidia i druhej dhuratës që do të merrte nga e ëma. Zakonisht, ato ishin libra; libra që në njëfarë mënyre nëna i donte për vete, edhe pse askush nuk e kishte kuptuar dhe që ndonjëherë, pas Krishtlindjes, i merrte për t'i lexuar nga rafti i librave të së bijës. Për Lidian, ata kishin qenë gjithmonë shumë të vështirë, për çfarëdolloj moshe; ishin më shumë aludime të qarta, sesa dhurata. Një vit më parë, i kishte dhuruar "Atlasin me ngjyra të anatomisë së njeriut", i cili ishte kaq i madh, saqë nuk hynte në raft as vertikalisht; dy vjet më parë, kishte marrë një vëllim të trashë e të quajtur "Gra të shquara të shkencës". Ai libër kishte qenë shumë i mërzitshëm. Historitë e tyre ishin të gjitha njësoj: u kishin thënë që nuk u lejohej, por ato gjithsesi e provuan. *Sepse vërtet e dëshironin apo sepse ua kishin ndaluar?* pyeste veten ajo. Edhe anatomia i ishte neveritur; gra e burra lëkurërrjepur dhe muskujshqyer për të nxjerrë në pah skeletet e tyre të zhveshura. Pasi shfletonte disa tabela me ngjyra, e mbyllte rrëmbimthi librin

dhe përpëlitej në karrige, sikur donte të largonte nga vetja atë ndjesi, si qentë që shkundeshin për të larguar ujin nga trupi.

Ndërkohë që Neti shihte të motrën duke kapsallitur sytë e skuqur, zemërimi iu zbut nga një shkëndijë dhembshurie. Letrën e Harvardit e kishte lexuar njëmbëdhjetë herë dhe, më në fund, ishte bindur se ishte e vërtetë: e kishin pranuar. Pas nëntë muajsh, do të ikte dhe kjo ide i fshinte nga mendja gjithçka që kishte ndodhur. Prandaj, ç'rëndësi kishte nëse prindërit interesoheshin më shumë për dështimin e Lidias, sesa për suksesin e tij? Ai do të ikte. Kur të hynte në kolegj, Lidia do të mbetej në vendnumëro. Kur mendimi shndërrohej në fjalë, ishte sa i ëmbël aq dhe i hidhur njëkohësisht. Ndërkohë që i ati po i jepte dhuratën e mbështjellë me celofan të kuq, Neti i dha një buzëqeshje të vakët Lidias, e cila bëri sikur nuk e pa. Pas tri ditësh të sikletshme, ajo ende nuk ishte gati ta falte, por gjesti i tij e ngrohu si një gllënjkë çaji në një mëngjes të ftohtë dimri.

Po të mos i kishte ngritur sytë nga tavani atë çast, Lidia ndoshta do ta kishte falur të vëllanë. Por asaj i zuri syri diçka; disa njolla të bardha mbi kokat e tyre dhe një kujtim i regëtiu në mendje. Atëherë kishin qenë më të vegjël. Nëna e kishte çuar Hanën te mjeku, ndërsa ajo dhe Neti ishin vetëm në shtëpi dhe kishin parë një merimangë të madhe që kacavirrej mbi dritare. Neti kishte hipur mbi divan dhe e kishte shtypur me një nga këpucët e të atit, duke lënë një njollë të zezë dhe gjurmën e gjysmës së këpucës në tavan. “Thuaj që e bëre ti,” - i kishte thënë ai duke iu përgjëruar, por Lidia kishte një ide më të mirë. Kishte marrë një shishe të vogël me korrektor ngjitur me makinën e shkrimit të të atit dhe kishte mbuluar të gjitha gjurmët, një nga një. Prindërit nuk i kishin vënë re njollat e bardha në tavanin ngjyrë kremi dhe, për muaj të tërë, ajo dhe Neti, sa herë që ngrinin sytë lart, shkëmbenin buzëqeshje.

Tani, teksa e shihte me vëmendje, Lidia dallonte ende gjurmën e këpucës së të atit dhe njollën e merimangës së shtypur. Njëherë e një kohë, kishin qenë si një ekip. Kishin qenë gjithmonë të bashkuar, madje edhe në këtë aventurë të vogël. Nuk e kishte menduar kurrë

se gjërat do të ndryshonin një ditë. Dielli i mëngjesit binte mbi mur duke krijuar dritëhije. Ajo picërroi sytë në përpjekje për të dalluar të bardhën nga ngjyra e kremit.

- Lidia? - u dëgjua një zë. Të gjithë ishin të zënë me hapjen e dhuratave: nga ana tjetër e dhomës, Neti futi një film të ri në aparatin fotografik, ndërsa mbi fustanin e nënës shkëlqente një varëse floriri me një rubin. Babai, përballë Lidias, po i zgjaste një pako të vogël me skaje të mprehta, si një kuti stolish. - E ke nga unë. E kam zgjedhur vetë.

Atij i shndriste fytyra. Zakonisht, Xhejmsi ia delegonte detyrat e Krishtlindjes Marlinës, duke e lënë atë që t'i shkruante të gjitha urimet: *Me dashuri, mami dhe babi.* Por këtë dhuratë e kishte zgjedhur ai dhe mezi po priste që t'ia jepte.

*Një dhuratë e zgjedhur prej tij*, mendoi Lidia, *duhej të ishte diçka mjaft e veçantë*. Ajo e fali menjëherë të atin për të gjitha herët që nuk kishte ndërhyrë. Nën atë mbështjellëse fshihej një send i brishtë dhe i çmuar. Ajo imagjinonte një zinxhir floriri, si ata që mbanin gjatë gjithë kohës disa vajza në shkollë, kryqe të vogla floriri të marra në krezmim apo hajmali të vogla që qëndronin mes klavikulave. Kjo do të fshinte nga mendja e saj librat e mamit dhe tri ditët e fundit. Do të ishte si një kujtim i vogël për t'i thënë: *Të dua. Je e përkryer kështu siç je.*

E grisi mbështjellësen me një gisht dhe në prehër i ra një libër me ngjyrë të zezë dhe floriri. "Arti për të fituar miq e pushtet". Një shirit i verdhë dhe i shndritshëm e ndante kopertinën në dy pjesë. *Teknika të përgjithshme për të trajtuar të tjerët. Gjashtë mënyra për të gëzuar simpatinë e të tjerëve.* Dhe sipër, me shkronja të kuqe të errëta: *Sa më shumë gjëra të mësoni nga ky libër, aq më shumë do të përfitoni nga jeta!* Xhejmsi i dha një buzëqeshje rrezatuese.

- Mendova se mund të të nevojitej, - i tha ai. - Mund të të... ndihmojë që të zësh miq të rinj. Të gëzosh simpatinë e të tjerëve.

Lidia kaloi gishtat mbi titullin e kopertinës dhe befas iu duk sikur në vend të zemrës të kishte një sferë akulli e cila i doli nga kraharori.

- Unë kam miq, baba, - i tha ajo, edhe pse e dinte që kjo ishte një gënjeshtër.

Të atit iu drodh buzëqeshja në buzë.

- Nuk e vë në dyshim. Por thjesht mendova... e po, duke qenë se po rritesh dhe je futur në shkollë të mesme... komunikimi merr një rëndësi të veçantë. Do të të mësojë që të shkosh mirë me të gjithë, - dhe herë shikonte Lidian, herë librin. - Ka dalë që në vitet '30. Konsiderohet si më i miri në këtë fushë.

Lidia u gëlltit me zor.

- Është fantastik, - tha ajo. - Faleminderit, baba.

Nuk priste asgjë nga dhuratat e tjera që kishte në prehër, por gjithsesi i hapi. Një shall i butë nga Neti. Një album të *Simon and Garfunkel* nga Hana. Libra nga e ëma, si zakonisht: "Gratë pioniere në shkencë", "Bazat e psikologjisë".

- Nja dy gjëra që mendova se do të të dukeshin interesante, - tha Marlina, - duke qenë se dole shumë mirë në biologji, - dhe rrufiti një gllënjkë çaj kaq fort, saqë Lidias iu duk sikur zhurma po e përshkonte të tërën. Kur nën pemë kishin mbetur vetëm mbështjellëset e bëra shuk dhe copat e shiritave, Lidia i stivoi dhuratat me kujdes, me librin e babait në krye. Mbi të, ra një hije: babai po rrinte pas saj.

- Nuk të pëlqen libri?

- Po, më pëlqen.

- Thjesht mendova se mund të të ndihmonte, - i tha ai. - Edhe pse aty ka gjëra që ti mund t'i dish tashmë, - tha dhe e kapi nga faqja. - Si të zësh miq të rinj. Sikur... - dhe befas heshti, duke gëlltitur fjalët që do të thoshte: "Sikur ta kisha pasur dhe unë në moshën tënde". *Ndoshta,* mendoi ai, *gjithçka do të kishte shkuar ndryshe*; po të kishte ditur se si të *sillej* me njerëzit, të gëzonte simpatinë e tyre, do të ishte integruar më mirë në akademinë "Lloid", do t'i kishte pëlqyer më shumë nënës së Marlinës dhe do ta kishin punësuar në Harvard. Do të *kishte përfituar* më shumë nga jeta. - Mendova se do të të pëlqente, - përfundoi ai jo shumë i bindur.

Edhe pse i ati nuk i kishte folur kurrë për kohën e shkollës, edhe

pse nuk dinte asgjë për dasmën e prindërve apo për shpërnguljen e tyre në Midëllud, Lidia e ndiente dhembjen e thellë dhe therëse, sikur i kishin ngulur një thikë. Më shumë se gjithçka tjetër, i ati vriste mendjen që ajo të pranohej nga të tjerët. Që të përshtatej. Ajo e vendosi librin në prehër dhe lexoi paragrafin e parë. *Rregulli 1: Mos kritikoni, mos dënoni, mos protestoni.*

- Më pëlqen shumë, - tha ajo. - Faleminderit, baba.

Xhejmsit nuk i shpëtoi zhgënjimi në zërin e saj, por bëri sikur nuk e vuri re. *Sigurisht që është e mërzitur,* mendoi ai. *Ka marrë një dhuratë që nuk i duhet.* Lidia kishte plot miq; pothuajse çdo mbrëmje e kalonte në telefon me dikë, pasi mbaronte detyrat e shtëpisë. Sa budalla ishte treguar që i kishte blerë atë libër. U zotua që herën tjetër do t'i blinte një dhuratë më të mirë.

E vërteta ishte ndryshe: kur ishte trembëdhjetë vjeçe, me këmbënguljen e të atit, Lidia telefonoi Pam Sondersin. As numrin nuk ia dinte dhe iu desh që ta kërkonte në numërator, të cilin e mbështeti në prehër ndërkohë që formonte numrin. Përveç telefonit në kuzhinë dhe atij në studion e babait, telefoni tjetër ndodhej në sheshpushim, në parvazin e dritares, ku nëna kishte vendosur disa jastëkë dhe një lule vjollcë afrikane që po vyshkej. Ajo mund të dëgjohej nga kushdo që kalonte poshtë. Lidia priti derisa i ati të futej në dhomën e ndenjjes, që të shtypte numrin e fundit.

- Pam? - i tha ajo. - Jam Lidia.

Për një çast heshtje. Iu duk sikur e ndjeu Pamin që rrudhi ballin.

- Lidia?

- Lidia Li. Nga shkolla.

- Oh! - dhe sërish heshtje. - Ç'kemi?

Lidia e kishte përdredhur telin e telefonit pas gishtit dhe po mendonte ç'të thoshte.

- Si t'u dukën pyetjet e gjeografisë sot?

- Ishin të lehta, - tha Pami dhe mbllaçiti çamçakëzin duke bërë një zhurmë të mbytur. - E urrej shkollën.

- Edhe unë, - tha Lidia. Kjo ishte hera e parë që po thoshte një të vërtetë dhe sikur u mbush me kurajë. - Ke dëshirë të shkojmë për patinazh të shtunën? Mund të na çojë babai im, - tha ajo dhe papritur e përfytyroi veten dhe Pamin në pistën e patinazhit, të shpenguara dhe duke qeshur me njëra-tjetrën. I ati, pas tyre, qëndronte i lumtur te shkallët.

- Të shtunën? - pyeti ajo dhe më pas ra një heshtje therëse dhe drithëruese. - Më vjen keq, por nuk mundem. Ndoshta një herë tjetër, - vazhdoi Pami. Nga ana tjetër, u dëgjua një murmuritje. - Duhet ta mbyll. Motrës sime i duhet telefoni. Mirupafshim, Lidia! - tha dhe më pas u dëgjua zhurma e receptorit që u ul.

E tronditur që Pami ia kishte mbyllur telefonin aq papritur, Lidia ende po e mbante receptorin në vesh, kur në fund të shkallëve u shfaq i ati. Tek pa të bijën në telefon, fytyra i shkëlqeu, ashtu si qielli kur një erë e fortë largon retë. Në sytë e saj dukej ashtu si duhej të ketë qenë kur ishte i ri, shumë kohë para se ajo të lindte: një djalosh plot shpresë, me sytë që rrezatonin mundësi të mëdha për jetën. Ai i dha një buzëqeshje e më pas u fut në dhomën e ndenjjes, duke ecur i krekosur në majë të gishtave.

Me telefonin ende në vesh, Lidia nuk po e besonte se sa e lehtë kishte qenë t'i falte të atit atë gëzim. Atëherë iu duk si diçka e vogël. E kujtoi këtë edhe herën tjetër kur ngriti receptorin dhe e vendosi në vesh duke mërmëritur: "Ëhë, ëhë...vërtet?" derisa i ati u shfaq para saj, duke qëndruar për pak aty, me një buzëqeshje në fytyrë, dhe më pas iku. Me kalimin e kohës, filloi të imagjinonte vajzat që shihte çdo ditë dhe të mendonte se ç'do të thoshin ato nëse do të ishin shoqe të ngushta. "Shelli, e pe *Starsky & Hutch* mbrëmë?" *"O Zot,* Pam, nuk të habiti eseja e anglishtes... dhjetë faqe? Mos vallë mësuese Gregsoni mendon se nuk kemi gjë tjetër për të bërë?" "Stejsi, me modelin e ri të flokëve, je identike me Fara Fosetin. Ndoshta mund t'i bëj dhe unë ashtu." Për ca kohë, nuk i ishte dukur si ndonjë gjë e madhe, ndërsa sinjali i telefonit i kumbonte në vesh sikur të ishte ndonjë mik. Në këto çaste, me librin e të atit në dorë, dukej si diçka më shumë.

Pasi hëngri mëngjesin, u ul në qoshe, pranë pemës, këmbëkryq dhe e hapi sërish librin. *Jini dëgjues të mirë. Nxitini të tjerët që të flasin për veten.* Shfletoi disa fletë. *Mos harroni që personat me të cilët flisni, janë njëqind herë më të interesuar për veten, për nevojat e problemet e tyre, sesa për ju dhe problemet tuaja.*

Nga ana tjetër e dhomës së ndenjjes, Neti kishte afruar syrin te objektivi i aparatit të ri fotografik dhe e kishte drejtuar nga Lidia, duke e futur e duke e nxjerrë nga fokusi. Po i kërkonte ndjesë që e kishte dënuar në heshtje dhe që ia kishte përplasur derën në fytyrë kur kishte pasur nevojë të rrinte vetëm. Lidia e dinte, por nuk ishte në humor për t'u pajtuar me të. Pas disa muajsh, ai do të ikte ndërsa ajo do të mbetej vetëm dhe do t'i duhej të zinte miq të rinj, të ushtronte ndikimin e saj te njerëzit dhe të bëhej një pioniere e shkencës. Para se Neti të shkrepte foton, ajo i uli sytë në libër dhe flokët i mbuluan fytyrën. *Një buzëqeshje do të thotë: "Më pëlqen. Më bën të lumtur. Jam i lumtur që po të shoh". Dhe për këtë arsye çmenden të gjithë pas qenve. Ata lumturohen kaq shumë kur na shohin, saqë nuk dinë se ç'të bëjnë nga gëzimi.* "Qen", mendoi Lidia. Ajo filloi ta imagjinonte veten si një qen; një krijesë e butë dhe dashamirëse, një langua i këndshëm, me bisht e me qime të gjata, por nuk ndihej miqësore, as racë e pastër dhe as qimeverdhë. Ajo ndihej si një person i pashoqërueshëm dhe skeptike, si qeni i familjes Uolf në fund të rrugës, një bastard armiqësor.

- Lids, - e thirri Neti. Ai nuk hiqte dorë. - Lidia. Liiiii-dia. - Përmes ballukeve, ajo shihte aparatin fotografik që dukej si një mikroskop gjigant i kthyer drejt saj. - Buzëqesh.

*Nuk doni të buzëqeshni? Çfarë duhet të bëni? Sforcohuni që të buzëqeshni. Silluni sikur jeni të lumtur dhe do të ndiheni të tillë.*

Lidia i hodhi flokët ngadalë pas supeve dhe ato u përhapën si fije që shpërdridhen. Më pas, vështroi objektivin e aparatit fotografik, duke mos bërë as lëvizjen më të vogël për të buzëqeshur edhe pasi dëgjoi shkrepjen e tij.

Kur shkolla rifilloi, Lidia u ndje e çliruar që do të dilte nga shtëpia, edhe pse gjëja e parë me të cilën do të përballej, ishte lënda e fizikës. E vendosi provimin ku kishte ngelur, të cilin e ëma e kishte firmosur, me kokë poshtë në tryezën e profesor Kelit. Profesori ishte në dërrasën e zezë duke vizatuar një diagram. *Kapitulli II: Elektriciteti dhe magnetizmi,* shkroi ai në krye të tabelës. Lidia u ul në vendin e saj dhe e mbështeti faqen mbi bankë. Dikush kishte gdhendur me një karficë një “ik pirdhu” të vogël. E shtypi me gishtin e madh dhe, pasi e hoqi, në mollëz dukeshin gjurmët e fjalës “pirdhu” për së prapthi.

- Si i kalove pushimet? - e pyeti Xheku, u ul te karrigia ngjitur dhe vendosi krahun në mbështetësen e saj, si të ishte supi i një vajze. Asokohe, Xheku ishte një i panjohur për të, edhe pse banonte pranë saj dhe Lidia kishte vite që nuk i fliste. Flokët i ishin errësuar dhe kishin marrë ngjyrën e rërës; puçrrat që mbante mend nga fëmijëria, i ishin pakësuar, por nuk ishin zhdukur. Lidia e dinte që Neti nuk e kishte aspak qejf, që nuk e kishte pasur kurrë dhe vetëm për këtë arsye, ndihej e gëzuar që po e shihte.

- Po ti ç’kërkon këtu?

Xheku hodhi sytë nga dërrasa e zezë dhe tha:

- Elektriciteti dhe magnetizmi.

Lidia u skuq.

- Doja të thosha, - ia ktheu ajo, - që është lëndë e vitit të tretë.

Xheku nxori nga çanta një stilolaps pa kapak dhe hodhi këmbët njëra mbi tjetrën.

- Zonjusha Li, e di ti që për t’u diplomuar duhet ndjekur lënda e fizikës? Duke qenë se vitin që shkoi ngela në pjesën e dytë të fizikës, duhej ta frekuentoja sërish. Kjo është mundësia e fundit, - tha ai dhe filloi të shkarraviste pjesën e poshtme të atletes me stilolaps. Lidia drejtoi trupin dhe ia ktheu:

- *Ngele?*

- *Ngela*, - tha ai. - Kapa vetëm pesëdhjetë e dy për qind. Isha shumë poshtë mesatares së kërkuar. E di që ti e ke të vështirë ta kuptosh, zonjusha Li, duke qenë se nuk ke ngelur ndonjëherë.

Lidia ngriu e tëra.

- Ç'është e vërteta, - tha ajo, - edhe unë rrezikoj që të ngel në fizikë këtë vit.

Xheku nuk e ktheu kokën, por Lidia vuri re që ai ngriti vetullën. Më pas, për habinë e saj, iu afrua pranë dhe i vizatoi një zero të vogël te xhinset, mbi gju.

- Simboli ynë i fshehtë, - tha ai ndërkohë që ra zilja. Sytë e tij ngjyrë blu të thellë, u kryqëzuan me ata të Lidias. - Mirë se erdhe në grupin tonë, zonjusha Li.

Gjatë gjithë orës së mësimit, Lidia e prekte atë zero të vogël me majën e gishtit, duke e vështruar Xhekun me bisht të syrit. Ai ishte i përqendruar te diçka që Lidia nuk arrinte ta shihte, duke shpërfillur mërmërimën e profesor Kelit, kërcitjen e lapsave përreth tij dhe dritën që binte në tavan. *Xhek Uolfi do që të bëhet shok me mua?* pyeti veten ajo. *Neti do ta vriste atë. Ose mua.* Por, që pas asaj dite, Xheku nuk i foli më. Kishte ditë që vinte me vonesë dhe e mbështeste kokën mbi bankë gjatë gjithë orës së mësimit, por kishte edhe ditë kur nuk vinte fare. Makina larëse e zhduku zeron nga pantallonat. Lidia nuk e ngrinte kokën nga shënimet. Kopjonte gjithçka që profesor Keli shkruante në dërrasën e zezë, duke kthyer faqet e fletores para e mbrapa, aq sa cepat e saj u zbutën dhe u holluan.

Më pas, një darkë në fund të janarit, tek shpërndante sallatën dhe gatimet e gatshme të *Hamburger Helper* , nëna ia kishte ngulur sytë gjithë shpresë Lidias dhe anonte kokën sa nga njëra anë në tjetrën, si ndonjë lepur në pritje të ndonjë sinjali. Në fund, i tha:

- Lidia, si po shkon me fizikën?

- Mirë, - iu përgjigj ajo dhe kapi një karotë me pirun. - Jam më mirë.

- Sa më mirë? - e pyeti e ëma prerë.

Lidia e përtypi karotën derisa e ktheu në tul.

- Nuk kemi bërë ende ndonjë provim, por me detyrat e shtëpisë po eci shumë mirë, - tha. Kjo ishte një gjysmëgënjeshtër. Provimi i parë i semestrit do të bëhej javën e ardhshme. Ndërkohë, ajo

lodhej me detyrat e shtëpisë, duke kopjuar përgjigjet e problemave në fund të librit e duke i zgjidhur të tjerat si të mundej.

E ëma rrudhi ballin dhe më pas filloi të hidhte makaronat.

- Pyete profesorin nëse mund të bësh disa orë jashtë programit mësimor, - i tha ajo. - Nuk duhet të të fundosë kjo notë. Me gjithë potencialin që ke...

Lidia ia nguli pirunin një fete domateje. Vetëm trishtimi në zërin e së ëmës e pengoi që të ulërinte.

- E di, mami, - i tha ajo dhe vështroi Netin në anën tjetër të tavolinës me shpresën se do të ndryshonte temën e bisedës. Mirëpo ai kishte gjëra të tjera në mendje dhe nuk e vuri re fare.

- Lidia, si është Sheli? - e pyeti Xhejmsi. Ajo heshti për një çast. Atë verë, pas këmbënguljes së të atit, ajo e kishte ftuar Shelin në shtëpinë e saj. Por Sheli i ishte dukur më e interesuar të flirtonte me Netin teksa mundohej ta bindte të luante me top në kopsht dhe teksa e pyeste nëse, sipas tij, ishte më tërheqëse Linda Karteri apo Lindzi Vagneri. Që atëherë, nuk kishin folur më.

- Mirë, - iu përgjigj ajo. - Është shumë e zënë. Është bërë kryetare e këshillit studentor.

- Mund të hysh dhe ti, - i tha Xhejmsi dhe e drejtoi pirunin nga ajo, me pamjen e një njeriu të mençur që po thoshte gjënë e duhur. - Besoj se do ta vlerësonte shumë ndihmën tënde. Po Pami dhe Karena?

Lidia vështroi pjatën, sallatën e prekur aty-këtu, copën e mishit të viçit dhe djathin që ndodheshin pranë. Hera e fundit kur kishte folur me Karenën, kishte qenë një vit më parë, kur i ati i kishte shoqëruar në shtëpi pasi e kishin kaluar paraditen duke parë “Dikush fluturoi në folenë e qyqes”. Për herë të parë, ishte ndier krenare që nuk kishte gënjyer për planet e saj. Karena sapo ishte shpërngulur në qytet dhe, kur Lidia i kishte sugjeruar që të shihnin një film, e nxitur edhe nga fakti që ishte e re aty, Karena i ishte përgjigjur:

- Po, patjetër, pse jo.

Më pas, gjatë gjithë udhëtimit, i ati ishte munduar të tregohej sa më bashkëkohor.

- Katër vëllezër e motra, Karen? Si te "Familja Bredi"! E sheh atë serial?

- Babi, - i kishte thënë Lidia. - *Babi,* - por Xhejmsi kishte këmbëngulur, duke e pyetur Karenën se cilat ishin disqet më të dëgjuara në atë kohë dhe kishte kënduar nja dy vargje nga kënga *Waterloo*, që kishte dy vjet që kishte dalë. Karena i ishte përgjigjur thjesht: "Po" "Jo" dhe "Nuk e di", duke luajtur gurin e vëthit. Lidia kishte dashur të zhdukej e të fshihej poshtë ndenjëses së makinës, ku sfungjeri do të bllokonte çdolloj zhurme. Kishte menduar të thoshte diçka për filmin, por nuk i vinte asgjë nëpër mend. Mendja i rrinte te sytë e zbrazët të Xhek Nikolsonit dhe skena kur jastëku afrohej pranë tij për ta mbytur. Në makinë, kishte pllakosur heshtja derisa kishin mbërritur para shtëpisë së Karenës.

Të hënën, gjatë drekës, ajo ishte ndalur pranë tavolinës së Karenës dhe i kishte dhënë një buzëqeshje të sforcuar.

- Kërkoj ndjesë për babanë tim, - i kishte thënë ajo. - O Zot, sa turp më vjen.

Karena kishte hapur kapakun e kutisë së kosit dhe, pasi e kishte lëpirë, kishte mbledhur supet.

- Nuk ka gjë, - ia kishte kthyer. - Ç'është e vërteta, ishte i lezetshëm. Kuptohet që do të të ndihmojë që të përshtatesh sa më mirë.

Tani, Lidia i hodhi një sy të atit që i zbardhte dhëmbët si të ishte krenar që kishte marrë informacion për *shoqet* e saj dhe që ua mbante mend emrat. *Si një qen*, mendoi ajo, *që pret t'i hedhësh një kockë.*

- Mirë janë, - iu përgjigj ajo. - Që të dyja janë shumë mirë.

Në anën tjetër të tavolinës, dëgjohet zëri i butë i Marlinës:

- Mjaft e bezdise, Xhejms. Lëre të hajë e qetë, - dhe Xhejmsi, me një zë edhe më të butë, ia ktheu:

- Nuk jam unë ai që po e bezdis me detyrat e shtëpisë.

Teksa Hana luante me një copë të vogël hamburgeri në pjatën e saj, Lidia dhe Neti kryqëzuan shikimet. *Të lutem,* mendoi ajo. *Thuaj diçka.*

Neti mori frymë thellë. Kishte gjithë mbrëmjen që priste ta thoshte këtë.

- Babi, kam nevojë të më firmosësh disa formularë.

- Formularë? - i tha Xhejmsi. - Për çfarë?

- Për Harvardin, - u përgjigj Neti dhe mbështeti pirunin mbi tavolinë. - Kërkesën për strehimin dhe një kërkesë për vizitën në kampus. Mund të shkoj një fundjavë në prill. Do të më presë një student, - shtoi ai dhe, tani që kishte filluar, fjalët i dilnin lumë. - I kam kursyer paratë e biletës së autobusit dhe vetëm pak ditë do të shkëputem nga mësimi. Por më duhet leja jote.

*Të lërë disa ditë mësimin*, mendoi Lidia. *Prindërit nuk do ta lejojnë kurrë këtë.*

Për habinë e saj, ata tundën kokën në shenjë pohimi.

- Ide shumë e mirë, - tha Marlina - Do të kesh mundësi ta shohësh nga afër jetën në kampus, deri vitin tjetër që do të shkosh të jetosh vërtet atje.

- Udhëtimi me autobus është mjaft i gjatë, - ia priti Xhejmsi. - Besoj se mund ta përballojmë biletën e avionit për një rast kaq të veçantë.

Neti i buzëqeshi së motrës si shenjë e një triumfi të dyfishtë: *Edhe ty të lanë të qetë, edhe mua më thanë "po".* Lidia, e cila po merrte salcë djathi me majën e thikës, mendonte vetëm një gjë: *Mezi po pret që të ikë.*

- E dini se kush është me mua në lëndën e fizikës? - tha ajo papritur. - Xhek Uolfi, ai që jeton në fund të rrugës, - dhe futi në gojë pirunin me sallatë, duke parë reagimin e familjes. Prindërve ky emër u kaloi sikur të mos e kishin dëgjuar fare.

- Lidi, tani që e mendoj, të shtunën mund të të ndihmoj të rishikosh shënimet, po të duash, - i tha e ëma.

- Ka ca kohë që nuk e shoh më Karenën. Pse nuk shkon në kinema me të ndonjëherë? Ju shoqëroj unë, - ia priti i ati.

Ndërsa Neti e ktheu kokën rrëmbimthi si të kishte dëgjuar ndonjë të shtënë. Lidia buzëqeshi dhe i mbante sytë te pjata. Pikërisht atë çast, vendosi që ajo dhe Xheku të bëheshin shokë.

Në fillim dukej e pamundur. Xheku kishte pothuajse një javë që nuk vinte në klasë dhe Lidias iu desh që, për ditë të tëra pas mësimit, të rrinte pranë makinës së tij para se ta gjente vetëm. Ditën e parë, Xheku doli nga ndërtesa me një bionde të vitit të tretë që Lidia nuk e njihte dhe u fsheh pas disa shkurreve për t'i përgjuar. Xheku i futi duart në xhepat e vajzës e më pas brenda palltos dhe, kur ajo bëri sikur u fye dhe e shtyu tutje, ai e hipi mbi shpatullat e tij dhe e kërcënoi se do ta hidhte në një pirg dëbore, ndërkohë që ajo klithte dhe qeshte duke e goditur pas shpine me grushte. Në fund, Xheku e uli dhe i hapi derën e makinës së tij *Beetle.* Biondja hipi dhe ata u larguan, duke lënë pas një shtëllungë tymi që doli nga marmita. Lidia e kuptoi që ata nuk do të ktheheshin më. Ditën e dytë, Xheku nuk erdhi fare dhe Lidia e mori më këmbë rrugën e lodhshme për në shtëpi. Dëbora i arrinte deri te pulpa e këmbës; gjatë gjithë dimrit, kishte bërë një i ftohtë i madh. Njëqind e gjashtëdhjetë kilometra më në veri, liqeni *Erie* kishte ngrirë; në Bufalo, dëbora kishte mbuluar çatitë e shtëpive dhe linjat elektrike. Në shtëpi, Neti, i cili nuk e mbante mend se kur kishte qenë hera e fundit që ishte kthyer i vetëm me autobus, e pyeti:

- Çfarë të ka ndodhur? - por Lidia nuk iu përgjigj; thjesht ngjiti shkallët duke përplasur këmbët.

Ditën e tretë, pasi pa Xhekun duke dalë vetëm nga shkolla, u mbush thellë me frymë dhe rendi drejt trotuarit. Si zakonisht, Xheku nuk kishte veshur as pallto dhe as doreza. Me dy gishtat e skuqur, shtrëngonte një cigare.

- Mund të më marrësh dhe mua me makinë sot? - e pyeti ajo.

- Zonjusha Li, - tha ai teksa hoqi me këmbë një shuk dëbore nga rrota e përparme. - Nuk duhej të kishe ikur me autobusin e shkollës?

Lidia ngriti supet dhe mbuloi qafën me shall.

- Nuk e kapa dot.

- Nuk do të shkoj drejt e në shtëpi.

- Për mua nuk ka asnjë problem. Bën shumë ftohtë dhe nuk dua ta bëj rrugën në këmbë.

Xheku futi dorën në xhepin e pasmë të pantallonave për të kërkuar çelësin.

- Je e sigurt që yt vëlla nuk e ka problem të rrish me një tip si puna ime? - e pyeti duke ngritur vetullën.

- Ai nuk është kujdestari im, - u përgjigj ajo dhe fjalët i dolën më me forcë nga sa donte, kurse Xheku, duke qeshur, nxori një shtëllungë tymi dhe u ul në vendin e shoferit. Lidia, me faqet flakë të kuqe, po bëhej gati të ikte kur Xheku u zgjat dhe hapi derën e pasagjerit.

Pasi hipi në makinë, nuk dinte çfarë të thoshte. Xheku ndezi makinën, futi marshin dhe në kroskot u ndez treguesi i shpejtësisë e ai i karburantit. Nuk kishte asnjë tregues tjetër. Lidias iu kujtua makina e prindërve: treguesit dhe dritat që tregonin nëse niveli i vajit ishte shumë i ulët, nëse motori ishte nxehur shumë, nëse e nisje makinën me frenat e dorës ende të ngritura apo me derën, bagazhin a kofanon hapur. Ata ishin mosbesues dhe kontrollonin vazhdimisht gjithçka, të kujtonin gjëra që duhej apo nuk duhej t'i bëje. Ajo nuk kishte dalë kurrë vetëm me një djalë - nëna ia kishte ndaluar të dilte me djem, edhe pse ajo nuk kishte tentuar ndonjëherë - dhe kuptoi se nuk kishte pasur kurrë një bisedë të vërtetë me Xhekun më parë. Kishte thjesht një ide të vakët të atyre çka ndodhnin në ndenjësen e pasme. Me bisht të syrit, vështronte profilin e Xhekut, hijen e mjekrës, që dukej më e errët se flokët e verdhë në të kuqërremë, e cila fillonte nga barsetat e zbriste deri poshtë gushës, si një njollë e lehtë qymyri që duhej fshirë.

- Atëherë, - i tha ajo dhe ndjeu se gishtat po i dridheshin, kështu që i futi në xhepat e palltos. - Mund të më japësh një cigare?

Xheku qeshi.

- Mos ia fut kot. Ti nuk pi duhan, - i tha ai, por, gjithsesi, ia zgjati paketën dhe Lidia mori një cigare. E pandehte të ngurtë e të rëndë, si një laps, por ishte e lehtë si pupël. Xheku i hodhi dhe çakmakun, pa ia ndarë sytë rrugës.

- Pra, paske vendosur që sot mos të të shoqërojë yt vëlla për në shtëpi.

Lidia e pikasi tonin e tij ironik dhe nuk e dinte nëse ai po tallej me të, me Netin apo me të dy.

- Nuk jam më fëmijë, - u përgjigj ajo duke ndezur cigaren që e kishte vënë mes buzëve. Tymi i dogji mushkëritë dhe i dha marrje mendsh, por, pas kësaj, u ndje më energjike dhe më e kthjellët. *Qenka njësoj si të presësh gishtin*, mendoi ajo: *dhembja dhe gjaku të kujtojnë që je gjallë*. Ajo shfryu dhe nga buzët i doli një shtëllungë tymi e më pas ia ktheu sërish çakmakun Xhekut. Ai tundi dorën.

- Fute në kroskot.

Kur Lidia e hapi atë, një kuti ngjyrë blu i ra te këmbët. Ajo shtangu dhe Xheku u shkri gazit.

- Çfarë ke? Nuk ke parë ndonjëherë “Trojan”, zonjusha Li?

Flakë e kuqe në fytyrë, Lidia i mblodhi prezervativët dhe i futi sërish në kutinë e hapur.

- Sigurisht që po, - ia ktheu dhe, teksa po i fuste në kroskot bashkë me çakmakun, po përpiqej të ndryshonte temë.

- Atëherë, si t’u duk provimi i fizikës sot?

Xheku turfulloi.

- Pandehja se nuk të interesonte shumë fizika.

- Rrezikon ende të ngelësh?

- Po ti?

Lidia ngurroi. E thithi fort cigaren, duke imituar Xhekun, dhe e mbështeti kokën pas teksa nxirrte tymin.

- Fizika nuk më intereson. S’dua t’ia di për të.

- Gjepura, - i tha Xheku. - Atëherë, si është e mundur që, sa herë që profesor Keli na jep detyrat e korrigjuara të shtëpisë, ti dukesh sikur do t’ia plasësh së qarës?

Nuk e kishte kuptuar që binte aq shumë në sy dhe një afsh i ngrohtë i skuqi faqet e më pasi i zbriti në qafë. Ndenjësja ku ishte ulur, kërciti dhe ndjeu një sustë që ia shtypi kofshën si të ishte grusht.

- Zonjusha Li duke pirë duhan, - tha Xheku dhe kërciti gjuhën. - Nuk do të nevrikoset vëllai yt kur ta marrë vesh?

- Jo aq shumë sa kur të marrë vesh se kam hipur në makinën

tënde, - tha Lidia dhe zbardhi dhëmbët. U duk sikur Xheku nuk e dëgjoi këtë. Ai uli xhamin e dritares dhe një shkulm i ftohtë ajri pushtoi makinën teksa hodhi bishtin e cigares në rrugë.

- Kaq shumë më urren?

- Lëri këto, - tha Lidia. - Të gjithë e dinë se ç'ndodh në këtë makinë.

Papritur, Xheku e ndali makinën në anë të rrugës. Sapo kishin arritur te liqeni dhe shikimin e kishte të ftohtë, si uji i akullt pas tij.

- Atëherë, bën mirë të zbresësh. Nuk është mirë që një tip si unë të të prishë punë. Kështu do të çosh dëm edhe mundësitë për të studiuar në Harvard si yt vëlla.

*Duhet ta urrejë shumë*, mendoi Lidia. *Po aq shumë sa e urren edhe Neti atë.* Ajo i përfytyroi të dy në një klasë gjatë gjithë atyre viteve: Netin, të ulur në rreshtat e parë, me fletoren mbi bankë, duke fërkuar rrudhën e vogël mes vetullave, ashtu siç bënte zakonisht kur mendohej: tej mase i përqendruar, pa e vrarë mendjen për çka ndodhte rreth e rrotull tij, e me përgjigjen në majë të gjuhës. Po Xheku? Xhekun e përfytyronte të ulur sa gjerë e gjatë në një qoshe në fund, me këmishën mbi pantallona dhe me njërën këmbë jashtë bankës. I qetë. I sigurt në vetvete. Indiferent për atë që mendonin të tjerët. Nuk ishte për t'u çuditur që nuk e duronin dot njëri-tjetrin.

- Unë nuk jam si ai, - tha Lidia.

Xheku e studioi gjatë, sikur donte të zbulonte vërtetësinë e fjalëve të saj. Nën ndenjësen e pasme të makinës, dëgjohej zhurma e motorit që hungërinte, sikur ankohej. Në cigaren e Lidias, hiri sa vinte e zgjatej si një krimb i hirtë. Ajo nuk tha asgjë, thjesht nxori një shtëllungë të vogël tymi në ajrin e ftohtë dhe u përpoq të fiksonte vështrimin e ngulët të Xhekut.

- Si është e mundur që i ke sytë të kaltër? - e pyeti ai më në fund. - Kinezët nuk i kanë kështu.

Lidia kapsalliti sytë.

- Ime më është amerikane.

- Mendoja se sytë ngjyrë kafe dominonin, - tha Xheku dhe vendosi dorën në mbështetësen e kokës së Lidias e u zgjat për ta

vështruar më me vëmendje, ashtu si vlerëson argjendari gurin e çmuar. Teksa e shikonte, Lidia ndjeu një therje pas qafe dhe ktheu kokën, duke fikur cigaren në tavllë.

- E po, jo gjithmonë.

- Nuk kam parë kurrë një kinez me sy të kaltër.

Nga afër, Lidia vuri re se Xheku kishte shumë puçrra në faqe, të zbehta, por të dukshme ama. Ashtu siç kishte bërë edhe i vëllai kohë më parë, ajo i numëroi: nëntë.

- E di që je e vetmja vajzë jo e bardhë në shkollë?

- Ashtu? Nuk e kisha vënë re, - ia ktheu ajo. Kjo ishte gënjeshtër. Pavarësisht syve të kaltër, nuk i kishte shkuar kurrë ndër mend se nuk vihej re mes turmës.

- Vë bast se ti dhe Neti jeni të vetmit kinezë në të gjithë Midëlludin.

- Mundet.

Xheku u rehatua sërish në ndenjësen e tij. Gërvishti lehtë materialin plastik të timonit dhe pak më vonë shtoi:

- Si është?

- Si është çfarë? - përsëriti Lidia me ngurrim. Ndonjëherë, ti e harron që je ndryshe nga të tjerët. Në sallën e mbledhjeve, në farmaci, në supermarket apo teksa dëgjon lajmet e mëngjesit, dorëzon një film fotografish për të larë apo kur blen vezë, të duket vetja si gjithë të tjerët. Ka raste kur e harron krejtësisht. Pastaj, herë të tjera, vë re vështrimet e vajzës në sektorin tjetër të supermarketit, të farmacistit, të arkëtarit dhe e sheh veten të pasqyruar në vështrimet e tyre si një njeri i papërshtatshëm. Sa herë që mendon se si dukesh në sytë e të tjerëve, të kujtohet sërish gjithçka. Këtë e vë re edhe në logon e *Peking Express* - një burrë i vizatuar me kapelën e lëkurëverdhëve, me sy të vegjël, dhëmbë si lepur dhe shkopinjtë e ushqimit në dorë. E vë re te fëmijët që luajnë në park dhe tërheqin sytë me gishta - "kinez, japonez, shiko këtu" - te djemtë më të mëdhenj në moshë që murmuritin: "Çing, çong, çang, çong, çing," dhe kalojnë rrugën duke bërtitur me të madhe që të dëgjohen. E sheh kur kamerierët, policët dhe shoferët

e autobusëve të flasin ngadalë, me fjalë të thjeshta, sikur nuk kupton. E sheh nëpër fotografi, ku askush tjetër nuk i ka flokët të zinj, sikur ajo të jetë prerë nga diku tjetër e të jetë ngjitur aty. Dhe thua me vete: *Prit pak,* ç'është kjo *këtu?* Më pas, kujtohesh se *ajo* je *ti.* E mban kokën ulur dhe mendon për shkollën, hapësirën, të ardhmen, duke u përpjekur që t'i harrosh të gjitha këto. Dhe arrin t'i harrosh, derisa përballesh sërish.

- Nuk e di, - u përgjigj ajo. - Njerëzit të damkosin para se të të njohin, - tha dhe befas i hodhi një shikim të zemëruar. - Pak a shumë siç bëre ti me mua. Njerëzit mendojnë se dinë gjithçka për ty. Por nuk je kurrë ashtu siç të pandehin.

Xheku heshti për një kohë të gjatë, duke vështruar kështjellën në qendër të timonit. Tani nuk do të bëheshin kurrë shokë. Ai e urrente Netin dhe, pas asaj që i tha, do ta urrente edhe atë. Do ta nxirrte me shkelma nga makina e do të ikte. Më pas, e habitur, vuri re se Xheku nxori paketën e cigareve nga xhepi dhe ia zgjati. Një ofertë për t'u pajtuar.

Lidia nuk e pyeti se ku po shkonin. Nuk e vrau shumë mendjen për justifikimin që do t'i thoshte së ëmës, për justifikimin - me një buzëqeshje vetëkënaqësie në fytyrë - që do të përdorte për të gjitha pasditet që do të kalonte me Xhekun: që kishte ndenjur pas mësimit për të ndjekur disa orë shtesë në fizikë. Nuk e vrau mendjen as për fytyrën e shqetësuar dhe të tronditur të Netit pasi ta zbulonte se ku kishte qenë. Teksa shikonte liqenin, ajo nuk kishte nga ta dinte se pas tre muajsh do të gjendej në fund të tij. Atë çast, thjesht mori cigaren dhe, kur Xheku ndezi çakmakun, e afroi ta ndizte te flaka.

# *tetë*

Xhejmsi e njeh shumë mirë këtë ndjesi. Nga akademia "Lloid" në Harvard e më pas në Midëllud, ai e ka përjetuar çdo ditë; një çast i shkurtër qetësie e më pas një therje e mprehtë që të kujton se nuk e ke vendin aty. Iu duk një ngushëllim i rremë, si ndonjë kafshë në kopshtin zoologjik, shtrirë në kafazin e vet, që shpërfill shikimet përreth dhe pretendon se është ende e lirë. Në këto momente, një muaj pas varrimit të Lidias, ai i çmon shumë ato çaste harrese.

Ndoshta dikush tjetër do të gjente prehje në një shishe uiski, vodka apo në një paketim me gjashtë birra. Por Xhejmsit nuk i ka pëlqyer kurrë alkooli dhe ai nuk e ndihmon që të harrojë; thjesht e skuq si panxhar apo si ta kishin rrahur në mënyrë të tmerrshme, ndërkohë që truri i punon me një shpejtësi marramendëse. Ai zakonisht bën shëtitje të gjata me makinë, duke e përshkuar Midëlludin me zigzage dhe duke ecur në autostradë deri në Klivlend para se të kthehet pas. Edhe pse merr hape për gjumë në farmaci, vazhdon ta shohë Lidian të vdekur në ëndrrat e tij. Çdo ditë që kalon, i vetmi vend ku harron gjithçka dhe nuk mendon asgjë, është shtrati i Luizës.

Marlinës i thotë se ka mësim apo takim me studentët; gjatë fundjavës, i thotë se duhet të korrigjojë provimet. Por këto janë

gënjeshtra. Pas vdekjes së Lidias, dekani e anuloi kursin e tij veror. "Pusho ca kohë, Xhejms," - i kishte thënë, duke i rrahur lehtë shpatullat. Këtë e bënte sa herë që duhej të qetësonte dikë: studentë të nevrikosur për shkak të një note të ulët, docentë të fyer nga subvencione të refuzuara. Detyra e tij ishte t'i bënte këta të ndiheshin pak më mirë, por, në fund, studentët nuk i përmirësonin kurrë notat nga shtatë në tetë dhe subvencionet nuk materializoheshin asnjëherë. Njeriu rrallë e arrin atë që do, ndaj duhet të mësohet të bëjë dhe pa të. Gjëja për të cilën Xhejmsi ka nevojë më shumë se kurrë tani, është të pushojë - por në shtëpi, qëndrimi është i padurueshëm. Çdo çast, pret që Lidia të shfaqet në derë apo të dëgjojë hapat e saj në dyshemenë e katit të sipërm. Një mëngjes, dëgjoi hapa në dhomën e Lidias dhe, pa u menduar fare, rendi sipër me një frymë, por aty gjeti Marlinën që lëvizte sa para-mbrapa në tryezën e punës së Lidias, duke hapur e duke mbyllur sirtarët. *Jashtë*, donte të ulërinte ai, sikur ky të ishte një vend i shenjtë. Që prej asaj dite, çdo mëngjes, merr çantën sikur do të shkojë të japë mësim dhe shkon deri në universitet. Magjepset kur hyn në zyrë dhe vështron fotografinë e familjes mbi tryezë, ku Lidia, asokohe sapo kishte mbushur të pesëmbëdhjetat, shikon drejt, sikur do të dalë nga xhami i kornizës e do t'i braktisë të gjithë. Pasditeve, e gjen sërish veten në apartamentin e Luizës, duke u zhytur mes krahëve e më pas mes këmbëve të saj, ku, falë Zotit, mendja i bie në qetësi.

Por, pasi largohet prej saj, kujtimet i zgjohen sërish dhe, çdo herë, nevrikoset edhe më shumë. Një natë, teksa po shkonte te makina e tij, mori një shishe që gjeti në rrugë dhe e përplasi pas murit të pallatit të Luizës. Net të tjera luftonte me tundimin për ta përplasur makinën pas ndonjë peme. Neti dhe Hana përpiqen t'i rrinë larg, ndërsa me Marlinën ka javë të tëra që nuk shkëmben asnjë fjalë. Me afrimin e 4 Korrikut, teksa kalon buzë liqenit, Xhejmsi shikon se dikush e ka mbushur dokun me flamuj e tullumbace të bardha e të kuqe. E ndal makinën në anë të rrugës dhe i shkul të gjitha, duke i plasur tullumbacet njëra pas tjetrës

me këmbë. Kur gjithçka zhduket nën sipërfaqen e ujit dhe doku mbetet i zhveshur e solemn, niset për në shtëpi, duke u dridhur.

Kur sheh Netin duke rrëmuar në frigorifer, zemërohet sërish.

- Po çon dëm korrentin, - i thotë. Neti e mbyll derën e frigoriferit në heshtje, pa thënë asnjë fjalë, dhe kjo e zemëron edhe më shumë Xhejmsin. - Gjithmonë nëpër këmbë duhet të më rrish?

- Më fal, - ia kthen Neti, i cili, në njërën dorë mban një vezë të zier, ndërsa në tjetrën një pecetë. - Nuk prisja që të vije.

Xhejmsi, edhe pasi zbriti nga makina, mes erës së tymit e të grasos në ajër, ndiente aromën e Luizës në trup, erë myshku dhe e ëmbël. Pyet veten nëse e nuhaste edhe Neti.

- Si nuk më prisje? - ia kthen. - Nuk kam të drejtë të futem në kuzhinën time pas një dite të lodhshme pune? - dhe lë çantën. - Jot ëmë ku është?

- Në dhomën e Lidias, - përgjigjet Neti dhe hesht për një çast. Më pas, shton: - Ka gjithë ditën që rri atje.

Nën vështrimin e të birit, Xhejmsi ndien një therje të fortë mes shpatullave, sikur Neti po e fajëson.

- Sa për dijeni, - i thotë ai, - kursi im veror është një përgjegjësi e madhe. Pastaj janë edhe konferencat, takimet, - dhe skuqet në fytyrë kur në mendje i regëtin kujtimi i një pasditeje: Luiza e ulur në gjunjë para karriges së tij teksa i zbërthen ngadalë zinxhirin, dhe papritur nevrikoset. Neti e vështron dhe lëviz buzët, sikur do që të bëjë një pyetje, por nuk arrin të shkojë përtej “p”-së... Papritur, Xhejmsi nevrikoset sërish. Që kur është bërë baba, ka menduar gjithmonë se Lidia i ngjante së ëmës: e bukur, me sy blu, me këmbë në tokë, kurse Neti atij: zeshkan, ngurron të shprehet dhe gati i merret goja kur flet. Në shumicën e rasteve, harron që Lidia dhe Neti ngjajnë shumë me njëri-tjetrin. Në këto çaste, në fytyrën e Netit, papritur, sheh të pasqyruar fytyrën e së bijës: e heshtur, me sy të zgurdulluar dhe dhembja që ndien e bën zemërgur. - Shoh që gjithë ditën rri në shtëpi. Nuk ke asnjë shok?

I ati ka vite që i thotë gjëra të tilla, por këtë çast, Neti ndien se diçka këputet, si një tel shumë i tendosur.

- Jo. Nuk jam si ti. Nuk kam konferenca. Nuk kam... takime, - thotë dhe rrudh hundën. - Vjen dhe erë parfum femrash. Nga takimet që ke, besoj.

Xhejmsi e zë kaq fort nga shpatullat, saqë i kërcasin noçkat.

- Si guxon të më flasësh në këtë mënyrë, - i thotë ai. - Mos bëj aludime. Ti nuk di asgjë për jetën time, - thotë dhe fjalët i dalin pa i menduar, si stërkala pështyme. - Ashtu siç nuk dije gjë për motrën tënde.

Mimika e Netit nuk ndryshon, por fytyra i ngrin si një maskë. Xhejmsi do që t'i kapë e t'i largojë ato fjalë si të jenë flutura nate, por tashmë ato kanë hyrë në veshët e të birit. Shikon shkëndija në sytë e Netit, të cilët kanë ngrirë si të jenë prej qelqi. Dëshiron t'i afrohet e ta prekë - në dorë, në shpatull e kudo, t'i thotë se nuk e kishte seriozisht, që e gjithë kjo nuk ndodhi për faj të tij. Por Neti godet kaq fort me grusht banakun e kuzhinës, saqë laminati i vjetër e i konsumuar çahet. Ai del rrëmbimthi nga dhoma dhe shkallët kërcasin nga hapat e tij të rëndë, ndërsa Xhejmsi lë çantën në tokë dhe mbështetet pas banakut. Dora i prek diçka të ftohtë e të lagësht: ajo çfarë kishte mbetur nga veza e zier që ishte shtypur dhe copat e lëvores që ishin futur në të bardhën e saj të butë.

Gjithë natën e kaloi duke menduar për këtë, për fytyrën e ngrirë të të birit dhe të nesërmen në mëngjes u ngrit herët. Duke marrë gazetën në verandë, në cep të saj, sheh datën e zezë e të zymtë: 3 korrik. Kanë kaluar dy muaj që prej ditës kur Lidia u zhduk. Në këto çaste, i duket e pabesueshme që, para dy muajsh, qëndronte ulur në zyrën e tij, duke korrigjuar provimet, dhe ndihej në siklet që kishte hequr një mollëkuqe nga flokët e Luizës. Deri para dy muajsh, 3 korriku kishte qenë një datë e gëzueshme, që për dhjetë vjet me radhë i kishte ngrohur zemrën: dita kur kishte ndodhur mrekullia e Marlina ishte kthyer. Tani gjithçka ka ndryshuar. Futet në kuzhinë, heq lidhësen nga gazeta dhe e hap atë. Aty, lexon një titull me shkronja të vogla: *Mësues dhe nxënës kujtojnë vajzën e zhdukur.* Artikujt për Lidian janë gjithnjë më të shkurtër e më të rrallë. Pas ca kohësh, nuk do të shkruajë më askush dhe ajo do të

harrohet. Xhejmsi e afron edhe pak gazetën. Është një ditë me re, por dritën e lë fikur, a thua se gjysmerrësira do ta zbusë atë që do të lexojë. Nga Karen Adler: *Ajo dukej e vetmuar. Nuk dilte kurrë me njeri.* Nga Pam Sonders: *Nuk kishte shumë shoqe dhe as të dashur. Djemtë as që e vinin re.* Në fund: *Mësuesi i fizikës së Lidias, Donald Keli, e kujton si studenten e vetme të vitit të dytë që merrte pjesë në një lëndë të vitit të tretë dhe thekson: "Punonte shumë, por ishte e veçuar nga grupi".* Ngjitur, ndodhet një artikull plotësues: *Shpesh, fëmijët me racë të përzier e kanë të vështirë të gjejnë vendin e tyre.*

Befas, bie telefoni. Sa herë që e dëgjon, gjëja e parë që i shkon në mendje, është: *E kanë gjetur.* Atë çast, një pjesë shumë e vogël e tij ulërin duke thënë se ka qenë thjesht një keqkuptim, një ngatërrim identiteti, një ëndërr e keqe. Pastaj, pjesa tjetër, e cila e di se si janë gjërat në të vërtetë, e përplas në tokë me një zhurmë të mbytur e aspak të këndshme: *Ti e pe vetë.* Dhe i kujtohen sërish, jashtëzakonisht qartë, duart e saj të fryra dhe fytyra e verdhë dhe e zbehtë.

Për këtë arsye, zëri i dridhet sa herë që përgjigjet në telefon.

- Zoti Li? - dëgjohet zëri i oficer Fiskut. - Më falni që po ju marr kaq herët. Si jeni sot?

- Mirë, - ia kthen Xhejmsi. Të gjithë ia bëjnë këtë pyetje dhe tashmë këtë gënjeshtër e ka në majë të gjuhës.

- Dëgjoni, zoti Li, - vazhdon oficeri dhe Xhejmsi e kupton që nuk është lajm i mirë. Askush nuk të thërret në emër me kaq këmbëngulje, nëse nuk përpiqet të tregohet i dhembshur. - Po ju telefonoj që t'ju bëj të ditur se kemi vendosur t'i mbyllim hetimet. Do ta klasifikojmë si një rast vetëvrasjeje.

Xhejmsit i duhet t'i përsërisë me vete këto fjalë që t'i kuptojë.

- Vetëvrasje?

Oficeri Fisk hesht për një çast dhe më pas shton:

- Asgjë nuk është *e sigurt* në hetimet e policisë, zoti Li. Do të doja të ishte kështu. Nuk është si nëpër filma, gjërat nuk janë kurrë kaq të qarta, - thotë dhe, ngaqë nuk i pëlqen të japë lajme të këqija, fshihet pas gjuhës zyrtare. - Në bazë të fakteve, vetëvrasja

duket si skenari më i mundshëm. Nuk ka prova për akte kriminale. Ajo ndihej e vetmuar. Notat po i përkeqësoheshin. Doli me varkë në liqen, edhe pse nuk dinte të notonte.

Xhejmsi ul kokën, ndërsa oficeri Fisk vazhdon. Toni i tij tani është më i butë, si një baba që ngushëllon djalin e tij të vogël.

- E dimë që ju dhe familja juaj nuk e keni të lehtë, zoti Li. Shpresojmë të paktën që kjo t'ju ndihmojë të vazhdoni rrjedhën normale të jetës.

- Faleminderit, - ia kthen Xhejmsi dhe ul receptorin. Marlina ndodhet pas tij, te pragu i derës, me një dorë mbështetur në anë të saj.

- Kush ishte? - e pyet ajo. Nga mënyra se si e shtrëngon robdëshambrin, duke e mbledhur në kraharor, Xhejmsi kupton që i ka dëgjuar të gjitha. Marlina ndez dritën dhe ai papritur, ndihet i ekspozuar dhe i zhveshur.

- Nuk mund ta mbyllin çështjen kështu, - thotë ajo. - Kushdo që e ka bërë, është ende i lirë.

- Kushdo që e ka bërë? Oficerët mendojnë se... - thotë Xhejmsi dhe më pas hesht. - Oficerët mendojnë se nuk është përfshirë ndokush tjetër.

- Oficerët nuk e njihnin. Atë duhet ta ketë çuar dikush te liqeni, - ia kthen Marlina dhe ngurron; në mendje, i kalojnë cigaret dhe prezervativët, por zemërimi që ndien, nuk e lë të mendojë gjatë për to dhe duket sikur edhe zëri i del i çjerrë. - Ajo nuk do të shkonte kurrë vetëm. Mendon se nuk e njihja time bijë?

Xhejmsi nuk i kthen përgjigje. E vetmja gjë që mendon, është: *Sikur të mos ishim shpërngulur këtu. Sikur të mos e kishte parë kurrë liqenin.* Heshtja mes tyre bëhet edhe më e rëndë, aq sa Marlina ngjethet.

- Ti i beson ata, apo jo? Mendon se ajo e ka bërë vetë këtë gjë, - thotë Marlina pa mundur ta shqiptojë fjalën "vetëvrasje"; vetëm mendimi se ajo e ka bërë atë, e acaron edhe më shumë. Lidia nuk do t'ia bënte kurrë një gjë të tillë familjes së saj, nënës së saj. Si mund ta besonte Xhejmsi këtë? - Duan ta mbyllin çështjen. Është

më e lehtë që t'i ndalin kërkimet, sesa të angazhohen seriozisht, - vazhdon ajo me zërin që i dridhet, dhe shtrëngon duart, me shpresën se të dridhurat do të ndalen. - Po të ishte e bardhë, do t'i vazhdonin hetimet.

Xhejmsit i duket sikur i bie qielli mbi kokë. Gjatë gjithë kësaj kohe, e bardha ka qenë vetëm ngjyra e letrës, e reve, e sheqerit. Mbiemri "kinez", në ato pak raste që përmendej, i referohej lojës damë, ndonjë evakuimi nga zjarri apo ushqimit të gatshëm, që Xhejmsit nuk i pëlqente. Kishte qenë objekt bisede po aq sa edhe fakti që qielli ndodhet lart apo që toka rrotullohet rreth diellit. Në mënyrë naive, ai ishte i bindur se për ta, ndryshe nga e ëma e Marlinës, ndryshe nga gjithë të tjerët, kjo gjë nuk përbënte ndonjë dallim të madh. Në këto çaste, fjalët e Marlinës - "Po të ishte e bardhë" - vërtetojnë atë së cilës Xhejmsi i është druajtur gjithnjë. Që gjithmonë brenda vetes, Marlina ka bërë dallime. *I bardhë dhe jo i bardhë.* Dhe ky është dallimi më i madh.

- Po të kishte qenë një vajzë e bardhë, - thotë ai, - kjo gjë nuk do të kishte ndodhur kurrë.

Marlina, ende e inatosur me policinë, nuk e kupton dhe kjo e zemëron akoma më shumë.

- Çfarë do të thuash? - pyet ajo dhe, nën dritën e kuzhinës, kyçet e duarve i duken të zbehta e të holla, buzët të tendosura dhe fytyra e ftohtë. Xhejmsit i kujtohet diçka: kohë më parë, kur ishin të rinj dhe gjëja më e tmerrshme që mund të mendonte ishte ndarja, e preku një herë me dorë dhe majat e gishtave të tij ia bënë mishin mornica-mornica. Të gjitha qimet e krahut iu elektrizuan. Ai çast, ajo lidhje, tani dukej aq e largët dhe e papërfillshme, sikur të kishte ndodhur në një tjetër jetë.

- Ti e di se ç'dua të them. Po të kishte qenë një vajzë e bardhë... - dhe ato fjalë duken aq të hidhura të thëna prej tij. *Po të kishte qenë një vajzë e bardhë. Po të kisha qenë një burrë i bardhë.* - Do të integrohej më mirë.

Shpërngulja kishte qenë e kotë dhe ai tani e kupton më së miri. Gjithandej, do të kishte qenë njësoj. *Shpesh, fëmijët me racë të*

*përzier e kanë të vështirë të gjejnë vendin e tyre.* Por gabimi ishte bërë kohë më parë dhe kishte qenë më i thellë, më rrënjësor: e kishte zanafillën atë mëngjes kur u martuan, kur gjykatësi ia hodhi sytë Marlinës dhe ajo tha “po”. Apo më parë, gjatë pasdites që kaluan së bashku, kur Xhejmsi qëndronte pranë shtratit, lakuriq dhe i ndrojtur, dhe ajo e mbërtheu për beli me këmbë dhe e tërhoqi nga vetja. Apo edhe më parë: atë ditë kur Marlina u zgjat te tavolina e tij dhe e puthi, duke e lënë pa frymë, si një goditje e fortë dhe e papritur. Një milion mundësi të vogla për të ndryshuar të ardhmen. Nuk duhej të ishin martuar kurrë. Nuk duhej ta kishte prekur kurrë. Ajo duhej të ishte kthyer, të kishte dalë nga zyra në korridor dhe të kishte ikur. Tani e ka më se të qartë: e gjithë kjo nuk duhej të kishte ndodhur kurrë. Kishte qenë një gabim.

- Në fund të fundit, nëna jote ka pasur të drejtë, - i thotë ai. - Duhej të ishe martuar me dikë më të ngjashëm me veten.

Para se Marlina të thotë diçka - para se ta kuptojë nëse është e zemëruar, e trishtuar apo e lënduar, para se ta kuptojë se ç’donte të thoshte Xhejmsi - ai është larguar.

Këtë herë, nuk e merr mundimin që të ndalet në fakultet. Shkon drejt e te shtëpia e Luizës, duke kaluar edhe me semafor të kuq dhe arrin pa frymë, si ta kishte bërë rrugën me vrap.

- Çfarë ke? - e pyet Luiza kur hap derën, e veshur dhe me krehër në dorë, me flokë ende të lagur, sepse s’kishte shumë që kishte dalë nga dushi. - Nuk të prisja kaq shpejt, - thotë ajo. Ora është nëntë pa një çerek dhe Xhejmsi dëgjon pyetjet që pasojnë habinë e saj: Do të rrish? Po gruaja jote? Ai nuk ka asnjë përgjigje. Tani që më në fund i tha ato fjalë me zë të lartë, ndihet çuditërisht më i lehtë. Dhoma i vjen vërdallë, prandaj lëshohet me forcë mbi divan.

- Duhet të hash diçka, - i thotë Luiza dhe shkon në kuzhinë e kthehet me një tas të vogël plastik. - Merre. - Ajo e hap me delikatesë kapakun dhe i zgjat tasin. Brenda, ndodhen tri simite të bardha si bora, me pjesën e sipërme që duket si një lule bozhure gati për të çelur, në mes të së cilës bie në sy një ngjyrë e kuqërreme e theksuar. Aroma e mirë e mishit të pjekur të derrit i shpon hundën.

- I bëra dje, - i thotë dhe më pas hesht. - E di çfarë janë?

Shumë kohë më parë, nëna e Xhejmsit i përgatiste këto në apartamentin e tyre të errët. Pasi piqte mishin e derrit, i shtypte mirë fetat dhe i fuste simitet në enën me avull, prej bambuje, që e kishte sjellë nga Kina. Ky ishte ushqimi i preferuar i të atit. *Char siu bau.*

Duke parë Luizën që rrezaton, Xhejmsi kupton se ka folur me zë të lartë. Ka dyzet vjet që nuk shqipton asnjë fjalë kinezisht dhe habitet që gjuha e tij është ende në gjendje të rrotullohet sipas formave të njohura. Nuk ka ngrënë një simite të tillë që prej fëmijërisë. Nëna ia jepte me vete për drekë, derisa ai i tha që të mos i vendoste më, sepse preferonte të hante atë që hanin djemtë e tjerë.

- Hë pra, - i thotë Luiza. - Provoje.

Ai zgjat dorën ngadalë dhe merr një simite nga tasi. Ajo është më e lehtë nga sa e mban mend dhe i duket sikur mban një re mes gishtave. E kishte harruar fare që mund të ekzistonte diçka kaq e butë. E hap simiten dhe shikon copat e mishit të derrit që shkëlqejnë si një zemër e kuqe e fshehur. Kur e fut në gojë, e shijon si një puthje: e ëmbël, e kripur dhe e ngrohtë.

Ai nuk pret që Luiza ta pushtojë në gji sikur të jetë një fëmijë i vogël e i turpshëm, dhe as ta tërheqë për në dhomën e gjumit. E shtyn në dysheme teksa zbërthen zinxhirin. Më pas, i ngre fustanin dhe e vendos sipër vetes, pikërisht aty, në dhomën e ndenjjes. Luiza rënkon, harkon kurrizin dhe Xhejmsi përpiqet t'i zbërthejë kopsat e këmishës, duke ia hequr e më pas i zbërthen edhe reçipetat, duke i shtrënguar gjoksin e rëndë dhe të rrumbullakët. Ndërkohë që Luiza lëviz para e mbrapa sipër tij, ai përqendrohet te fytyra, flokët e errët që i futen në gojë, te sytë ngjyrë gështenjë që mbyllen kur frymëmarrja e saj shpeshtohet dhe ulje-ngritjet e saj bëhen më ngulmuese. *Me një grua të tillë duhej të dashurohesha,* mendon ai. Një grua që të dukej kështu. Një grua që të ishte... si ai.

- Duhej të isha martuar me një vajzë si ti, - i pëshpërit më pas. Meshkujt u thonë gjithmonë gjëra të tilla dashnoreve të tyre, por

për të është një zbulim. Luiza, gjysmë e përgjumur në krahun e tij, nuk e dëgjon, por fjalët i vërtiten në vesh, duke e futur në ëndrra të koklavitura si çdo grua. *Do ta lërë... do të martohet me mua... unë do ta bëj të lumtur... nuk do të ketë gra të tjera.*

Në shtëpi, kur Neti dhe Hana zbresin nga dhomat e tyre, Marlina rri ulur dhe si e ngrirë në tavolinën e kuzhinës. Edhe pse ka kaluar ora dhjetë, ajo është ende me robdëshambër, të cilin e ka shtrënguar kaq shumë pas qafës, saqë ata e kuptojnë që ka lajme të këqija edhe para se ajo të përmendë fjalën "vetëvrasje".

- Është e vërtetë? - pyet Neti ngadalë. Marlina shkon drejt shkallëve pa vështruar asnjërin prej tyre, duke thënë vetëm:

- Sipas tyre, po.

Neti ka rreth gjysmë ore që trazon drithërat në fund të tasit, ndërkohë që Hana e vështron e nervozuar. Ai e ka mbikëqyrur çdo ditë shtëpinë e familjes Uolf, duke kërkuar Xhekun, për ta zënë në befasi, edhe pse nuk është i sigurt se për çfarë. Njëherë, ishte ngjitur edhe te shkallët e verandës dhe kishte përgjuar te dritarja, por në shtëpi nuk kishte kurrë njeri. *Volkswagen*-i i Xhekut ka ditë që nuk është aty. Në fund, Neti e shtyn tasin dhe rrëmben telefonin.

- Dil, - i thotë Hanës. - Dua të bëj një telefonatë. - Pasi ngjitet deri në gjysmë të shkallëve, Hana ndalet dhe dëgjon kërcitjet e vogla ndërkohë që Neti i bie numrit. - Oficer Fisk, - thotë ai një çast më vonë. - Jam Natan Li. Po ju telefonoj për motrën time, - dhe e ul zërin, por Hana arrin të kapë disa fragmente të bisedës: "Duhet ta merrni sërish në pyetje. Kam tentuar që të flas me të. I shmangej pyetjes." Nga fundi, dëgjohet vetëm një emër: "Xhek. Xhek." Duket sikur Neti nuk arrin t'ia shqiptojë emrin pa pështyrë.

Pasi e ul receptorin aq fort sa telefoni tringëllin, Neti mbyllet në dhomën e vet. Pjesëtarët e familjes pandehin se po bëhet histerik, por ai e di se në këtë histori fshihet diçka, në gjithë këtë mesele diçka nuk shkon dhe Xheku ka gisht. Nëse policia nuk e beson, as

prindërit nuk do ta besojnë. I ati është pothuajse i ikur gjatë gjithë kohës, ndërsa e ëma mbyllet në dhomën e Lidias; ai e dëgjon kur ecën para e mbrapa, si një kafshë në kërkim të presë së saj. Hana troket në derën e dhomës së vëllait, por ai vendos një disk me zë kaq të lartë, saqë nuk i dëgjon më trokitjet e saj apo hapat e së ëmës. Pas ca kohësh, askush nuk do ta mbajë mend se si shkoi ajo ditë; do të vishet me mjegull e do të lihet në hije nga ngjarjet e së nesërmes.

Në mbrëmje, Hana hap derën dhe përgjon. Një fashë drite depërton nga dera e Netit dhe një tjetër nga ajo e Lidias. Gjatë gjithë pasdites, Neti ka dëgjuar e ridëgjuar diskun e tij, por, më në fund, e ka fikur dhe, në këto çaste, në sheshpushim, mbizotëron një heshtje e thellë. Duke zbritur shkallët në majë të gishtave, Hana orientohet nëpër shtëpi me dritat fikur, ndërsa babai ende nuk ka ardhur. Në kuzhinë, pikon rubineti: *pik-pik-pik.* Ajo e di që duhet ta mbyllë, por, nëse e bën, në shtëpi do të pllakosë heshtja dhe në këto çaste do të ishte e padurueshme. Kur kthehet në dhomën e saj, përfytyron çezmën që pikon në kuzhinë. Pas çdo pike që bie, ajo përfytyron një tjetër që formohet dhe pikon mbi metalin e errët të lavamanit.

Dëshiron të shtrihet e të flejë në shtratin e së motrës, por, duke qenë se aty ndodhet e ëma, e ka të pamundur dhe, për t'u ngushëlluar, sillet vërdallë nëpër dhomë duke kontrolluar thesaret e saj, duke i nxjerrë njëri pas tjetrit nga vendet ku i ka fshehur e i vështron me ëndje. Poshtë dyshekut gjen lugën e vogël të filxhanëve të çajit të nënës. Pas librave në raft, gjen portofolin e vjetër të të atit, lëkura e të cilit është holluar si letër. Një laps i Netit me dhëmbëzime, që nxjerrin në pah drurin nën llakun e verdhë. Këto janë dështimet e saj. Sukseset janë zhdukur të gjitha: mbajtësja e çelësave të zyrës së babait, buzëkuqi më i mirë i nënës, *Rose Petal Frost*, unaza që Lidia vendoste në gishtin e madh dhe që eglendisej me të. Hana mban në duar sende që janë dëshiruar, përdorur e flakur tutje. "Nuk janë lodra," - i kishte thënë i ati. "Je shumë e vogël për të bërë tualet," - i kishte thënë e ëma. Lidia kishte qenë

më e drejtpërdrejtë: "Mos iu afro gjërave të mia!" Në çdo rast, Hana, e cila qëndronte pranë krevatit, kryqëzonte duart pas shpine ndërsa dëgjonte qortimet e tyre dhe tundte kokën, sikur t'i dinte përmendsh se çfarë do të thoshin. Kur ata iknin, i përsëriste fjalët e tyre me zë të ulët, duke i imagjinuar sikur qëndronin ende aty ku kishin qenë pak më parë.

Asaj i kanë mbetur vetëm ca gjëra të panevojshme, që nuk i hyjnë kujt në punë. Megjithatë, nuk i vendos në vendin e vet. Si për të kompensuar mungesën e interesit për to, i numëron me vëmendje, dy herë, fshin një njollë të errët nga luga dhe hap e mbyll xhepin e monedhave të portofolit. I ka mbledhur këto sende pak nga pak. Askush nuk e ka kuptuar që mungojnë.

Ajo e di që, pavarësisht se çfarë thotë policia, Neti është i bindur që Xheku e ka çuar Lidian te liqeni, që ai ka gisht në këtë ngjarje dhe është fajtor. Sipas të vëllait, Xheku e ka tërhequr në varkë, e ka hedhur në ujë dhe, kësisoj, shenjat e gishtave të tij duhet të kenë mbetur në qafën e saj. Por Neti gabohet në lidhje me Xhekun.

Dhe ajo e di këtë. Verën e kaluar, ajo, Neti dhe Lidia ishin në liqen. Bënte nxehtë dhe Neti ishte futur në ujë. Lidia kishte veshur kostumin e saj të banjës dhe po merrte rreze dielli e shtrirë mbi bar në një peshqir me vija, duke mbuluar sytë me dorë. Hana po përsëriste në mendje të gjitha nofkat e Lidias. *Lid. Lids. Lidi. Zemër. Vogëlushe. Engjëll.* Kurse atë të gjithë e thërrisnin thjesht Hana. Qielli ishte i kthjellët dhe, nën rrezet e diellit, uji dukej i bardhë si një pellg me qumësht. Përkrah saj, Lidia psherëtiu dhe e lëshoi edhe më shumë trupin në peshqir. Ajo vinte erë vaji bebesh dhe lëkura i shndriste.

Ndërkohë që Hana picërronte sytë dhe kërkonte Netin, ajo mendonte për nofkat që mund t'i vinin motrës së vogël. Mund ta quanin Hana Banana apo diçka që nuk kishte lidhje me emrin e saj, diçka që të tingëllonte e çuditshme, por, kur ta thoshin ata, të dukej e ëmbël dhe përkëdhelëse. *Miushe*, mendoi ajo. *Picirruke.* Më pas, aty kaloi Xheku me syzet mbi kokë, edhe pse rrezet e diellit ishin verbuese.

- Ki kujdes, - i tha ai Lidias. - Do të të mbeten njolla të bardha në fytyrë, nëse qëndron në atë pozicion. - Lidia qeshi, zbuloi sytë dhe u ngrit ndenjur. - Neti nuk është këtu? - pyeti më pas ai dhe u ul pranë tyre, ndërkohë që Lidia ia bëri me shenjë nga uji. Teksa Xheku nxori cigaret nga xhepi dhe ndezi një, Neti u gjend aty papritur, duke i parë me inat. Gjoksin e zhveshur e kishte plot me bulëza uji dhe flokët i pikonin mbi supe.

- Po ti, ç'kërkon këtu? - i tha ai Xhekut i cili fiku cigaren mbi bar dhe vuri syzet e diellit para se të ngrinte sytë.

- Po shijoj rrezet e diellit, - iu përgjigj ai. - Po mendoja edhe të kridhesha një herë, - tha dhe nga zëri nuk dukej aspak nervoz, por, prej nga ku ishte ulur, Hana arrinte të shihte sytë e tij pas xhamave të errët të syzeve, se si herë drejtoheshin nga Neti e herë diku përtej. Në heshtje, Neti u fut mes Xhekut e Lidias dhe mori peshqirin e papërdorur. Fijet e barit iu ngjitën pas kostumit të banjës dhe pulpave si shirita boje të gjelbër.

- Do të digjesh, - i tha ai Lidias. - Më mirë vishe bluzën.

- Jam mirë, - tha Lidia dhe i mbuloi sërish sytë me dorë.

- Po skuqesh, - këmbëngulte Neti që ia kishte kthyer kurrizin Xhekut sikur ai të mos ekzistonte. - Këtu. Dhe këtu, - i tha dhe preku në fillim shpatullën e Lidias e më pas klavikulën.

- Jam mirë, - tha ajo dhe e shtyu me dorë e u shtri sërish. - Je më keq se mami. Mos m'u ngjit si rrodhe. Më lër rehat.

Atë çast, Hana nuk e dëgjoi përgjigjen e Netit, sepse vëmendjen ia tërhoqi diçka tjetër. Një pikë uji rrëshqiti nga flokët e Netit si një miush i ndrojtur dhe i zbriti në qafë. Rrëshqiti ngadalë mes shpatullave dhe aty ku shpina harkohej, ra në pjesën e pasme të dorës së Xhekut, si të ishte duke rënë nga një shkëmb. Neti nuk e pa, sepse kishte kthyer kurrizin dhe as Lidia, që vështronte mes gishtave të dorës që mbante mbi sy. Vetëm Hana e pa të binte, që ishte ulur pak më pas, me krahët mbështjellë rreth gjunjëve. Asaj iu duk sikur dëgjoi zhurmën e një topi. Xheku u tremb. Ai vështronte pa lëvizur pikën e ujit si të ishte ndonjë insekt i rrallë që po bëhej gati të largohej. Më pas, pa vështruar askënd, e çoi dorën te goja dhe e lëpiu si të ishte mjaltë.

Ndodhi kaq shpejt, saqë, po të mos e njihte aq mirë veten, Hana do të mendonte se e kishte imagjinuar. Askush nuk e pa. Neti ishte ende me kurriz, ndërsa Lidia i kishte sytë mbyllur, se ia vriste dielli. Por ai çast kishte kaluar si vetëtimë para syve të Hanës. Vite të tëra brengosjeje e kishin bërë më të ndjeshme, si një qen të uritur kur nuhat aromën e ushqimit. Nuk mund të gabohej. E dalloi menjëherë: dashuri, një adhurim i thellë që nuk mpakej, përkundrazi, rritej dita-ditës; një dashuri e heshtur që nuk ndalej para asgjëje, por shtohej gjithmonë e më shumë. E njihte shumë mirë atë ndjesi, ndaj nuk çuditej. Iu duk sikur diçka i doli nga shpirti dhe hyri brenda trupit të Xhekut, por ai nuk e vuri re. Ai vështronte në anën tjetër të liqenit sikur nuk kishte ndodhur asgjë. Hana shtriu këmbën dhe preku këmbën e zhveshur të Xhekut: gishti i saj i madh preku gishtin e tij dhe vetëm atëherë ai i ktheu sytë nga ajo.

- Ç'kemi vogëlushe? - i tha duke i shpupuritur flokët me dorë. Hana ndjeu një pickim në kokë, sikur e zuri korrenti dhe flokët iu ngritën përpjetë. Sapo dëgjoi zërin e Xhekut, Neti ktheu sytë.

- Hana, - thirri ai dhe ajo u ngrit menjëherë, pa e ditur përse. Neti goditi Lidian me këmbë dhe i tha: - Ikim. - Ajo psherëtiu thellë, por gjithsesi mori peshqirin dhe shishen e vajit. - Mos iu afro motrës sime, - i tha Neti me shumë qetësi teksa po largoheshin. Lidia që po ecte duke shkundur peshqirin nga bari, nuk e dëgjoi, por Hana po. Dukej sikur po fliste për të, për Hanën, por e dinte që në të vërtetë e kishte fjalën për Lidian. Kur u ndalën në pritje për të kaluar rrugën, Hana hodhi një vështrim të shpejtë pas, që ishte shumë i shpejtë për ta vënë re Neti. Edhe Xheku po i shikonte teksa largoheshin. Kushdo do të pandehte se ai po shihte Lidian, me peshqirin lidhur përreth belit si një fund. Hana i buzëqeshi, por Xheku nuk ia ktheu dhe ajo nuk e kuptoi nëse ai nuk e pa apo ajo buzëqeshje ishte shumë pak për të.

Në këto çaste, ajo kujton fytyrën e Xhekut teksa shihte dorën e tij, sikur diçka e rëndësishme kishte rënë mbi të. Jo. Neti gabohet. Ato duar nuk do t'i bënin kurrë keq njeriu. Është e bindur për këtë.

Marlina, ulur në shtratin e Lidias, mbështjell gjunjët pas kraharorit si fëmijë i vogël, duke u përpjekur të kuptojë fjalët që Xhejmsi kishte thënë dhe ato që ajo mendonte se donte të thoshte. "Nëna jote kishte të drejtë që në fillim. Duhej të ishe martuar me dikë më të ngjashëm me veten"; me aq hidhërim ishin thënë ato fjalë, sa i dukej se ishte helmuar. I kishte dëgjuar edhe më parë dhe i përsëriste në heshtje, në përpjekje për t'u kujtuar se kur. Befas i erdhi ndër mend. Ditën e dasmës, në gjykatë: nëna e paralajmëroi për fëmijët e tyre, për faktin që nuk do të integroheshin. "Do të pendohesh," - i kishte thënë ajo, si të donte të thoshte se fëmijët do të ishin të çmendur, të çekuilibruar dhe fatkeqë e, me siguri, Xhejmsi, i cili ndodhej në sallën e pritjes, duhej t'i kishte dëgjuar të gjitha. Marlina thjesht i kishte thënë: "Sipas sime mëje, duhet të martohem me dikë më të ngjashëm me veten", e më pas i kishte fshirë të gjitha nga mendja, si të ishin pluhur në dysheme. Por ato fjalë duhej ta kishin torturuar Xhejmsin për shumë kohë. Duhej t'ia kishin mbërthyer zemrën dhe ta kishin brengosur shumë përgjatë viteve, aq sa qenë rrënjosur brenda tij. Ai kishte ulur kokën sikur të ishte vrasës, sikur gjaku i tij të ishte i helmuar dhe sikur të ishte penduar për ekzistencën e së bijës.

*Kur Xhejmsi të kthehet në shtëpi*, mendon Marlina, e mpirë nga dhembja, do t'i thotë: "*Do të martohesha një mijë herë me ty për të pasur Lidian. Një mijë herë. Mos e fajëso veten për këtë.*"

Por Xhejmsi nuk kthehet në shtëpi. As në perëndim, as në darkë dhe as në agim, kur të gjitha lokalet mbyllen. Marlina e kalon gjithë natën pa vënë gjumë në sy, me jastëkët mbështetur pas kokës së krevatit duke pritur të dëgjojë zhurmën e makinës së tij në rrugicë dhe hapat e tij nëpër shkallë. Në orën tre, ai ende nuk është kthyer, kësisoj, ajo vendos të shkojë në zyrën e tij. Rrugës për në universitet, e përfytyron të mbledhur kruspull në karrigen e tij me rrota, të pikëlluar nga trishtimi dhe me faqen e butë mbështetur pas tryezës. Ajo mendon se, kur ta gjejë, do ta bindë që nuk ishte faji i tij dhe do ta kthejë në shtëpi. Por, kur mbërrin, parkingu është bosh. I bie godinës tri herë rrotull, kontrollon të gjitha vendet ku

ai e lë zakonisht makinën, më pas, të gjitha vendet e rezervuara për docentët dhe në fund të gjitha vendparkimet me pagesë përreth. Asnjë shenjë e tij.

Në mëngjes, kur fëmijët zbresin poshtë, Marlina është ulur në tavolinën e kuzhinës, me qafën e mpirë dhe sytë e turbullt.

- Ku është babi? - pyet Hana dhe heshtja e nënës flet vetë. Ishte 4 Korriku dhe gjithçka ishte mbyllur. Xhejmsi nuk kishte miq në fakultet; me fqinjët, nuk kishte afrimitet dhe drejtorin e vet nuk e duronte dot. Mos vallë kishte pësuar ndonjë aksident? Mos duhej t'i telefononin policisë? Neti fërkon noçkat e gishtave pas së çarës mbi banak dhe i kujtohet parfumi në lëkurën e të atit, faqet e skuqura dhe acarimi i tij i menjëhershëm. *Nuk i kam asnjë borxh*, mendoi ai. Gjithsesi, i duket sikur po hidhet nga ndonjë shkëmb i lartë kur gëlltitet fort dhe thotë:

- Mami... ndoshta, unë e di se ku është.

Në fillim, Marlinës nuk i besohet. Xhejmsi nuk është i tillë. *Pastaj*, mendon ajo, *ai nuk njeh njeri. Nuk ka shoqe.* Në katedrën e historisë në Midëllud nuk ka gra dhe në të gjithë fakultetin ka shumë pak profesoresha. Kur mund të jetë njohur ai me një grua? Më pas, një mendim i tmerrshëm i kalon nëpër mend.

Ajo merr numëratorin e telefonit dhe e çon te shkronja "Ç", derisa gjen Çenin e vetëm të Midëlludit: "L. Çen, 105, Rruga 4, #3A". Dhe një numër telefoni. Bën të ngrejë receptorin, por çfarë t'i thotë? *Përshëndetje, dini gjë se ku ndodhet burri im?* Pa mbyllur ende numëratorin, merr rrëmbimthi çelësat e makinës nga banaku i kuzhinës.

- Ju rrini këtu, - thotë ajo. - Që të dy. Kthehem pas gjysmë ore.

Rruga 4 ndodhet pranë fakultetit; është një zonë e mbushur me studentë dhe, ndërkohë që e përshkon duke picërruar sytë për të lexuar numrat e ndërtesave, Marlina nuk ka asnjë plan të qartë në mendje. *Ndoshta Neti është gabuar*, mendon, *ndoshta po bëhem qesharake*. I duket vetja si një violinë e çakorduar, me telat e shtrënguar fort, deri në atë pikë sa dridhja më e vogël do ta bënte të zukaste. Më pas, para numrit 97, ajo shikon makinën e

Xhejmsit, të parkuar poshtë një panje të thatë. Katër gjethe të rëna mbulojnë xhamin e përparmë.

Çuditërisht, tani ndihet e qetë. Parkon makinën, futet në hyrjen 105 dhe ngjit shkallët deri në katin e tretë dhe troket vetëm një herë në derën e apartamentit 3A. Ora është pothuajse njëmbëdhjetë dhe Marlina buzëqesh kur dera hapet aq sa për t'u shfaqur Luiza, që mban ende në trup një këmishë ngjyrë blu.

- Përshëndetje, - thotë ajo. - Luiza, apo jo? Luiza Çen? Unë jam Marlin Li, - dhe pa pritur asnjë përgjigje, vazhdon: - Gruaja e Xhejms Lisë.

- Ah, po, - ia kthen Luiza dhe i heq sytë prej saj. -Të më falni, nuk jam veshur ende...

- E shoh, - ia kthen Marlina dhe mbështet dorën pas derës, duke e mbajtur të hapur. - Nuk do t'ju mbaj shumë. Dëgjoni, unë po kërkoj tim shoq. Mbrëmë nuk erdhi në shtëpi.

- Ashtu? - thotë Luiza duke u gëlltitur me vështirësi, por Marlina bën sikur nuk e vë re. - Kjo është e tmerrshme. Duhet të jeni mjaft e shqetësuar.

- Po. Shumë, - thotë ajo pa ia hequr sytë Luizës. Ato janë takuar vetëm dy herë, kalimthi, në një festë Krishtlindjeje në fakultet dhe në varrim, ndërsa tani Marlina e vështron me vëmendje. Ka flokë të gjatë e të zinj, qerpikë të gjatë që i mbulojnë sytë e ulur dhe buzë të vogla si një kukull. Një krijesë e vogël dhe e druajtur. *Një vajzë e re nuk mund të ndryshojë më shumë se kaq nga unë*, mendon ajo dhe ndjen një sëmbim. - Keni ndonjë ide se ku mund të jetë?

Luiza skuqet dhe Marlina pothuajse ndien keqardhje për të: fytyra e saj i thotë të gjitha.

- Nga ta di unë?

- Ju jeni asistentja e tij, apo jo? Punoni bashkë çdo ditë, - thotë dhe hesht për një çast. - Ai flet shpesh për ju në shtëpi.

- Vërtet! - çuditet Luiza dhe një ndjenjë kënaqësie e pushton të gjithën; Marlina e di shumë mirë se çfarë po mendon ajo. *Luiza është shumë e zonja. Shumë e talentuar. Shumë e bukur.* Marlina mendon: *Oh, Luiza. Sa e re që je!*

- Shkuat në zyrën e tij? - e pyet më në fund Luiza.

- Pak më parë nuk ishte aty, - ia kthen Marlina. - Ndoshta ka shkuar tani, - shton dhe vendos dorën te doreza e derës. - Mund ta përdor pak telefonin tuaj?

Luizës i ngrin buzëqeshja në fytyrë.

- Më vjen keq, - thotë ajo. - Hëpërhë, telefonin e kam me defekt, - dhe i hedh Marlinës një shikim të dëshpëruar, sikur lutet që ajo të heqë dorë e të largohet. Marlina pret duke e lënë Luizën si mbi gjemba. Duart nuk i dridhen më. Thellë-thellë, digjet nga inati, por e mban veten.

- Gjithsesi, faleminderit, - i thotë ajo. - Ishit shumë e sjellshme, - dhe hedh sytë pas kurrizit të Luizës, drejt dhomës së ndenjjes që duket nga pragu i derës dhe Luiza, gjithë ankth, kthen kokën pas, a thua se Xhejmsi ka dalë nga dhoma e gjumit, i pavetëdijshëm për asgjë. - Po ta shihni, - shton Marlina duke ngritur zërin, - thojini tim shoqi se po e pres në shtëpi.

Luiza gëlltitet sërish.

- Patjetër, - i thotë ajo dhe Marlina më në fund e lë që ta mbyllë derën.

# *nëntë*

Disa muaj më parë, po ziente një tjetër aventurë e fshehtë. Atë pranverë, pavarësisht kundërshtimit të madh të Netit, Lidia i kalonte pasditet me Xhekun në *Volkswagen*-in e tij: ata dilnin me të nëpër qytet ose ndaleshin pranë parkut të kolegjit, ose pranë këndit të lojërave apo në ndonjë vendparkim të boshatisur.

Pavarësisht se çfarë mendonte Neti, dhe Lidia kënaqej me këtë, pavarësisht çuçuritjeve të herëpashershme të atyre që e shihnin të hipte në makinën e Xhekut - *Ajo është apo më bëjnë sytë? E pamundur! Ajo? Nuk më besohet* - dhe pavarësisht pritshmërive të Lidias, e vërteta ishte më pak skandaloze. Ndërkohë që nxënësit e kolegjit rendnin për në klasë, fëmijët e kopshtit ngjiteshin në rrëshqitëse apo të apasionuarit pas bulingut shkonin për një lojë të shpejtë pas pune, ndodhte diçka që Lidias nuk ia kishte marrë kurrë mendja: ajo dhe Xheku flisnin. Qëndronin ulur dhe pinin duhan, me këmbët mbështetur në kroskotin e makinës teksa Lidia i tregonte histori për prindërit e saj: në klasë të dytë ajo kishte kopjuar një figurë zemre në enciklopedi, duke ngjyrosur çdo barkushe me bojëtush dhe nëna e kishte varur në dhomën e saj si një kryevepër. Kur ishte dhjetë vjeçe, e ëma i kishte mësuar si të maste pulsin dhe, në moshën dymbëdhjetëvjeçare, e kishte

bindur që të mos shkonte në ditëlindjen e Ket Malones - e vetmja ditëlindje në të cilën e kishin ftuar ndonjëherë - me qëllim që të përfundonte projektin e konkursit shkencor. Babai kishte këmbëngulur që ajo të shkonte në mbrëmjen e vitit të parë dhe i kishte blerë një fustan, por ajo e kishte kaluar mbrëmjen në qoshen më të errët të palestrës, duke numëruar minutat derisa të kthehej në shtëpi. Cili do të ishte një orar i pranueshëm? Tetë e gjysmë? Nëntë? Në fillim, u përpoq të mos e përmendte Netin, pasi e dinte se sa shumë e urrente Xheku. Por ajo nuk mund të fliste për veten duke përjashtuar atë dhe, për habinë e saj, Xheku po e pyeste vetë: Pse Neti donte të bëhej astronaut? Aq i heshtur sa ishte në shkollë, ishte dhe në shtëpi? Ajo i tregoi se si pas zbritjes së njeriut në Hënë, ai kishte kërcyer për ditë të tëra mbi lëndinë, duke u shtirur si Neil Armstrongu. I tregoi një rast kur ai ishte në klasë të gjashtë dhe e kishte bindur bibliotekaren që të merrte libra nga sektori i të rriturve, duke çuar në shtëpi libra fizike, mekanike, fluturimi, aerodinamike. I tregoi që, për katërmbëdhjetëvjetor, Neti kishte kërkuar një teleskop, por, në vend të tij, prindërit i kishin blerë një radio me zile, kështu që kishte kursyer paratë e tij të xhepit për të blerë një të tillë. I tregoi se kishte raste kur në darkë Neti nuk thoshte as gjysmë fjale se si e kishte kaluar ditën, sepse prindërit nuk e pyesnin kurrë. Xheku përthithte çdo gjë teksa i ndizte një cigare tjetër, ndërkohë që ajo flakte bishtin e kësaj të fundit nga dritarja apo kur ai i jepte paketën e vet, sepse asaj i mbaroheshin cigaret. Me kalimin e javëve, ajo ndihej gjithnjë e më pak në faj që e bënte Netin të dukej më patetik, sepse, çdo pasdite, ajo hynte në makinën e Xhekut dhe fliste për Netin dhe kjo gjë e mërziste gjithnjë e më shumë vëllanë e saj.

Nga mesi i muajit prill, Xheku filloi t'i mësonte Lidias makinën. Në fund të muajit, ajo do të mbushte gjashtëmbëdhjet vjeçe.

- Pedalin e gazit dhe atë të freksionit imagjinoji si çift, - i tha ai. - Kur ngrihet njëri, tjetri ulet. - Duke ndjekur udhëzimet e Xhekut, Lidia e lëshonte me delikatesë freksionin dhe shtypte gazin me majat e gishtave, ndërkohë që *Volkswagen*-i lëvizte

ngadalë në parkingun bosh të pistës së patinazhit në Rrugën 17. Më pas, motori fikej, duke e përplasur pas ndenjëses. Edhe pas një jave praktikë, ajo ende habitej me lëvizjen e dhunshme të atij çasti dhe me mënyrën se si makina dridhej e më pas binte në qetësi, si të kishte pësuar një infarkt.

- Provoje sërish, - i tha Xheku. Ai vuri këmbët te kroskoti dhe shtypi ndezësen e cigareve. - Lëshoje ngadalë dhe butë. Shtyp gazin dhe lësho freksionin.

Në fund të parkingut, hyri një makinë policie dhe bëri një kthesë 180 gradë, duke u drejtuar për nga rruga. *Nuk na kërkojnë ne*, thoshte Lidia me vete. Rruga 17, në dalje të qytetit, ishte e njohur për kontrollet e shpejtësisë. Megjithatë, syri ia kapte vazhdimisht makinën me ngjyrë të bardhë e të zezë. Ajo ktheu çelësin dhe e ndezi sërish makinën, e cila u fik menjëherë.

- Provoje sërish, - përsëriti Xheku, duke nxjerrë një paketë "Malboro" nga xhepi. - Po ngutesh shumë.

Ajo nuk e kishte kuptuar këtë, por ishte e vërtetë. Edhe dy javë e ndanin nga ditëlindja dhe mundësia për të marrë lejen e drejtimit, por asaj i dukej një pafundësi. *Me lejen e drejtimit,* mendoi ajo, *mund të shkoj kudo*. Ajo mund të dilte nga qyteti, të kalonte Ohajon dhe të shkonte deri në Kaliforni, po të donte. Edhe pasi Neti të ikte - këtë mendim përpiqej ta fshinte nga mendja - nuk do të mbetej e izoluar me prindërit; do të kishte mundësi t'ia mbathte kur të donte. Vetëm kur e mendonte këtë gjë, i dridheshin këmbët dhe donte t'ia fuste vrapit.

*Ngadalë,* mendoi ajo duke marrë frymë thellë. *Janë si çift. Njëri ngrihet, tjetri ulet*. Babai i kishte premtuar se do t'ia mësonte makinën sapo të merrte lejen e drejtimit të fillestarëve, por Lidia nuk donte të mësonte me makinën e tyre. Ajo ishte e qetë dhe e bindur, si ndonjë pelë me moshë mesatare. Po të mos lidhje rripin e sigurimit, lëshonte një fishkëllimë me zë të ulët si të ishte një mbikëqyrës vigjilent. "Kur të marrësh lejen e drejtimit, - i kishte thënë i ati, - mund të marrësh makinën të premten mbrëma, që të dalësh me shoqet." "Po të marrësh nota të mira," - shtonte e ëma, nëse ishte aty rrotull.

Lidia e shtypi pedalin e freksionit deri në fund dhe e ndezi sërish makinën, duke shtrënguar levën e marshit. Ora ishte pothuajse pesë e gjysmë dhe pas pak duhej të shkonte në shtëpi, sepse e priste e ëma. Sapo u mat të lëshonte freksionin, i rrëshqiti këmba. Makina u tund dhe u fik. Sytë e oficerit që ndodhej në makinën e policisë u zhvendosën drejt tyre dhe më pas sërish drejt rrugës.

Xheku tundi kokën.

- Do ta provojmë sërish nesër, - tha ai.

Rezistenca e ndezëses së cigareve ishte e nxehtë kur Xheku e tërhoqi dhe vendosi një cigare në qendër të saj. Metali i nxehtë filloi të digjte majën e cigares, e cila nga e zezë, u bë portokalli, si të ishte duke i dalë boja. Ai ia dha Lidias dhe, pasi ndërruan vendet, ndezi dhe një tjetër për vete.

- Për pak ia dole, - i tha duke ecur drejt daljes së vendparkimit.

Lidia e dinte se kjo ishte një gënjeshtër, por tundi kokën në shenjë pohimi.

- E pra, - i tha ajo me zë të ngjirur. - Herën tjetër, - dhe teksa u futën në Rrugën 17, nxori një shtëllungë të gjatë tymi drejt makinës së policisë.

- Atëherë, do t'i thuash vëllait tënd që kemi dalë bashkë dhe që unë jam djalë i mirë? - e pyeti Xheku kur pothuajse kishin mbërritur në shtëpi.

Lidia buzëqeshi. Ajo dyshonte se Xheku dilte edhe me vajza të tjera - kishte ditë kur ai zhdukej bashkë me *Volkswagen*-in e tij pa lënë gjurmë - por me të ishte i sjellshëm: nuk e kishte kapur kurrë as për dore. Kësisoj, ç'të keqe kishte nëse ishin thjesht shokë? Në pjesën më të madhe të rasteve, ajo hipte vetë në makinë dhe e dinte që Neti e kishte vënë re. Në darkë, teksa i tregonte së ëmës për notat apo projektet dhe orët e studimit jashtë orarit, apo të atit për permanentin e Shelit apo fiksimin e Pamit për Dejvid Kasidin, Neti e vështronte, pjesërisht i zemëruar e i shqetësuar, si të donte të thoshte diçka, por nuk gjente dot mënyrën e duhur. Ajo e dinte se çfarë mendonte ai, por nuk i bëhej vonë. Ndonjë mbrëmje, shkonte në dhomën e Netit, ulej në parvazin e dritares dhe ndizte një cigare, duke e nxitur atë të thoshte diçka.

- Nuk ka për të më besuar kurrë, - iu përgjigj ajo.

Ajo zbriti pak më përpara, kurse Xheku mori kthesën dhe u fut në rrugicë ndërkohë që Lidia ecte drejt shtëpisë, si ta kishte bërë të gjithë rrugën në këmbë. Të nesërmen, mendoi ajo, do të fuste marshin e parë dhe do të ecte nëpër parking, ndërsa rrotat do të kalonin sipër vijave të bardha. Këmbët e saj do të mësoheshin me pedalet dhe do të shkathtësoheshin. Shumë shpejt, mund të ecte edhe në autostradë, duke i futur të tretin, më pas të katërtin, dhe do të shkonte e vetme në ndonjë vend.

Por gjërat nuk do të shkonin kështu.

Kur shkoi në shtëpi dhe u fut në dhomën e saj, Lidia ndezi gramafonin, ku ndodhej disku që i kishte dhuruar Hana për Krishtlindje dhe, për habi, ajo e dëgjonte vazhdimisht atë. Gjilpërën e gramafonit e vendosi katër centimetra nga buza e diskut, duke e drejtuar në pjesën ku ishte kënga e saj e preferuar, por nuk e kishte vendosur ku duhej dhe, papritur, dhoma u pushtua nga zëri i Pol Sajmonit: *Hey, let your honesty shine, shine, shine...*

Kur dëgjoi disa trokitje të lehta në derë, e ngriti volumin e muzikës në maksimum. Një çast më vonë, Marlina ndjeu se i dhembën noçkat, prandaj hapi derën dhe futi kokën brenda.

- Lidia. *Lidia*, - thirri ajo, por kur pa që vajza nuk po e kthente kokën, ngriti gjilpërën e gramafonit dhe në dhomë ra qetësia, ndërkohë që disku rrotullohej bosh poshtë dorës së saj. - Tani po. Si arrin të mendosh me gjithë këtë zhurmë?

- Nuk më bezdis.

- I mbarove detyrat? - e pyeti, por ajo nuk iu përgjigj. Marlina mblodhi buzët dhe shtoi: - Ti e di që nuk duhet të dëgjosh muzikë, nëse nuk i ke përfunduar detyrat.

Teksa gërvishtte thoin, Lidia tha:

- Do t'i bëj pas darke.

- Bën mirë t'i fillosh tani. Kështu do të kesh kohë për t'i mbaruar të gjitha dhe t'i bësh ashtu siç duhet, - i tha ajo dhe mori një çehre tjetër, më të ëmbël. - Zemër, e di që shkolla e mesme mund të të duket e parëndësishme, por të ndihmon të hedhësh bazat e

jetës. - Ajo u mbështet pas krahut të karriges së Lidias dhe filloi t'i përkëdhelte flokët. Ishte shumë e rëndësishme që ta bindte, por nuk dinte se si. Zëri iu drodh disa herë, por Lidia nuk e vuri re këtë. - Më dëgjo, të lutem! Mos e ço jetën dëm.

*O Zot*, mendoi Lidia, *mos fillo sërish.* Ajo kapsalliti sytë me forcë dhe e ktheu vështrimin nga qoshja e tavolinës, ku ishin vendosur disa artikuj që nëna i kishte prerë muaj më parë dhe që tani i kishte mbuluar pluhuri.

- Më shiko mua, - tha Marlina teksa e kapi Lidian nga mjekra dhe mendoi për të gjitha gjërat që e ëma nuk ia kishte thënë kurrë dhe që gjithnjë kishte dëshiruar t'i dëgjonte. - Ke gjithë jetën përpara. Mund të bësh ç'të duash, - dhe ndali, kurse sytë i shkuan te rafti i mbushur me libra pas supeve të së bijës, te stetoskopi mbi bibliotekë dhe mozaiku i saktë i tabelës periodike. - Kur të vdes, dua të mos i harrosh këto.

Ajo që donte t'i thoshte, ishte: *Të dua shumë. Të dua shumë.* Por ato fjalë e lanë Lidian pa frymë: *Kur të vdes.* Gjatë verës së disa viteve më parë, ajo kishte menduar vërtet se e ëma mund të kishte vdekur dhe ato javë e muaj i kishin shkaktuar një dhembje të vazhdueshme në gjoks, si një plagë që rrihte pa pushim. Ajo kishte bërë një premtim: do të bënte çdo gjë që do t'i thoshte e ëma. Çdo gjë. Vetëm që ajo të mos ikte sërish.

- E di, mami, - i tha ajo. - E di, - dhe nxori fletoren nga çanta. - Po filloj menjëherë.

- Sa vajzë të mirë që kam! - ia ktheu Marlina dhe e puthi në kokë, te vija ndarëse e flokëve dhe Lidia, më në fund, u mbush me frymë: erë shampo, sapun dhe mente. Një aromë që kishte gjithë jetën që e nuhaste, një aromë që, sa herë që e ndiente, kuptonte se i kishte munguar. E shtrëngoi të ëmën rreth belit kaq fort, saqë po ndiente në faqe rrahjet e saj të zemrës.

- Mjaft tani, - i tha më në fund Marlina, duke e goditur lehtë dhe me shaka pas shpine. - Futju punës. Pas gjysmë ore do të hamë.

Gjatë gjithë darkës, Lidia bluante në mendje bisedën që kishte bërë me të ëmën. I jepte kurajë vetes duke menduar vetëm një gjë:

më vonë, do t'i tregonte gjithçka Netit dhe do të ndihej më mirë. Ajo kërkoi leje që të ngrihej më parë se të tjerët nga tavolina, duke mos e prekur pjatën fare.

- Duhet të mbaroj detyrat e fizikës, - tha duke e ditur që e ëma nuk do të kundërshtonte. Kështu, para se të ngjitej, kaloi pranë tavolinës së paradhomës, ku i ati kishte lënë letrat që kishin ardhur me postë para darke dhe syri i zuri një zarf: stema e Harvardit në cep dhe poshtë shkruhej: *Zyra e pranimeve.* E grisi zarfin dhe lexoi:

*I dashur zoti Li. Jeni i mirëpritur të vizitoni mjediset universitare nga data 29 prill deri në 2 maj dhe për vizitën tuaj kemi caktuar një student që do t'ju presë.* Ajo e dinte se një gjë e tillë do të ndodhte, por nuk i ishte dukur e vërtetë deri në atë çast. Një ditë pas ditëlindjes së saj. Pa u menduar dy herë, e grisi letrën dhe zarfin në dy copa. Në atë çast, Neti doli nga kuzhina.

- M'u duk sikur dëgjova diçka këtu, - tha ai. - Mund të ma japësh pak... - Ndërkaq, sytë i zunë stemën e kuqe në zarf dhe letrën e grisur në dorën e Lidias, dhe shtangu.

Lidia u skuq dhe tha:

- Nuk është asgjë me rëndësi. Unë nuk... - dhe nuk dinte ç'të thoshte, por që të dy e dinin që i kishte kaluar caqet.

- Ma jep, - tha Neti dhe ia mori letrën nga dora. - Është imja. O Zot! Çfarë kishe ndër mend të bëje?

- Doja thjesht... - Lidia nuk dinte se çfarë të thoshte.

Neti bashkoi copat grisura të letrës, sikur do ta kthente sërish ashtu siç ishte.

- Ka të bëjë me vizitën time. Çfarë dreqin mendove? Që, po të mos e merrja këtë, nuk do të shkoja dot? - Tek fliste kaq ftohtë, ajo dukej si një përpjekje idiote dhe mjerane dhe Lidia ndjeu se sytë po i mbusheshin me lot, por Neti nuk donte t'ia dinte. Ishte njësoj sikur t'i kishte vjedhur diçka. - Ngulite mirë në mendje: unë do të shkoj. Do të shkoj atë fundjavë. Dhe do të shkoj edhe në shtator, - tha dhe rendi drejt shkallëve. - O Perëndi! Mezi po pres të iki nga kjo shtëpi. - Atë çast, dera e dhomës së tij në katin e dytë u përplas

dhe Lidia e dinte se ai nuk do t'ia hapte: edhe nëse e bënte, ajo nuk dinte se çfarë t'i thoshte, por, gjithsesi, kjo nuk e ndaloi të trokiste pa reshtur.

Pasditen e së nesërmes, teksa ndodhej në makinë me Xhekun, ajo i fikej vazhdimisht, derisa Xheku i tha që ta linin me aq.

- E di se ç'duhet të bëj, - iu përgjigj Lidia. - Por nuk po e bëj dot, - tha dhe tërhoqi me forcë levën e marshit. *Si çift,* u kujtua ajo. Gazi dhe freksioni janë si çift. Pikërisht atë çast, kuptoi që kjo nuk ishte e vërtetë. Nëse njëri ngrihej, tjetri duhej të ulej. Kështu funksiononte gjithçka. Në fizikë kishte kapur notën shtatë, në histori kishte zbritur te gjashta. Të nesërmen, duhej të dorëzonte një detyrë në lëndën e anglishtes - dy mijë fjalë për Folknerin - por nuk po gjente dot as librin. *Ndoshta kjo puna e çiftit nuk ekziston*, mendoi ajo. Nga të gjitha ato që kishte studiuar, në mendje i kishte mbetur veçanërisht një gjë: *Për çdo veprim, ekziston një kundërveprim.* Njëri ngrihej dhe tjetri ulej. Njëri fitonte dhe tjetri humbiste. Njëri ia mbathte dhe tjetri izolohej përgjithmonë.

Ky mendim e torturoi për ditë të tëra. Edhe pse Neti - tashmë ishte qetësuar pas ngjarjes me letrën - kishte filluar t'i fliste sërish, Lidia nuk ishte në gjendje as ta përmendte dhe as t'i kërkonte falje. Çdo mbrëmje, pas darke, pavarësisht qortimeve të ashpra të së ëmës, ajo qëndronte vetëm në dhomën e saj, në vend që të endej nëpër korridor në majë të gishtave duke kërkuar vëmendje. Një natë para ditëlindjes së saj, Xhejmsi i trokiti në derën e dhomës.

- Gjatë javëve të fundit, më je dukur e mërzitur, - i tha ai dhe i zgjati një kuti të veshur me kadife ngjyrë blu, sa një pako letrash bixhozi. - Mendova se një dhuratë e parakohshme mund të të gëzojë. - Ai ishte menduar mirë për atë dhuratë dhe ndihej krenar për të. I kishte kërkuar mendim edhe Luizës se ç'mund t'i pëlqente një adoleshenteje dhe ishte i bindur se këtë herë Lidia do ta pëlqente. Në kuti, ndodhej një varëse me zemër argjendi.

- Është shumë e bukur, - tha Lidia e habitur. Më në fund një dhuratë e vërtetë; nuk ishte libër, as këshillë, por diçka që asaj i pëlqente, dhe jo diçka që të tjerët pëlqenin për të. Ishte varësja që

kishte dëshiruar kaq shumë për Krishtlindje. Ajo i rrëshqiti mes gishtave si një rrëke uji dhe kaq shpejt gjarpëronte, sa dukej si e gjallë.

Xhejmsi i preku gropëzën e faqes dhe rrotulloi gishtin: një lojë që e bënte ngaherë.

- Hape, - i tha.

Lidia hapi medaljonin dhe shtangu. Brenda ndodheshin dy fotografi sa një thua: e të atit dhe e saja kur kishte dalë për mbrëmjen e klasës së nëntë, një vit më parë. Gjatë gjithë rrugës për në shtëpi, Lidia nuk kishte pushuar së thëni se sa shumë ishte kënaqur. Në fotografi, babai kishte buzëqeshur ëmbël, ngrohtë dhe plot shpresë, kurse ajo e kishte hedhur vështrimin gjetkë: ishte serioze, e inatosur dhe e zymtë.

- E di që ky ka qenë një vit i vështirë për ty dhe nëna kërkon shumë prej teje, - i tha Xhejmsi. - Por mos harro që shkolla nuk është gjithçka. Nuk është aq e rëndësishme sa miqësia apo dashuria, - dhe vuri re një rrudhë të hollë mes vetullave të Lidias, çka tregonte se ajo ishte e shqetësuar, dhe dy rrathë të errët poshtë syve nga netët që kishte kaluar duke studiuar. Xhejmsi donte ta sheshonte atë rrudhë me gishtin e tij të madh e t'i fshinte ato hije si të ishin pluhur. - Sa herë që ta shohësh këtë, kujtohu se çfarë është vërtet e rëndësishme në jetë. Sa herë që ta shohësh, dua që të buzëqeshësh. Më premton?

Ai luante me kapësen e varëses dhe mundohej që të hapte sustën e vockël të saj.

- Doja ta merrja prej floriri, por dikush më tha se, këtë vit, të gjithë zgjedhin argjendin, - shtoi më pas. Lidia përshkoi me gisht kutinë e kadifenjtë. Babai merakosej gjithmonë për atë që bënin *të gjithë:* "Më vjen shumë mirë që do të shkosh në mbrëmje, zemër, të gjithë do të shkojnë." "Flokët të shkojnë kështu, Lidi, të gjitha vajzat i mbajnë flokët të gjatë tani, apo jo?" Sa herë që ajo buzëqeshte, ai i thoshte: "Duhet të buzëqeshësh më shumë, të gjithëve u pëlqejnë vajzat që buzëqeshin." A thua sikur një fustan, flokët e gjatë dhe një buzëqeshje do të arrinin të fshihnin ato që

të tjerët shihnin tek ajo. *Nëse nëna do ta kishte lejuar që të dilte ashtu si vajzat e tjera,* mendoi ajo, *ndoshta nuk do të kishte aspak rëndësi se si dukej* - Xheki Harperi kishte një sy blu dhe një të gjelbër, ama një vit më parë e kishin përzgjedhur si vajzën më të pëlqyer të shkollës. Po të ishte si të tjerat, ndoshta askujt nuk do t'i interesonte që ajo e kalonte gjithë kohën duke studiuar, që në fundjavë nuk dilte dot para se të mbaronte të gjitha detyrat dhe që e kishte të ndaluar të dilte me djem. Një nga një, këto gjëra edhe mund të kapërceheshin, por të gjitha së bashku, nuk kishte fustan, libër apo medaljon që mund ta ndihmonte.

- Më në fund, - tha Xhejmsi kur arriti ta hapte kapësen. Ia mbërtheu varësen pas qafe dhe ajo ndjeu ftohtësinë e metalit, si të ishte një unazë prej akulli. - Si të duket? Të pëlqen? - e pyeti ai. Lidia e kuptoi: kjo ishte një mënyrë për t'i kujtuar gjithçka që ai dëshironte për të. Si një fije peri rreth gishtit, por në këtë rast rrotulluar rreth qafës.

- Është shumë e bukur, - pëshpëriti ajo dhe zërin e saj të ulët, Xhejmsi e mori si mirënjohje të thellë.

- Më premto që do të shkosh mirë me të gjithë. Nuk mund të kesh përherë shumë miq, - i tha ai dhe Lidia mbylli sytë e tundi kokën në shenjë pohimi.

Të nesërmen, me rastin e ditëlindjes, ajo e vendosi varësen në qafë ashtu siç i kishte sugjeruar i ati.

- Pas mësimit, - i tha Xhejmsi, - do të të shoqëroj në provimin për lejen e drejtimit dhe mësimin e parë të makinës do ta bëjmë para darke.

Ndërkohë, e ëma shtoi:

- Dhe, pas darke, do të hamë tortë. Kam edhe një dhuratë të veçantë për vajzën që ka ditëlindjen.

*Që duhet të jenë libra,* mendoi Lidia. Atë mbrëmje, Neti duhej të bënte valixhet gati. Gjatë gjithë ditës, ajo e kishte ngushëlluar veten duke menduar: *Pas gjashtë orësh, do të kem lejen e drejtimit në xhep. Pas dy javësh, mund të marr makinën dhe të iki.*

Në orën tre, babai parkoi para shkollës, por, kur Lidia mori

çantën dhe eci drejt makinës, u habit kur pa dikë të ulur në ndenjësen e pasagjerit: një grua kineze, një vajzë, në fakt, me flokë të gjatë e të zinj.

- Më në fund të takova, - i tha vajza, ndërkohë që Lidia po hipte pas. - Jam Luiza, asistentja e babait tënd.

Xhejmsi priti derisa një grup studentesh të vitit të tretë të kalonin rrugën qetë-qetë.

- Luiza ka një orar te dentisti dhe, duke qenë se e kam rrugën andej, i thashë të vinte me mua.

- Nuk duhej të kisha pranuar, - ia ktheu ajo. - Duhej ta kisha anuluar dhe kaq. E kam shumë *zët* dentistin.

Duke kaluar para makinës, një nga djemtë i pa duke buzëqeshur nga xhami i përparmë dhe tërhoqi sytë me gishta. Të tjerët qeshën dhe Lidia u struk në ndenjëse. Më pas, e kuptoi: ndoshta djemtë pandehën se Luiza ishte nëna e saj. E sikletosur, pyeti veten nëse edhe i ati ishte në siklet, por, në ndenjësen e përparme, Xhejmsi dhe Luiza nuk kishin vënë re asgjë.

- Vë bast dhjetë dollarë që nuk ke fare karies, - i tha Xhejmsi.

- Pesë, - ia ktheu Luiza. - Jam një e sapodiplomuar e varfër dhe jo një profesoreshë e pasur, - dhe e goditi me shaka në krah, por Lidia u trondit nga ëmbëlsia se si ajo vështroi babanë e saj. Nëna e vështronte të atin në atë mënyrë në darkë vonë, kur ai ishte zhytur në lexime dhe ajo përkulej gjithë dashuri te kolltuku i tij, para se ta tërhiqte për në shtrat. Dora e Luizës vazhdonte të ishte mbi krahun e të atit dhe Lidia nuk po ua hiqte sytë, atij dhe asaj vajzës, të dy të rehatuar në ndenjëset e parme si një çift i martuar, një portret që kishte si kornizë xhamin e përparmë të makinës dhe papritur mendoi: *Kjo vajzë shkon në shtrat me babanë tim.* Nuk i kishte ndodhur kurrë të mendonte se i ati mund të kishte dëshira. Si çdo adoleshente, parapëlqente të mendonte - pavarësisht ekzistencës së saj - se prindërit ishin gjithnjë të dëlirë. Por diçka në batutat e tyre dhe në mënyrën se si i ati dhe Luiza preknin njëri-tjetrin, e tronditi ndjeshmërinë e saj të pafajshme. Për të, hapësira e vogël që i ndante ishte kaq e zjarrtë, saqë ajo u skuq. Ishin dashnorë. Ishte

e bindur për këtë. Dora e Luizës ishte ende mbi krahun e të atit dhe nuk lëvizte, sikur ajo lloj përkëdheljeje të ishte normale. Në fakt, Xhejmsi as që e kishte vënë re: Marlina ia vendoste shpesh dorën në atë mënyrë dhe kjo ndjesi ishte shumë e njohur për të. Për Lidian, fakti që i ati vazhdonte të shikonte përpara, me sytë e ngulur në rrugë, ishte konfirmimi i asaj që kërkonte.

- Mora vesh se sot ke ditëlindjen, - i tha Luiza, duke u kthyer sërish pas. - Gjashtëmbëdhjetë vjeçe. Me siguri që do të jetë një vit mjaft i veçantë për ty. - Lidia nuk iu përgjigj dhe Luiza tentoi edhe një herë. - Të pëlqeu varësja? E ndihmova unë ta zgjidhte. Babai yt më kërkoi një mendim se çfarë mund të të pëlqente.

Lidia e preku varësen me dorë, duke i rezistuar tundimit për ta këputur nga qafa.

- Nga e di ti se çfarë më pëlqen mua? Ti as që më njeh.

Luiza kapsalliti sytë.

- E kisha një ide. Babai yt flet vetëm për ty.

Lidia e vështroi në sy.

- Vërtet? - i tha ajo. - Babi nuk më ka folur kurrë për ty.

- Çfarë thua, Lidia? - ndërhyri i ati. - Sigurisht që kam folur për Luizën. Kam thënë se sa e zonja është. Se si nuk i mban me hatër studentët, - tha ai dhe i buzëqeshi Luizës, ndërsa Lidias iu turbullua pamja.

- Babi, ku shkoje ti pasi more lejen e drejtimit për fillestarët? - e pyeti ajo papritur.

Në pasqyrën e brendshme, babai zgurdulloi sytë i habitur.

- Në shkollë, në stërvitjet e notit, në mbledhje, - iu përgjigj ai. - Ndonjëherë, mbaroja edhe ndonjë porosi.

- Nuk i nxirrje vajzat me makinë?

- Jo, - i tha Xhejmsi dhe për një çast zëri iu ngjir si të ishte adoleshent. - Nuk nxirrja vajza me makinë.

Lidia u ndje e vogël, shpirtngushtë dhe thumbuese, megjithatë vazhdoi:

- Sepse nuk kishe të dashura, apo jo? - dhe për një çast mbizotëroi heshtja. - Si është e mundur? Nuk donte askush të dilte me ty?

Por Xhejmsi nuk e shkëputi vështrimin nga rruga, vazhdonte të shtrëngonte timonin dhe bërrylat i mbante të mbledhur pas trupit.

- Lëri këto, - i tha Luiza. - Nuk më besohet, - dhe vendosi sërish dorën mbi krahun e Xhejmsit e kësaj radhe nuk e lëvizi derisa mbërritën në klinikën dentare, ku Xhejmsi ndali makinën dhe, si për inat të Lidias, ajo tha: - Shihemi nesër.

Pavarësisht shikimit të inatosur të vajzës së tij në ndenjësen e pasme, Xhejmsi mendoi se nuk kishte asgjë të pazakontë. Te zyra e patentave, i dha një puthje në faqe dhe u ul.

- Gjithçka do të shkojë mirë, - i tha. - Po të pres këtu derisa të mbarosh.

Duke menduar se sa do të gëzohej Lidia kur të merrte lejen e drejtimit, ai harroi gjithçka që kishte ndodhur në makinë. Lidia, ende e nevrikosur nga e fshehta, që ishte e bindur se kishte zbuluar, u kthye pa thënë asnjë fjalë.

Në sallën e provimit, një grua i solli një broshurë me pyetje dhe një laps e i tha që të ulej në një nga karriget e lira. Lidia u drejtua për nga qoshja në fund të dhomës, duke kapërcyer çanta shpine, çanta dore dhe këmbët e djemve në rreshtin e parafundit. Në mendje, i erdhi gjithçka që i kishte thënë i ati, por me një intonacion të ri: "Nuk mund të kesh përherë shumë miq." Mendoi të ëmën në shtëpi, duke u marrë me larjen e rrobave apo duke zgjidhur ndonjë fjalëkryq, ndërkohë që babai... Ishte shumë e nevrikosur me të dhe me të ëmën që e lejonte këtë gjë. Ishte e nevrikosur me të gjithë.

Atë çast, vuri re se kishte pllakosur heshtja. Të gjithë kishin ulur kokat mbi test. Vështroi orën në mur, por ajo nuk i thoshte asgjë: as kur kishte filluar provimi dhe as kur do të mbaronte, por tregonte vetëm orën: tre e dyzet e një. Akrepi i sekondave kaloi nga njëmbëdhjeta te dymbëdhjeta dhe ai i minutave, si një shufër e gjatë hekuri, bëri edhe një hap përpara. Ora tre e dyzet e dy. Ajo hapi broshurën. *Ç'ngjyrë ka semafori kur duhet të ndaloni?* Rrethoi variantin B: *Të kuqe. Çfarë duhet të bëni nëse shihni apo dëgjoni një ambulancë që vjen nga çdolloj drejtimi?* Nga nxitimi, lapsi rrëshqiti jashtë rrethit, duke bërë një grep të dhëmbëzuar. Disa rreshta më

përpara, një vajzë me bishtaleca u ngrit dhe gruaja në fund ia bëri me shenjë që të futej në dhomën ngjitur. Një çast më vonë, djali që ishte ulur ngjitur me të, bëri të njëjtën gjë. Lidia e përqendroi sërish vështrimin te broshura e saj. Njëzet pyetje. I kishin mbetur edhe tetëmbëdhjetë.

*Nëse makina juaj fillon të rrëshqasë, ju duhet...* Të gjitha përgjigjet dukeshin të mundshme. Kaloi te pyetjet e tjera. *Në cilat kushte rrugët dhe autostradat janë më të rrëshqitshme? Sa distancë duhet të ruani me automjetin përpara, nëse rruga është në gjendje të mirë?* Në të djathtë të saj, një burrë me mustaqe e mbylli pyetësorin dhe e mbështeti lapsin mbi tavolinë.

*C*, hamendësoi Lidia. *A. D.* Në faqen tjetër, gjeti një listë me fjali që nuk dinte se si t'i plotësonte. *Kur drejtoni automjetin në autostradë pas një kamioni të madh, duhet... Kur ecni mbrapsht, duhet...* Ajo po përsëriste çdo pyetje me vete, duke u bllokuar te fjalët e fundit si një disk i gërvishtur: *duhet, duhet, duhet.* Më pas, dikush e preku lehtë te supi dhe gruaja në fund të sallës i tha:

- Më vjen keq, e dashur, por koha mbaroi.

Lidia e mbante kokën ulur mbi bankë, sikur ato fjalë do të ishin të vërteta vetëm nëse e shikonte gruan në sy. Në mes të fletës, u shfaq një njollë e zezë dhe iu desh një çast për të kuptuar që ishte një pikë loti, loti i saj. Fshiu fletën me dorë dhe më pas edhe faqen. Gjithë të tjerët kishin dalë.

- Rri e qetë, - i tha gruaja. - Mjaftojnë katërmbëdhjetë përgjigje të sakta. - Por Lidia e dinte që kishte plotësuar vetëm pesë.

Në dhomën ngjitur, ku një burrë po fuste fletët e përgjigjeve në pajisjen e verifikimit, ajo bëri një pikë të vogël me laps te gishti.

- Tetëmbëdhjetë përgjigje të sakta, - i tha burri vajzës që ndodhej para saj. - Çoje te sporteli dhe aty do të të bëjnë një fotografi e do të stampojnë lejen e drejtimit. Urime!

Teksa doli nga dera, vajza u hodh përpjetë nga gëzimi, kurse Lidias i vinte t'i jepte një shuplakë. Në një çast qetësie, teksa burri shikonte pyetësorin e Lidias, ajo u përqendrua te këpuca e tij me baltë.

- E po, - i tha ai. - Mos u mërzit. Ka plot që ngelin herën e parë, - dhe e ktheu fletën nga ana tjetër. Lidia i pa sërish pesë rrathët e vegjël që dukeshin si nishane, ndërkohë që pjesa tjetër e fletës ishte bosh. Ajo nuk priti që të dëgjonte se sa pikë kishte marrë. Ndërkohë që makineria përpunonte përgjigjet, kaloi pranë burrit dhe u kthye në sallën e pritjes.

Te sporteli, njerëzit mbanin radhë për fotografitë; burri me mustaqe po numëronte kartëmonedhat në portofol, vajza që u hodh nga gëzimi po fshinte smaltin nga thonjtë, kurse vajza me bishtaleca dhe djali kishin ikur. Xhejmsi po e priste i ulur në stol.

- Atëherë, - i tha ai duke parë që në dorë nuk kishte asnjë letër. - Ku është?

- Ngela, - iu përgjigj ajo. Dy gra ulur pranë të atit e vështruan për një hop. I ati kapsalliti sytë nja dy herë, sikur të mos e kishte dëgjuar mirë.

- S'ka gjë, zemër, - i tha ai. - Mund ta japësh sërish në fundjavë.

E zhgënjyer dhe e turpëruar, Lidia nuk e mbante mend ose nuk i bëhej vonë se mund ta jepte sërish provimin. Të nesërmen në mëngjes, Neti do të nisej për në Boston. E vetmja gjë që mendonte ishte: *Do të rri këtu përgjithmonë. Nuk do të iki kurrë.*

Xhejmsi i hodhi krahun, por asaj iu duk i rëndë si plumb dhe e largoi.

- Mund të shkojmë në shtëpi tani? - pyeti ajo.

- Sapo Lidia të hyjë, - tha Marlina, - do të bërtasim të gjithë "Surprizë". Më pas, do të hamë darkë dhe pastaj do t'i japim dhuratat.

Neti ndodhej në dhomën e tij duke bërë gati valixhet, ndërkohë Marlina po i planifikonte gjërat me zë të lartë dhe, edhe pse ishte me vajzën e vogël, dukej sikur po fliste me vete. Hana tundte kokën në shenjë pohimi, e lumtur që e ëma po i kushtonte vëmendje, edhe pse rastësisht. Ajo përsëriste me zë të ulët: "Surprizë! Surprizë!" dhe shikonte të ëmën teksa zbukuronte tortën duke shkruar emrin

e Lidias me ngjyrë blu. Duhej t'i ngjante një lejeje drejtimi, një drejtkëndësh me krem të bardhë me një fotografi të Lidias në cep, si një patentë e vërtetë. Poshtë kësaj shtrese, ishte një tortë me çokollatë. Duke qenë një ditëlindje shumë e veçantë, Marlina e kishte përgatitur tortën vetë - dakord, ishte gjysmë e gatshme, por ajo e kishte përzier vetë dhe, ndërsa me njërën dorë përziente masën e tortës duke rrotulluar rrahësen, me tjetrën mbante enën e aluminit. Ajo ia kishte lënë Hanës në dorë që të zgjidhte tubetin për të zbukuruar tortën. Atë çast, shtrydhi kremin e mbetur duke shkruar *L I D* dhe futi dorën në qesen e ushqimeve për të marrë një tubet të ri.

*Një tortë kaq e veçantë,* mendoi Hana, *duhej të kishte edhe shije të mrekullueshme, më të mirë se një tortë e thjeshtë me vanilje apo çokollatë.* Në kuti, dukej një grua që buzëqeshte para një fete torte dhe fjalët "Përzieje me dashuri". *Dashuria*, mendoi Hana, *duhej të ishte patjetër e ëmbël si aroma e nënës dhe e butë si alte.* Pa bërë zhurmë, zgjati gishtin duke lënë një brazdë të vogël në sipërfaqen e lëmuar të tortës.

- Hana! - iu kthye Marlina rrëmbimthi duke e goditur lehtë te dora.

Ndërkohë që nëna sheshonte gropëzën e krijuar, Hana lëpiu me gjuhë gishtin e lyer me krem. Ishte aq i ëmbël, sa i dolën lot nga sytë dhe, ndërkohë që Marlina vështronte gjetkë, e fshiu gishtin pas anës së pasme të mbulesës së tavolinës. Kur pa rrudhën e vogël mes vetullave të së ëmës, Hana kuptoi që ishte ende e zemëruar dhe donte që ta mbështeste kokën pas ijës së saj të mbuluar me përparëse. Por atëherë kur po bëhej gati të zgjatej, Marlina e lëshoi tubetin me krem, duke lënë një shkronjë përgjysmë, dhe ngriti kokën e po mbante vesh.

- Nuk besoj se erdhën kaq herët.

Hana ndjeu dyshemenë t'i dridhej nën këmbë, ndërkohë që porta e garazhit u hap duke kërcitur.

- Po shkoj të thërras Netin.

Kur Hana dhe Neti zbritën poshtë, Lidia dhe babai kishin dalë

nga garazhi, ishin futur në korridor dhe çasti kur duhej të thoshin “Surprizë” kishte kaluar. Marlina ia mori kokën ndër duar dhe e puthi fort në faqe, duke i lënë një njollë të kuqe që dukej si vrajë.

- U kthyet shpejt, - tha ajo. - Gëzuar ditëlindjen dhe urime! - dhe zgjati dorën. - Atëherë? Na e trego.

- Ngela, - tha Lidia e cila fillimisht vështroi Netin e më pas të ëmën, si për të shtuar zemërimin e tyre.

Marlina shqeu sytë.

- Si ngele?! - pyeti e habitur, si të mos e kishte dëgjuar kurrë atë fjalë dhe Lidia e përsëriti më fort:

- *Ngela.*

*Duket e inatosur me nënën,* mendoi Hana, *me të gjithë.* Nuk e kishte vetëm nga provimi. Fytyra sikur i kishte ngrirë, por Hana vuri re se supet e varura i dridheshin dhe nofullat i kishte shtrënguar fort. Dukej sikur do të thërrmohej në një mijë copa. Donte ta pushtonte me krahët e saj për ta mbajtur të bashkuar, por e dinte se Lidia do ta shtynte. Askush tjetër nuk e vuri re. Neti, Marlina dhe Xhejmsi po vështronin njëri-tjetrin dhe nuk po dinin ç’të thoshin.

- E po, - i tha Marlina. - Thjesht do t’i studiosh më mirë rregullat e kodit rrugor dhe, kur të jesh gati, do ta japësh sërish. Nuk është fundi i botës, - i tha më në fund dhe i kaloi një cullufe pas veshit. - Nuk ka gjë. Nuk është se ke ngelur në ndonjë lëndë në shkollë, apo jo?

Po të kishte qenë një ditë e zakonshme, Lidia do ta kishte humbur toruan. Por, atë ditë, pas varëses, djemve që kaluan para makinës, pas provimit, pas Luizës, nuk kishte më vend për zemërim. Ajo ndjeu se diçka iu thye brenda vetes.

- Patjetër, mami, - ia ktheu ajo. Më pas, vështroi të ëmën, të gjithë familjen dhe buzëqeshi; atë çast, Hana donte të fshihej pas Netit. Ajo buzëqeshje vesh më vesh, rrëzëlluese dhe e rreme, dukej e tmerrshme në fytyrën e së motrës; e bënte të dukej si tjetër njeri, si një e huaj. Sërish, askush nuk e vuri re. Neti drejtoi trupin, Xhejmsi psherëtiu dhe Marlina fshiu duart e djersitura pas përparëses.

- Darka nuk ende është gati, - tha ajo. - Pse nuk ngjitesh të bësh një dush e të çlodhesh pak? Do të hamë pas pak, sapo të mbaroj.

- Fantastike, - tha Lidia dhe, këtë herë, Hana e ktheu vërtet kokën nga ana tjetër, derisa dëgjoi hapat e së motrës që po ngjiste shkallët.

- Çfarë ndodhi? - pyeti Marlina me zë të ulët Xhejmsin, i cili tundi kokën. Hana e dinte. Lidia nuk kishte studiuar. Dy javë më parë, kur ajo ende nuk ishte kthyer nga shkolla, Hana kishte hyrë në dhomën e saj në kërkim të "thesareve". Kishte marrë librin e Lidias nga fundi i dollapit dhe poshtë tij kishte gjetur broshurën me rregullat e kodit rrugor. *Kur Lidia të ulet për të studiuar,* kishte menduar Hana, *do ta vërë re që libri mungon dhe do ta kërkojë*. Çdo dy apo tri ditë, Hana kishte shkuar për të kontrolluar, por broshura ndodhej ende aty. Një ditë më parë, ajo ishte nën një palë këpucë bezhë me taka të larta dhe poshtë pantallonave të preferuara kauboj të Lidias. Ndërkohë, libri ende ndodhej i fshehur në katin e sipërm, poshtë jastëkut të Hanës.

Sipër, në dhomën e saj, Lidia e tërhoqi varësen pa e këputur. E hoqi dhe e futi me forcë në kuti, si të ishte ndonjë kafshë e egër, dhe e shtyu poshtë krevatit. Nëse i ati do ta pyeste ku e kishte, do t'i thoshte që po e ruante për raste të veçanta. Do t'i thoshte se nuk donte ta humbiste dhe se nuk duhej të shqetësohej, sepse do ta vinte herë tjetër në qafë, *babush*. Teksa shihej në pasqyrë, vuri re se në qafë i dukej një rreth i kuq.

Pas një ore, kur Lidia zbriti për të ngrënë darkë, shenja ishte zhdukur, por jo ndjesia që e kishte shoqëruar. Ishte veshur sikur po shkonte në festë: kishte tharë, drejtuar dhe u kishte dhënë shkëlqim flokëve, ndërsa buzët i kishte lyer me një shkëlqyes ngjyrë kafe. Kur e pa, Xhejmsit papritur iu kujtua Marlina në takimin e tyre të parë.

- Sa e bukur qenke bërë! - tha ai dhe Lidia u detyrua të buzëqeshte. U ul në tavolinë me trupin drejt, si një kukull vitrine, dhe me po atë buzëqeshje false që vetëm Hana e kishte vënë re. Teksa shikonte Lidian, ndiente se po i dhembte shpina, i dhembte

çdo centimetër i trupit dhe u kërrus në karrige aq shumë, sa për pak nuk rrëshqiti e ra poshtë. Pasi mbaruan darkën, Lidia fshiu buzët me pecetë dhe u ngrit.

- Prit, - i tha Marlina. - Kemi dhe tortën.

Ajo shkoi në kuzhinë dhe, një çast më vonë, u kthye me tortën dhe qirinjtë e ndezur mbi të. Fotografia e Lidias ishte zhdukur, sipërfaqja ishte mbuluar me krem të bardhë dhe ishte zbukuruar vetëm me emrin e saj. *Nën shtresën e bardhë,* mendoi Hana, *fshihet patenta e rreme, fjala "Urime" dhe shkronjat L I D me ngjyrë blu.* Edhe pse nuk shiheshin, ato ishin aty, të mbuluara, të palexueshme dhe të frikshme. Do të provonin edhe shijen e tyre. Babai shkrepte fotografi pas fotografie, por Hana nuk buzëqeshte. Ndryshe nga Lidia, ajo ende nuk kishte mësuar të shtirej. I mbante sytë mbyllur, siç bënte gjatë skenave të frikshme që shihte në televizor, që të shihte vetëm një pjesë të asaj që do të ndodhte.

Dhe ja se çfarë ndodhi: Lidia priti derisa të mbaronin këngën e ditëlindjes. Kur arritën te vargu i fundit, Xhejmsi ngriti aparatin fotografik dhe Lidia u përkul mbi tortë, me buzët e mbledhura, sikur do të jepte ndonjë puthje. E trukuar në mënyrë të përkryer, i dha një buzëqeshje secilit prej tyre, duke vështruar përreth tavolinës, nga njëri cep te tjetri. Nënën, babanë, Netin. Hana nuk dinte se ç'bluante në mendje Lidia - varësen, Luizën, "dua që të kujtosh vetëm këtë" - por e dinte se diçka kishte ndryshuar tek e motra, sikur përpiqej të ruante ekuilibrin buzë një shkëmbi. Kësisoj, qëndroi pa lëvizur, sepse i dukej se një lëvizje e gabuar do ta rrëzonte Lidian, e cila i fiku qirinjtë me një të fryrë.

# *dhjetë*

Lidia ishte gabuar për Luizën. Atëherë, në ditëlindjen e së bijës, Xhejmsi do të kishte qeshur me idenë e saj; vetëm mendimi se mund të shkonte në shtrat me dikë tjetër përveç Marlinës, apo se në jetën e tij mund të hynte dikush tjetër, ishte absurd. Por, asokohe, edhe mendimi i një jete pa Lidian ishte absurd. Tani, të dyja këto absurditete janë bërë realitet.

Kur Luiza mbyll derën e apartamentit dhe kthehet në dhomë, Xhejmsi është duke mbërthyer këmishën.

- Po ikën? - e pyet ajo. Brenda vetes, ajo do që të besojë se vizita e Marlinës ishte thjesht një rastësi, por është njësoj sikur të tallet me veten dhe ajo e di këtë.

Xhejmsi fut këmishën në pantallona dhe mbërthen rripin.

- Duhet, - i thotë ai dhe që të dy e dinë se kjo është e vërtetë. - Më mirë ta bëj tani. - Ai nuk e di se çfarë e pret kur të shkojë në shtëpi. Ngashërime? Zemërim? Një tigan pas koke? Dhe duhet të vendosë se ç'do t'i thotë Marlinës. - Shihemi më vonë, - i thotë Luizës, e cila e puth në faqe, dhe kjo është e vetmja gjë për të cilën është i sigurt.

Kur hyn në shtëpi, pak pas mesdite, nuk vë re as ngashërime dhe as zemërim, vetëm heshtje. Të ulur në divan, pranë njëri-tjetrit, Neti dhe Hana e vështrojnë me vëmendje teksa hyn. Duket

sikur po shohin një të dënuar që ecën drejt litarit. Nga ana e tij, edhe Xhejmsi ndihet njësoj teksa ngjit shkallët, derisa mbërrin në dhomën e së bijës, ku Marlina qëndron e ulur në tryezën e Lidias, me një qetësi të frikshme. Për njëfarë kohe, ajo nuk i thotë asgjë dhe Xhejmsi përpiqet të mos lëvizë, duke qëndruar si i ngrirë, derisa Marlina vendos të flasë.

- Sa kohë ka?

Neti dhe Hana ngjitin shkallët në heshtje, duke mbajtur frymën, dhe dëgjojnë zërat që jehojnë deri në korridor.

- Që... prej varrimit.

- Që prej varrimit, - thotë Marlina me sytë e fiksuar mbi tapet dhe më pas mbledh buzët. - Është shumë e re. Sa vjeçe është? Njëzet e dy? Njëzet e tre?

- Marlin, mjaft tani.

Por Marlina vazhdon.

- Duket e ëmbël. Mjaft e bindur... goxha ndryshim, do të thosha unë. Nuk e kuptoj pse habitem. Duhej të më kishe ndërruar kohë më parë. Do të ishte një bashkëshorte shumë e mirë.

Xhejmsi skuqet dhe kjo gjë e habit.

- Nuk kemi folur kurrë për...

- Ende jo. Por unë e di se çfarë kërkon ajo. Martesë. Një burrë. E njoh llojin e saj, - thotë Marlina dhe hesht për një çast, teksa i kujtohet vetja kur ishte e re dhe pëshpëritja krenare e së ëmës: *djemtë e Harvardit janë shumë të mirë.* - Ime më kaloi gjithë jetën duke u përpjekur të më kthente në një njeri të tillë.

Kur dëgjon të përmendet e ëma e Marlinës, Xhejmsi ngrin krejt, sikur të jetë kthyer në akull.

- Ah po, sigurisht. Nëna jote e gjorë. Por ti vajte e u martove me mua, - thotë ai dhe qesh nën zë. - Çfarë zhgënjimi!

- E zhgënjyera në këtë rast jam *unë*, - ia pret Marlina dhe ngre menjëherë kokën. - Të pandehja ndryshe. - Në të vërtetë, donte të thoshte: *Pandehja se ishe më i mirë se meshkujt e tjerë. Mendoja se kërkoje më shumë.* Por Xhejmsi që e ka ende mendjen te nëna e saj, dëgjon tjetër gjë.

- Je lodhur me faktin që jam ndryshe, apo jo? - thotë ai. - Unë jam shumë ndryshe. Nëna jote e ka ditur gjithnjë këtë. Ti mendon se është gjë e mirë të biesh në sy. Por shikoje veten. Shikoje, - dhe vështron flokët ngjyrë mjalti të Marlinës; lëkurën e saj, më të zbehtë se zakonisht, pasi ka një muaj që rri mbyllur në shtëpi; ata sy të kaltër që i ka adhuruar për aq shumë kohë: fillimisht në fytyrën e së shoqes e më pas në atë të së bijës. Fillon të nxjerrë nga goja gjëra që nuk i ka thënë ndonjëherë, gjëra që as nuk i ka menduar kurrë. - Nuk je gjendur kurrë në një dhomë ku askush nuk është si ti. Nuk ke parë kurrë të tallen hapur me ty. Nuk je trajtuar kurrë si e huaj, - thotë dhe ndihet sikur ka vjellë vrer, me zor, ndaj pjesën e pasme të dorës e vendos mbi buzë. - Nuk e ke idenë se si është të jesh ndryshe.

Për një çast, Xhejmsi i duket i ri, i vetmuar, i brishtë, si ai djali i turpshëm që ka njohur shumë vite më parë dhe një zë brenda vetes i thotë që ta pushtojë në kraharor. Një zë tjetër e shtyn që ta zërë me grushte. Marlina kafshon buzën, ndërsa lufta brenda vetes vazhdon.

- Kur isha në vit të dytë, në laborator, djemtë vinin fshehur pas meje dhe tentonin të më ngrinin fundin, - thotë ajo. - Një herë, kishin hyrë para meje në laborator dhe kishin pshurrur të gjithë në gotat e mia laboratorike. Kur ankohesha, profesori më hidhte krahun shpatullave dhe më thoshte... - Fjalët i ngecin në fyt dhe fillimisht dëgjohet një gërvimë. - "Mos u mërzit, e dashur. Jeta është shumë e shkurtër dhe ti je shumë e bukur." E di çfarë? Nuk më bëhej vonë. Sepse unë e dija se çfarë doja. Doja të bëhesha mjeke, - thotë dhe i hedh Xhejmsit një vështrim, sikur ky i fundit ta ketë kundërshtuar. - Më pas, për fat të mirë, u ndërgjegjësova. Nuk përpiqesha më të isha ndryshe. Bëra thjesht atë që bënin të gjitha vajzat. U martova. Hoqa dorë nga gjithçka tjetër, - dhe ndërsa thotë këto fjalë, ndien një valë hidhërimi. - Bëj ashtu siç bëjnë të tjerët. Kështu i ke thënë gjithmonë Lidias. Zër miq të rinj. Integrohu. Por unë nuk doja që të ishte si gjithë të tjerët, - thotë dhe sytë i lëshojnë shkëndija. - Doja që të ishte e jashtëzakonshme.

Te shkallët, Hana mban frymën. Ajo ka frikë të lëvizë, qoftë edhe majën e gishtit. Ndoshta, po të qëndrojë plotësisht pa lëvizur, prindërit do të reshtin së foluri. Ajo mund ta ndalë botën dhe gjithçka do të kthehet si më parë.

- E po, tani mund të martohesh me të, - thotë Marlina. - Më duket vajzë serioze. Ti e di se ç'do të thotë kjo, - dhe ngre dorën e majtë, në të cilën bie në sy unaza e martesës që shkëlqen lehtë. - Një vajzë e tillë i do të gjitha. Një shtëpi të bukur me gardh, dy-tre fëmijë, - dhe një e qeshur e fortë, therëse dhe tmerruese dëgjohet edhe në sheshpushim, sa Hana e fsheh fytyrën pas krahut të Netit. - Pa dyshim që do të jetë shumë e lumtur dhe do të heqë dorë nga jeta studentore për t'i pasur të gjitha këto. Uroj që të mos pendohet.

Fjala e fundit, *pendohet*, ndez diçka brenda Xhejmsit. Një erë e rëndë, shpuese, si tela elektrikë të nxehur, i ngacmon flegrat e hundës.

- Si ti?

Një heshtje e çuditshme pllakos shtëpinë papritur. Edhe pse fytyrën e ka ende të strukur pas shpatullës së Netit, Hana arrin ta përfytyrojë shumë mirë të ëmën: fytyrën e saj të ngrirë dhe sytë flakë të kuq. *Nëse qan,* mendon Hana*, nuk do t'i dalin lot, por pika gjaku*.

- Ik, - i thotë Marlina më në fund. - Largohu nga kjo shtëpi.

Xhejmsi kërkon çelësat në xhep, por më pas vë re se i ka ende në dorë: nuk i ka vendosur ende gjëkundi. Duket sikur thellë-thellë, e ka ditur që në fillim që nuk do të rrijë.

- Zëre sikur nuk më ke njohur kurrë, - thotë ai. - Sikur ajo nuk lindi kurrë, sikur asgjë nga këto nuk ka ndodhur kurrë, - dhe më pas, ikën.

Në sheshpushim, nuk ka kohë për t'ia mbathur: Hana dhe Neti ende nuk janë ngritur, kur i ati del në korridor. Sapo sheh fëmijët, Xhejmsi shtanget. Është e qartë që ata i kanë dëgjuar të gjitha. Gjatë dy muajve të fundit, sa herë që hedh sytë drejt tyre, duket

sikur sheh motrën e tyre të ndjerë - në mënyrën se si Neti përkul kokën, në balluket që mbulojnë gjysmën e fytyrës së Hanës - dhe del nga dhoma menjëherë, pa e kuptuar as vetë pse. Atë çast, teksa fëmijët e shikojnë, ai kalon me kujdes, pa i vështruar në sy. Hana mbështetet pas murit që ta lërë të kalojë, por Neti e shikon i heshtur në sy, me një vështrim që Xhejmsi nuk arrin ta deshifrojë dot. Zhurma e makinës që del nga rrugica duke uturirë e më pas largohet, kumbon si të lajmërojë fundin; të gjithë e dëgjojnë. Shtëpinë e pllakos heshtja.

Më pas, Neti ngrihet rrëmbimthi në këmbë. *Ndal* dëshiron të thotë Hana, por Neti nuk ndalet. Ai e shtyn të motrën dhe, para se të shkojë në garazh, rrëmben çelësat e makinës të së ëmës të varur te vendi i tyre në kuzhinë.

- Prit, - bërtet Hana, por këtë herë me zë të lartë. Ajo nuk e di nëse ai do të ndjekë babanë apo nëse po ia mbath, por e di që ka në mendje diçka të frikshme. - Net, prit! Mos ik!

Neti nuk ndalet. Makina del mbrapsht nga garazhi, duke marrë me vete edhe një tufë jargavanësh që ndodhen pranë portës, dhe Neti zhduket po ashtu si i ati.

Sipër, Marlina nuk dëgjon asgjë nga këto. Ajo mbyll derën e dhomës së Lidias dhe pushtohet nga një valë shqetësimi, që rëndon si një velenxë e trashë. Me një gisht, prek librat e Lidias, rreshtin me dosje ku në secilën prej tyre ishte shkruar lënda dhe data. Një shtresë e trashë pluhuri ka veshur çdo gjë: ditarët bosh, medaljet me fjongo të konkurseve shkencore, kartolinën e varur me figurën e Ajnshtajnit, kopertinën e çdo dosjeje dhe pjesën anësore të çdo libri. Ajo imagjinon se si do të dukej dhoma e Lidias e zbrazët, nëse do t'i hiqte me radhë sendet e saj. Imagjinon vrimat e vogla dhe njollat që do të shfaqen në mur pasi të heqë afishet dhe fotografitë; tapetin shtruar poshtë mobilieve, i cili nuk do të hiqet kurrë më që andej. Do të dukej si shtëpia e së ëmës pasi u zbraz.

Ndërkohë, mendon për të ëmën që kishte jetuar gjatë gjithë atyre viteve në një shtëpi të zbrazët, duke e mbajtur dhomën e gjumit ashtu siç kishte qenë gjithnjë: me çarçafë të pastër, për

vajzën që nuk do të kthehej kurrë dhe burrin që ishte zhdukur prej kohësh për të hyrë në shtratin e një tjetre. Njeriu dëshiron kaq shumë në jetë, shpreson kaq shumë dhe në fund mbetet duarbosh: fëmijët nuk ta kanë më nevojën, bashkëshorti nuk të do më dhe në fund mbetesh vetëm, në një shtëpi të boshatisur.

Me njërën dorë, heq kartolinën me figurën e Ajnshtajnit nga muri dhe e gris. Më pas, tabelën periodike që nuk nevojitet më. Heq pjesëzat e gomës nga stetoskopi i Lidias dhe medaljet e fituara i thyen e i bën copë. Pak më vonë, i rrëzon të gjithë librat nga rafti. "Atlas me ngjyra i anatomisë së njeriut". "Gra pioniere në shkencë". Frymëmarrja sa vjen e i rëndohet. "Si funksionon trupi". "Eksperimente kimie për fëmijë". "Historia e mjekësisë". I mban mend të gjitha. I duket sikur po kthehet pas në kohë, duke përshkuar gjithë jetën e Lidias. Te këmbët, librat bëhen mal. Hana, e cila është mbledhur kruspull nën tavolinën e paradhomës, dëgjon zhurmën e fortë që duket sikur mbi dysheme po bien gurë.

Në fund, mbështetur në qoshen më të largët të raftit, ajo gjen librin e parë që i kishte blerë së bijës. I lehtë si një broshurë, libri humb ekuilibrin dhe bie. *Ajri na rrethon ngado,* shkruhet në faqet që hapen si erashkë. *Edhe pse nuk e sheh, ai është aty.* Marlina do t'i djegë librat që janë shpërndarë nëpër tapet dhe të grisë letrën e murit; të shkatërrojë gjithçka që i kujton Lidian dhe faktin se çfarë mund të bëhej ajo. Do ta grushtojë dhe shkelmojë bibliotekën derisa ta bëjë copë-copë. Tani që është boshatisur, ajo lëkundet si të jetë e rraskapitur dhe një e shtyrë e lehtë mjafton për ta hedhur në tokë.

Aty, në raftin e fundit, i zë syri një libër. Është i trashë dhe i kuq, ndërsa kopertina anësore është e ngjitur me adeziv. Ajo e di se cili libër është para se të shohë figurën në kopertinën e tij. Megjithatë, e kthen ngadalë dhe habitet teksa sheh fytyrën e Beti Krokerit e cila i duket sikur e vështron me mëdyshje.

"E kam humbur librin tënd të kuzhinës," - i kishte thënë Lidia dhe Marlina ishte gëzuar, sepse i ishte dukur si një ogur i mirë: e bija i kishte lexuar mendjen. Vajza e saj nuk do të izolohej kurrë

në një kuzhinë, sepse meritonte më shumë. Por gjithçka ishte një gënjeshtër. Shfleton faqet që nuk i ka parë prej vitesh, duke prekur me mollëzën e gishtit vijat e lapsit që kishte bërë e ëma dhe duke sheshuar faqet e njollosura mbi të cilat kishte qarë shumë net, tek rrinte e vetme në kuzhinë. Në një mënyrë apo një tjetër, Lidia e dinte: ai libër e kishte tërhequr pas vetes të ëmën si të ishte një gur i rëndë. Ajo nuk e kishte grisur, por e kishte mbajtur të fshehur përgjatë gjithë atyre viteve; i kishte vendosur përsipër libra të tjerë, duke e mbuluar, që e ëma të mos e shihte më.

Befas, i kujtohet Lidia, pesë vjeçe, tek ngrihej në majë të gishtave për të parë uthullën dhe sodën të shkumonin në lavaman; tek merrte një libër të rëndë nga rafti duke thënë: "Ma trego edhe një herë, më trego edhe një tjetër"; tek vendoste lehtë stetoskopin në kraharorin e së ëmës. Ndërkohë që lotët i rrjedhin faqeve, Marlinës i mjegullohet pamja. Lidia nuk e donte shkencën.

Më pas, sikur lotët të ishin teleskopë, Marlina fillon t'i shohë gjërat më qartë: afishet dhe fotografitë e grisura, grumbullin me libra, raftin e shtrirë te këmbët e saj, gjithçka që ajo kishte dashur për Lidian, të cilat Lidia nuk i kishte dashur kurrë për vete, por ama, i kishte pranuar. E pushtojnë të dridhurat dhe një mendim duket sikur ia merr frymën: kjo kishte qenë arsyeja që e kishte shtyrë Lidian në ujë.

Dera hapet ngadalë dhe Marlina ngre kokën, a thua se Lidia do të shfaqet sërish, edhe pse është e pamundur. Për një çast, ndodh e pamundura: një fantazmë e turbullt e Lidias kur ishte e vogël, me flokë të errët dhe sy të mëdhenj. Ajo qëndron e mbështetur në njërën anë të derës dhe ngurron. *Të lutem,* mendon Marlina. Në ato fjalë gjendet gjithçka që ajo nuk arrin t'ia thotë, madje as vetes. *Të lutem, kthehu! Të lutem, më jep një mundësi që ta nis gjithçka nga fillimi! Të lutem, qëndro! Të lutem!*

Më pas, kapsallit sytë dhe pamja qartësohet: Hana, e bërë dyllë e verdhë dhe duke u dridhur, me lotët që i rrjedhin çurg.

- Mami - pëshpërit ajo.

Pa u menduar, Marlina hap krahët dhe Hana vrapon e struket në gjirin e saj.

Neti, në anën tjetër të qytetit, në dyqanin e pijeve alkoolike, vendos një shishe uiski mbi banak. Alkoolin e ka provuar vetëm një herë në jetën e tij: në Harvard, kur studenti që e kishte pritur, i kishte ofruar një birrë. Në fakt, kishte pirë katër dhe më shumë e kishte tërhequr ideja, sesa shija - atij i ishte dukur si urinë me gaz - dhe, gjatë gjithë mbrëmjes, dhoma i kishte ardhur pakëz vërdallë. Në këto çaste, dëshiron ta shohë botën të rrotullohet me një shpejtësi marramendëse dhe të kthehet përmbys.

Burri pas banakut kundron fytyrën e Netit dhe, më pas, i hedh edhe një vështrim vjedhurazi shishes së uiskit. Neti ndien se gishtat po i dridhen. Në moshën tetëmbëdhjetëvjeçare, i lejohet të blejë vetëm birrë me përmbajtje të ulët alkooli, si ajo gjëja që shokët e klasës rrëkëllenin nëpër festa, që ishte thuajse si ujë. Por 3.2 për qind nuk është aq e fortë sa i nevojitet atij në këto çaste. Shitësi e vështron sërish dhe Neti po bëhet gati të dëgjojë fjalët: *Shko në shtëpi, mor bir, je shumë i ri për këto gjëra.* Por, në fakt ai i thotë:

- Ti je vëllai i asaj vajzës që vdiq?

Netit fillon t'i djegë fyti, sikur ta kishte plagë. Ai tund kokën në shenjë pohimi, duke u përqendruar te rafti pas banakut, ku qëndrojnë të stivuara paketat me cigare.

Në atë çast, shitësi merr një shishe tjetër uiski dhe e fut në çantë bashkë me të parën. Çantën e shtyn drejt Netit bashkë me kartëmonedhën dhjetëdollarëshe që ka lënë mbi banak.

- Paç fat, - i thotë ai dhe i kthen kurrizin.

Vendi më i qetë që ai di, është në dalje të qytetit, pranë kufirit të kontesë. E parkon makinën në anë të rrugës dhe nxjerr njërën nga shishet. Rrëkëllen një gllënjkë uiski, më pas edhe një tjetër dhe, teksa fyti i përvëlon, përfytyron se si pija mund të marrë me vete gjithçka që i shkakton dhembje. Ora është pothuajse një dhe, gjatë gjithë kohës që ka pirë shishen e parë, aty ka kaluar vetëm një makinë, një *Studebaker* ngjyrë jeshile e errët me një grua të moshuar në timon. Uiski nuk po jep efektin që ai kishte shpresuar. Kishte pandehur se do të harronte gjithçka, se çdo

gjë do t'i fshihej nga mendja, ashtu si sfungjeri fshin dërrasën e zezë, por, pas çdo gllënjke, bota i kthjellohet gjithnjë e më shumë dhe detajet po e hutojnë më tepër: pikla e baltës në pasqyrën e shoferit, shifra e fundit e rrugëmatësit që ka ngecur mes pesës dhe gjashtës, tegelat e ndenjëseve që kanë filluar të hapen. Një gjethe e rënë, që ka mbetur mes xhamit dhe fshirëses, dridhet nga flladi që fryn. Ndërkohë që fillon shishen e dytë, i vjen ndër mend fytyra e të atit kur doli nga dera: ai as që ua hodhi sytë, dukej sikur ishte i përqendruar te diçka e largët apo thellë në të shkuarën. Diçka që as ai dhe as Hana nuk arrinin ta shihnin, diçka që, edhe po të donin, nuk do ta preknin dot. Ajri në makinë po bëhet gjithnjë e më i rëndë, ndërsa mushkëritë i ndien të lehta si pambuk. Neti ul xhamin e dritares dhe, teksa ajri i freskët vërshon brenda, zgjatet dhe vjell në anë të rrugës.

Edhe Xhejmsi, në makinën e tij, mendon për çastin e shkurtër te shkallët. Pasi kishte dalë nga rrugica, i kishte dhënë makinës pa u menduar, duke i mëshuar pedalit të gazit deri në fund, për të shkuar ku të mundej. Kështu, në vend që të kthehet në apartamentin e Luizës, ai kalon përmes qytetit, përshkon kampusin universitar dhe, më pas, del në autostradë, ku shigjeta e kilometrazhit tregon nëntëdhjetë, njëqind, njëqind e dhjetë. Vetëm kur sheh një tabelë jeshile dhe kalon nën të - *Toledo 24 km* - kupton se sa larg ka shkuar.

*Sa mirë*, mendon ai. *Toledo.* I vjen çudi se si rrotullohet bota. Para dhjetë vjetësh, Marlina kishte shkuar në këtë qytet duke i braktisur të gjithë. Tani është radha e tij. Merr frymë thellë dhe mjaft i vendosur shkel pedalin e gazit. Më në fund, i ka shqiptuar me zë fjalët që gjithnjë kishte pasur frikë t'i thoshte, atë që Marlina kishte shumë nevojë ta dëgjonte: "Ta zëmë se nuk jemi njohur kurrë. Që asgjë nga këto nuk ka ndodhur". Ai e ka ndrequr gabimin e madh të jetës së tij.

Vetëm se Marlina nuk i ishte dukur mirënjohëse dhe këtë nuk

mund ta mohonte sado që të përpiqej. Ajo ishte zmbrapsur, sikur t'i kishte pështyrë në fytyrë, dhe kishte kafshuar buzën disa herë, sikur po gëlltiste diçka të fortë e të dhimbshme. Teksa ndalon makinën buzë rrugës, nën rrota, dëgjohet zhurma ngjethëse e zhavorrit.

Ajo iku e para, kujtohet Xhejmsi dhe e fut sërish makinën në rrugë. Kjo ka qenë gjithnjë dëshira e saj. Por edhe pse e mendon këtë, ai e di që nuk është e vërtetë. Vija e bardhë në mes të rrugës dridhet dhe valëzohet. Gjatë gjithë atyre viteve kur shikimet pas shpine, si të ishte një kafshë e kopshtit zoologjik dhe pëshpëritjet në rrugë - *kinez, kthehu nga ke ardhur* - i sëmbonin në zemër, Xhejmsi kishte menduar se e kishte të shkruar në ballë që ishte *ndryshe*. Kjo fjalë kishte njollosur gjithë jetën e tij; kishte lënë gjurmë në çdo gjë. Por fjala *ndryshe* për Marlinën kishte pasur tjetër kuptim.

Marlina: e re dhe e guximshme në një sallë plot me djem. Ajo që zbrazte urinën nga provëzat dhe që mbyllte veshët duke thurur ëndrra. Një përparëse e bardhë mes një deti përparësesh ngjyrë blu të errët. Sa shumë kishte dëshiruar të ishte *ndryshe:* në jetën e saj, në vetvete. I dukej sikur dikush, me një lëvizje të vetme, e kishte përmbysur botën e tij dhe e kishte kthyer sërish në vend. Marlina, që kishte thurur ëndrra për të bijën, e kishte fshehur zhgënjimin pas buzëqeshjes së saj. Kishte mbetur e izoluar trefish, në shtëpi, në një rrugë pa krye dhe në një qytet universitar. Duart e saj ishin të buta dhe pa kallo, por të plogështa. Mendja i punonte në heshtje, ndërsa mendimet i vlonin si një kazan i madh. Në këto çaste, e vetme në dhomën e së bijës, e rrethuar nga reliktet e saj, ndien se ajri nuk ka më aromë livande, por vetëm pluhuri. Xhejmsi e kishte harruar prej kohësh se edhe gruaja e tij kishte dëshira.

Që prej asaj dite e gjatë gjithë jetës, ai do ta kishte të vështirë t'i shprehte ndjenjat, ato që mendonte vërtet, madje edhe ndaj vetes. Në këtë çast, mendon vetëm për një gjë: si është e mundur që ka gabuar kaq rëndë?

Neti nuk e ka idenë se sa kohë ka që rri aty, i shtrirë në ndenjësen e përparme. Ai është i ndërgjegjshëm vetëm për një gjë: që dikush po hap derën e makinës. Dikush e thërret në emër. Më pas, një dorë e shtrëngon nga supi, një dorë e ngrohtë, e butë dhe e fortë, e cila nuk e lëshon.

Për Netin, i cili është i përhumbur, zëri i përngjan atij të të atit, edhe pse ai nuk e ka shqiptuar kurrë emrin e tij me kaq ëmbëlsi dhe nuk e ka prekur kurrë me kaq butësi. Një çast para se të hapë sytë, beson se është *vërtet* i ati dhe vazhdon të mendojë po njësoj, edhe kur bota përreth fillon e kthjellohet dhe në sfond duket një diell i zbehtë, një makinë policie dhe oficeri Fisk përkulur pranë tij. Ai i heq shishen e uiskit të boshatisur nga dora dhe e ndihmon të ngrejë kokën. Por, thellë në zemër, Neti do që të besojë se është i ati që i flet me aq ëmbëlsi dhe shpërthen në lot nga fjalët:

- Duhet të kthehemi në shtëpi, bir.

# *njëmbëdhjetë*

Në prill, shtëpia ishte vendi i fundit ku Neti dëshironte të ishte. Gjatë gjithë muajit, edhe pse kishin mbetur ende disa javë nga vizita e tij në kampus, ai paketonte gjithnjë e më shumë libra dhe veshje. Çdo mbrëmje, para se të binte për të fjetur, e merrte letrën nga poshtë jastëkut dhe e rilexonte, duke shijuar çdo detaj: një student i vitit të tretë nga Ollbëni, Endrju Biner, *student i astrofizikës,* do ta shoqëronte nëpër mjediset e kampusit, do të zhvillonte biseda intelektuale dhe të vërteta gjatë vakteve në mensë dhe do të rrinte në dhomën e tij gjatë gjithë fundjavës. *Nga e premtja deri të hënën*, mendoi ai, duke parë biletat e avionit*; nëntëdhjetë e gjashtë orë.* Kur nxori valixhen, pas darkës së ditëlindjes së Lidias, i kishte ndarë gjërat që do të merrte me vete dhe ato që do të linte në shtëpi.

Edhe pse e kishte derën të mbyllur, Lidia dëgjonte valixhen që hapej dhe më pas zhurmën e mbytur të kapakut të saj që përplasej pas dyshemesë. Familja e tyre nuk udhëtonte kurrë. Një herë, kur Hana ishte ende e vogël, ata kishin vizituar Getisburgun dhe Filadelfian. Babai e kishte planifikuar të gjithë ekskursionin duke u bazuar në hartën rrugore dhe udhëtimi përfshinte një sërë vendesh tipike amerikane, gjë që vihej re kudo: në emrat e pikave të karburantit - *Valley Forge Diesel* - dhe në specialitetet e restoranteve

ku kishin ndaluar për drekë - *Gettystown Shrimp, William Penn's Pork Tenderloin.* Në të gjitha restorantet, kamerieret vështronin të atin, më pas të ëmën dhe në fund Lidian, Netin dhe Hanën; edhe pse ishte ende fëmijë, e dinte që nuk do të ktheheshin më aty. Që prej asaj kohe, i ati kishte dhënë kurse verore çdo vit dhe Lidia dyshonte se e bënte këtë për të shmangur pushimet, dyshim i cili ishte vërtetuar.

Në dhomën e Netit, u dëgjua zhurma e një sirtari që u mbyll me forcë. Lidia u shtri në krevat dhe thembrat i mbështeti te kartolina e Ajnshtajnit. Në gojë, ndiente ende shijen e kremit të ëmbëlsirave, ndërsa stomakun e kishte të trazuar nga torta e ditëlindjes. *Në fund të verës,* mendoi ajo, *Neti do të ketë mbushur jo vetëm atë valixhe, por një baule të tërë dhe një pirg me kuti, duke futur brenda të gjithë librat, rrobat e gjithçka që ka.* Teleskopi do të zhdukej nga qoshja dhe stivat me revista të aeronautikës do të zhdukeshin nga rafti. Një shtresë e hollë pluhuri do të vishte raftet e zbrazura prej druri, të cilat, njëherë e një kohë, ziheshin nga librat. Çdo sirtar që do të hapej, do të ishte bosh. Edhe çarçafët do të zhdukeshin nga shtrati. Ndërkaq, Neti hapi derën.

- Cila është më e bukur? - e pyeti ai dhe ngriti dy varëse me këmisha, duke mbuluar fytyrën me to si të ishin perde. Këmisha në të majtë ishte e thjeshtë dhe ngjyrë blu. Kjo ishte këmisha më elegante që kishte, të cilën e kishte veshur pranverën e shkuar për ceremoninë e çmimeve të vitit të tretë. Në të djathtë, kishte një këmishë kashmiri që Lidia nuk e kishte parë kurrë dhe në mëngën e saj varej ende etiketa e çmimit.

- Po këtë ku e ke marrë?

- E kam blerë, - u përgjigj Neti me një buzëqeshje në fytyrë. Sa herë që i nevojiteshin rroba të reja, nëna e çonte te dyqani *Decker's* dhe ai pranonte gjithçka, vetëm që të kthehej shpejt në shtëpi. Një javë më parë, teksa llogariste sërish me mendje ato nëntëdhjetë e gjashtë orë, kishte shkuar në qendrën tregtare dhe, për herë të parë, kishte zgjedhur vetë një këmishë. Ishte njësoj sikur të kishte ndërruar lëkurën, gjë që e ndiente edhe e motra.

- Si shumë elegante për të shkuar në mësim me të, - tha Lidia dhe nuk luante nga e saja. - Kështu duhet të vishesh në Harvard?

Neti i uli varëset dhe e sqaroi:

- Do të organizohet një festë për studentët që do të shkojnë për vizitë. Djali që do të më presë, më ka shkruar se ai dhe shokët e tij të dhomës do të bëjnë një festë në fundjavë. Për mbylljen e semestrit, - tha teksa afroi pranë vetes këmishën e kashmirit, duke e vendosur jakën poshtë mjekrës. - Ndoshta duhet ta provoj, - shtoi më pas.

Ai u zhduk në tualet dhe Lidia dëgjoi gërvishtjen e varëses te shufra e dushit. Një festë: muzikë, kërcim, birra, flirte. Numra telefoni dhe adresa të shkarravitura në copa letre. *Më shkruaj. Më telefono. Si thua, takohemi?* Dalëngadalë, këmbët i rrëshqitën poshtë deri te jastëku. Festë. Aty ku studentët e rinj bashkoheshin dhe përziheshin me njëri-tjetrin, duke u shndërruar në diçka të re.

Neti u shfaq sërish në derë, duke mbërthyer kopsën e fundit të këmishës prej kashmiri.

- Më shkon?

Lidia kafshoi buzën. Ngjyra blu i shkonte shumë; e tregonte më elegant, më të gjatë, më të nxirë. Edhe pse kopsat ishin plastike, shkëlqenin si perla. Neti dukej tjetër njeri, sikur e kishte njohur kohë më parë. Ajo kishte filluar t'ia ndiente mungesën që tani.

- Më mirë tjetrën, - tha Lidia. - Do të shkosh në universitet dhe jo në *Studion 54*[4], - shtoi ajo, por e dinte që Neti e kishte vendosur.

Më vonë, pak para mesnate, Lidia hyri në majë të gishtave në dhomën e Netit. Gjatë gjithë mbrëmjes, kishte dashur t'i tregonte për të atin dhe Luizën, për atë që kishte parë në makinë atë pasdite, për atë që *ishte e sigurt* se po ndodhte. Neti kishte shumë gjëra në mendje dhe t'i tërhiqte vëmendjen, ishte njësoj si të kapte flakën me dorë. Ishte mundësia e saj e fundit, pasi në mëngjes ai do të nisej.

Në dhomën e errët, ishte ndezur vetëm llamba e vogël e

---

4 Në vitet '70 - '80 ka qenë klubi i natës më i frekuentuar në Nju Jork.

tavolinës dhe Neti, i cili kishte veshur pizhamet e vjetra me shirita, qëndronte i ulur në gjunjë te parvazi i dritares. Për një çast, Lidia mendoi se ai po lutej dhe u ndje në siklet që e kishte zënë në befasi në një çast të tillë, që ishte njësoj si ta kishte parë lakuriq, prandaj filloi të mbyllte derën. Kur dëgjoi hapat e saj, Neti u kthye me një buzëqeshje vezulluese, si hëna që shkëlqente në horizont, dhe ajo e kuptoi që ishte gabuar. Dritarja ishte e hapur. Ai nuk po lutej, por po ëndërronte - më vonë, Lidia do ta kuptonte se ishte pothuajse e njëjta gjë.

- Net, - ia nisi ajo. Koka i ziente nga gjithë ato që donte t'i thoshte: *Kam parë... Besoj... Kam nevojë...* Ajo që donte t'i thoshte, ishte diçka shumë e madhe për ta përshkruar me fjalë. Neti nuk vuri re asgjë.

- Shiko atje, - pëshpëriti ai me një admirim të tillë, sa Lidia u ul në gjunjë pranë tij dhe hodhi sytë jashtë. Mbi kokat e tyre, qielli dukej si një pëlhurë e zezë, si një det boje i mbushur me yje. Ata nuk ngjanin aspak me yjet e librave të biokimisë, por ishin të zbehtë e të rrumbullakët si pikla pështyme. Nëpër libra ishin të mprehtë si brisqe dhe secili prej tyre i korrespondonte një pike që ndriçonte në qiell. Duke ngritur kokën lart, Lidia nuk shihte më as shtëpitë, liqenin apo shtyllat e ndriçimit në rrugë. Nuk shihte gjë tjetër përveç qiellit, që ishte kaq i madh e i errët, saqë dukej sikur do ta shtypte. I dukej sikur ndodhej në një planet tjetër. Jo, i dukej sikur pluskonte në hapësirë, e vetme. Ajo kërkoi yjësitë që kishte parë në afishet e Netit: Orionin, Kasiopenë dhe Arushën e Madhe. Në ato çaste, ato skica dukeshin fëmijërore, me vija të drejta, ngjyrat bazë dhe forma të thjeshta. Atje, yjet vezullonin si temina. *Kështu duket pafundësia,* mendoi ajo. Ishte e mahnitur nga qartësia e tyre dhe i dukej sikur zemra po i sëmbonte nga një mori gjilpërash.

- Nuk të duket e mrekullueshme? - e pyeti Neti me zë të ulët në errësirë. Ai dukej sikur ishte vite dritë larg prej aty.

- Po, - tha Lidia që edhe vetë u habit nga zëri i saj thuajse pëshpëritës. - Mrekullia vetë.

Të nesërmen në mëngjes, teksa Neti fuste furçën e dhëmbëve në valixhe, Lidia rrinte te dera. Pas dhjetë minutash, babai do ta shoqëronte në aeroportin e Klivlendit, ku, me linjën *Trans World Airline* do të udhëtonte për në Nju Jork dhe më pas në Boston. Ishte ora katër e gjysmë e mëngjesit.

- Më premto se do të më telefonosh e do të më tregosh se si po ia kalon.

- Sigurisht, - i tha Neti. Mbërtheu shiritat elastikë të valixhes mbi rrobat e palosura, duke formuar një X të përkryer dhe më pas e mbylli atë.

- Më premton?

- Të premtoj, - ia ktheu ai, mbylli tokëzën dhe më pas e ngriti valixhen nga doreza. - Po më pret babai. Shihemi të hënën, - i tha dhe, sa hap e mbyll sytë, iku.

Disa orë më vonë, kur Lidia zbriti për të ngrënë mëngjes, u soll sikur asgjë nuk kishte ndryshuar. Detyrat e shtëpisë, ku dukeshin katër shigjeta të vogla, qëndronin pranë tasit të mëngjesit; në anën tjetër të tavolinës, Hana nxirrte nga tasi drithërat e squllura. Nëna gjerbte çaj kinez dhe shfletonte gazetën. Vetëm një gjë kishte ndryshuar: vendi i Netit ishte bosh. Sikur të mos kishte qenë kurrë aty.

- Më në fund, zbrite, - i tha Marlina. - Bën mirë të nxitosh dhe t'i korrigjosh, zemër, përndryshe nuk do të kesh kohë të hash para se të vijë autobusi.

Teksa i afrohej tavolinës, Lidias i dukej sikur pluskonte në ajër. Ndërkohë, Marlina shfletonte gazetën - mbështetja e Karterit 65%, emërimi i Mondejlit si këshilltar i lartë, ndalimi i amiantit, një tjetër vrasje në Nju Jork - para se sytë t'i kapnin një histori prekëse në fund të faqes. "Një mjek në Los Anxhelos zgjon një burrë që kishte gjashtë vjet në gjendje kome." *E mrekullueshme,* mendoi Marlina dhe i buzëqeshi së bijës, e cila mbahej pas mbështetëses së karriges sikur do të binte.

Neti nuk telefonoi atë natë kur Lidia ishte bërë sa një grusht para vëmendjes së veçantë të prindërve. "Më kanë dërguar një program

kursesh të kolegjit. Do të studiosh statistikë këtë verë?" "Të kanë ftuar në mbrëmje? Shumë shpejt do të të ftojë dikush, jam i bindur." Nuk telefonoi as të shtunën, kur Lidian e zuri gjumi duke qarë, as të dielën, kur u zgjua me sytë që ende i digjnin. *Atëherë kështu qenka*, mendoi ajo. *Sikur nuk kam pasur kurrë vëlla.*

Tani që Neti kishte ikur, Hana e ndiqte Lidian si qenush, duke rendur te dera e saj çdo mëngjes para se të binte zilja e radios dhe, me një frymë e duke gulçuar, i thoshte: "E gjen dot se çfarë? E gjen dot se çfarë, Lidia?" Ishte diçka e parëndësishme dhe që nuk të shkonte kurrë mendja: po binte shi; për mëngjes kishte petulla; një grifshë ngjyrë blu qëndronte te bredhi. Çdo ditë, gjatë gjithë ditës, ajo e ndiqte Lidian duke i sugjeruar se ç'mund të bënin: "Mund të shkojmë dhe të luajmë *Life*, mund të shikojmë filmin 'Friday Night', mund të bëjmë kokoshka." Gjithë kohës, Hana ishte sjellë vërdallë vëllait dhe motrës së saj, duke ruajtur njëfarë distance, dhe Lidia e Neti e kishin toleruar në heshtje satelitin e tyre të vogël e të ngathët. Në ato çaste, Lidia vinte re një mijë gjëra të vogla tek e motra: mënyrën se si përdridhte hundën nga një anë në tjetrën teksa fliste, po aq shpejt sa lepuri; zakonin e të qëndruarit në majë të gishtave si të kishte veshur taka të padukshme. Më pas, të dielën pasdite, ndërkohë që Hana vishte këpucët që Lidia kishte hequr duke shkelmuar, i dha idenë e saj të fundit: "Mund të shkojmë e të luajmë te liqeni. Lidia, eja të shkojmë e të luajmë te liqeni," dhe, ndërkohë, Lidia vuri re diçka tjetër, diçka të shkëlqyeshme dhe ngjyrë argjendi nën këmishën e Hanës.

- Çfarë është ajo?

Hana bëri të kthehej, por Lidia ia uli jakën derisa e pa mirë atë që i kishin zënë sytë: një varëse argjendi me një zemër të vogël. Ishte medaljoni i saj. Ajo e ngriti me një gisht, ndërsa Hana hoqi gjithë zhurmë këpucët e Lidias.

- Ku e gjete atë?

Hana vështroi nga dera, a thua se përgjigjja e saktë ishte e pikturuar në mur. Ajo e kishte gjetur kutinë e kadifenjtë gjashtë ditë më parë nën krevatin e Lidias.

- Mendova se nuk e doje, - pëshpëriti Hana. Lidia nuk po e dëgjonte, pasi në vesh i kumbonin fjalët e të atit: "Sa herë që ta shohësh, kujtohu se çfarë është vërtet e rëndësishme në jetë." Të jesh e shoqërueshme. Të gëzosh simpatinë e të tjerëve. Të përzihesh me shoqërinë. *Nuk doni të buzëqeshni? Çfarë duhet të bëni? Sforcohuni dhe buzëqeshni. Mos kritikoni, mos dënoni, mos protestoni.* Hana, që ndihej aq e kënaqur me atë zinxhir prej argjendi në qafë, i kujtonte veten kur ishte më e vogël: e ndrojtur, e ngathët e me shpatullat që kishin filluar t'i kërruseshin nën peshën e diçkaje që dukej aq e hollë, e argjendtë dhe e lehtë.

Kur e qëlloi Hanën në faqe dhe ajo u spraps pakëz e koka i shkoi mënjanë, u dëgjua kërcitja e fortë e pëllëmbës. Më pas, e kapi zinxhirin dhe e përdrodhi me forcë, duke e tërhequr të motrën si një qen të lidhur me qafore. *Më fal*, donte të thoshte Hana, por arriti të nxirrte vetëm një gulçim të lehtë. Lidia e përdrodhi më fort. Papritur, zinxhiri u këput dhe të dyja u mbushën sërish me frymë.

- Kjo nuk është për ty, - i tha Lidia me ëmbëlsi, sa të dyja u habitën. - Dëgjo, ti mendon se e do, por në të vërtetë nuk e do, - tha dhe e mblodhi zinxhirin në grusht. - Më premto që nuk do ta vendosësh më kurrë. Kurrë!

Hana, me sy të zgurdulluar, tundi kokën. Lidia i preku qafën, duke kaluar gishtin e madh nën njollën e vogël të gjakut ku zinxhiri kishte prerë lëkurën.

- Mos buzëqesh kurrë, nëse nuk ke dëshirë, - i tha ajo dhe Hana, gjysmë e hutuar nga vëmendja e Lidias, tundi kokën në shenjë pohimi. - Mos e harro këtë.

Hana e mbajti fjalën: atë natë dhe për shumë vite me radhë, sa herë që do ta kujtonte sërish atë çast, do të prekte fytin, ku shenja e kuqe e zinxhirit ishte zhdukur prej kohësh. Më shumë sesa e zemëruar, Lidia dukej në ankth, me varësen që i varej në gisht si një gjarpër i ngordhur. Dukej mjaft e trishtuar, si të kishte bërë ajo një gabim dhe jo Hana. Në fakt, pas varëses, Hana nuk do të vidhte më asgjë. Por ai çast, ajo bisedë e fundit me të motrën, do ta turbullonte për një kohë të gjatë.

Atë natë, e sigurt në dhomën e saj, Lidia nxori copën e letrës ku Neti kishte shkruar numrin e studentit që do ta priste. Pas darke, kur i ati u fut në studion e tij dhe nëna u rehatua në dhomën e ndenjjes, ajo hapi copën e letrës dhe ngriti receptorin që ndodhej në sheshpushim. Telefoni ra gjashtë herë para se dikush të përgjigjej dhe në sfond dëgjoi tingujt e zhurmshëm të një feste.

- Kë? - pyeti dy herë zëri në anën tjetër të telefonit dhe, në fund, Lidia nuk pëshpëriti më, por shpërtheu:

- Natan Linë. Studentin që ka ardhur për vizitë. *Natan Li*, - përsëriti. Minutat kalonin dhe çdo minutë më shumë do të thoshte një faturë më e shtrenjtë, veçanërisht sepse ishte një thirrje nga një distancë e largët - edhe pse kur të vinte fatura, Xhejmsi do të ishte shumë i tronditur për ta vënë re këtë gjë. Poshtë, Marlina ndryshonte vazhdimisht kanalet e televizorit: “Rhoda”. “Njeriu gjashtëmiliondollarësh”. “Quincy”. “Rhoda” sërish. Më në fund, në telefon doli Neti.

- Net, - i tha Lidia. - Jam unë, - dhe, për habinë e saj, sytë iu mbushën me lot sa dëgjoi zërin e tij, edhe pse i dukej më i thellë e më i ashpër se zakonisht, sikur ishte ftohur. Në të vërtetë, Neti kishte mbaruar treçerekun e birrës së parë në jetën e tij dhe bota përreth kishte filluar të shkëlqente. Atë çast, zëri i motrës, i tjetërsuar nga distanca, kishte depërtuar në atë shkëlqim si një thikë e mprehtë.

- Çfarë do?

- Nuk more në telefon.

- Çfarë?

- Më premtove se do të më merrje, - tha dhe fshiu sytë me pjesën e pasme të dorës.

- Për këtë më telefonove?

- Jo, dëgjo, Net. Duhet të të them diçka, - i tha dhe heshti për një çast, duke u menduar se si t’ia shpjegonte. Në sfond, një shpërthim të qeshurash erdhi si një dallgë që godet bregun.

Neti psherëtiu.

- Çfarë ka ndodhur? Të ka mërzitur mami me detyrat? - e pyeti

dhe ktheu shishen, por vuri re që birra ishte ngrohur dhe lëngu i ndenjur ia ngjethi gjuhën. - Prit, mos më thuaj. Mami të ka blerë një dhuratë të veçantë, por ishte thjesht një *libër.* Babi të ka blerë një fustan të ri, jo, një varëse me diamante dhe pret që ti ta vësh në qafë. Mbrëmë në darkë ke qenë e detyruar të flisje e të flisje *pa pushim* dhe e gjithë vëmendja e tyre ishte përqendruar te ti. I rashë në të?

E tronditur, Lidia heshti. Gjatë gjithë kohës, Neti e kishte kuptuar më mirë se kushdo tjetër mënyrën e komunikimit në familjen e tyre, gjërat që nuk mund t'i shpjegoheshin kurrë një njeriu të jashtëm: që një libër apo një fustan nuk është thjesht diçka që mund të lexohet apo të vishet, që vëmendja nuk mund t'u kushtohet të tërëve, që ashtu si dëbora, ajo bie, përqendrohet e të mbyt me peshën e saj. Të gjitha ato që tha, ishin të vërteta, por në zërin e ri të Netit tingëllonin mediokre, thumbuese dhe boshe. Ashtu siç do t'i tingëllonin kujtdo tjetër. Vëllai ishte shndërruar në një njeri të huaj.

- Duhet të iki, - i tha Neti.

- Prit! Prit, Net. Dëgjo!

- O Zot, nuk kam kohë për këto gjëra, - ia priti ai në zemërim e sipër, e më pas shtoi: - Pse nuk shkon t'ia rrëfesh Xhekut *problemet* e tua?

Asokohe, ai nuk e dinte se sa shumë do ta torturonin ato fjalë. Pasi uli me forcë receptorin, ndjeu një therje në kraharor, sikur t'i kishin ngulur një thikë. Por, duke qenë larg dhe në një festë plot zhurmë e hare, gjithçka kaloi sa hap e mbyll sytë. Gjërat më të shtrenjta që ke pranë - familja, prindërit, jeta e tyre - të duken më të largëta ose i harron fare sapo largohesh paksa prej tyre. Mund të mos u përgjigjesh më telefonatave të tyre, të grisësh letrat që të dërgojnë dhe të pretendosh sikur nuk kanë ekzistuar kurrë. Të fillosh një jetë të re, si tjetër njeri. *Është thjesht një problem gjeografik*, mendoi ai me sigurinë e dikujt që ende nuk ishte çliruar plotësisht nga familja. Shumë shpejt, edhe Lidia do të shkonte në universitet. Shumë shpejt, edhe ajo do të çlirohej. Rrëkëlleu pjesën e mbetur të birrës dhe shkoi të merrte një tjetër.

Në shtëpi, e vetme në holl, Lidia e mbajti receptorin në vesh për një kohë të gjatë edhe pasi telefonata u ndërpre. Lotët që ia kishin zënë frymën, u thanë. Brenda saj filloi të grumbullohej një zemërim i ngadaltë dhe i fortë kundrejt Netit, ndërkohë që fjalët e tij të fundit vazhdonin t'i kumbonin në vesh. "Nuk kam kohë për këto gjëra." Ai kishte ndryshuar, ishte kthyer në një njeri të cilit nuk i bëhej vonë se ajo kishte nevojë për të. Një njeri që thoshte gjëra për ta lënduar. Ndjeu se edhe vetë po tjetërsohej: goditi të motrën me shuplakë, mund ta lëndonte dhe Netin, pasi ai e kishte lënduar: "Pse nuk shkon t'ia rrëfesh Xhekut problemet e tua?"

Të hënën në mëngjes, veshi fustanin e saj më të bukur, atë që lidhej në qafë e me lule të vogla të kuqe, që i ati ia kishte blerë në vjeshtë. "Diçka e re për vitin e ri shkollor," - i kishte thënë ai. Ata po blinin artikuj shkollorë dhe Xhejmsi e kishte parë në një manekin në vitrinë. Atij i pëlqente t'i blinte Lidias veshjet e manekinëve, sepse kjo, pa dyshim, do të thoshte që ato i vishnin të gjithë. "Sipas modës së fundit, apo jo? Të gjitha vajzat duhet të veshin një fustan për një rast të veçantë." Lidia, e cila përpiqej të mos binte në sy, vishte gjithmonë bluzë me kapuç dhe pantallona kadifeje, bluzë të thjeshtë dhe pantallona kauboj, dhe e dinte se fustani ishte një veshje për takime me djem, por ajo nuk dilte nëpër takime. E kishte lënë të varur në fund të dollapit për muaj të tërë, por atë ditë e hoqi nga varësja. Me shumë kujdes ndau flokët në mes dhe njërën anë e mblodhi pas me një karficë të kuqe. Me majën e buzëkuqit leu buzët.

- Sa e bukur qenke bërë! - i tha Xhejmsi në mëngjes. - Dukesh fiks si Suzan Dei.

Lidia buzëqeshi dhe nuk nxori asnjë fjalë as kur Marlina i tha:

- Lidia, mos u vono shumë pas mësimit, Neti do të kthehet në shtëpi për darkë, - dhe as kur Xhejmsi i futi gishtin te gropëza e faqes, sërish ajo shakaja e vjetër, dhe i tha:

- Të gjithë djemtë do të mbajnë radhën për ty tani.

Në anën tjetër të tavolinës, Hana po vështronte veshjen e së motrës dhe buzëqeshjen që ajo kishte stampuar në fytyrë, duke prekur shenjën e kuqe përreth qafës, të butë si një rrjetë merimange. *Mos e bëj* donte t'i thoshte ajo, pa ditur se për çfarë bëhej fjalë. Thjesht e ndiente se diçka do të ndodhte dhe nuk mund të thoshte apo të bënte gjë për ta ndalur. Kur Lidia iku, ajo mori lugën dhe i shtypi drithërat që kishte në tas derisa i ktheu në pure.

Hana kishte të drejtë. Atë pasdite, me sugjerimin e Lidias, Xheku dhe ajo shkuan me makinë deri te kepi me pamje nga qyteti dhe parkuan në hije. Po të ishte e premte mbrëma, aty do të kishte pesë apo gjashtë makina, dritaret e të cilave, me kalimin e kohës, visheshin me avull derisa vinte një makinë policie e i shpërndante. Në ato çaste, nën diellin e fortë të një të hëne pasdite, nuk kishte asnjeri përreth.

- Kur kthehet Neti?

- Besoj se sonte, - ia ktheu Lidia, e cila, në të vërtetë, e dinte shumë mirë që avioni i tij do të ulej në aeroportin "Hopkins" të Klivlendit në orën pesë e nëntëmbëdhjetë minuta. Ai dhe babai do të ishin në shtëpi në orën gjashtë e gjysmë. Vështroi nga dritarja sahatin e madh të bankës *First Federal*, të vetmin objekt të dukshëm në qendër të qytetit. Ora shënonte katër e pesë minuta.

- Duhet të jetë e çuditshme pa atë vërdallë.

Lidia qeshi pak, por ishte një e qeshur e hidhur.

- Vë bast se katër ditë ishin shumë pak për të. Mezi po pret që të ikë përgjithmonë.

- Nuk është se nuk do ta shohësh më. Do të kthehet për Krishtlindje, gjatë verës, apo jo? - tha Xheku dhe ngriti vetullën.

- Ndoshta. Ose ndoshta do të ikë përgjithmonë. Kujt i bëhet vonë! - ia ktheu Lidia dhe u gëlltit për të qetësuar zërin. - Unë kam jetën time.

Nga xhami i hapur i dritares dëgjohej shushurima e gjetheve të reja të panjës. Një gjethe vetmitare, e mbetur nga vjeshta, u shkëput dhe ra në tokë duke u rrotulluar. Çdo qelizë e trupit të saj po dridhej, por, kur vështroi duart, ato ishin të qeta e të mbështetura mbi bark.

Hapi kroskotin e makinës dhe nxori kutinë e prezervativëve, që kishte ende dy copë, si disa muaj më parë. Xheku, i alarmuar, e pyeti:

- Çfarë po bën?

- Gjithçka në rregull. Mos e vrit mendjen. Nuk do të pendohem për asgjë. - Ishin aq afër, saqë Lidia arrinte të nuhaste aromën e kripur të djersës së tij. - Ti nuk je ashtu si thonë, - i tha ajo duke ia mbështetur dorën mbi kofshë. - Njerëzit mendojnë se, duke qenë se shoqërohesh me shumë vajza, nuk të bën përshtypje asnjë, por kjo nuk është e vërtetë. Në të vërtetë, ti nuk je kështu, apo jo? - tha dhe sytë e tyre të kaltër u kryqëzuan. - Unë të njoh mirë.

Ndërkohë që Xheku e shikonte, Lidia mori frymë thellë, si të ishte duke u zhytur nën ujë, dhe e puthi.

Nuk kishte puthur askënd më parë dhe ajo ishte - edhe pse Lidia nuk mund ta kuptonte atë çast - një puthje e ëmbël dhe e pastër, një puthje prej çupëline. Nën buzët e saj, ato të Xhekut ishin të nxehta, të thata e të palëvizshme. Bashkë me erën e duhanit, Xheku vinte erë gjethe dhe barishte, si të kishte qenë në pyll. Ajo aromë i përcillte të njëjtën ndjesi si një pëlhurë e kadifenjtë, diçka që të nxit ta përkëdhelësh dhe më pas të strukësh fytyrën aty. Atë çast, Lidia po përfytyronte gjithçka si nëpër filma. Pa Xhekun dhe veten që zhvendoseshin në ndenjësen e pasme, duke rënë mbi njëri-tjetrin, me duart që lëviznin më ngadalë se dëshirat e tyre. Ajo përfytyronte çastin kur do të zgjidhte nyjën e fustanit pas qafe, çastin kur do të zhvisheshin dhe trupin e Xhekut sipër të sajit. Këto gjëra nuk i kishte provuar kurrë dhe, ç'është e vërteta, as që i kishte imagjinuar ndonjëherë. *Kur Neti të kthehej në shtëpi,* mendoi, *ajo do të ishte tjetër njeri.* Atë mbrëmje, kur i vëllai t'i tregonte gjithçka për Harvardin, jetën e tij të re e përrallore që do të fillonte, edhe Lidia do të kishte diçka të re për t'i thënë.

Papritur, Xheku u tërhoq butësisht.

- Ti je një vajzë e ëmbël, - i tha.

Ai po e shihte ngultas, por jo si të dashur - dhe Lidia e kuptoi këtë në mënyrë instinktive - por ëmbël, ashtu siç i shohin të rriturit

fëmijët që rrëzohen dhe lëndohen. Lidia ndjeu se diçka brenda saj u fik. Uli kokën, duke lënë flokët t'i mbulonin fytyrën e bërë flakë dhe ndjeu një shije të hidhur në gojë.

- Mos më thuaj që papritur u bëre i moralshëm tani, - i tha ajo. - Apo nuk jam aq e mirë sa duhet për ty?

- Lidia, - i tha Xheku me zë të butë e më pas psherëtiu. - Nuk ka të bëjë me ty.

- Po me kë, atëherë?

Pasoi një heshtje e gjatë, kaq e gjatë, saqë ajo mendoi se Xheku kishte harruar të përgjigjej. Kur vendosi të fliste, u kthye nga dritarja, sikur fjalët që donte të thoshte të ishin jashtë, përtej pemëve të panjës, përtej liqenit dhe gjithçkaje që ndodhej poshtë tyre.

- Netin.

- Netin? - përsëriti Lidia dhe zgurdulloi sytë. - Nuk duhet të kesh frikë nga Neti. Nuk ka rëndësi se ç'mendon ai.

- Sigurisht që ka, - ia ktheu Xheku dhe vazhdonte të shikonte jashtë. - Për mua ka rëndësi.

Lidias iu desh një hop për të kuptuar fjalët e tij dhe e vështronte sikur fytyra e tij të kishte ndryshuar formë apo flokët t'i kishin ndryshuar ngjyrë. Kur Xheku filloi të fërkonte gishtin e madh me pjesën e poshtme të gishtit të unazës, Lidia kuptoi se ai po i thoshte të vërtetën, se kjo kishte qenë e vërteta prej shumë kohësh.

- Por... - tha Lidia dhe heshti për një çast. *Neti?* - Ti je gjithmonë... të gjithë e dinë... - dhe instinktivisht ajo vështroi ndenjësen e pasme dhe batanijen *Navajo* që ishte bërë shuk.

Xheku buzëqeshi me ironi.

- Si më the? Njerëzit mendojnë se, duke qenë se shoqërohesh me shumë vajza... por, në të vërtetë, ti nuk je kështu, - tha dhe e pa vëngër, ndërsa flladi që hynte nga dritarja e hapur i shpupuriste kaçurrelat biondë. - Askush nuk do të dyshojë.

Atë çast, asaj i erdhën në mendje shumë fragmente bisedash, por paksa ndryshe. "Ku është vëllai yt?", "Çfarë do të thotë Neti?" dhe "Do t'i thuash vëllait që kemi dalë bashkë dhe që unë jam djalë

i mirë?" Po ajo si i ishte përgjigjur? "Ai nuk ka për të më besuar kurrë." Kutia gjysmë e zbrazur me prezervativë qëndronte e hapur para syve të saj dhe ajo e shtypi me grusht. *Unë të njoh.* Kur kujtoi këto fjalë, u ngjeth e tëra. Si mund të kishte qenë kaq budallaqe? Si mund të ishte gabuar deri në atë pikë për të? Për gjithçka.

- Duhet të iki, - tha Lidia dhe mori çantën që kishte lënë pranë ndenjëses.

- Më vjen keq, - tha Xheku.

- Të vjen keq? Për çfarë? Nuk ka pse të të vijë keq, - tha ajo dhe vari çantën pas shpine. - Në fakt, më vjen mua keq për ty. Që je dashuruar pas dikujt që të urren.

Ajo e pa me inat Xhekun, i cili u hodh përpjetë, si ta kishin spërkatur me ujë syve. Më pas, u bë serioz e fytyrëngrysur, ashtu siç ishte edhe me të tjerët, ashtu siç kishte qenë ditën e parë kur ishin takuar. Pastaj, befas, buzëqeshi, por ajo u duk më shumë si një ngërdheshje.

- Të paktën, unë nuk i lejoj të tjerët të më thonë se çfarë duhet të bëj gjatë gjithë kohës, - tha ai dhe në zërin e tij Lidia pikasi një hije përçmimi. Kishte muaj që nuk e dëgjonte atë zë. - Të paktën unë e di kush jam dhe çfarë dua, - tha dhe ia nguli sytë. - Po ti, zonjusha Li? Çfarë do?

*Sigurisht që e di se çfarë dua,* por, kur hapi gojën, nuk nxori dot asnjë fjalë. Në mendje, fjalët i përplaseshin si sfera qelqi - *mjeke, e pëlqyer, e lumtur* - dhe shpërndaheshin në heshtje.

Xheku turfulloi.

- Të paktën, unë nuk i lejoj të tjerët të më thonë se çfarë duhet të bëj gjatë gjithë kohës. Të paktën unë nuk kam frikë.

Lidia u gëlltit. Përpara Xhekut nuk mund të fshihej. Donte ta godiste, por nuk do ta lëndonte aq sa duhej. Më pas, e kuptoi se si mund ta lëndonte vërtet.

- Vë bast që Netit do t'i pëlqente shumë ta dëgjonte këtë histori, - i tha. - Vë bast që të gjithëve në shkollë do t'u pëlqente, apo jo?

Atë çast, iu duk sikur Xheku po shfryhej si një tullumbace e shpuar.

- Dëgjo... Lidia... - ia nisi ai, por ajo tashmë e kishte hapur derën dhe e kishte mbyllur me forcë. Në çdo hap që hidhte, çanta i përplasej pas shpinës, megjithatë vazhdoi të vraponte deri në rrugën kryesore dhe më pas drejt shtëpisë, duke mos u ndalur as kur ndjeu një therje në pjesën anësore të trupit. Sa herë që dëgjonte një makinë, kthente kokën rrëmbimthi, e bindur se ishte Xheku, por *Volkswagen*-i nuk dukej askund. Ajo donte të dinte nëse ai ndodhej ende atje, te kepi, me atë vështrim torturues në sy.

Pasi kaloi liqenin dhe arriti te rruga e shtëpisë, ngadalësoi hapin për t'u mbushur me frymë. Gjithçka iu duk e panjohur: çuditërisht, ngjyrat ishin shumë të ndezura, si një televizor i sintonizuar keq. Lëndinat e gjelbra anonin paksa nga bluja, majat e bardha të çatisë së zonjës Alen shkëlqenin më shumë dhe lëkura e krahëve të saj ishte më e verdhë se zakonisht. Gjithçka dukej paksa e deformuar, prandaj Lidia kapsalliti sytë me shpresën që gjërat të ktheheshin sërish në formën e zakonshme. Kur arriti në shtëpi, iu desh një çast për të kuptuar se gruaja që po fshinte verandën, ishte e ëma.

Kur pa të bijën, Marlina zgjati krahët për t'i dhënë një puthje. Atë çast, Lidia vuri re se kutinë e prezervativëve e kishte ende në dorë dhe me një veprim të shpejtë e futi në çantë, brenda një dosjeje.

- Qenke e nxehtë, - i tha Marlina dhe kapi sërish fshesën. - Sa të mbaroj, dhe futemi që të përsërisim për provimet e tua. - Burbuqet e vogla jeshile që kishin rënë nga pemët, qëndronin të shtypura poshtë fijeve të fshesës.

Për një çast, Lidia nuk po fliste dot dhe, kur më në fund nxori zë, zërin e kishte kaq të ngjirur, saqë as ajo dhe as e ëma nuk e njohën.

- Të thashë njëherë, - i bërtiti Lidia. - Nuk më nevojitet ndihma jote.

Një ditë më pas, Marlina do ta harronte atë çast: të bërtiturën e Lidias dhe tonin e saj të prerë. Ai kujtim do të zhdukej përgjithmonë, sepse, kur humbasim një person të shtrenjtë, kujtimi i tij lëmohet

dhe përsoset, duke lënë mënjanë çdo dobësi. Atë çast, e habitur nga toni i pazakontë i së bijës, ia vuri fajin lodhjes dhe asaj pasditeje të gjatë.

- Nuk të ka mbetur shumë kohë, - i tha ndërkohë që Lidia hapte derën. - Jemi në maj tani.

Disa kohë më vonë, kur familja do ta kujtonte sërish atë mbrëmje, nuk do të mbante mend pothuajse asgjë. Shumë gjëra do të fshiheshin nga trishtimi. Neti, me fytyrën e skuqur nga ngazëllimi, bisedoi gjatë gjithë darkës, por asnjëri prej tyre, duke përfshirë edhe atë vetë, nuk do ta mbante mend këtë llafazanëri dhe asnjë fjalë të vetme nga ato që tha. Ata nuk do ta mbanin mend se si dielli i pasdites vonë ra mbi tavolinë si mjegull e bardhë dhe as kur Marlina tha: "Jargavanët kanë filluar të çelin". Nuk do ta mbanin mend as që Xhejmsi buzëqeshi kur u përmend *Charlie's Kitchen,* sepse mendoi për drekat e dikurshme me Marlinën, apo që Hana pyeti: "Të njëjtat yje janë edhe në Boston?" dhe që Neti u përgjigj: "Po, sigurisht". Të nesërmen në mëngjes, e gjitha kjo do të zhdukej. Edhe vite më vonë, ata do ta analizonin thellë këtë mbrëmje. Çfarë u kishte shpëtuar? Cili kishte qenë ai gjest i vogël, i harruar, që mund të kishte ndryshuar gjithçka? Ata do ta vrisnin mendjen kaq shumë dhe do të pyesnin veten se si kishte shkuar gjithçka aq keq, por përgjigjen nuk do ta merrnin dot kurrë.

Sa për Lidian, edhe ajo e kaloi mbrëmjen duke i bërë vetes të njëjtën pyetje. Nuk e vuri re nostalgjinë e të atit dhe as fytyrën e ndriçuar të të vëllait. Gjatë gjithë darkës dhe pas saj, pasi u tha të gjithëve natën e mirë, iu ngulit në mendje ajo pyetje. Si kishte shkuar gjithçka aq keq? E vetme, me gramafonin që luante nën llambën e ndezur, udhëtoi thellë në kujtime: fillimisht, kujtoi fytyrën e Xhekut atë pasdite, të frikësuar, të butë dhe të torturuar. Më pas, kujtimet që vinin para Xhekut. Para se të ngelte në fizikë, para biologjisë, para medaljeve, librave dhe stetoskopit të vërtetë. Kur gjërat morën atë rrjedhë të çuditshme?

Ndërkohë që ora, me një kërcitje të lehtë kaloi nga 1:59 në 2:00, përgjigjja i erdhi në mendje, duke zënë vend me të njëjtën kërcitje si e orës. Disku kishte kohë që kishte pushuar dhe errësira jashtë e bënte heshtjen akoma më të thellë, si qetësia e mbytur e një biblioteke. Më në fund e kishte kuptuar se ku kishin shkuar gjërat keq. Dhe e dinte se ku duhej të shkonte.

Doku ishte po aq i butë sa e mbante mend ajo. Lidia u ul në fund, ashtu siç kishte bërë kohë më parë, duke tundur këmbët në buzë, aty ku varka me rrema afrohej ngadalë drejt molit. Gjatë gjithë kësaj kohe, nuk kishte guxuar kurrë të afrohej kaq shumë. Për çudi, atë natë në errësirë, nuk kishte frikë, gjë që e habiti paksa.

Xheku kishte të drejtë: ajo kishte kaq kohë që rrinte si e frikur, saqë kishte harruar se si ishte të jetonte pa frikë - frikë se një ditë nëna mund të zhdukej sërish, që i ati mund të shkatërrohej dhe që e gjithë familja mund të rrënohej edhe një herë. Që prej asaj vere kur nëna kishte ikur, familja i ishte dukur e pasigurt, si të ndodhej buzë ndonjë gremine. Më parë, nuk e kishte kuptuar se sa e brishtë ishte lumturia dhe që mjaftonte një shpërqendrim i vogël që ajo të binte e të thyhej. I kishte premtuar vetes se do të bënte gjithçka që do të kërkonte e ëma, vetëm që ajo të qëndronte. Kishte qenë shumë e frikësuar.

Kështu, sa herë që nëna i thoshte "Do..." ajo i përgjigjej "Po". Ajo i dinte dëshirat e prindërve pa qenë nevoja që ata të hapnin gojën dhe donte që të ishin të lumtur. E kishte mbajtur premtimin e saj dhe nëna kishte qëndruar. Lexoje këtë libër. *Po.* Duhet të kërkosh këtë. Duhet të pëlqesh këtë. *Po.* Njëherë, në muzeun e kolegjit, ndërkohë që Neti kishte varur turinjtë sepse kishte humbur shfaqjen e yjeve, Lidia kishte parë një copë qelibar me një mizë brenda. "Është katërmilionëvjeçare," - kishte pëshpëritur Marlina, duke përqafuar vajzën nga pas. Lidia e kishte vëzhguar derisa, më në fund, Neti i kishte larguar me pahir të dyja. Tani po mendonte për mizën që qëndronte me delikatesë në pellgun me

rrëshirë. Ndoshta e kishte ngatërruar me mjaltin. Ndoshta nuk e kishte parë fare. Kur e kishte vënë re gabimin, ishte tepër vonë. Kishte rrahur flatrat, ishte zhytur në të dhe më pas ishte mbytur. Që prej asaj vere, kishte pasur shumë, shumë frikë se mos humbiste të ëmën apo të atin. Më pas, frika më e madhe nga të gjitha: se mos humbiste Netin, i vetmi që kuptonte ekuilibrin e çuditshëm dhe të brishtë të familjes së tyre. Ai që dinte gjithçka që kishte ndodhur. Ai që ia kishte ngritur gjithmonë moralin.

Shumë kohë më parë, e ulur në dok, në po atë vend ku ishte tani, kishte filluar ta ndiente peshën: se sa e vështirë do të ishte të mbartte ëndrrat e prindërve, se sa mbytëse do të ishte e gjithë ajo dashuri. Kishte ndier duart e Netit mbi supe dhe i ishte dukur e këndshme ajo prekje që e kishte detyruar ta lëshonte trupin para e të zhytej. Më pas, kur kishte përfunduar nën ujë, i ishte dukur sikur kishte ngrënë një shuplakë. Ishte përpjekur të bërtiste, por uji i ftohtë që kishte gëlltitur, mend po e mbyste. Kishte zgjatur këmbët që të gjente një pikë mbështetjeje, por nuk e kishte gjetur. Kishte përpëlitur krahët, por asgjë. Vetëm lagështi dhe ftohtësi.

Më pas, kishte ndier diçka të ngrohtë. Gishtat e Netit, dorën, krahun e tij. Ai e kishte tërhequr dhe ajo ishte orvatur të dilte, ndërsa uji i kishte rrjedhur kudo nëpër trup dhe sytë i kishin djegur. “Jepu këmbëve,” - i kishte thënë Neti. Duart e tij e kishin ngritur dhe ajo ishte habitur me fuqinë dhe sigurinë e tyre, si dhe kishte ndier sërish ngrohtësi. Gishtat e tij ishin kryqëzuar me të sajët dhe, atë çast, nuk kishte ndier më frikë.

“Jepu këmbëve. Të kam kapur. *Jepu këmbëve.”*

Që prej atëherë, kështu kishte qenë. *Mos më lër të zhytem*, kishte menduar ajo teksa zgjaste dorën drejt tij dhe Neti ia kishte premtuar këtë kur ia kishte dhënë. Ky kishte qenë çasti ku gjithçka kishte shkuar keq.

Nuk ishte shumë vonë. Aty, në dok, Lidia bëri një sërë premtimesh të tjera, këtë herë i kishte për veten. Do të fillonte gjithçka nga fillimi. Nënës do t’i thoshte: “Mjaft me kaq”. Do të hiqte qafe afishet bashkë me librat. Edhe po të ngelte në fizikë,

edhe po të mos bëhej mjeke, nuk do të kishte rëndësi për të. Do t'ia thoshte edhe së ëmës këtë gjë. Do t'i thoshte se kurrë nuk ishte vonë për të rifilluar. Për asgjë. Të atit do t'ia kthente sërish varësen dhe librin. Nuk do ta mbante më telefonin në vesh kur në linjë nuk kishte njeri; do të reshtte së qeni një njeri i shtirur. Duke filluar nga ai çast, do të bënte atë që donte. Me këmbët e pambështetura gjëkund, Lidia, që prej kohësh ishte skllavëruar nga ëndrrat e të tjerëve, ende nuk e kishte imagjinuar se si do të ishte e ardhmja e saj, por, papritur, u ndje plot shpresë. Ajo do të ndryshonte gjithçka. Xhekut do t'i kërkonte ndjesë dhe do t'i thoshte që nuk do t'ia rrëfente askujt të fshehtën e tij. Nëse ai ishte kaq i guximshëm, i sigurt për atë që ishte dhe donte, ndoshta edhe ajo mund të bëhej e tillë. Do t'i thoshte që e kuptonte.

Po Neti? Do t'i thoshte që mund të ikte. Që nuk do të kishte asnjë problem nga ana e saj. Që ai nuk ishte më përgjegjës për të dhe se nuk duhej të shqetësohej. Më pas, do ta linte të shkonte.

Dhe ndërkohë që formulonte këtë premtim, Lidia e kuptoi se ç'duhej të bënte. Se si do të fillonte gjithçka nga fillimi, në mënyrë që të mos kishte më frikë se do të mbetej vetëm. E kuptoi se ç'duhej të bënte që t'i vuloste dhe t'i përmbushte premtimet e saj. U ul ngadalë në varkën me rrema dhe zgjidhi litarin. Teksa largohej nga doku, priste që ta kaplonte paniku. Por nuk ndodhi kështu. Edhe kur arriti në gjysmë të liqenit, duke vozitur me ngathtësi, në atë largësi ku dritat e shtyllave në rrugë dukeshin si pika shumë të vogla që prishnin errësirën që e rrethonte, çuditërisht ndihej e qetë dhe e sigurt. Sipër saj, hëna ishte e rrumbullakët si një monedhë, e plotë dhe e përkryer. Poshtë saj, varka lëkundej kaq ngadalë, saqë nuk e ndiente pothuajse fare që po lëvizte. Teksa shikonte qiellin, i dukej sikur po pluskonte në hapësirë, pa u mbajtur askund. Asgjë nuk i dukej e pamundur.

Së largu, drita e dokut shkëlqente si të ishte një yll. Teksa picërronte sytë, arrinte të dallonte siluetën e zbehtë dhe anësoret e tij në errësirën e natës. Mendoi se, po të afrohej edhe pak, do ta shihte më mirë: sipërfaqen e drunjtë që ishte zbutur nga gjithë

ato këmbë njerëzish që e kishin shkelur ndër vite dhe drurët që mezi e mbanin platformën mbi ujë. U ngrit ngadalë në këmbë, duke hapur krahët ndërkohë që varka lundronte. Nuk ishte dhe aq larg. Mund t'ia dilte mbanë, ishte e bindur. Duhej vetëm t'u jepte këmbëve. Do t'u jepte këmbëve deri te doku, më pas do të kapej pas platformës e do të dilte nga uji. Të nesërmen në mëngjes, do të pyeste Netin për Harvardin. Do ta pyeste se si i ishte dukur. Do ta pyeste për personat që kishte njohur dhe lëndët që do të ndiqte. Do t'i uronte që t'ia kalonte sa më mirë.

Vështroi liqenin, që në errësirë dukej si zbrazëtirë, thjesht një hapësirë e madhe që thellohej poshtë këmbëve të saj. *Gjithçka do të shkojë mirë*, tha me vete dhe u hodh në ujë.

# *dymbëdhjetë*

Teksa kthehet në shtëpi, Xhejmsi mendon: *Nuk është shumë vonë. Nuk është shumë vonë.* E përsërit këtë për çdo kilometër që përshkon, derisa mbërrin në Midëllud, duke kaluar më parë kolegjin dhe më pas liqenin. Kur hyn në rrugicën e shtëpisë, shikon derën e garazhit hapur dhe makinën e Marlinës që nuk është aty. Trupi lëkundet në çdo frymëmarrje, edhe pse sforcohet që të ruajë ekuilibrin. Gjatë gjithë këtyre viteve, i ka mbetur në mendje vetëm një gjë: *Ajo ia mbathi*, kurse pjesën tjetër: *Ajo u kthye sërish* dhe *Ajo qëndroi* e ka marrë për të mirëqenë. Ndërkohë që shtrëngon dorezën e derës, këmbët i dridhen. *Nuk është shumë vonë*, përsërit me vete, por, kur hyn brenda, dridhet i tëri. Nuk mund t'i vinte faj nëse ajo kishte ikur dhe këtë herë, njëherë e përgjithmonë.

Në paradhomë, e pret një qetësi e thellë, si heshtje varri. Më pas, hyn në dhomën e ndenjjes dhe shikon një figurë të vogël e të mbledhur kruspull në dysheme. Hana. Ajo është mbledhur si top me krahët rreth vetes. Sytë i ka të skuqur dhe me lot. Papritur, Xhejmsit i kujtohet një pasdite e shumë kohëve më parë; dy fëmijë pa të ëmën në pragun e një shtëpie të ftohtë.

- Hana? - pëshpërit ai dhe, atë çast, i duket sikur do të shembet përtokë, si një ndërtesë e vjetër, e cila është shumë e dobët për të

qëndruar në këmbë. Çanta i rrëshqet nga gishtat dhe i bie përdhe. Nuk po mbushet dot me frymë.

- Ku është mami?

Hana ngre sytë dhe thotë:

- Sipër. Po fle, - dhe kjo bën që Xhejmsi të mbushet sërish me frymë: - I thashë që ti do të ktheheshe në shtëpi. - Nuk është një shenjë vetëkënaqësie dhe as triumfi, por një konstatim i thjeshtë, i pastër si kristali.

Xhejmsi lëshohet mbi tapet pranë vajzës së vogël, i heshtur dhe mirënjohës, ndërsa Hana mendohet nëse duhet të shtojë ndonjë gjë tjetër. Sepse ka dhe gjëra të tjera, shumë gjëra të tjera: ajo dhe e ëma ishin përqafuar të dyja në shtratin e Lidias dhe kishin qarë gjatë gjithë pasdites, duke u shtrënguar kaq fort, saqë lotët e tyre ishin përzier, derisa nënën e kishte zënë gjumi. Gjysmë ore më parë, makina e policisë e kishte sjellë vëllanë në shtëpi, me pamje të çrregullt, të dehur dhe me një erë të neveritshme, por çuditërisht dukej i gëzuar. Më pas, kishte shkuar direkt në dhomën e tij. Teksa vështronte nga perdja, Hana kishte parë oficerin Fisk në timon dhe atë mbrëmje vonë, makina e Marlinës do të ishte sërish në rrugicë, e larë dhe me çelësat të vendosur me kujdes në ndenjësen e shoferit. *Megjithatë, kjo punë pret,* mendon ajo. Gjithnjë i ka ruajtur të fshehtat e të tjerëve, por tani ka diçka më urgjente për t'i thënë të atit.

Ajo ia tërheq krahun duke drejtuar gishtin sipër dhe Xhejmsi habitet që duart e saj janë aq të vogla e aq të forta.

- Shiko.

Ai ngre vështrimin duke u ndier fillimisht i çliruar, sepse është mësuar që ta shpërfillë vazhdimisht vajzën e vogël, por nuk sheh asgjë. *Nuk është kurrë vonë*, mendon duke vështruar tavanin e pastër që shkëlqen si një shtresë e re letre kur rrihet nga rrezet e diellit të pasdites. *Ende nuk ka mbaruar.*

- Shiko, - këmbëngul sërish Hana, duke ia ngritur kokën me forcë. Ajo nuk ka qenë kurrë kaq e vendosur dhe Xhejmsi, i befasuar, vështron me vëmendje dhe më në fund dallon diçka: në

sipërfaqen ngjyrë kremi, i bie në sy gjurma e bardhë e një këpuce, që duket sikur dikush ka lyer këmbën me bojë dhe më pas e ka mbështetur në tavan, duke lënë një gjurmë të vetme, të zbehtë dhe të përkryer. Ai nuk e kishte vënë re kurrë më parë këtë. Hana e vështron të atin me një pamje serioze dhe krenare, si të ketë zbuluar një planet të ri. Në të vërtetë, kjo gjurmë në tavan është diçka absurde. E pashpjegueshme, e pakuptueshme dhe magjike.

Hana qesh nën zë dhe Xhejmsit i duket sikur dëgjon tringëllimën e një zileje. Një tingull i bukur. Edhe ai qesh, për herë të parë pas javësh të tëra, dhe Hana merr guximin e i futet të atit në gji. Mënyra se si ajo struket, i duket e njohur. I kujton diçka që e ka harruar.

- E di se çfarë bëja me motrën tënde ndonjëherë? - i thotë ai ngadalë. - Kur ishte e vogël, shumë e vogël, më e vogël se ti. E di se çfarë bëja? - shton dhe e lë Hanën t'i hipë në kurriz. Më pas, ngrihet dhe rrotullohet sa në njërën anë në tjetrën, teksa ndien peshën e saj mbi shpatulla. - Ku është Lidia? - i thotë ndërkaq. - Ku është Lidia?

Dikur, ai e thoshte pa pushim këtë, ndërkohë që Lidia fuste hundën në flokët e tij dhe qeshte nën zë. Ai ndiente frymëmarrjen e saj të lehtë e të ngrohtë në kokë dhe pas veshëve. Lëvizte nëpër dhomën e ndenjjes, duke kërkuar pas mobilieve dhe dyerve.

- E dëgjoj, - thoshte ai. - E shoh këmbën e saj, - dhe shtrëngonte kaviljet e saj me duar. - Po ku është? Ku është Lidia? Ku është futur? - përsëriste dhe vërtiste kokën, ndërsa ajo klithte nga gëzimi, por ai bënte sikur nuk e vinte re që flokët e saj vareshin mbi shpatullat e tij. - Ja ku është! Ja ku është Lidia!

Ai rrotullohej gjithnjë e më shpejt, ndërkohë që Lidia mbahej fort dhe, në fund, lëshohej mbi tapet dhe, teksa qeshte me të madhe, e linte të bijën të rrokullisej. Lidia nuk lodhej kurrë. E gjente dhe ajo prapë zhdukej, e rigjente dhe sërish humbiste para syve të tij, pas shpinës së tij, ndërsa këmbët i vareshin mbi supet e të atit. Çfarë e bën një gjë të shtrenjtë në jetë? Fakti që e humbet dhe e gjen sërish. Sa herë kishte bërë sikur e kishte humbur! Ai u lëshua mbi tapet, i trullosur nga humbja.

Më pas, ndien dy krahë të vegjël që i mbështjellin qafën dhe ngrohtësinë e një trupi të vogël mbështetur pas të tijit.

- Babi, - pëshpërit Hana. - Do që ta bëjmë sërish?

Dhe Xhejmsi i jep forca vetes të ngrihet edhe një herë.

Ka ende shumë për të bërë, shumë gjëra për të ndrequr. Por, hëpërhë, e ka mendjen këtu, te vajza që qëndron në krahët e tij. E kishte harruar ndjesinë e përqafimit të fëmijës apo të kujtdo në atë mënyrë, ndjesinë e peshës së saj mbi trupin e tij dhe se si ngjitej pas tij në mënyrë instinktive. Besimin e saj të verbër tek i ati. Do të kalojë shumë kohë para se ai të jetë gati ta lëshojë sërish.

Ndërkohë që jashtë po bie muzgu, Marlina zgjohet, zbret poshtë dhe, nën dritën e llambës, gjen të shoqin që shtrëngon vajzën e vogël. Ai ka një pamje të qetë dhe shikim të ëmbël në fytyrë.

- U ktheve, - i thotë Marlina. Të gjithë e dinin që ajo ishte një pyetje.

- U ktheva, - i thotë Xhejmsi dhe Hana ngrihet në majë të gishtave e ecën drejt derës. Ajo e ndien që dhoma është pushtuar nga një ndjenjë që nuk e di se çfarë është, por nuk do që ta shkatërrojë atë ekuilibër aq të bukur e të brishtë. E mësuar me shpërfillje, ajo ecën vjedhurazi drejt së ëmës, e gatshme që të zhduket pa u vënë re. Por Marlina e prek me butësi te supi dhe thembrat e Hanës bëjnë një zhurmë të mbytur teksa godasin dyshemenë.

- Gjithçka në rregull, - thotë Marlina. - Babi dhe unë duhet të bisedojmë pak. - Më pas, Hana shpërthen nga gëzimi dhe ajo e puth në kokë e i thotë: - Shihemi nesër në mëngjes.

Kur arrin në gjysmë të shkallëve, Hana ndalet. Nga kati i sipërm dëgjon vetëm pëshpëritje, por këtë herë vendos që të mos kthehet sërish poshtë për të përgjuar. E ëma i tha: “Shihemi nesër në mëngjes” dhe këtë gjë ajo e merr si një premtim. Përshkon korridorin në majë të gishtave, duke kaluar dhomën e Netit, ku pas derës së mbyllur i vëllai po bën një gjumë të thellë, ndërkohë që pija po i del gradualisht. Teksa kalon në errësirë para dhomës

së Lidias, i duket sikur asgjë nuk ka ndryshuar, edhe pse kjo nuk është e vërtetë. Në fund, mbërrin në dhomën e saj, ku nga dritarja duket lëndina që nga jeshile e errët, po merr një ngjyrë të zezë. Ora e saj fosforeshente tregon se ka kaluar ora tetë, por asaj i duket sikur është edhe më vonë. Kjo ndjesi e pushton të tërën, ndërsa jashtë mbizotëron një errësirë e thellë, si të jetë mesi i natës. Në katin e dytë, nuk i dëgjon bisedat e prindërve, por i mjafton fakti që ndodhen aty.

Në katin e parë, Marlina qëndron me njërën dorë mbështetur pas kasës së derës. Xhejmsi tenton të gëlltitet, por në fyt i ka mbetur diçka e fortë dhe gërvishtëse, si një halë peshku. Vite më parë, arrinte ta kuptonte gjendjen shpirtërore të së shoqes edhe duke e parë nga mbrapa: nga supet e varura, nga mënyra se si e zhvendoste peshën nga këmba e majtë në të djathtën. Ai arrinte të kuptonte edhe se çfarë po mendonte ajo, por kishte kohë pa e parë me vëmendje dhe tani, edhe pse ndodhet ballë për ballë, nuk vë re asgjë tjetër përveç rrudhave të holla në cep të syve dhe buzëve të mbledhura.

- Mendova se ike përgjithnjë, - i thotë më në fund Marlina.

Pasi arrin të qërojë fytin nga ajo që i kishte ngecur, Xhejmsi lëshon një zë të hollë e të ngjirur.

- Mendova se kishe ikur ti.

Hëpërhë, nuk mund të thonë më shumë se kaq.

Disa gjëra nuk do t'i përmendnin më kurrë: Xhejmsi nuk do të fliste më për Luizën dhe do t'i vinte turp sa të kishte jetë për atë që kishte bërë me të. Më vonë, pasi të kalonte ca kohë, do të bisedonin me njëri-tjetrin për gjëra që nuk ishin thënë kurrë. Ai do t'i tregonte asaj raportin e autopsisë; ajo do t'i jepte librin e kuzhinës. Do të duhej kohë para se Xhejmsi të fliste me të birin pa trashur zërin; do të duhej kohë para se Neti të mos sprapsej më kur i ati t'i fliste. Gjatë pjesës së mbetur të asaj vere dhe për vite të tëra në vijim, ata do të tregoheshin mjaft të kujdesshëm me fjalët që do

të përdornin për të shprehur se çfarë donin: ndaj Netit, Hanës dhe njëri-tjetrit. Ata kanë kaq shumë gjëra për t'i thënë njëri-tjetrit.

Në këtë çast heshtjeje, dorën e Xhejmsit e prek diçka, kaq lehtë, saqë ai mezi e ndien. *Një molë*, mendon ai, *ose mënga e këmishës.* Por, kur ul sytë, shikon gishtat e Marlinës që preknin të tijtë. Ai thuajse e kishte harruar atë ndjesi, ndjesinë e prekjes së saj. Ndjesinë e të qenit i falur. Ul kokën dhe e mbështet te dora e saj, i mbushur me mirënjohje që i është dhënë edhe një mundësi tjetër.

Në shtrat, ata prekin njëri-tjetrin me delikatesë, si të jetë hera e parë që po flenë bashkë: dora e Xhejmsit rrëshqet me kujdes në fund të shpinës së saj dhe, po me aq kujdes, gishtat e Marlinës zbërthejnë këmishën e tij. Tashmë ndihen më të plakur; Xhejmsi i ndien shpatullat të rëna dhe në trupin e Marlinës vë re shenjat e operacionit të lindjes, që kryqëzohen në bark. Në errësirë, ata tregohen të kujdesshëm me njëri-tjetrin, sikur të jenë të brishtë e mund të thyhen.

Gjatë natës, Marlina zgjohet dhe ndien ngrohtësinë e të shoqit pranë, aromën e tij të ëmbël, si bukë e thekur, e pjekur, organike, e ëmbël dhe e hidhur. Sa bukur është të qëndrojë e mbështjellë pas tij, të ndiejë kraharorin e tij që ngrihet e ulet, si të jetë frymëmarrja e saj. Por tani, ka diçka tjetër për të bërë.

Ajo ndalet te dera e dhomës së Lidias, me dorën mbi dorezë dhe kokën mbështetur pas shtalkës, duke kujtuar atë mbrëmje të fundit me të: një rreze drite ndriçonte gotën me ujë të Lidias dhe Marlina, e cila ndodhej në anën tjetër të tavolinës, e vështronte me një buzëqeshje në fytyrë. Teksa mendonte tepër e sigurt për të ardhmen e së bijës, nuk e kishte imagjinuar kurrë që çdo gjë do të këputej në mes. Që mund të kishte gabuar për gjithçka.

Në ato çaste, ajo ndjenjë sigurie duket si diçka e hershme, që me kalimin e kohës është tkurrur. Diçka që e ka përjetuar para se të bëhej me fëmijë, para se të martohej, kur ishte ende e vogël. Dhe ajo e kupton. Nuk mund të bëjë gjë tjetër veçse të ecë përpara.

Megjithatë, një pjesë e saj kërkon që për një çast të kthehet pas, jo për të ndryshuar gjërat dhe as për të folur me Lidian apo për t'i thënë ndonjë gjë. Ajo dëshiron vetëm që të hapë derën dhe ta shohë edhe një herë të bijën duke fjetur dhe të dijë që gjithçka shkon mirë.

Më në fund, kur hap derën, e sheh. Mbi shtrat, duket forma e trupit të saj dhe, mbi jastëk, një fije e gjatë floku. Pasi sforcohet, arrin të shohë edhe jorganin me lule që ulet e ngrihet në çdo frymëmarrje të saj. Ajo e di që ky vegim është një dhuratë dhe përpiqet të mos i përpëlitë sytë, për ta shijuar atë çast, atë imazh të fundit e të bukur të së bijës duke fjetur.

Një ditë, kur të jetë gati, ajo do të hapë perdet, do të mbledhë rrobat që ndodhen nëpër sirtarë, librat mbi dysheme e do t'i paketojë. Do të lajë çarçafët, do të hapë sirtarët e tryezës së punës dhe do të boshatisë xhepat e xhinseve. Kur ta bëjë këtë, do të gjejë vetëm fragmente nga jeta e së bijës: monedha, kartolina që nuk janë dërguar kurrë, faqe të grisura nga revistat. Do të ndalet për një çast kur të gjejë një lëpirëse ende të mbështjellë me letër celofani dhe do të pyesë veten nëse ka qenë e rëndësishme, nëse ka pasur ndonjë domethënie për Lidian apo thjesht e ka harruar. Ajo e di që nuk do të marrë kurrë përgjigje. Tani për tani, shikon figurën në shtrat dhe i mbushen sytë me lot. Kaq mjafton.

Kur Hana zbret poshtë në mëngjes, përpara shtëpisë vë re që ndodhen dy makina. Shikon dy tufa me çelësa mbi tavolinën e paradhomës. Pesë palë këpucë pranë derës, ku një palë janë të Lidias. Edhe pse kjo pamje i shkakton një sëmbim në kraharor, ndihet disi e ngushëlluar. Më pas, kur hedh sytë nga dritarja, sheh derën e Uolfëve që hapet dhe Xhekun që del bashkë me qenin e tij. Ajo e di se asgjë nuk do të jetë më si më parë. Por edhe pamja e Xhekut dhe e qenit të tij, që shkojnë drejt liqenit, e ngroh. I duket sikur universi dalëngadalë po kthehet në normalitet.

Por, për Netin, në dritaren e katit të sipërm, po ndodh e

kundërta. Teksa zgjohet nga gjumi i thellë që bëri pasi u deh dhe pija i ka dalë, gjithçka i duket e re: mobiliet, rrezet e diellit që bien mbi tapet, dhe duart e tij. Madje, edhe dhimbja e stomakut - nuk ka ngrënë që dje në mëngjes dhe, ashtu si edhe pija, ushqimi është tretur me kohë - i duket më e gjallë, më e drejtpërdrejtë dhe më therëse. Dhe tani, në fund të lëndinës, vë re njeriun që ka kërkuar çdo ditë prej kaq shumë kohësh, Xhekun.

Nuk humbet kohë që të ndërrohet e të marrë çelësat, madje as nuk e mendon fare. Vesh atletet dhe zbret shkallët me shpejtësi. Tani ka në dorë një mundësi të artë dhe nuk ka ndër mend ta çojë dëm. Kur hap me forcë derën e jashtme, para syve, si një siluetë e mjegullt i shfaqet imazhi i frikësuar i Hanës. Nga ana tjetër, Hana nuk humbet kohë as për të veshur këpucët. Këmbëzbathur, rend pas tij, duke shkelur mbi asfaltin ende të ftohtë e të lagësht.

- Net, - bërtet ajo. - Nuk e ka fajin ai, por Neti nuk ndalet. Ai nuk vrapon, thjesht ecën i inatosur me hapa të shpejtë drejt kthesës ku ishte zhdukur Xheku. Duket si kaubojt nëpër filma, me nofullën shtrënguar dhe i vendosur, në mes të rrugës së shkretë. - Net, - thërret ajo dhe e zë nga krahu, por ai vazhdon të ecë i palëkundur, ndërsa ajo vazhdon ta ndjekë duke nxituar. Kur arrijnë te qoshja, shohin Xhekun të ulur te doku, me krahët mbështjellë pas gjunjëve dhe qenin shtrirë pranë tij. Neti ndalet teksa një makinë kalon përpara tij, ndërsa Hana e tërheq me forcë nga dora.

- Të lutem, - i thotë ajo. - Të lutem. - Makina kalon dhe Neti ngurron, por ai ka shumë kohë që pret të marrë një përgjigje. *O tani, o kurrë*, mendon, dhe çlirohet nga dora e së motrës për të kaluar rrugën.

Edhe pse mund ta ketë parë duke ardhur, Xheku nuk lëviz aspak nga vendi. Ai vazhdon të shohë ngultas sipërfaqen e ujit, derisa Neti i del përpara.

- Mendove se nuk do të të gjeja? - i thotë Neti, por Xheku nuk i përgjigjet. Ai ngrihet ngadalë, duke qëndruar përballë tij, me duart në xhepat e pasmë të xhinseve. *Nuk ia vlen as të grindesh me të*, mendon Neti. - Nuk mund të fshihesh përgjithmonë.

- E di, - ia kthen Xheku. Qeni i shtrirë në këmbët e tij lëshon një angullimë të lehtë si rënkim.

- Net, - pëshpërit Hana. - Eja të shkojmë në shtëpi. Të lutem.

Por Neti e shpërfill.

- Shpresoj të paktën të ndiesh keqardhje, - i thotë ai.

- Më vjen shumë keq për atë që i ndodhi Lidias, - përgjigjet Xheku dhe befas i dridhet zëri. - Për gjithçka. - Qeni i tij sprapset pas këmbëve të Hanës dhe tani ajo është e sigurt që Neti do t'i ulë grushtet, do të kthehet, do ta lërë Xhekun të qetë e do të ikë. Por gabohet. Për një çast, Neti mëdyshet; më pas, për këtë arsye, inatoset edhe më shumë.

- E ç'më duhet keqardhja jote tani? - i tha dhe noçkat e grushteve i janë bërë borë të bardha. - Më thuaj të vërtetën. Tani! Dua ta di! Çfarë ndodhi mes jush? Pse shkoi në liqen ajo atë natë?

Xheku tund kokën lehtë, sikur nuk e ka kuptuar pyetjen.

- Mendoja se Lidia ta kishte thënë... - dhe ndien krahun t'i dridhet , sikur do ta kapë Netin nga supi apo nga dora. - Duhej të ta kisha thënë, - vazhdon ai. - Duhej të ta kisha thënë shumë kohë më parë...

Neti bën gjysmë hapi përpara. Tani ndodhet kaq afër, kaq pranë së vërtetës, saqë bota i vjen vërdallë.

- Çfarë? - pyet ai, duke pëshpëritur me zë kaq të ulët, saqë Hana mezi e dëgjon. - Që fajin e ke ti?

Një çast para se Xheku të lëvizë kokën, Hana e kupton se çfarë po ndodh: Neti ka nevojë për një shënjestër, për diçka ku të shfryjë zemërimin dhe keqardhjen, përndryshe do të ndihet i shkatërruar. Xheku e di këtë; e kupton nga fytyra e tij, nga mënyra se si ai po bëhet gati duke drejtuar supet. Neti përkulet drejt tij dhe, për herë të parë pas kaq shumë kohësh, e vështron Xhekun drejt e në sytë blu duke e pyetur, duke u përgjëruar. *Ma thuaj! Të lutem!* Dhe ai tund kokën. *Po.*

Atëherë, i jep një grusht sa Xheku paloset më dysh. Neti nuk ka rrahur askënd më parë dhe mendonte se do të ishte një ndjesi e mirë, do të ndihej i fortë kur krahu i tij të kërcente përpjetë si

piston. Por nuk ndodh kështu. Ishte njësoj si të godisje një copë mish, diçka kompakte e të rëndë, diçka që nuk shfaq rezistencë. Madje, ndihet edhe i neveritur nga kjo gjë. Ai priste të dëgjonte një kërcitje, si nëpër filma, por grushti nuk bëri thuajse asnjë zhurmë të tillë. Thjesht një zhurmë të mbytur, si një çantë e mbushur që bie përtokë, më pas një gulçim i lehtë, që i dha gjithashtu një ndjesi neverie. Neti bëhet gati dhe pret, por Xheku nuk e godet. Ai drejtohet ngadalë me njërën dorë mbi stomak dhe shikon Netin ngultas. Ai nuk e shtrëngon grushtin dhe Netin e neverit kjo gjë.

Kishte menduar se, kur ta gjente Xhekun, kur ta godiste me grusht fytyrën e tij të vetëkënaqur, do të ndihej më mirë. Që gjithçka do të ndryshonte, që ajo valë zemërimi që ishte rritur brenda tij, do të shuhej. Por nuk ndodhi asgjë. Ajo copë çimentoje që i rëndonte në shpirt, është ende aty. Fytyra e Xhekut nuk duket më e vetëkënaqur. Ai pret që të paktën ta shohë në pozita mbrojtëse, ndoshta të frikësuar, por në sytë e Xhekut nuk pikas asnjë nga këto shenja. Përkundrazi, Xheku e vështron me ëmbëlsi, sikur i vjen keq për të. Sikur do të afrohet e ta përqafojë.

- Jepi! - bërtet Neti. - Kaq turp të vjen të mbrohesh? - dhe e zë Xhekun nga supi e bëhet gati ta godasë sërish. Ndërkohë, Hana e zhvendos shikimin para se grushti të godasë fytyrën e tij. Këtë herë, nga hunda fillon t'i rrjedhë një curril i kuq. Xheku nuk e fshin, por e lë që të rrjedhë nga flegra e hundës mbi buzë e më pas mbi mjekër.

- Mjaft tani, - bërtet Hana dhe, vetëm kur dëgjon zërin e vet, e kupton se po qan, se faqet, qafën, madje dhe jakën e bluzës i ka të lagura me lot. Edhe ata të dy e dëgjuan dhe ia ngulën sytë. Neti me grushtin ende në ajër dhe Xheku me atë vështrimin e ëmbël, tani drejtohen nga ajo. - Mjaft, - bërtet sërish dhe ndien një përshtjellim në stomak. Futet menjëherë mes tyre në përpjekje për të mbrojtur Xhekun, duke e goditur të vëllanë me pëllëmbë e duke e shtyrë tutje.

Neti nuk shfaq rezistencë. Kur ajo e shtyn, ai ndien trupin t'i lëkundet, këmbët t'i rrëshqasin mbi drurin e lëmuar dhe më pas bie në ujë.

*Kjo është ajo që përjetohet*, mendon ai ndërkohë që uji e mbulon të tërin. Ndërkohë, nuk reagon. Mban frymën, nuk lëviz as duart e as këmbët dhe, teksa fundoset, sytë i mban hapur. *Ja se si është.* Ai përfytyron Lidian tek fundoset, dritën e diellit që zbehet ndërkohë që ai zhytet edhe më thellë. Pas pak, do të prekë fundin; këmbët, krahët dhe shpina do të mbështeten pas shtratit ranor të liqenit. Do të qëndrojë atje derisa të mos ketë më frymë, derisa uji ta pushtojë të tërin dhe ta fikë si një qiri. Sytë fillojnë t'i djegin, por sforcohet që t'i mbajë hapur. *Ja se si është,* thotë me vete. *Shiko. Shiko mirë dhe mbaje mend.*

Por ai e njeh shumë mirë ujin. Trupi i tij e di mirë se ç'duhet të bëjë, ashtu siç di që duhet të përkulet te shkallët e shtëpisë, te qoshja ku tavani është më i ulët. Muskujt e tij tendosen dhe ai fillon të lëvizë. Trupi drejtohet vetë dhe krahët çajnë ujin. Lëviz këmbët derisa koka del mbi sipërfaqe dhe ai kollitet duke nxjerrë lym nga goja e duke i mbushur mushkëritë me ajër të pastër. Është tepër vonë. Ai ka mësuar se si të mos mbytet.

Neti pluskon mbi ujë me fytyrë lart, symbyllur, duke ia besuar ujit gjymtyrët e tij të lodhura. Ai nuk mund ta kuptojë se si ndodh kjo gjë. Mund ta përfytyrojë, por nuk do ta kuptojë kurrë se si ndodh vërtet. Çfarë kishte përjetuar, çfarë kishte menduar, çfarë nuk i kishte thënë. Nëse ajo ishte ndier e tradhtuar prej tij apo nëse donte që ai ta linte të mbytej. Kjo, më shumë se gjithçka tjetër, e bën të kuptojë që ajo nuk është më.

- Net! - thërret Hana duke zgjatur kokën nga doku me fytyrën e saj të vogël e të zverdhur. Më pas, shfaqet dhe një fytyrë tjetër, ajo e Xhekut, dhe një dorë zgjatet drejt tij. Ai e di që ajo është dora e Xhekut dhe e di që do ta shtrëngojë sapo t'i afrohet.

Po çfarë do të ndodhë pasi ta shtrëngojë? Do të kthehet në shtëpi i rraskapitur, i lagur, i baltosur, me noçkat e dorës të çara nga dhëmbët e Xhekut. Pranë tij, do të jetë Xheku: i ënjtur, i plagosur dhe me një njollë të errët mbi bluzë. Hana sigurisht që do të qajë; kjo do të kuptohet nga vijat poshtë syve dhe qerpikët e lagur e të ngjitur me njëri-tjetrin. Megjithatë, çuditërisht, të gjithë do të

ndihen ndryshe, si më të çliruar. Do të duhet shumë kohë për t'i ndrequr gjërat. Sot, duhet të përballen me prindërit, me nënën e Xhekut dhe me të gjitha pyetjet e tyre: *Pse jeni zënë? Çfarë ndodhi?* Do të duhet shumë kohë, sepse nuk do të jenë në gjendje që ta shpjegojnë dhe e dinë mirë që prindërit kanë nevojë për shpjegime. Do të veshin rroba të thata, Xheku do të veshë një nga këmishët e vjetra të Netit. Faqen e Xhekut dhe noçkat e Netit do të duhet t'i lyejnë me jod, që do t'i bëjë plagët e tyre të duken më të gjakosura, sikur të jenë rihapur, ndërkohë që në fakt kanë filluar të mbyllen.

Po nesër, muajin e ardhshëm, vitin e ardhshëm? Do të duhet shumë kohë. Pas disa vjetësh, do të jenë ende duke sistemuar ato copëza jete të Lidias që njohin. Do të kujtojnë tiparet e saj e do të vizatojnë sërish konturet e fytyrës së saj në mendje, kësaj radhe të sigurt që e kanë përfytyruar në formën e duhur, të bindur që më në fund e kanë kuptuar plotësisht. Do të mendojnë vazhdimisht për të: kur Marlina të hapë perdet e dhomës së Lidias, kur të hapë dollapin e më pas kur të heqë rrobat nga raftet. Kur një ditë babai të hyjë në një festë dhe për herë të parë të mos shikojë vjedhurazi të gjitha kokat bionde në sallë. Kur Hana të fillojë ta mbajë shpinën drejt, të fillojë të flasë pak më qartë, të hedhë flokët pas veshit me një gjest të njohur dhe për një çast të pyesë veten se nga e ka marrë atë zakon. Dhe Neti, kur ta pyesin në shkollë nëse ka motra apo vëllezër, do të përgjigjet: *dy motra, por njëra ka vdekur;* kur një ditë të shohë gungën e vogël që do të qëndrojë gjithmonë mbi hundën e Xhekut dhe do të ketë dëshirë që ta prekë me gisht. Kur pas shumë e shumë kohësh të vështrojë tokën, një sferë e heshtur ngjyrë blu, do të mendojë për motrën e tij, ashtu siç do të bënte në çdo çast tjetër të rëndësishëm të jetës së tij. Ai ende nuk e di këtë, por e ndien brenda vetes. *Do të ndodhin shumë gjëra,* mendon ai, *për të cilat do të kem dëshirë të të flas.*

Por, tani për tani, kur hap sytë, përqendrohet te doku, te dora e Xhekut, te Hana. Prej aty ku është, fytyra e së motrës kokëposhtë i duket drejt dhe ai niset drejt saj me not qeni. Ai nuk do që të zhytet nën ujë dhe ta humbasë nga sytë fytyrën e Hanës.

# SHËNIM I AUTORES

I kam lejuar vetes përdorimin e disa elementeve të vërteta: kopertina e librit "Arti për të fituar miq e pushtet" që përmend në këtë roman është një bashkim i kopertinave të botimeve të ndryshme, por citimet janë të gjitha autentike. Në mënyrë të ngjashme, citimet nga "Libri i kuzhinës i Beti Krokerit" janë marrë nga botimi i vitit 1968 i nënës sime, edhe pse nëna e Marlinës do të ketë përdorur një botim më të hershëm.

# FALËNDERIME

I jam thellësisht mirënjohëse agjentes sime, Xhuli Barerit, për durimin që tregoi duke e pritur romanin për gjashtë vjet dhe që gjithnjë ka pasur besim më shumë se unë te libri (dhe tek unë). Ndihem mjaft mirënjohëse për këtë. Ishte një kënaqësi e vërtetë të bashkëpunoja me Uilliam Bogesin, Ana Uajnerin, Xhema Përdin dhe Ana Knatson Gelerin nga *Barer Literary*: isha vërtet në duar të sigurta.

Redaktorët e mi të *The Penguin Press*, Andrea Uoker dhe Xhini Smith Jons, më kanë ndihmuar ta përmirësoj së tepërmi veprën time, duke më udhëhequr në çdo hap. Sofia Grupman i ka ndriçuar, me plot kuptimin e fjalës, ditët e mia, me imejlet e saj. Xhejn Kavolina, korrektorja gjuhësore; Lisa Thornblum, korrektorja teknike; Barbara Kampo dhe ekipi i prodhimit kanë rregulluar një mori mospërputhjesh dhe ishin jashtëzakonisht të duruar me mua në lidhje me përdorimin e shkrimit kursiv. Agjentja ime publicitare, Xhuliana Kian, më ka mbështetur në mënyrë dinamike e të palodhur dhe i jam mirënjohëse Ana Godofit, Skot Mojersit, Trejsi Lokit, Sara Hatsonit, Britani Bouterit dhe gjithë stafit të *The Penguin Press* dhe *Penguin Random House* që mundësuan botimin e këtij libri me kaq entuziazëm dhe dashuri.

Shumë njerëz mendojnë se arti i të shkruarit nuk mund të mësohet, por unë kam mësuar shumë nga mësuesit e mi mbi stilin dhe jetën e shkrimtarit. Patricia Pauell më ka ndihmuar që ta marr shumë seriozisht punën gjatë seminarit tim të parë të vërtetë mbi shkrimin. Uendi Himan ishte e para që dha idenë e një masteri në artet e bukura dhe unë do t'i jem përjetësisht mirënjohëse për këtë. Elizra Shafzin më inkurajoi dhe mbështeti në fillim të rrugëtimit tim dhe profesorët jashtëzakonisht bujarë të Universitetit të Miçiganit, Piter Ho Dejvis, Nikolas Delbanko, Methju Klam, Ajlin Polak dhe Nensi Rajsman, vazhdojnë që të shërbejnë si një burim mençurie për mua.

Ndiej një mirënjohje të thellë edhe ndaj mësuesve të mi, miqve të mi shkrimtarë. U jam veçanërisht mirënjohëse kolegëve të mi në Universitetin e Miçiganit, veçanërisht Uem Akpanit, Xhasper Karlsit, Ariel Dxhanikianit, Xheni Ferrari-Adlerit, Xho Kildufit, Daniele Lazarinit, Taemi Limit, Piter Meishlit, Fibi Nobelsit, Marisa Perit, Prita Samarasanit, Britani Sonenbergut dhe Xhesmin Uardit. Ajelet Amitai, Kristina Mekarol, Ana Stameshkin dhe Elizabet Shtaud meritojnë një falënderim të dyfishtë, të trefishtë, të katërfishtë që lexuan faqet e para të këtij romani përgjatë viteve dhe që më inkurajuan që ta vazhdoja punën time. Xhes Haberli jo vetëm ka qenë një shembull mjaft i mirë për mua, por ajo ishte dhe zëri i arsyes për të cilin kisha aq shumë nevojë.

Të shkruarit është një zanat vetmitar dhe ndihem shumë mirënjohëse ndaj të gjithëve që më qëndruan pranë gjatë këtij rrugëtimi të gjatë. Stafi i *Fiction Writers Review* gjithmonë më kujtonte se *narracioni është i rëndësishëm* dhe konferenca *Bread Loaf Writers* më mundësoi të njihja shumë miq dhe idhuj letrarë, duke përfshirë këtu dhe Voltronët. Në Boston, *Grub Street* më pranoi në familjen e tij të ngrohtë dhe mikpritëse; një falënderim i veçantë shkon për Kristofer Kastelanin që më priti me krahë hapur. Grupi im i shkrimtarëve, *Chunky Monkeys* (Çip Çik, Xhenifer de Leon, Kalvin Henik, Sonia Larson, Aleksandria Marzano-Lesneviç, Uitni Sharer, Adam Stumaher, Grejs Talusan dhe Beki Tuç) është

një burim i pashtershëm inkurajimi dhe kritike të pamëshirshme. Dhe sa herë që bllokohem, *Darwin's Ltd.,* nga Kembrixh më vë si me magji sërish në lëvizje me anë të një çaji të ngrohtë, sanduiçeve më të mira në qytet dhe (kushedi se si) gjithmonë me muzikën e duhur në sfond.

Së fundi, dua të falënderoj nga zemra miqtë dhe prindërit e mi që kanë ndikuar tek unë në mënyra të ndryshme. Kejti Kambell, Samanta Çin dhe Ani Ksu kanë qenë mbështetëset dhe shoqet e mia më të ngushta për më shumë se njëzet vjet. Nuk do të arrija dot që të përmendja të gjithë miqtë që më kanë qëndruar pranë gjatë kësaj kohe; ju e dini se kush jeni dhe ju falënderoj. Karol, Stiv dhe Mesila Foks më kanë pritur plot ngrohtësi në shtëpinë e tyre të mbushur me libra më shumë se dhjetë vjet më parë. Edhe nga familja ime nuk më ka munguar kurrë mbështetja, edhe kur nuk ishin *aspak* të sigurt se çfarë duhej të mendonin për pasionin tim për letërsinë; dua të falënderoj prindërit e mi, Daniel dhe Lili Ng, dhe motrën time, Ivon Ng, që më lanë (dhe më ndihmuan) të gjeja rrugën time. Burri im, Methju Foks, jo vetëm që më ka inkurajuar në çdo hap, por mori përsipër përgjegjësi të pafundme që më lejuan të shkruaj. Pa të, ky libër nuk do të kishte qenë kurrë i mundur. Dhe i fundit, por jo më pak i rëndësishëm, është im bir, i cili më bën gjithmonë të qesh, më ndihmon t'i shoh gjërat ashtu siç janë dhe që e ka mbështetur plot dashuri këtë nënë ëndërrimtare: ti do të jesh gjithmonë suksesi im më i madh.

# NJË BASHKËBISEDIM ME CELESTE NG, AUTORE E *DITAR I PASHKRUAR*

**Çfarë ju shtyu të shkruanit këtë libër?**

Historitë e mia pothuajse gjithmonë fillojnë me imazhe - në këtë rast, me imazhin e një vajze që ka rënë në ujë. Fillova të shkruaja në përpjekje për të zbuluar se si kishte përfunduar aty: E kishin shtyrë? Kishte rrëshqitur? Ishte hedhur? Teksa vazhdoja me librin, zbulova se kjo ngjarje nuk i përkiste vetëm vajzës, por gjithë familjes së saj. Ishte historia e kësaj familjeje dhe e çdo ndodhie në jetën e saj që e kishin shtyrë deri në këtë pikë - dhe, po ashtu, nëse do të mundte (dhe si) familja e saj të vazhdonte jetën. Ajo që u duk sikur ishte fundi i historisë, rezultoi të ishte vetëm fillimi.

**Zbulimi i vdekjes së Lidias provokoi një sërë pikëpyetjesh nga ana e familjes së saj. Cila ishte qasja juaj teksa shkruanit për humbjen dhe vajtimin e një personi të dashur?**

Kur humbet një person të dashur, veçanërisht kur kjo humbje është e papritur, njeriun e pushton dhimbja dhe dyshimet. Është e

pamundur që të mos i bësh vetes pyetje të tilla si: A mund ta kisha shpëtuar atë njeri? A do të kisha mundur që, po të largohesha pesë minuta më vonë, po të kisha ardhur një ditë më parë apo po të kisha thënë fjalët e duhura, ta ndryshoja rrjedhën e ngjarjes? Në mënyrë të pashmangshme, fillon të rikonceptosh e të rivlerësosh marrëdhënien që ke pasur me atë person dhe kjo është mjaft e vështirë nëse ajo marrëdhënie ka qenë e tensionuar. Xhejmsi, Marlina, Neti dhe Hana ndihen fajtorë për marrëdhëniet e tyre me Lidian - e kanë vënë nën presion, e kanë zhgënjyer dhe e kanë lënë në baltë - dhe kjo gjë i ndërlikon reagimet e tyre në lidhje me vdekjen e saj. Nëse shkruan për dikë, atëherë ti shpreh dhembshurinë ndaj atij personi dhe e vendos veten në mendjen dhe rolin e tjetrit. U përpoqa ta vendosja veten në rolin e personazheve dhe të mendoja si ata.

**Marrëdhëniet mes fëmijëve, Netit, Lidias dhe Hanës, spikatin menjëherë dhe janë përshkruar me mjaft mjeshtri. Ata e duan njëri-tjetrin, por, në të njëjtën kohë, inatosen, bëhen xhelozë, konfuzë dhe ia shfryjnë inatin njëri-tjetrit. A mund të na thoni dy fjalë për dinamikën që i karakterizon? A u bazuat edhe ju në fëmijërinë tuaj?**

Marrëdhëniet mes vëllezërve dhe motrave janë të mahnitshme: ata kanë të njëjtët prindër, rriten pranë njëri-tjetrit, por megjithatë, ndodh shumë shpesh që të jenë mjaft të ndryshëm nga njëri-tjetri dhe të përjetojnë përvoja të ndryshme edhe brenda një familjeje. Ata komunikojnë shumë dhe është normale të presësh që ta kuptojnë plotësisht njëri-tjetrin, por, në të njëjtën kohë, mes tyre ekziston edhe një largësi e tillë që pothuajse e bën të pamundur komunikimin. Gjërat ndërlikohen së tepërmi nëse njëri nga fëmijët e familjes mbahet më shumë me hatër: bën kontrast nëse një yll shkëlqen më shumë sesa të tjerët.

Motra ime është njëmbëdhjetë vjet më e madhe se unë. Duke qenë se mes nesh ekzistonte kjo diferencë kaq e madhe moshe, ne

nuk grindeshim; në fakt, mendoj se marrëdhënia jonë ishte më e fortë për shkak të kësaj diference kaq të madhe. Njëkohësisht, kur isha shtatë vjeçe, ajo shkoi në kolegj dhe më merrte shumë malli për të. Pikërisht këtu u bazova kur përshkrova ndjesinë e braktisjes që përjetoi Lidia kur Neti iku në Harvard. Unë gjithmonë e kam pasur idhull time motër dhe pa dyshim që e kam pasqyruar këtë në marrëdhëniet e Hanës me Lidian.

**Ju filluat ta shkruanit këtë libër para se të lindnit djalin. Ç'ndikim pati fakti që u bëtë prind në përqasjen tuaj ndaj personazheve dhe historive të tyre, veçanërisht Xhejmsit dhe Marlinës?**

Edhe para se të bëhesha nënë, e gjeja shpesh veten të përqendruar në marrëdhëniet mes prindërve dhe fëmijëve në prozën time artistike. Marrëdhënia me prindërit ndoshta mund të cilësohet si më e rëndësishmja dhe më e fuqishmja, madje, duke triumfuar mbi miqësinë dhe dashurinë romantike. Ajo është marrëdhënia e parë që krijon njeriu dhe ndoshta ndikon më shumë nga të gjitha në botëkuptimin e njeriut dhe në brumosjen e tij. Shumica prej nesh e kalojnë jetën ose duke përmbushur idealet e prindërve ose duke u rebeluar kundër tyre. Kur fillova ta shkruaja këtë libër, duke qenë se ende nuk isha bërë prind, përkrahja më shumë fëmijët, veçanërisht personazhin e Lidias. Por, pas lindjes së tim biri, u lidha më tepër me Marlinën dhe Xhejmsin. Fillova të kuptoja se sa shumë ia duan prindërit të mirën fëmijëve dhe se si kjo dëshirë mund t'i verbojë ndonjëherë në lidhje me *atë* që është më e mira për ta. Kjo nuk do të thotë që unë "ndryshova krah", por fakti që u bëra prind e bëri pikëpamjen time më të ekuilibruar dhe i dha librit më shumë nuanca. Tani unë përkrah prindërit po aq sa përkrah edhe fëmijët.

**Ngjarjet e librit zhvillohen në Ohajo në vitet 1970. Ju jeni rritur në Pensilvani dhe në Ohajo. Si ka ndikuar kjo në libër?**

Që të dyja periferitë në të cilat jam rritur, fillimisht në periferi të Pitsburgut dhe më pas në periferi të Klivlendit, të jepnin ndjesinë e qytetit të vogël. Shkolla ime fillore ishte mjaft e vogël, ishte një nga ato shkolla ku palestra shërbente po ashtu si mensë dhe auditor dhe në rrugën ku banoja, fëmijët luanin bashkë përjashta. Kur isha fëmijë, mbaj mend një atmosferë nervozizmi, një ndjesi e tillë që nëse doje një jetë interesante dhe emocionuese, duhej të largoheshe. Pitsburgu në vitet 1980 dhe Klivlendi në vitet 1990 ishin vende të zymta: shumë fabrika të mbyllura, shumë tension dhe papunësi, shumë dëshpërim. Kështu që e kuptoja ndjesinë e izolimit dhe ndjesinë pothuajse mbytëse që adoleshentë si Neti dhe Lidia, madje edhe të rritur, si Xhejmsi dhe Marlina, mund të përjetonin, ndjesia se vendi në të cilin jeton, është shumë i vogël.

**Për të gjithë pjesëtarët e familjes Li, ju përshkruani në mënyrë prekëse faktin se ata ndihen si të huaj dhe se ndeshen me stereotipa dhe paragjykimet e të tjerëve. Mund ta përshkruani përvojën tuaj personale dhe se si i keni trajtuar këto tema në libër?**

Prindërit e mi erdhën nga Hong-Kongu në SHBA, në Miduest: Indiana, Ilinois, Pensilvani, Ohajo. Gjatë pjesës më të madhe të fëmijërisë, ne kemi qenë pothuajse të vetmit aziatikë në komunitet. Në shkollën time në Pitsburg, për shembull, unë isha një nga dy vajzat jo të bardha dhe e vetmja aziatike në të katërta klasat. Si pjesa më e madhe e aziatiko-amerikanëve, edhe familja ime është diskriminuar hapur. Një herë, disa fëmijë të lagjes vendosën shashka në kutinë tonë postare; një herë tjetër, teksa prisnim në stacionin e autobusit, një burrë filloi të na pështynte e të na thoshte: "Kthehuni në Vietnam apo në Kore, apo andej nga dreqin keni ardhur."

Por më tinëzare sesa ato episode armiqësie të hapur dhe ndoshta më të fuqishme, janë çastet e vazhdueshme të cilat të kujtojnë se je ndryshe. Në një mënyrë apo një tjetër, të gjithë ne jemi ndryshe, por është tronditëse kur një prej këtyre ndryshimeve është i dallueshëm në pamje të parë dhe kur njerëzit e vënë re menjëherë sapo të hedhin sytë (Është e vështirë për ta shpjeguar, nëse nuk e ke përjetuar ndonjëherë. Im shoq dhe unë kemi folur shpesh për këtë, por ai nuk e kuptonte këtë ndjesi derisa shkuam në Hong-Kong ku ai, një burrë shumë i gjatë, u gjend i rrethuar nga qindra aziatikë.). Edhe nëse ndihesh si në shtëpinë tënde, reagimet e të tjerëve, madje edhe shikimet dhe komentet e çastit mund të të bëjnë të ndihesh i huaj dhe kjo, fatkeqësisht, mund të ndodhë shumë shpesh. Unë u bazova te kjo ndjesi për të përfytyruar përvojat e Xhejmsit, Lidias, Netit dhe Hanës apo të paktën reagimet e tyre ndaj këtyre përvojave. Në kuptimin e incidenteve, nuk ishte nevoja të imagjinoja shumë: ato të gjitha janë nga përvoja personale, që nga vajzat që godasin me gurë makinën e Xhejmsit, te personat që të flasin ngadalë dhe me zë të lartë, si të mos kuptosh anglisht dhe deri te gruaja në dyqan, e cila ndihet krenare që i identifikon fëmijët si kinezë dhe që më pas tërheq sytë.

Megjithatë, në libër nuk doja të prekja vetëm dallimet racore, sepse ka shumë mënyra të tjera që mund të të bëjnë të ndihesh si i huaj. Për shembull, nëna ime është kimiste, ndërsa motra shkencëtare; që të dyja punojnë në fusha ku dominojnë meshkujt; dhe unë shumë shpesh ndihem si e huaj apo gënjeshtare: a kam zgjuarsinë e duhur / përvojën e duhur / cilësitë e duhura? Të gjitha personazhet kapen fort pas kësaj ndjesie.

**Marlina gjithmonë ndihet e dyzuar: të jetë një shtëpiake e devotshme apo të përfundojë diplomën dhe të ecë përpara në jetën e saj profesionale? Çfarë keni dashur të zbuloni përmes dëshirave dhe vendimeve të saj?**

Kjo është një dilemë me të cilën përballen shumë gra: si të ekuilibrosh jetën familjare dhe personale? Edhe mua më ndodh shpesh t'ia bëj vetes këtë pyetje, ashtu si bën çdo grua tjetër që unë njoh, dhe situata e Marlinës është një version i përhapur gjerësisht. Është tronditëse të mendosh se në kohën e saj, një brez më parë, ajo kishte shumë pak rrugë të hapura. Por edhe pse tani mundësitë janë më të mëdha, kjo mbetet ende një çështje e pazgjidhur. Ne ende po luftojmë me çështjen e ekuilibrit dhe rolit të grave: shikoni interesin e madh që është shfaqur për *Lean In* dhe polemikat e esesë së An Mari Sloter te *The Atlantic*, "Why Women Still Can't Have It All". Kohët e fundit, një ish-studente e Universitetit të Prinstonit shkroi një letër të hapur ku u thoshte studenteve femra se gjëja më e rëndësishme për të bërë në universitet, ishte të gjenin burrë. Shumë gra u skandalizuan, por ajo ish-studente sapo ka botuar edhe një libër. Debati mbi atë që gratë mund të bëjnë dhe se çfarë duhet të bëjnë, vazhdon ende.

**Marlina dhe Xhejmsi janë të vendosur që Lidia të përmbushë ëndrrat të cilat ata nuk mundën t'i bënin realitet dhe vëmë re presionin që ushtrohet te Lidia dhe ndikimin që ka tek ajo. Sot, prindërimi ka evoluar në mënyra të ndryshme, por qëllimi kryesor është ende një jetë më e mirë për brezin e ardhshëm. Si pasqyrohen shpresat dhe druajtjet e prindërve në këtë libër?**

Në kopshtin e djalit tim, dëgjova një grup nënash që bisedonin për lëndët në të cilat i kishin futur fëmijët e tyre që ende nuk kishin mbushur tre vjeç: muzikë, pikturë, not, futboll, balet. Kjo nuk është diçka e pazakontë dhe njerëzit nuk kufizohen te

pasionet apo sportet. Mendoni se sa shumë mënyra ka sot për të ndihmuar prindërit që të mësojnë fëmijët e tyre: që nga ilustrimet, aplikacionet e ndryshme edukative dhe deri te klasat për përgatitjen e provimeve të lirimit. Pse? Sepse vjen nga dashuria dhe dëshira për t'i dhënë fëmijës mundësi, veçanërisht nëse vetë nuk i ke pasur këto. Të gjithë mendojnë dhe shpresojnë se fëmijët e tyre mund të bëjnë gjëra të mëdha dhe besojnë se, nëse u japin një shtytje gjatë rrugës, do të jetë një ndihmë e madhe. Por është gjithashtu e vështirë të kuptosh nëse po i ndihmon dhe po i mbështet apo nëse po e tepron me këto përpjekje. Dhe është shumë e lehtë t'i thuash fëmijës "Po e bëj për të mirën tënde". Kjo është rruga që ndjekin Marlina dhe Xhejmsi në këtë roman dhe, në fakt, unë mendoj se mund të hiqen disa paralele mes përqasjes së tyre dhe prindërimit modern.

**Ju jeni rritur në një familje shkencëtarësh. Çfarë ju shtyu të bëheni shkrimtare? Ç'ndikim pati kjo në krijimtarinë tuaj?**

Gjithnjë kam qenë e apasionuar pas historive. Më pëlqente t'i lexoja, t'i rikrijoja dhe t'ua tregoja prindërve dhe miqve të mi. Ky është një shembull konkret që tregon se unë zgjodha një rrugë ndryshe nga ajo që ishte kultivuar në familjen time. Por, në fakt, mes shkencës dhe letërsisë ka më shumë të përbashkëta nga ç'mund të pandehet. Shkencëtarët janë shumë të interesuar për të zbuluar se si funksionon bota dhe pse ndodh gjithçka. Një eksperiment shkencor lind thjesht si një "po sikur": "Po sikur t'i bashkoj këto elemente në këto kushte?" Edhe unë të njëjtën gjë bëj gjatë krijimtarisë sime, vetëm se e bëj me njerëz nëpër fletë të bardha: "Po sikur kjo familje të ishte në këtë situatë...?"

**Çfarë do të thotë për ju titulli "Ditar i pashkruar"?**

Titulli, në fakt, është një jehonë e njërës prej fjalive të fundit në libër. *Ditar i Pashkruar* i referohet të fshehtave që pjesëtarët e familjes Li i mbajnë njëri-tjetrit dhe gjithçkaje që ruajnë përbrenda, sepse kanë frikë apo u vjen turp ta shprehin. Ky titull u referohet po ashtu të gjitha fjalëve që ata nuk thonë: fjalë që harrojnë t'i përmendin, sepse nuk u duken të rëndësishme. Pas vdekjes së Lidias, çdo pjesëtar i familjes së saj sjell ndër mend herën e fundit që e pa atë dhe se çfarë do t'i kishin thënë po ta dinin se nuk do ta shihnin më. Fjalët e pathëna janë shpesh ato që të brejnë përbrenda, pavarësisht se nuk ke mundur t'i thuash apo se personi tjetër nuk të ka dëgjuar apo nuk ka dashur të të dëgjojë.

**CIP Katalogimi në botim BK Tiranë**

Celeste Ng
Ditar i pashkruar: roman / Celeste Ng;
Përkth. Erdi Ibro; Red. Pranvera Palushi, Edvina Sojati
– Tiranë: Living, 2016
270 f.; 15,2 x 22,8 cm.
Tit. origj.: Everything I never told you
ISBN 978-9928-216-04-5

1.Letërsia amerikane 2.Romane

821.111(73) -31